DILAVER REZO GOXHAI (SHPËTIM GOLEMI)




# ROMANTIKA E LUFTËS SË UÇK-SË

## Mbresa & Analiza

*Tiranë - 11. 07. 2012*

Redaktoi, korrektoi dhe faqosi Arben BLLACI
Adresa në e-mail: lavergoxhai@yahoo.com
Shtypur në: ArsPRINT, Prishtinë

ASNJË USHTRI KRYENGRYTËSE NUK KA GJENERUAR IMAZH KAQ ROMANTIK SA UÇK

Tiranë, 2012

*   *   *

Redaktor:
Korrektor letrar:
Art design:
Botues:
Shtypur në:
Mirënjohje ndaj z. Fetah Kryeziu,
Për kontributin e çmuar për botimin e librit - Autori

E shkrova këtë libër, si një lloj shpërblimi, deri sot i munguar, për ata, që ofruan sakrificën e tyre më fisnike për lumturinë ushtarake të Kosovës të fituar

me luftë. Lanë familjet dhe gjithçka tjetër, sikur të kishin lindur me dy kokë, dhe shkuan në atë luftë, e cila përcillej me ankth nga i gjithë kombi ynë, u shndëruar kështu në simbol të bashkimit kombëtar , ndaj nuk mund të harrohen kurrë, për gjakun e derdhur dhe sakrivicat që bënë.

Mirënjohje të përjetshme, për "Vullnetarët e Lirisë"!

ASNJË USHTRI KRYENGRYTËSE NUK KA KRIJUAR DHE PËRCJELLË IMAZH KAQ ROMANTIK, SA USHTRIA ÇLIRIMTARE E KOSOVËS

…………………………………………..

**NGA LUFTIMET NË RETHINAT E BUDAKOVËS**

(Reportazh direkt nga fronti i luftës, 06 prill 1999)

**E** diel, 4 prill 1999. Forcat sërbe, të disllokuara në afërsi të fshatit Budakovë, deri në orët e mesditës nuk patën aktivitete si në ditët e mëparshme. Çuditërisht, deri në këto orë nuk kryen goditje me batare baterish dhe me grupe të tëra artilerie kundër pozicioneve të forcave të UÇK-së dhe fshatrave, që mbrohen nga këto forca. Kjo "heshtje" serbe e rriti më tej vigjilencën e forcave të Br.123 dhe 125 të UÇK-së.

Papritmas, në orën 13.00 del në radio komandanti i batalionit të dytë të Br.125, Lulzim Kabashi, i cili njofton: "Serbët janë afruar në fshehtësi me ushtarë të shumtë, pa u shoqëruar nga mjetet e motorizuara, dhe po u vënë zjarrin fshatrave të mbirrugës Suharekë-Prizren: Mushtishtit, Dubravës, Sallograxhës, Sopi, Shirokë, Grekoc e Gjinofc dhe po tentejnë të hyjnë në fshatin Popovlan".

Këtu hasën në rezistencën e njësitit të përparuar të UÇK-së. Ata ishin tre luftëtarë, me në krye Besnik Sejdi Muçën. Kjo rezistencë i dha alarmin kompanisë së parë të batalionit dhe i siguroi kohën e nevojshme që ajo të kapte pozicione të reja, në këtë drejtim. Gjatë kësaj qëndrese, prej gati një orë, ra në fushën e nderit luftëtari Besnik Muça. Tre djem shqiptarë po përballonin sulmin e dyzetë policëve specialë sërbë, të cilëve u erdhi në ndihmë një autoblindë me armë kundrajrore, (topa kundrajrorë 30 mm, të quatura "Praga") dhe dy pizgauerë (xhipa të blinduar) plot me policë, duke u shoqëruar nga një makinë me municion.

Mbritja e përforcimeve serbe përkoi me hapjen në vijat mbrojtëse të kompanisë së parë të batalionit të dyte (b2Br125). Më vonë, para pozicioneve të kompanisë u përqëndruan shumë forca dhe mjete të tjera sërbe, të cilat filluan të mbështeteshin me zjarrin e disa grupeve të artilerisë: një i vendosur në Biraç, një tjetër në Qafën e Duhlës, një grup tjetër mortajash (minahedhës) i bazuar në fabrikën e gomave "Damper", (në Suharekë), si dhe prej një baterie mortajash e vendosur në qëndër të fshatit Mavlan, i banuar tërësishtë me serbë.

Në këto kushte, kompania e jonë, e cila komandohet nga komandanti i batalionit, Lulzim Kabashi, nuk mundej ta përballonte atë sulm për një kohë të gjatë, prandaj kërkoi përforcime. Menjëherë u urdhrua nga Komandanti i Zonës që batalioni i dytë i Br.123, i cili porsa kish mbritur në fshatin Papaz, të shkonte me urgjencë në ndihmë të kompanisë së batalionit të dytë të Br.125, ku ndodhej edhe Shefi i Shtabit i Zonës së Dytë të Pashtrikut, Nexhmedin Kastrati. Batalionit i duhej të kryente marshim të sforcuar, rreth 7 km, nëpër një terren të thyer.

Mirëpo, komanda e batalionit si dhe oficerat e shtabit të Brigadës dhe ata të Shtabit të Zonës, që ndodheshin me ta, vendosën që të nisnin për në Papaz vetëm një kompani, e cila ishte më e freskët, ndërsa forcat e tjera vendosën t'i mbanin në gatishmëri (rezervë) për ndonjë të papritur të mundëshme. Pas 1orë e 20', kompania mbriti në rajonin e Popovlanit dhe, sëbashku me kompaninë e batalionit të dytë të Br.123 nuk e lejuan depërtimin e mëtejshëm të forcave serbe. Në ora 16.00 një kolonë ushtarake serbe, e përbërë nga dhjetë trasportues të blinduar, del nga Qyteti i Suharekës, duke lëvizur me një shpejtësi maramëdëse dhe, pasi kalon fshatin Bukosh, po me atë shpejtësi, drejtohet për në fshatin Vraniç. Qëllimi i këtij manovrimi nga ana e armikut ishte që, t'u delte dy kompanive tona në krah, nga ana veriore e tyre.

Në këtë drejtim ato forca të armikut u ndeshën me një skuadër të batalionit të dytë i Br.123, e cila e ndali me zjarr të fuqishëm atë kollonë, duke bërë një rezistencë të jashtëzakonshme, me në krye vetë komandantin e kompanisë vëzhguese-diversioniste të kësaj brigade, i cili me shëmbullin e tij ndërmori kundërsulm vetë i tretë dhe, i mbështetur nga zjarri i pjesës tjetër të skuadrës, bëri të mundur që serbët jo vetëm të mos depërtonin në brendësi të fshatit, por u detyruan të tërhiqeshin deri në fshatin Mavlan. Gjatë kohës që kjo skuadër zhvillonte luftime i erdhën në përforcim disa vullnetarë nga fshati.

Gjatë natës, në fshatin Mavlan dhe Kryshicë e Ulët, armiku grumbulloi 24 tanke e transportues të blinduar si dhe deri një batalion këmbsorie. Në orën 03.00 të ditës së nesërme, 05.04.1999, armiku, me këto forca filloi sulmin në drejtimin: Kryshicë e Ulët - Butakovë, me qëllim që të pushtonte lartësitë e Bukogllavës dhe me këtë rast t'i detyronte forcat e UÇK-së ose të tërhiqeshin në drejtim të veriut, ose të pranonin asgjësimin.

Me këtë situatë kritike u njoh edhe një pjesë e Shtabit të Përgjithshëm, me në krye shefin e Shtabit, Byslim Zyrapin, që ndodheshin në afërsi të zonës ku kryheshin veprimet luftarake, në bjeshkën e malit të Jezercës. Pasi u analizua me kujdes situata, duke vlerësuar armikun dhe forcat që kishim në dispozicion, Shtabi i Përgjithshëm urdhëroi që të bëhej riorganizimi i të gjitha atyre forcave, të cilat urgjentisht të viheshin nën drejtimin e një komande të vetme dhe të ndalohej me çdo kusht përparimi i armikut. Si rjedhojë, u krijua një shtab operativ.

Pasi u dha ky urdhër në radio, antarët e Shtabit të Përgjithëshëm, Bislim Zyrapi dhe Ekrem Rexha (komandant Drini), shkuan direkt e në rajonin ku zhvilloheshin luftimet, për të vëzhguar e për t'i ndihmuar nga afër.

Pas krijimit të shtabit operativ u vendos që forcat tona të kalonin menjëherë në mbrojtje, në dy vija transhesh (skalione), duke mbajtur në rezervë forcat e një kompanie.

Luftimet u zhvilluan të ashpra, duke u mbrojtur me zjarr e kundërsulme të shkurtëra, me skuadra e toga. Ato luftime vazhduan deri në ora 20.00. Pas kësaj ore forcat serbe u tërhoqën në rajonet e bazës së nisjes, atje ku kishin zënë pozicionet para se të kalonin në sulm.

Forcat tona ia arritën qëllimit. Armiku nuk mundi të futej në Butakovë, por u përqëndrua në pozitat e zëna dhe nuk u tërhoq, sikundër vepronte zakonisht kur binte erësira, edhe pse pati rreth pesë të vrarë e shumë të plagosur.

Forcat tona, të imponuara nga goditjet e pareshtura të artilerisë armike, detyrohen të lënë dy transhetë e para dhe gjatë gjithë natës u bë përmirësimi dhe përforcimi i mbrojtjes, në transhenë e tretë, pasi u pa se armiku nuk do të hiqte dorë nga sulmi. Në këtë vijë mbrojtëse terreni nuk e lejon armikun të vijë me mjetet e blinduara.
Gjithashtu, shtabi operativ merr vendim që gjatë natës të ndërmerret një sulm i befasishëm, që armiku të dertyrohet të heqi dorë nga vijimi i sulmeve të mëtejshme. Sulmi ndërmerret me një kompani luftëtarësh, në ora 03.00, të datës 06.04.1999, në krahun verior të forcave armike, dhe zgjati gati një orë; por nuk iu arrit qëllimit, pasi nuk mundëm ta zhvendosim armikun nga pozicionet e zëna.
Armiku u mbrojt me tërbim dhe në ora 08.00 kaloi në sulm me forca të shumta, në tre drejtime të ndryshme. Goditjen kryesore e dha në drejtimin: Kryshicë e Ulët - Butakovë, ndërsa goditjet ndihmëse i dha në drejtimet: Mushtisht - Maçetevë dhe fshati Duhël - Grajçec. Qëllimi i armikut ishte që me forcat e dy drejtimeve të para të bënte krahmarrjen e më vonë rrethimin e forcave të UÇK-së, që mbroheshin në rajonin: Budakovë - Dvoran - Bukogllavë dhe t'i kapnin rob ose t'i asgjësonin ato; ndërsa me forcat që sulmonin në drejtimin Duhël - Grajçec të delte në krah të forcave tona që mbroheshin në drejtimin e goditjes kryesore të armikut, me qëllim që forcat tona të detyroheshin të hiqnin një pjesë të forcave dhe kështu të dobësohej mbrojtja e forcave tona dhe t'u krijonte kushte forcave të veta për realizimin e detyrës së tyre, rrethimin dhe asgjësimin e forcave tona.
Sikundër shihet, ideja e armikut qëndronte në coptimin në mënyrë të vazhdueshme të mbrojtjes sonë; në ndarjen e kompanive tona njëra nga tjetra, dhe në asgjësimin e tyre një nga një, atje ku t'i jepej mundësia. Këtë strategji armiku e mbështeti kryesisht në fuqinë e blindit, në përqëndrimin e zjarrit e të forcave si dhe në befasinë e goditjes. Strategji e drejtë, por me një mangësi, të cilën serbët nuk mund ta eleminojnë: dispropocioni midis fuqisë së tyre ushtarake dhe mungesës së motivit tek ushtarët e tij për të luftuar. Në këtë boshllëk hyri pyka e çelniktë e luftëtarëve të UÇK-së: qëndrushmëria dhe trimëria e pavdekshme e tyre.
Formacionet e UÇK-së kanë ndërlidhje me radio mes veti dhe me Shtabin e Përgjithshëm. Në drejtimin Duhël-Grajçec armiku u ndal nga forcat e kompanisë së tretë të batalionit autonom vëzhgues-diversionist i Shtabit të Përgjithshëm, nën drejtimin e komandant Gurit (Jetullah Qarri), të cilat kapën me shpejtësi lartësitë e Topillës dhe nuk e lejojnë armikun të depërtojë as edhe një hap në thellësi të mbrojtjes sonë. Forcat armike të këtij drejtimi, pasi dështuan disa herë me sulmet e tyre, u kthyen dhe filluan të djegin fshatrat Stravaçinë, Dragaçinë dhe Vërshec.
Përsa u përket forcave serbe që sulmojnë në drejtimin Mushtisht-Maçetevë, përballen me një kompani të batalionit të dytë të Br.123, e cila, duke shfrytëzuar me mjeshtëri terrenin, në kuotat që s'mund të arrinin mjetet e motorizuara të armikut, bën një organizim të tillë zjarri, që nuk e lejon armikun të përparojë as edhe një metër më tej.
Sulmet e herë-pas-herëshme të armikut vazhduan deri në ora 10.00 dhe ai, pasi u bind se ishte e pamundur të thyente mbrojtjen tonë e të përparonte më tej, edhe pse u mbështet fuqishëm nga zjarri i artilerisë së lartpërmëndur dhe zjarri i

disa tankeve që i erdhën në përforcim në mëngjezin e datës 6 prill, u u detyrua të tërhiqet, duke u rigrumbulluar në Suharekë e Prizren. Një pjesë tjetër të forcave, armiku e la në fshatin Kryshicë e Ulët, të përforcuara me tanke e transportues të blinduar.
Edhe gjatë kësaj dite armiku pati të vrarë e të plagosur, pasi ambulancat e tij ardhën e u larguan disa herë, si dhe iu dogjën nga zjarri ynë një transportues i blinduar, një kamjon dhe një pizgauer.
Forcat tona janë duke përforcuar pozitat dhe po përgatiten për të përballuar veprime luftarake të mëtejshme.
Gjatë atyre luftimeve patëm tre të vrarë: Besnik Muçaj, Zaim Buçaj dhe Emrush Buzhala vullnetar i fshatit Vraniç, si dhe na u plagosën pesë luftëtarë të UÇK-së dhe tre luftëtarë vullnetarë të forcave të fshatit.
Në ato luftime nuk mund të dalloje se cili luftëtar ishte më trim se tjetri. Njëkohësishtë forcat tona e rritën edhe më shumë besimin në forcat e veta dhe, ajo më kryesoria është se u fitua një përvojë e re, nevoja e krijimit të shtabit operativë për zhvillimin e luftimeve të shkallës operative si dhe mënyra e ndarjes dhe e kryerjes së detyrave nga antarët e atij shtabi.

## SA TË GËNJYER ISHIM !

(Intervistë me ish refugjatin prej Prishtine në Korçë,
Ismet Myftar Berishën dhe bashkëshorten e tij, Nailen)

Ishte dita e parë e muajit mars 2003. Shkova te vendi ku shkëmbeheshin paret, para Gjykayës së Prishtinës, te rruga për Llap, për me shkëmby do Lekë në Euro. Personi i parë që takova, m'i shkëmbeu parét dhe, kur unë po bëhesha gati me u përshëndet e me u largu, ai më pyeti: Prej nga u kena, bre, zotni? Prej Tirane. Nga e folmia më dukesh se duhet të jini prej Jugut të Shqipnisë. Po, i thashë. Kam dëshirë me pijtë nji kafe sëbashku, nesë ka mundësi? Me gjithë qejf, iu përgjigja dhe shkuam në një prej kafeneve më të afërta, të cilat, shyqyr Zotit, janë me shumicë, si dhe në Tiranë. Më tregoi se gjatë periudhës së luftës, prill-qershor 1999, kish qenë gati tre muaj refugjat në Korçë dhe kish mbetur "i fantazuar" nga mikëpritja e atjeshme, sikundër e përdorte shpesh këtë fjalë. Pasi ma tregoi gjithë ngjarjen, ramë dakort që të shkoja në familjen e tij dhe të bënim një intervistë. Të pasnesërmen shkova sëbashku me Ademin dhe Dritanin në shtëpinë e tij, Lagja e Trimave, dhe zhvilluam këtë bisedë:
**Sh. Golemi:** *Dhe tash të kalojmë në bisedën rreth shkuarjes muhaxhirë në Korçë. Kur dhe si u larguat nga Kosova?*
**I.Berisha**: Rreth nji javë pas fillimit të bombardimeve nga NATO-ja. Na nxorri policia nga shtëpitë, me dhunë, duke na këcënuar. Dolëm ashtu, me çka ishim vesh. Vetëm paret munda me marrë. Me fëmijët për dore na detyrun të shkojshim në stacion të trenit, në Prishtinë. Atja ishte pothuj e gjithë Prishtina. Nuk dinte askush se ku po na çojshin. Treni mbrini pas 2-3 orësh.
**Ndërhyn Nailia:** Treni i parë që ardhi pas 2–3 orësh ishte për Nish. Nuk guxum me hyp në të. Në orën 2 të mesnatës ardhi treni tjetër që hypëm, nën krismat e antiajrorëve dhe goditjeve të aroplanave. Në tren kish mizëri njerëzish.

**Ismeti**: (vazhdon**)** Atje ku zbritëm mësuam se quhej Bllacë. Nuk kisha qenë ndonjiherë. Ndejtëm atje rreth nji javë. Ishim si mos ma zi. Na hypën në autobuza, kuptohet milicia maqedone. Edhe ata nuk na thanë se ku do të na çojshin. Ishim gjithë frikë. Askush nuk fliste. U nisëm aty nga mbramja. Aty nga mesnata kalum kufinin dhe mësova se ishim në Qaf-Thanë. Aty e mësuem se po na çojshin për Shqipni. U frikësova edhe ma keq. Nuk dëshirojsha me shku në Shqipni. I thashë grus se ma mirë do të ishte me na çue në Beograd se sa në Shqipni. Ajo nuk më foli, ç'asht e vërteta.
**Sh. Golemi**: *Pse kjo dëshirë a frikë, si me e qujt?*
**I.Berisha**: Me thanë të drejtën për Shqipninë, ato vitet e fundit kishim ndigju shumë gjana të liga. Pata lexue në gazetat tona në Prishtinë se Shqipnia ka veçse rebela, vrasje e grabitje. Madje në njanën prej atyne gazetave pata lexue se, do hajna prej Tropoje patën shku në nji familje të nji fshati të Gjakovës dhe i kishin lyp 25 mijë DojçMark, "ndyshe, i patën thanë të zotit të shpisë, do të të vrasim djalin", dhe ashtu patën ba, sikundër shkrunte gazeta, bre. Qashtu, besa. Jo vetëm unë, por të gjithë çka unë pata bisedue rreth Shqipnisë, ashtu mendojshin n'atë kohë.
**Sh. Golemi**: *Si vazhdoi odiseja e juaj më vonë?*
**I.Berisha**: Kur zbritëm nga autobuzët ishte mëngjes, gati ora pësë. Unë me fëmijët e mi zbrita i pari dhe isha i pari që hyna në një sallë sporti, për ku na drejtuan. Nuk dijshim ku ishim.
**Sh. Golemi**: *Sa fëmijë kishit me vehte?*
**I. Berisha:** Të tre, dy djemtë dhe vajza, 11, 9 dhe 6 vite.
**Sh. Golemi**: *Po..?*
**I. Berisha**: Sa hyna mbrendë pashë bukë të rumbullakta e të mëdhaja, të cilat nxirnin avull. Ndjeva një farë ngrohtësie. Disa zonja të reja na dolën përpara. Fjalët ngrohëse të tyne ishin fjalët e para që ndigjoja prej gojës së shqiptareve të Shqipnisë. M'u duk sikur më fliste nana dhe motrat e mia. Nuk kisha ndigjua kurrë zëra me atë lloj ngrohtësije e aq shqipe të pastër. Në ato momente besova me të vërtetë se edhe për ne shqiptarët paska Perëndi. Ndoshta edhe nga që kishim një javë që as hanim, as pinim e as flinim. Nuk e di. Qysh aty fillova të mallkoja vedin pse e pata aq jashtë zemre vajtjen në Shqipni. Sa të gënjyer ishim! (I mbushen sytë me lot dhe nuk po vijnte më tej, por i vjen në ndihmë e shoqja):
**Nailia:** Kur pamë atë mikpritje na iku frika që na kish shoqëruar gjithë ato ditë.
**Ismeti**: Na sistemun, duke na dhënë bukë të ngrohtë dhe djath. Nga e folmja e tyne kuptova se ishin toskë. Pas pak e mësuam se ishim në Korçë. Pasi na lanë 2–3 orë me u shlodh, erdhi policia dhe na morri me disa kombe (furgona), por ata sikur ishin diç ma të mirë se kombet.
**Sh. Golemi**: *Duhet të kenë qenë mikrobuza.*
**I.Berisha**: Po. Sak, qashtu. Na zbritën në afërsi të një shkolle fshati. Ora ish aty rreth 3 pasdite. Ishim në fshatin Vranisht. Nuk kishim zbritur ende prej kombeve, kur u mblodhën shumë fshatarë. Më shumë gra se burra. Ata na rrethun dhe nuk po flisnin, veçse na shifnin, tuj i pasë sytë plot me lotë. Kjo na bani edhe ma shumë përshtypje, që nuk kam për ta harru kurrë. Gjaku qante për gjakun! Më

vinte turp prej vedit, që iu pata shprehë grus në at' mënyrë: "do të ish më mirë me shku në Beograd". Më dukej sikur më patën ndigjue deri këtu në Korçë.
Dikush prej fshatarëve mundohej me na buzëqeshë, por e shihja se e kishin të pamundun. Ne prej Kosove shikonim njani tjetrin. Por kjo zgjati shumë pak. Heshtjen e thyejti një grua, e cila ishte mësuese. U afrue drejt meje dhe, pasi më përshneti, më pyti: Sa fëmijë ke? Tri, i thashë, si dhe unë e gruja, vet i pestë. A dëshironi me ardhë e me u strehu te familja jeme, më pyti. Në rregull, i thashë…
**Nailia** (ndërhyn, duke e ndërprerë): Pastaj m'u drejtua mua, duke më thanë se nxanësit e mi kanë dëshirë me taku moshatarët e tyne prej Kosove. A mund të më prisni dhjetë minuta me i marrë e me i çu fëmijët në klasë? Dhe ashtu bani.
**Sh. Golemi:** *Sa familje ishit gjithsej që shkuat në Vranisht?*
**I. Berisha:** Ishim rreth njëzetë familje. Përveç meje ish Hakifi nga Millosheva e Obiliqit (Kastriot) me dhjetë familje të fisit të tij; një mësues prej Vuçiterne, Destan e quanin, sëbashku me familjet e tre djemve të tij; Ismet Kutlleshi prej Podujeve (Besjana) me tre familje, kushrinj të tij; ishin dy familje nga Bregu i Diellit të Prishtinës dhe tre familje prej Mitrovice.
**Sh. Golemi**: *Ku u strehuat përfundimisht dhe sa qëndruat atje?*
**I. Berisha:** Mësuesja më mori e më çojti në shpinë e saj. I shoqi i saj pat qenë kryetar i kooperativës në kohën e Enverit. Ai quhej Gëzim Kavolli, ndërsa të shoqen e thërrsnin Fiqo, mësuese. Kur shkuam në shtëpi, Gëzimi nuk ndodhej atje. Fiqua nuk na la me heq as këpucët, por na shtyni me zor mbrena me gjith këpucë. Na qerasi me plot të mirat, pastaj na tregoi se ku do të flinim. Na liroi dhomën ma të mirë, atë ku ata flijshin qysh kur ishin martu. U lajtëm dhe ramë e fjetëm si të vdekun. Kur erdhi i shoqi në mbramje, na foli gjithë buzëqeshje dhe na tha se ma hudhi gruja. "Do të kisha dëshirë që unë me u marrë, por ja që ajo u tregu ma e shkathët se unë. Do të rrini te unë, na tha, jo një muj e dy, por me vite të tana, deri sa të bëhet mirë me u kthy në Kosovë. Mos kini dert, do të hamë sëbashku e do të jetojmë sëbashku. Ju nuk duhet të merakoseni për asgjë, se gjithçka do ta përballoj unë me familien time. Unë do të bëj edhe një shtëpi me dy dhoma dhe ajo do të jetë e jueja tanë jetën. Edhe kur të shkosh për Kosovë mund ta shesësh, nuk ka problem, ajo do të jetë e jueja. Ju u kanë përzënë nga vatani, por mos u sikletosni, çdo gja do ta kalojmë sëbashku, të mirat dhe të këqijat. Jena vëllazën. Pastaj, atje kena nji ushtri të tanë, që lufton dhe kushedi sa të tjerë do t'u bashkangjiten". Nuk po u besojsha vëshëve e as syve për çka dëgjoja. Edhe deri këtu paskan dëgjuar për UÇK-në, thash me vedi, dhe më ardhi turp që nuk isha dhe unë në UÇK. Po, besa.
**Sh. Golemi**: *Dhe a ta ndërtoi shtëpinë?*
**I. Berisha**: Si jo, madje për pakë ditë.
**Sh. Golemi**: *Si ja kaluat në Vranisht?*
**I. Berisha**: Në Vranisht ndejtëm gati 4 muaj. Javën e parë pothujse e kalum nat e ditë me gjumë. Ishim shumë të lodhun nga udhëtimi, por më shumë nga qëndrimi në Bllacë, ku pothujse nuk patëm fjetë as një natë, pasi binte shi gjatë tanë kohës dhe ishim jashtë. Ngroheshim në zjarre, ku tymi na pat qitë edhe sytë prej vendi. Të nesërmen u zgjuajta rreth orës 10 dhe shkova në shitore, për të blerë cigare, pasi nuk e pashë që Gëzimi më pat lënë në dhomë një stekë me cigare. Kur dola prej shitores, fshatari i pare që më takoi në rrugë, më pyeti se a e pata

njohur më parë Gëzim Kavollin. Jo, i thashë, po pse më pyt? Sepse ke ardhë te njeriu ma i mirë e ma i nderuemi i fshatit tonë. Eh, sa m'u ba qejfi!

**Sh. Golemi**: *Po me fshatarët e tjerë a pate mundësi të takoheshe e të bisedoje?*

**I. Berisha:** Çfarë të të them. Nuk guxojshe me dalë në rrugë se, porsa na takojshin neve prej Kosove na kthenin me zor nga shtëpija. Ktheu për një kafe, na thonin dhe nuk na lëshojshin pa u shkuar në shtëpi. Mund të them pa droje se gati në gjysmën e shtëpive të Vranishtit kam qenë mysafir. Porsa fillonte muhabeti, dilte kafeja bashkë me rakinë. Atje mësova edhe rakinë dhe, të them të drejtën atje u shëndosha se kam qenë shumë shëndetlig. Kur nuk kalonin as disa minuta, fët e fët shtronin diçka për me ngrënë. Ishin interesant! Po ç'pastërti more vëlla! Kur largoheshim na jepnin qumësht për fëmijët, fruta, perime, mirëpo ku t'i çojsha, pasi ato nuk më mungonin te Gëzim Kavolli dhe më dukej sikur e ofendojsha qëllimisht.

**Sh. Golemi**: *Po në qytetin e Korçës a mundët të shkonit?*

**I. Berisha:** Po more. Më ka shëtit Gëzimi, duke më marrë me tanë familjen, çdo javë. Madje kam shku edhe vetë me familien, kur mësova nga me shku. Më ka ba përshtypje se në të shumtën e rasteve, kur ulsha me gruan a vetëm, me pi kafe a diçka freskuese nëpër klubet e Korçës, porsa më dallonin nga e folmja se isha prej Kosove, nuk pranonin me m'i marrë paret.

**Sh. Golemi:** *Ç'farë të ka bërë më shumë përshtypje gjatë qëndrimit në Korçë dhe Vranisht?*

**I. Berisha**: Pastërtija dhe regullsia e qytetit, sjelliet e kulturume të të gjithë njerëzve. Nuk di si ta them, por mbi të gjitha më ka banë përshtypje jo veç zgjuarsija e atyre njerëzve, por edhe mënyra se si të mbushnin mëndjen more vëlla. More, qoftë edhe me një puntor të regullimit të rrugëve, po të ulshe e të bisedojshe me të, të kthjellte më mirë ai, se çdo politikan i Kosovës. Ata të kthjellnin në daçë për politikën në përgjithësi, në daçë për UÇK-në.

**Sh. Golemi:** *Kur u kthyet në Kosovë?*

**I. Berisha**: Jena kthy në korrik. Na kanë sjellë tre autobusë me na marrë. Doli i gjithë fshati me na përcjellë. Shumica nga ne dhe ata qajshim. Sa njerëz të dashun! Na çuan në Korçë, ku ndejtëm gati një javë, sa ardhën e na muarrën helikopterat e na sollën në Kukës. Atë javë na vinin nga Vranishti familjarët ku kishim qenë, na vizitojshin e na sillnin bostan.

**Nailia:** Kur do të iknim desha me i lanë një kujtim Fiqiretit dhe hoqa njanën prej unazave të mia dhe i thashë ta mbante kujtim. Ajo më shihte në fytyrë dhe qante, duke më thanë se ju nuk dihet se si do ta gjeni shtëpinë në Kosovë prandaj mos lerë asgja këtu. Me zor ia lash atë kujtim. Sa njerëz të mirë! Eh, sikur me qënë të gjithë ashtu, sa mirë do të ishte!, (dhe ngrihet nga vendi, sikur don me marrë diçka për me e evndos në tavolinë, por e pamë se nuk i mbajti më lotët dhe shkoi e fshiu fshehtas nesh).

**Sh. Golemi**: *Sa pare u kërkuan fshatarët për qëndrimin atje gjatë 4 muajve?*

**I. Berisha**: E ke me gjithë mend, a ban hajgare? As unë dhe as një familje shqiptarësh prej Kosove, që ishim në Vranisht, nuk u kemi paguar as edhe pesë cent. Gjithçka është përballue prej familjeve që na kanë mbajt. Asnjë fjalë nuk po shtoj, pasha Allahun!

**Sh. Golemi**: *A mbami lidhje me familien e Gëzimit?*

**I. Berisha**: Po. I marr shpesh në telefon. Madje në një rast ka ardh edhe djali i tij në Kosovë dhe ka ndejt një natë. Kam ba në jetë me shku këtë verë, me i vizitu.
**Sh. Golemi**: *Ju faleminderit për intervistën*.
**I. Berisha**: Ju falemnerës juve që më mundësut me shpreh mirënjohjen për ata njerëz aq të mire, që pashë, jetova e njoha në Korçë. (Dhe na përcollën deri jashtë oborit, me një ndjenjë dashurie dhe respekti sikur të ishim familja e Gëzim Kavollit nga Vranishti i Korçës).
Prishtinë, 3.3.2002

## LETËR NGA LUFTA

(Kolegëve të mi arsimtarë të shkollës 8 vjeçare në Kodër-Kamëz, Tiranë)
Divjakë, Kosovë, 16 Maj 1999

Të dashur kolegë.
Lutem, pranoni urimet e mia për mbylljen me sukses të këtij viti shkollor plot brenga shoqërore të popullit e të kombit tonë. Uroj që këtë vit mësimor ta mbyllni me përqindje sa më të lartë kaluese. Më besoni, shpesh jetoj me punën tuaj pasionante e dobiprurëse për shoqërinë. Kjo ndjenjë më shtohet edhe më shumë në rastet kur më takon të kaloj nëpër rajone ku ka popullsi të grumbulluar në vende të kontrolluar nga UÇK-ja, për t'i mbrojtur nga ushtria më antinjerëzore që njeh historia, të cilën po e shoh për ditë me sytë e mi. Ajo është ushtria serbe.
Jam më se i bindur që ju i keni ndjekur lajmet mbi luftën që po bëhet në Kosovë dhe për këtë nuk kam as më të voglin dyshim, por, ato çka janë transmetuar deri tash nëpërmjet organeve të masmedjas rreth masakrave serbe ndaj popullsisë shqiptare në Kosovë, besomëni, janë si pika e ujit në oqean. Ju i kini parë kampet e krijuara në Shqipëri me popullsinë shqiptare të shpërngulur nga Kosova, e ndoshta edhe kini strehuar familje shqiptarësh prej këtej, por kurrë nuk mund ta merrni me mend gjëndjen katastrofike të shqiptarëve të shpërngulur e të ngujuar në malet e Kosovës. Ata, duke u larguar me urgjencë, kanë mundur të marrin me vete vetëm fëmijët dhe kanë ikur me vrap, duke lënë prapa gjithçka nën mëshirën e flakëve të zjarrit të ndezur nga policia dhe ushtarët serbë, si hakmarrje ndaj humbjeve të pësuara në ndeshjet me bijtë luftëtarë të Kosovës. Si të tillë, këta të shpërngulur kanë nevojë për mbrojtje, për ushqim, për veshje, për fjetje, e në mënyrë të veçantë për ilaçe. Në këto kushte luftëtarët dhe komandantët e UÇK-së nuk kursejnë asgjë, as jetën e tyre.
Po u tregoj një rast. Në një marrshim që bënim sëbashku disa nga ne të Shtabit të Përgjithshëm me Kryetarin e Qeverisë së Përkohëshme, Hashim Thaçi, dhe me disa antarë të tjerë të qeverisë, na takoi që të kalonim mespërmes një vëndgrumbullimi të madh të popullsisë së zhvendosur në një grykë mali. Diku larg zhvilloheshin luftime. Krismat e armëve ishin shumë të shpeshta dhe të afërta. Nga krismat, kuptohej që luftimet ishin të rrepta. Ishin orët e mesditës. Gratë, fëmijët dhe pleqtë, që përbënin kampin, porsa panë ne, një grup luftëtarësh, dolën nga mbulesat prej plasmasi të lidhura nëpër degët e shkureve të pyllit dhe na përshëndetën.
Në një moment na duhej që të ndalonim, pasi shumë fëmijë kishin bllokuar rugën dhe na nderonin si luftëtarë sriozë, duke u munduar sejcili që të na prekte me dorë. Shumica ishin fëmijë shkolle. M'u duk sikur isha para oborrit të shkollës,

sikur ata ishin nxënësit e mi dhe tuaj. Ndalova dhe fillova t'i puth me mall, por lotët më tradhëtuan. Hashimi e vuri re dhe urdhëroi të pushonim. Ai u shkëput nga ne dhe shkoi të bisedonte me një masë më të madhe njerëzish, burra e gra, të cilët u grumbulluan shumë shpejtë, duke u filmuar nga arkivisti ynë, Nuriu, ndërsa unë fillova t'i pyes fëmijët për emrat, për baballarët, për vëllezërit e motrat, për klasën që u ish ndërprerë etj. Shtysa e profesionit mbase. Nuk do ta besoni: të gjithë ata fëmijë i kishin baballarët dhe vëllezërit e rritur në radhët e uÇK-së dhe për këtë mbureshin, duke mos i lënë radhë njëri-tjetrit!
U shmalla e u shlodha njëkohësishtë, edhe pse ishim pa gjumë dhe kishim shumë orë që udhëtonim. Njerëzit nuk na njohtën se kush ishim, por edhe ne nuk u prezantuam.
Të dashur kolegë, gjatë atij takimi dallova diçka që nuk e pata vënë re më parë dhe që m'u duk shumë intresante: Fëmijët më kuptonin çdo fjalë që unë u flisja, pasi ma kthenin përgjigjen menjëherë, ashtu si e kanë fëmijët, të gjithë njëherësh. Ndërkohë që kjo nuk më ka ndodhur me  më të rriturit, me të cilët shpesh detyrohem të përdor dialektin e tyre. A mund të ma shpjegoni se si mund të ndodhi një gjë e tillë? Mos vallë nga që fola me ta si mësuesi me nxënësin? Unë nuk mundem ta shpjegoj. Më pas fillova ta shof me tendencë këtë dukuri dhe kështu më ka rezultuar. Por le të kthehemi tek rasti që po flas.
Më në fund u nisëm për rrugë, mirëpo luftimet zhvilloheshin në drejtim të kundërt nga ne do të vijonim marshimim dhe që duhej të shkonim pa tjetër. Fëmijët ngritën dorën për të na përshëndetur ushtarakisht sipas nderimit shqiptar dhe nuk po i ulnin duart. Vura re se ata sikur u ngurtësuan. E mbanin shikimin të përqëndruar tek ne. Në moment mendova se e morën atë pamje nga që kujtuan prindërit dhe vëllezërit e tyre luftëtarë. Por, jo. Shpejt e zbërtheva enigmën. E kuptova.
Ata po i habiste drejtimi ynë i lëvizjes. Ne nuk po shkonim në drejtimin ku zhvilloheshin luftimet me armikun. Shkëmbeva vështrimin tim me të Kryeministrit. Edhe ai e kish kuptuar ngurtësimin e fëmijëve. Kollona jonë ndaloi lëvizjen, sepse nuk po lëvizte Kryeministri. Ai pas një hezitimi të vogël urdhëroi që kollona të ndryshonte drejtimin e marshimit. Fëmijët u çngurtësuan menjëherë dhe filluan të ecnin para dhe përkrah nesh. Ata na shoqëruan deri në skajin fundor të kampit.
Atë ditë nuk shkuam në vëndin ku na prisnin. Kryeministri, ministrat dhe disa nga Antarët e Shtabit të Përgjithëshëm u rreshtuan në transhe, krah për krah me luftëtarët dhe luftuan deri sa ushtria serbe hoqi dorë nga sulmi. Atë ditë na u plagos edhe Ministri i Pushtetit Lokal, Ramë Buja. Me urdhër të kujt ndryshoi drejtimi i marrshimit tonë? Ai ishte urdhër i dhënë me shikim nga brezi i ardhëshëm i Kosovës, fëmijët e saj.
Kur dëgjova në TVSH se Ministria e Arsimit e R.Shqipërisë bënte thirrje për mësimdhënie në shkollat verore për fëmijët shqiptarë të shpërngulur me dhunë nga Kosova, mendova sikur punonjësit e asaj Ministrie na kishin parë ne që përcilleshim nga fëmijët në luftë, që ata atje, tek ju, të vazhdojnë shkollën, sikundër këta këtu, të cilët mësojnë të luftojnë me ne.
Të nderuar kolegë, më falni që nuk u tregova para se të nisesha në Kosovë, përveç drejtor Aliut. Besoj se tashti nuk do të më mbani inat. Më falni se u zgjata

dhe kam frikë se mos u mërzis pasi jini të lodhur me mbylljen e vitit mësimor, pasi e di se kini zhvilluar shumë detyra kontrolli dhe me çeljen e atij veror me nxënësit e ardhur nga Kosova.
Me shumë mall e dashuri
Shpëtim Golemi d.v.

Të dashur shokë e kolegë, bashkangjitur po u nis edhe komunikatën e ditës së sotme të SHP të UÇK-së

**USHTRIA ÇLIRIMTARE E KOSOVËS**
**SHTABI I PËRGJITHËSHËM**
**KOSOVË, më 16. 05. 19999**

**KOMUNIKATË NR. 78**
**PËR MJETET E INFORMIMIT PUBLIK**

Ne luftëtarët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës jemi shumë të indinjuar nga fyerja që vazhdon të përsëritet nga shumë dashakeqës tanë, duke na cilësuar si ekstremistë, pse e kërkojmë pavarësinë e Kosovës me armë në dorë, kërkesë, të cilën e kanë shprehur dhe vënë në programet e tyre edhe ata që na akuzojnë si ekstremistë.
Dihet se lufta e armatosur për liri është aktiviteti jetësor më ekstrem për të fituar lirinë dhe pavarësinë, por atë nuk mund ta bëjnë as frikacakët dhe as tartufët. Luftën për liri e pavarësi e bëjnë bijtë më të mirë, më tolerantë dhe më besnikë të popullit, të cilët rrëmbyen armët atëherë kur pushtuesi sërb kish tendenca për të zhdukur çdo gjë shqiptare në Kosovë. Po provohet se liria nuk dhurohet por itohet.
Ushtria Çlirimtare e Kosovës lindi si kërkesë jetike e popullit shqiptar në Kosovë, kur të gjithë ata që kërkonin lirinë me rrugë pacifiste kishin dështuar. Nëpërmjet pacifizmit tetëvjeçar u bënë shumë manipulime politike, për të mashtruar popullin shqiptar në Kosovë e për të frenuar çdo shkëndijë force për liri, pasi manipulatorëve politikë ua helmonte shpirtin frika e mosmarrjes së pushtetit, prandaj dhe solidaritetin me bijtë e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës e zevendësuan me qëndrimin cinik, fyes e indiferent. Pasojë e këtij qëndrimi ishin edhe bisedimet në Beograd, kur ushtria serbe digjte tërë Kosovën dhe po shpërngulte 1.400.000 shqiptarë të Kosovës.
Ushtria Çlirimtare e Kosovës lindi si domosdoshmëri historike, ku luftëtarët e parë të saj ishin idealistët më të zjarrtë për pavarësinë e Kosovës, të cilët një pjesë të jetës së tyre e kaluan nëpër burgjet e Jugoslavisë, të akuzuar si antikomunistë dhe ekstremistë. Ne i kemi rrëmbyer armët as për interesa personale, as për interesa klasore dhe as për qëllime ideologjike, sikundër duan të na akuzojnë disa shqipfolës.
Populli shqiptar i Kosovës e formoi Ushtrinë e vetë Çlirimtare jo për revolucion shoqëror kundër qeverisjes me ngjyrë kombëtare, por po bën luftë për t'u çliruar nga pushtuesi shekullor. T'i ngatërosh këto të dyja, do të thotë të jesh qëllimkeq.

Ne, luftëtarët e UÇK-së, të udhëhequr nga Qeveria e Pëkohëshme e Kosovës, si produkt i Marrëveshjes së Rambujesë, e kemi më se të qartë se është shteti ai që lind nga gryka e pushkës, dhe jo pushteti. Ne po luftojmë për të bërë shtet të lirë, ndërsa pushtetin e lirë e bën vota e lirë. Për këtë qëllim strukturat e UÇK-së janë duke u përsosur drejt objektivit tonë strategjik, në përshtatje me misionin e shënjtë: çlirimin e Kosovës, si ushtri me standarte të demokracive perëndimore. Këto përsosje, Shtabi i Përgjithëshëm shumë shpejt do t'i bëjë të njohura për opinionin.
Për Shtabin e Përgjithëshëm të UÇK-së
Agim Çeku
Shefi i Shtabit

## HOMAZH PËR ALI ALIUN – PRESHEVA

Të gjithë ata që e kanë njohur Ali Aliun – Presheva, ose qoftë edhe sikur të kenë dëgjuar për të, sot që morën lajmin e ndarjes së tij nga jeta, jam më se i bindur se për momentin kanë heshtur, kanë ndalur punën apo bisedën apo ushqimin, në kujtim të jetës dhe veprës të këtij Njeriu të Mirë dhe Patriot deri në grahmën e fundit të jetës së tij. Të gjithë ata që e kanë njohur nga afër apo që kanë punuar me Bacën Ali Presheva janë krenuar dhe krenohen me atë njohje. Ndërsa unë kujtoj një nga momentet më mbresëlënëse në jetën time kur jam njohur dhe si jam njohur me Bacën Ali, dy vjet pas mbarimit të Luftës Çlirimtare në Kosovë.
Gjatë luftes në Luginën e Preshevës, 2000-2001, nga Shteti amë, në radhët e UÇPMB-së ishte edhe një djalë nga Laberia, të cilin e ndaloi dhe e dënoi qeveri e Tiranes, me kryeminister Ilir Metën, me 13 muaj burg, me motivacionin: dezertoi nga ushtria e Republikes se Shqiperise dhe shkoi e luftoi në Preshevë. Arestimi iatij djali u bë dy muaj para se të ndalej lufta në Luginën e Preshevës dhe, pas 9 muajve iu bë gjyqi në Tiranë. Çuditërisht, gati disa minuta pasi pat filluar seanca gjyqësore, vjen në sallën ku zhvillohej gjyqi një prej policëve të shërbimit dhe njofton trupin gjykues se, kish ardhur një plak nga Presheva dhe dëshironte të ndiqte atë seancë gjyqësore. Trupi gjykues urdheroi që të lejohej plaku. Me të hyrë në sallë, plaku, pasi e falnderoi trupin gjykues që ia mundesoi kërkesën, u kërkoi që mundesisht ta lejonin të takonte ish luftëtarin e UÇPMB-së. Edhe këtë kërkesë ia plotësuan. Pasi e puthi në balle "te pandehurin për tradhëti", u kthye nga trupi gjykues dhe u tha:
“U faleminderit shumë që më dhatë këtë mundesi që unë të mund ta njihja e ta puthja në ballë këtë djalë. Dhe, meqenëse ma dhatë këtë mundësi, ndoshta do të më lejoni t'ua shpjegoj, psenë.” Dhe kryetari i trupit gjykues e lejoi, duke i dhënë shënjë me lëvizjen e kokës. “Une, vijoi plaku Preshevar, tanë jetën teme kam luftu me mënyrat e mia me çlirue trevat shqiptare, sidomos Preshevën teme, dhe me i bashku me Shqipninë amë. Për këtë edhe jam dënuar e kam kry mbi dy dekada burg, por kur erdhi dita me rremby armët, sikundër e shihni, nuk kisha ma kambë. Por ja që, midis të rinjve nga Presheva, Bujanovci e Medvegja erdhën edhe shumë djem nga Kosova, Maqedonia e Shqipnia, madje edhe nga Labëria e largët, duke u mundu me bë realitet ëndrën dhe deshirën e qindra-mijëra shqiptarëve të vrarë e të burgosur nga Serbia e Jugosllavia. Ju bani ashtu

si u thonë ligjet apo qeveritë tuaja, unë i them këtij djali: Faleminderit shumë në emër të të gjithë të gjallëve dhe të patrioteve të vrare e te vdekun, që erdhe për të na çliruar, duke qenë i gatshëm të japesh edhe jetën për çlirimin e Preshevës teme. Faleminderit!”

Dhe ai plaku nga Presheva ishte baca Ali Aliu. Pasi tha këto fjalë, baca Ali nderoi me grusht, dhe ashtu, çuk-çuk me bastunin në dorë, u largua nga salla e gjyqit. Në sallën e gjyqit, e cila ishte cip më cip me të afërm të të pandehurit për tradhëti pse pat shkuar me luftue në Preshevë, dhe gazetarë, nuk dëgjohej as miza. Edhe pasi doli Baca, heshtja vijoi. Atë e theu kryetari i trupit gjykues, i cili me vështirësi i mbante emocionet, dhe tha: “Seanca për sot mbyllet. Ajo vijon nesër në të njëjtën orë”.

Kjo që unë tregova, nuk përbën as edhe një të miliontën e veprimtarisë së Bacës Ali Aliu, por ajo që unë dëshiroj të theksoj, është se vajtja e atij djalit nga Labëria në luftë për çlirimin e Preshevës, nuk ishte rastësi. Qysh në periudhën e Lidhjes së Prizerenit, në Labëri është kënduar dhe vijon të këndohet një këngë, tekstin e së cilës unë e kam kuptuar pasi filloi lufta në Preshevë, kur mesova se kufiri i atij territori me Srbinë është te Molla e Kuqe.

Ja se çfarë thotë kënga: "Moj Hanko buzë kutia/ Varu poshtë nga xhamia/ Të të shohin djemuria. / O djema mos më ngacmoni/ Merrni armët edhe shkoni/ Te Mollë e Kuqe qëndroni/ Me vëllezërit luftoni/ Pastaj eni e këndoni".

Por historia nuk mbaron me kaq. Në periudhën e çetes së Çerçis Topullit, pat ardhur në Labëri edhe një djalë nga Presheva dhe qe reshtuar për një periudhë disa mujore në atë çetë patriotike. E quanin Hasan Kadriu Presheva, i ati i Arben Presheves, sipas librit “Tradhëtia” të Kapllan Resulit, farefis me Bacën Ali Aliu. Kështu që, djali i ardhur nga Labëria në luftën për çlirimin e Kosovës Lindore, në radhët e UÇPMB-së, ishte një domosdoshmëri e caktuar nga fuqi madhore atdhetare dhe jo rastësi.

Kjo, edhe për një fakt tjetër. Hasan Kadriu pat qenë bashkluftëtar me Hito Labin, që vrau Bimbashin turk në Gjirokastër, e cila është përjetuar te kënga: “Doli shkurti, hyri marsi / Gjirokastër u vra Bimbashi / Te rrapi në Mashkullorë / Foli Çerçizi me gojë..../ Të vranë o Bimbash të vranë / Çerçizi me Hito Labnë...” Mirëpo Hito Labi është stërgjyshi i djalit nga Labëria në radhët e UÇPMB-së. Ja që u vërtetua ajo që thotë filozofia se, domosdoshmëria e çan rrugën përmes rastësive.

Por kemi edhe një ngjashmëri tjetër. Çetën e kohës së Çerçizit e luftonte Perandoria e Sulltanit, ndërsa “çeten”-ushtri të Preshevës e luftonte Perandoria e Solanës, ndaj edhe ai djalë u dënua. Pra, historia përsëritet, por në një shkallë më të lartë. Dhe intuita e patriotit Ali Aliu e thirri dhe i tha: “Shko e falndero luftetarët”, dhe ai mori rrugën dhe erdhi prej Prishtine në Tiranë për të shprehur atë mirënjohje domethënëse para trupit gjykues të Tiranës. Sepse, patriot nuk është vetëm ai që rrëmben armët për liri e pavarësi, por gjithkush që e mbron popullin e tij nga padrejtesitë, hajnitë dhe poshtersitë e qeverisë së tij. I tillë ishte dhe do të mbetet në kujtesën e popullit shqiptar Baca Ali Aliu-Presheva.

## MIRËNJOHJE NDAJ TURQISË

Pjesë nga ditari i luftës, 28 Mars 1999

Disa ditë pasi u angazhua aviacioni i NATO-s në luftë në Kosovë, Rusia kërkoi që të dërgonte një flotilje detare në detin Adriatik për të përforcuar izolimin e UÇK-së, jo vetëm për furnizime me armatime e municione, por edhe me ushqime. Kjo kërkesë e rusëve u dha nga të gjitha agjensitë e lajmeve, ndaj dhe na tërhoqi vëmëndjen edhe neve në Shtabin e Përgjithëshëm, pasi ajo deklaratë e Rusisë u duk që u dha zemër ushtarëve sërbë. Për këtë arsye, Shefi i Shtabit të UÇK-së, zoti Bislim Zyrapi, një mesnatë, në fund të muajit mars 1999, po bënte një bisedë telefonike herë në gjuhën shqip dhe herë në atë boshnjake me një person me përgjegjësi në Turqi, të cilit i kërkonte të ndërhynte pranë Shefit të Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Turke, që të bënte të mundur ndalimin ose vonimin e kalimit të asaj flotiljeje ruse nëpër Dardanele.
Mua më tërhoqi vëmëndjen biseda, që zhvillohej herë në një gjuhë e herë në tjetrën, ndaj dhe po e ndiqja i përqëndruar. Vura re se personi në anan tjetër të telefonit e quante të mundëshme atë kërkesë, por ai nuk mund të gjente arsye se si mund të ndërhynte, sepse ishte i një shteti tjetër.
Në këto momente unë e pyeta Bislimin se më kë po fliste, dhe ai më shpjegoi qëllimin e bisedës dhe se po fliste me atasheun ushtarak boshnjak, gjeneralin Ismail Pasha, me origjinë shqiptare, me të cilin kishin luftuar sëbashku në Bosnjë. Në moment unë u kujtova se në Turqi Shqipëria kishte dërguar atashe ushtarak Kolonelin Hajro Limaj, me të cilin njihesha. E luta Bislimin që të më lejonte të bisedoja me gjeneralin boshnjak dhe ai, pasi më prezantoi me të, më dha telefonin.
Pasi u përshëndeta me gjeneral Ismail Pasha, e pyeta në se ai e njihte atasheun ushtarak të Shqipërisë, Kolonel Hajro Limaj. Ai m'u përgjegj se jo vetëm që e njihte, por edhe e kish shok. Kjo më ngrohu dhe i kërkova mundësinë të më lidhte me Hajron. Ai më tha se nesër në mëngjes në ora 08.00 mund ta merrnim në këtë numër telefoni dhe të mund të bisedonim me Hajron.
Kuptohet se ora 08.00 erdhi shpejt, pasi kjo bisedë u zhvillua më shumë se një orë pas mesnate. Në ora 08.00 u lidhëm me Kolonel Hajron dhe pasi ia shpjeguam kërkesën tonë, ai na premtoi se do ta konsumonin kërkesën tonë me drejtuesit kryesorë të Ushtrisë Turke. Pas disa orësh na morri në telefon dhe na dha sihariqin se komanda e ushtrisë turke do të shfrytëzonte të gjitha klauzolat që mund të kishin konventat ndërkombëtare për këto lëvizje dhe nuk do të lejoheshin të kalonin anijet luftarake ruse.
Dhe ashtu ndodhi. Turqisë duhet t'i jemi mirënjohës për atë ndihmë të sinqertë në atë moment të vështirë për UÇK-në dhe luftën në kosovë, vetëm me një kërkesë verbale. Ndoshta mund të jetë rast unikal në botë, që një shtet të plotësoi një kërkesë të këtij lloji vetëm me një fjalë goje.
Por duhet t'u jemi mirënjohës edhe dy atasheve ushtarakë shqiptarë, të cilët, ndoshta edhe jashtë regullave protokollare, duke rrezikuar edhe vendin e tyre të punës prej diplomati, e morën përsipër një kërkesë me aq përgjegjesi e me pasoja ndërshtetërore.
Nuk dua të zgjatem se si u realizua ajo nga miqtë tanë turq në atë luftë, por me këtë dua të them se ishte faktori shqiptar që e mundësoi faktorin e jashtëm të ndalonte kalimin e asaj flotiljeje. Ishte faktori i brendëshëm UÇK që e mundësoi

faktorin NATO dhe SHBA që të radhiteshin në krahun tonë për çlirimin e Kosovës.

## I KTHEVA BORXHIN KARADAKUT

Tërpezë, Viti, 24.07.1999

Disa ditë pasi Shtabi i Përgjithshëm i UÇK-së u zhvendos nga fshati Divjakë i Malit të Berishës, (ku e zuri mbarimi i luftës) dhe ishte sistemua në qytetin e Prishtinës, me urdhër të Ministrit të Mbrojtjes të QPK, Azem Syla, transferohem në detyrën e Shefit të Kabinetit të tij. Aty nga data 20 korrik 1999 Ministrit i vjen një ftesë prej Komunës së Vitisë, me të cilën ftohej të merrte pjesë në mitingun e madh përshëndetës që do të mbahej në 24 korrik në fshatin Tërpezë, për t'i uruar mirëseardhjen  patriotit Hysen Tërpeza, i cili kthehej në Atdhe pas 54 vjet emigrim. Kur ia paraqita ministrit ftesën, ai më tha që ta kujtoja një ditë para mitingut.
Ashtu edhe veprova. Por, kur e kujtova për këtë aktivitet, prezent ishte edhe zv. Ministri i atëhershëm i Mbrojtjes, Fatmir Limaj. Ministri më tha që të shkoja e ta përfaqësoja unë, duke e mirëseardhur dhe t'i trasmetoja edhe dëshirën e Ministrit për të ardhur një vizitë në Prishtinë. Unë, duke mos e njohur deri atëherë figurën e Hysen Tërpezës, iu luta që të caktonte një person tjetër që e njihte jetën dhe veprimtarinë e Hysen Tërpezës. “Jo,jo. Ju do të shkoni. S'ka gjë pse nuk e ke njohur, edhe unë nuk e kam njohur. Nuk ta kam frikën. Ju të Shqipnisë dini e flisni në kësi rastesh. Madje do të bëje edhe më shumë shumë efekt edhe në popullin e asaj krahine shkuarja e një vullnetari nga Shqipëria për të mirëseardhur Hysen Tërpezën”, këmbënguli Ministri.
Në këtë moment ndërhyn Fatmiri dhe sugjeroi që të shkonim sëbashku. Me kaq mendova se u zgjidh edhe ai siklet që kisha. Me Fatmirin lamë edhe orën e nisies për të nesërmen, në ora 09.00. Mitongu niste në ora 10.00.
Të nesërmen, duke pritur z.Fatmir kaloi ora nga 9.00. Nisa një nga rojet e Ministrisë që ta njoftonte në shtëpi, pasi për fat të mirë e kishte apartamentin në pallatin në trotuarin përballë Ministrisë së Mbrojtjes, ku sot është Siguria Kosova. Ushtari erdhi dhe më solli përgjigjen e zv.Ministrit se, ngaqë i kish dalë një punë e ngutshme, më duhej të shkoja pa atë.
U nisa, duke patur për shofer djalin tim, i cili pat qenë edhe ai i angazhuar në atë luftë. Por unë e dija se vetëm një Tërpezë ekzistonte në Kosovë, ajo e Malishevës. Ndaj dhe u nisa për atje, duke shkuar drejt Fushë Kosovës. Kur mbrij në Fush Kosovë, im bir  më pyet edhe një herë: Në Viti apo në Malishevë zhvillohet mitingu? Në Viti, iu përgjigja unë. Por duhet të kthehemi prapa, më tha ai, pasi Vitija është matanë Ferzajt. Dhe u kthyem, duke menduar që t'i binim shkurt, nga Graçanica, me mendimin se KFOR-i nuk do të na pengonte nga që kishim dokumentat përkatës të lëshuar prej tij. Mirëpo ushtarët anglezë që ishin në Graçanicë as që donin të dinin për dokumentin që vetë ata e kishin lëshuar. Nuk na lanë të kalonim, prandaj na u desh të ktheheshim edhe një herë prapa. Mirëpo, kjo solli shkurjen me vonesë në miting.
Kur mbritëm ne, kishin filluar përshëndetjet si dhe koncerti. Na u desh ta linim makinën shumë larg,për arsye se kish shumë popull, gati e gjithë krahina e

Karadakut, mbledhur në Tërpezë. M'u deshën jo më pak se dhjetë minuta që të mbrija te tribuna, ngritur në oborrin e shkollës, ku ishte regulluar z.Hysen Tërpeza dhe shokët e Komunës.
Me të mbritur dhe me të takuar z. Tërpeza, më afruan një vend pranë tij. Nuk kisha mbaruar ende përcjelljen e plotë të porosive të Ministrit te z. Hysen, kur prezantuesi i mitingut foli në mikrofon: "Tash e përshëndet mitingun Koloneli nga Shqipëria, i cili ka qenë vullnetar dhe ka luftuar me ne për çlirimin e Kosovës, duke qenë antar i Shtabit të Përgjithshëm i UÇK-së dhe zv. Shef i atij shtabi".
U befasova, për arsye se jo vetëm që nuk kisha menduar më parë se çfarë të flisja, por edhe gjatë rrugës për në Tërpezë nuk pata kohë të mendoja, pasi na u desh të ndalonim e të pyesnim në çdo kryqëzim rrugësh, se cila rrugë të çonte në Tërpezë.
Duke shkuar nga vendi ku rrija ulur për te mikrofoni, vendosa që të them diçka që populli të duartrokiste dhe gjatë asaj kohe të mund të sistemoja mendimet. Dhe ashtu bëra:
Popull heroik i Komunës së Vitisë dhe i tërë krahinës së Karadakut, jam shumë i gëzuar që më jepet rasti të përshëndes këtë miting kaq madhështor në emër të Ministrit të Mbrojtjes së Qeverisë së Përkohëshmë të Kosovës, zotit Azem Syla. I uroj mirëseardhjen plakut nacionalist të Luftës së Dytë Botërore, zotit Hysen Tërpeza, i cili kthehet në vëndlindjen e vet, këtu në Tërpezë, pas 54 vjet emigracion si dhe j'u uroj gjithë popullit të krahinës së Karadakut: Ta gëzojmë lirinë! I uroj Bacës Hysen jetë sa më të gjatë në Kosovën e lirë, duke u gëzuar që më në fund Ushtria Çlirimtare e Kosovës e bëri realitet ëndrën e tij dhe të brezit të tij, duke e çliruar Kosovën një herë e përgjithmonë nga pushtuesi sërb, e cila është faza e parë e asaj lufte. Faza e dytë është bashkimi.
Prita sa pushuan ovacionet dhe duartrokitjet.
Është hera e parë në jetë time që më jepet rasti të flas para një mase dhjetra mijëra njerëzish dhe kjo më jep kënaqësinë që ky rast më jepet të flas para popullit të një krahine të Kosovës, e cila ka një lidhje të hershme me krahinën nga unë jam.
Prezantuesi i këtij tubimi kaq madhështor, kur më prezantoi mua, midis të tjerash tha: "Tashti mitingun e përshëndet koloneli nga Shqipëria, Shpëtim Golemi". I faleminderit për fjalët e mira që tha ndaj meje, por unë mendoj se ai, ndoshta nga entusiazmi bëri një lapsus të vogël, duke thënë për mua se, "unë vij nga Shqipëria". Mendoj se gaboi. Unë e di se dhe këtu ku jemi mbledhur sot quhet Shqipëri, apo jo?.
Përsëri m'u desh të prisja të pushonin duartrokitjet.
Unë jam shqiptar si dhe ju, por jo nga krahina e Kosovës, por nga një krahinë tjetër e Shqipërisë, nga viset jugore të saj, nga Labëria heroike, dhe më bëhet zemra mal që ju kini organizuar këtë tubim, duke nderuar dy brezat e luftrave çlirimtare shqiptare, ku përfaqësues i luftëtarëve të brezit të Luftës së Dytë Botërore është zoti Hysen Tërpeza, dhe ne që jemi mbledhur këtu, përfaqësuesit e luftës më të re çlirimtare.
I uroj Bacës Hysen të jetojë sa më gjatë në Kosovën e çliruar nga Ushtria Çlirimtare e Kosovës, në bashkveprim luftarak me forcën ushtarake më të madhe të kohës, NATO-n. Rroftë UÇK-ja!

Tashti besoj se do të më duroni edhe një minut, për t'u treguar edhe një sekret të vogël rreh shkakut të ardhjes sime në radhët e UÇK-së dhe sot këtu, në këtë miting.
Para se të fillonte Lufta Nacionalçlirimtare e Shqipërisë. Bëhet fjalë gjat Luftës së Dytë Botërore, në krahinën time të Kurveleshit të Labërisë kish ardhur një djalë i krahinës tuaj, qysh gjatë viteve '30-të, i cili kërkohej nga qeveria e Krajlit të Sërbisë, ndaj dhe ishte strehuar në fshatrat e krahinës nga unë jam. Kur filloi Lufta Nacionalçlirimtare, ai ishte ndër partizanët e parë të Çetës Partizane të Kurveleshit e të gjithë Labërisë, çeta e dytë partizane pas asaj të Myslim Pezës, e krijuar në 1 prill të vitit 1942.
Më vonë, me krijimin e Brigadës së Parë Sulmuese, ai, sëbashku me babanë dhe dy dajat e mi, u inkuadrua vullnetarisht në atë formacion të madh partizan, dhe ra heroikisht në Qafën e Gjarpërit, kur u kthye nga punimet e Kongresit të Përmetit pasi ishte delegat i Brigadës së Parë Sulmuese, dhe u vra në të njëjtën llogore me njërin prej dajave të mi. Menjëherë mbas lufte, ai djalë i krahinës tuaj u shpall Heroi i Popullit, nga Kuvendi Popullor i Shqipërisë.
Heronjtë e parë të Popullit të shpallur nga Parlamenti Shqiptar në janarin e vitit 1946, ishin tre. Dhe kush ishin ata të tre, se? Dy nga Kosova juaj dhe një nga Labëria ime. I pari ishte Isa Buletini, krahu i armatosur i Qeverisë së Ismail Qemalit. Edhe i dyti ishte po prej Kosove, i cili njihej dhe njihet me emrin e krahinës tuaj Karadaku, por që emërin e dhënë nga nëna Kosovare e kishte Xheladin Beqiri, komandanti i çetës "Hajredin Tremishti" të Kurveleshit.
Dhe, i treti ishte shoku më i ngushtë dhe bashkluftëtari i Karadakut, komisari i asaj çete ku komandant ishte Karadaku, labi Asim Zeneli, rënë në 2 korrik 1943, në Grykën e Mezhgoranit, ku para trupit të tij u betua komandant Karadaku: "Fli i qetë Asim, se hakun do ta marrim, gjakun që derdhe ti për Shqipëri, shtrenjtë do ta paguaj fashist italiani, ti je një hero për liri".
Sikundër e shihni, unë nuk kam bërë asgjë më shumë, vetëm se i ktheva borxhin Karadakut, duke i marrë hakun sipas betimit të tij.

Lavdi dëshmorëve shqiptarë të të dy luftrave çlirimtare!
Lavdi Ushtrisë sonë Çlirimtare!
Rroftë Kosova e Lirë!

(Kur u ktheva për t'u ulur, Bacën Hysen e gjeta tek përlotej.)

## UÇK-ja MBRETËRIA E HEROIZMIT SHQIPTAR

*(Iintervistë me gazetaren e Radios "Kososva e Lirë", Merjeme Mara - Berisha, në 28, 29 dhe 30 Dhjetor 2003)*

**Radio Kosova e Lirë (RKL):** *Zoti Kryetar i Shoqatës "Vullnetari i Lirisë", është hera e parë që radioja e jonë bën intervisë me ju, në cilësinë e kryetarit të kësaj shoqate. Ju faleminderit që pranuat ftesën tonë dhe do të dëshëroja të dinim se cila është përbëria e shoqatës, misioni i saj dhe a do të kini organin tuaj si shoqatë?*
**Dilaver Goxhai**: Ju faleminderit për ftesën. Në shoqatën tonë, të cilën e kemi emërtuar "Vullnetari i Lirisë" bëjnë pjesë vullnetarët nga trevat shqiptare jashtë

kufijve administrativë të Kosovës, si dhe nga diaspora jonë e të huaj, që iu përgjigjën thirrjes së Qeverisë së Përkohëshme të Kosovës dhe Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës për çlirimin e Kosovës prej pushtuesit shekullor. Gjithashtu, në këtë shoqatë bëjnë pjesë të gjithë ata vullnetarë, që nuk kanë qënë qytetarë të territoreve ku u krijuan dhe luftuan UÇPMB-ja dhe Ushtria Çlirimtare Kombëtare dhe, që mbushën radhët e tyre. Nëpërmjet kësaj shoqate dhe gazetës së saj, me të njëjtin emër, do të zgjojmë nga gjumi mbrojtësit e statukuosë së heshtjes hermetike të institucioneve shtetërore e politike të Tiranës dhe Prishtinës ndaj vullnetarëve që shkuan në luftën për çlirimin e Kosovës e të trevave të tjera shqiptare, me mesazhin se do të jetë në nderin e tyre e të historisë sonë, në rast se e vlerësojnë kontributin e vullnetarëve të lirisë.
Eshtë vepra e këtyre vullnetarëve të të gjitha trevave shqiptare dhe të diasporës sonë të hershme e të tashme, që e ngacmoi ndërgjegjen kombëtare, për zëvendësimin ndërgjegjes së internacionalizmit proletar, (që ka mbizotëruar te shqiptarët deri në fillim të viteve ’90-të), si dhe ndërgjegjen e globalizmit, (që ekziston te politikanët tonë sot), me ndërgjegjen kombëtare shqiptare të hershme, e cila ka ekzistuar në luftrat e Skëndërbeut, Lidhjen e Prizërenit e deri në përfundimin e Rilindies sonë e që u manifestua triumfalisht në Kongresin e Lushnjës, e sidomos në zbatim të vendimeve të tij, ku idealizmi kombëtar i treguar në atë vit të zbatimit të atyre vendimeve bëri më shumë se ç’kishin bërë shqiptarët gjatë më shumë se 10 shekujve më parë. Dhe, së dyti, në rast se nuk do të ekzistonin këta dy kategori luftëtarësh, UÇK-ja doshta do të ish vlerësuar shumë më dobët ose hiç fare, pasi prezenca e tyre i dha asaj lufte karakter kombëtar. Këto janë dy nga arsyet rrënjësore pse e krijuam shoqatën tonë, me qëllim që në 5 vjetorin e përkujtimit të mbarimit të Luftës për Çlirimin e Kosovës t’u jepet vendi dhe nderi që i takon kësaj kategorie luftëtarësh.

## Motivet e shkuarjes në luftë në Kosovë

**Kosova e Lirë**: *A mund të na i shtjelloni përmbledhtas se cilat ishin ato motive që i nxitën këta vullnetarë dhe shkuan e luftuan në këto tre luftrat e fundit të shqiptarëve?*
**D.Goxhai**: Ne nuk shkuam në luftë pse e pamë bishtin e kometës nga e majta ose nga e djathta e qiellit, sikundër shkruan Kadare te “Viti i mbrapshtë”. Ne shkuam në luftë se të tilla u krijuan rrethanat.
Të gjithë e dimë se kur prishen perandoritë ose federatat e ngjashme me ato, popujt e vegjël i drejtohen bashkësisë së vet. Kështu ndodhi edhe me popujt e ish Jugosllavisë, ku jetonte edhe gjysma e kombit tonë. Ështё i njohtur fakti se serbët, pasi humbën dy luftra me popujt e tjerë, të trimëruar edhe nga shkatërrimi total i shtetit amë shqiptar, i cili “ qe bërë lëmsh” në mesin e viteve ‘90-të, ata iu kthyen shqiptarëve të këtushëm, në Kosovë. Edhe maqedonët ndoqën shëmbullin e tyre. Të dy këta shtete sllavo-ortodokse e intensifikuan strategjinë e dhunës ndaj shqiptarëve për të pastruar dhe zgjeruar territoret e shteteve të tyre, pasi atë e vlerësuan si domosdoshmëri për ruajtjen e prestigjit të tyre shtetëror. Them sllavo-ortodokse, pasi gjithmonë ka qenë Kisha e tyre, ajo që ka përcaktuar strategjinë kundër shqiptarëve.

Shqiptarët, të cilët kishin kohë që trajtoheshin si popull i dorës së dytë, (ku u kërkohej vetëm të nënshtroheshin e të mos gjykonin), duke e parë se ishin të pasigurtë përpara atij kaosi që qe krijuar atje si dhe në shtetin amë, rrëmbyen armët dhe lëshuan kushtrimin për tërë bashkësinë shqiptare. Ne e dëgjuam atë kushtrim, erdhëm këtu dhe i bashkuam armët me ju, me popullin shqiptar në Kosovë, të cilën e shpreh aq bukur poeti Visar Zhiti:

“ Duan të shkojnë në luftë.
Në Trojë? Në Krujë? Në Spanjë?
Jo, jo, në Kosovë.
….ikën të gjithë karvan
të përsërisin “mes vedi” Betejën e Kosovës.
. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .
…. Këtej ishte bërë revolucioni i mbrapshtë.
Qemë mundur të gjithë. S’kish më as armiq, as ideale.
Veç armë dhe plehra kudo….”

Qëllimi i shkuaries sonë në ato luftra shqiptarësh shprehet në formulën e betimit të UÇK-së si dhe në thirrjet e para të Shtabit të Përgjithshëm të saj e të partisë politike që e inicoi atë luftë: “deri në bashkimin me shtetin amë”. Në ato dokumenta ne qartësuam tre objektiva: i pari, çlirimi i Kosovës; i dyti, ndërtimin demokratik të saj; dhe, i treti, shkuarjen drejt bashkim kombëtar.
Me një fjalë, ne erdhëm vullnetarishtë në këtë luftë, jo thjeshtë për Kosovën në veçanti, por duke e parë atë luftë dhe Kosovën si pjesë të të gjithë çështies kombëtare shqiptare, për realizimin e idesë kombëtare, për rigjallërimin e trupit Arbëror, sikundër thoshte dikur Rilindasi Vaso Pasha, që kombit tonë t’i punonin të gjitha gjymtyrët. Pra, erdhëm për të luftuar për tërë Shqipërinë në tërësi, gjë që diplomacia e shtetit ekzistus shqiptar as nuk e kish bërë e as nuk e kish shprehur deri atëherë që edhe Kosova të përfshihej në rrethin e aspiratave evropiano-perëndimore, sëbashku me shtetin amë.
Përmes asaj lufte ne i erdhëm në ndihmë edhe atij shteti të cunguar që të afirmonte identitetin e tij dhe të realizonte unitetin kombëtar, identitet i cili, fatkeqësishtë ka gati 15 vite që nuk ekziston brenda shtetit amë, pa le në tërësi.
Erdhëm në luftë se i besuam vetes dhe qëllimit tonë. Ne erdhëm dhe luftuam në Kosovë kur pamë se shqiptarët e saj ishin tamam qytetarë. Një popull quhet i qytetëruar kur ai rrëmben armët për të fituar lirinë. Ai popull që prêt t’ia dhurojnë lirinë, nuk është i qytetëruar; ai mund të quhen gjithçka, por qytetar jo, pasi ata ngjasojnë me delet.
Ne erdhëm në luftë për objektivin e parë, nga që u bindëm se ishte në rrezik ekzistenca jetike e shqiptarëve në Kosovë.
Ne erdhëm në luftë pasi e dinim se e kishim jo vetëm mbështetjen e popullit të shtetit amë, por edhe të një pjese të vogël të Parlamentit të tij, pavarësishtë se për shkaqe të tjera ata nuk shpreheshin dhe nuk shprehen publikisht.
Ne u angazhuam në ato luftra, pasi ishim të bindur se vetëm lufta me armë kish mbetur si mjeti i fundit për zgjidhjen e çështies së Kosovës, e cila do të hapte

rrugën për zgjidhjen e çështies shqiptare në Ballkan. Si thotë Bismarku: veshët e diplomacisë dëgjojnë vetëm krismat e armëve.

Populli shqiptar në Kosovë, (si dhe ai në troje e tjera të pushtuara), kish e nuk kish atdhe, pasi tërë jetën e tyre ishin të lindur në luftë, të rritur në luftë e të vdekur në luftë. Si rjedhojë, ishte në pikëpyetje çështja kombëtare shqiptare. Si e tillë, edhe lufta morri karakter kombëtar. Ajo, nga ne u vlerësua si lëvizje kombëtare për bashkim. Luftën në Kosovë, ne e pamë si çështje të qartë kombëtare dhe kurrësesi në aspektin e luftës për pushtet, e cila i kufizon interesat kombëtare. Prandaj dhe ardhja e vullnetarëve nga Shqipëria dhe diaspora në radhët e UÇK-së fillon të ndodhi kur u deklarua se ajo ushtri luftonte për shtet e jo për pushtet.

Ne nuk erdhëm në luftë në Kosovë për bamirësi, por për drejtësi. Ne erdhëm për të ndihmuar vëllezrit tanë, që të çliroheshin nga zgjedha, pasi "Nuk ka mundim më nobël se mundimi për të nxjerrë lirinë e një kombi", shkruan Xhorxh Fred Uilliams.

Ne erdhëm në ato luftra, pasi bëmë analizën e lufimeve të deriatëhershme, e cila rezultoi se lufta në Kosovë jo vetëm se do të mbështetej gjithnjë e më shumë nga kombi ynë, por edhe nga opinioni demokratik botëror, pasi shumica e popujve të vendeve të G.8-ës e dënonin persekutimin që u bënin sërbët shqiptarëve.

Të gjitha këto na bindën se lufta e jonë nuk do të ishte e kotë. Jemi të lumtur që nuk gabuam në vlerësimin tonë.

Këto ishin disa nga arsyet se pse e bëmë atë sakrificë dhe erdhëm në luftë. Veprim i justifikuar plotësisht.

Gjithashtu nuk duhet të harrojmë se në ato momente ekzistonin faktorët vendimtarë të luftës: Qeveria e Kosovës, UÇK-ja dhe mbështetja popullore mbarë kombëtare, tre shtyllat kryesore ku duhet të mbështetet çdo luftë çlirimtare, sidomos e gjysmës së një kombi. Po të mos ishin këta tre faktorë nuk do të kish UÇK dhe as vullnetarë.

Ne kishim besim se do të fitonim, pavarësishtë nga koha se kur do të realizohej objektivi i parë, për të cilin u nis lufta. Kur u angazhuan SHBA dhe NATO-ja në luftën tonë, ne na u shumëfishua besimi në fitore.

Me ndihmën e madhe të NATO-s u shpejtua çlirimi i Kosovës dhe po realizohet objektivi i dytë, ndërtimi demokratik i saj. Por, duke qënë se Kosova ka edhe grupe etnike, të cilët kanë qënë të privilegjuar në raport me shqiptarët (serbët) dhe, për fat të keq, ndërkombëtarët po mundohen t'ua ruajnë ato privilegje, për këto arsye demokracia, që po përpiqen apo që pretendojnë OKB dhe NATO të sjellin në Kosovë, do të jetë e ngadaltë.

Përsa i përket objektivit të tretë, i parë në këndin e zhvillimeve të sotme, ai ndoshta do të vonohet ose nuk do të ketë formën klasike të një shteti gjithëshqiptar, të të gjithë faktorit politik shqiptar, por, ama, kërkon angazhim serioz e me ideologji patriotike kombëtare, e jo në kuptimin e ngushtë nacionalist apo partiak.

## Besimi te vetia, besimi në fitore

***RKL***: *A kishit besim se do të fitonit që erdhët dhe u angazhuat në Luftën për Çlirimin e Kosovës?*

**D. Goxhai**: Gjithkush, që pranon një luftë ose që angazhohet në një luftë, ka bindjen se do ta fitojë luftën. Pavarësishtë se ka dhe raste që hyhet në luftë edhe kur gjykon se s'ke çfarë të humbasësh më. Po nuk pate besim në fitore, nuk i hyhet kurrë asnjë lufte, përveç rasteve kur ajo luftë të imponohet dhe ti, edhe pse e di që do të jeshë pala humbëse, je i detyruar ta pranosh, për të mos u gjunjëzuar, për të mos pranuar përdhosjen e dinjitetit tënd, të familjes tënde, të krahinës tënde apo të kombit tënd, sikundër patëm rastin e Adem Jasharit dhe familjes së tij.

Kuptohet se jo të gjithë bashkëkombasit tanë kishin besim se ne do ta fitonim luftën në Kosovë. Gjithashtu dihet se ata që nuk besonin në fitoren tonë, nuk ishin të paktë, përfshi edhe shumicën shqiptare në Kosovë. Ndër këta të fundit kemi patur disa kategori. Një pjesë e atyre qytetarëve shqiptarë të Kosovës, që nuk besuan në luftën tonë, ose që nuk besojnë në përgjithësi ndaj një lufte që shpërthen populli i tyre, qëndrouan indiferentë; nuk u angazhohen as praktikisht, madje as edhe nëpër biseda, duke mos folur keq as për pushtuesin as edhe për luftëtarët e popullit të tij. Për ata nuk pati rëndësi se kush do të fitonte, e rëndësishme për ta ishte moscënimi fizik dhe material i tyre. Një grup tjetër, të cilët u friguan se mos humbisnin të mirar materiale (që patën fituar gjatë qënies nën Sërbi) në rast se fitonin kryengrytësit, ose që nuk patën besim në luftën e popullit të tyre, dhe që u friguan se mos hakmerrej armiku kundër tyre, ata bashkpunuan në forma të ndryshme me armikun. Një grupacion tjetër, i cili nuk përbën ndonjë përqindje të lartë, por që ekzistoi edhe tek ne, janë profiterët e luftës. Ata nuk kanë as din e as imam. Atdheu për ata është paraja dhe asgjë tjetër, pavarësisht se janë kategoria që mburen më sumë dhe marrin pushtet.

Ekziston edhe një kategori e katërt, midis atyre që nuk besojnë në fitoren e kryengritjes së armatosur të popullit të tyre, sikundër ishte lufta e jonë. Kjo kategori është shumë e zhdërvjelltë, shumë e djallëzuar dhe shumë e dyshimtë. Ata nuk marrin pjesë me armë në dorë, në luftën e drejtpërdrejtë me armikun; nuk futen aspak në terrenin e luftës, ose vinë dhe ikin si rrufeja. Por, atje ku qenë, larg terrenit të luftës, në rastin tonë jashtë Kosovës, u angazhuan hapur me luftën, bënë punë të dobishme në interes të luftës, punë, të cilën dinë ta reklamojnë dhe ta shumëfishojnë, por, nga ana tjetër, ata kontaktuan dhe kontaktojnë në mënyrë legale dhe ilegale edhe me ato kategoritë e tjera, që nuk patën dhe nuk kanë besim te lufta, e që fola pak më lartë, me të cilët flasin ndryshe, jo me atë gjuhë që flasin me të angazhuarit në luftë ose me gjuhën që deklarohen në opinion. Jo. Ata, me ato kategoritë jobesuese në fitore, flasin me gjuhën e vet atyre, duke na trajtuar ne që rrëmbyem armët si të çmëndur, si budallenj. Midis tyre pati edhe profiterë. Kjo kategori, kur lufta mbaron në disfatë të kryengritësve, justifikohen duke thënë: “Pse, budallej ishim ne që nuk shkuam në luftë. Ne e dinim që nuk do të fitohej lufta, por u bënim qejfin atyre që luftuan, nga që nuk mund t'ua ndryshonim mendjen; i përkrahëm nga që na vinte keq t'i linim pa përkrahje”. Në rast se kryengrutësit dalin palë fituese, sikundër ndodhi me ne, atëhere kjo kategori, që unë do t'i quaja demagogë, ose më saktë,

pelivanë, sikundër shprehet Dritero Agolli, dalin e reklamohen si faktori kyç në realizimin e fitores.
Prandaj dhe Kundera ka thënë se revolucionin e bëjnë idealistët, por frutet e tij i gëzojnë pelivanët. Nga radhët e këtyre ka elementë që në ditët e fundit të luftës, kur gjithkush e ka të qartë se kryengritja do të fitoi, rrëmbejnë armët dhe i bashkangjiten asaj, me qëllim që të jenë ndër përfituesit kryesorë. Të tillë patëm edhe ne. Nuk përjashtohet mundësija që prapa kësaj kategorije të fundit të qëndrojnë të tjerë këshilltarë. Kësaj kategorie i përshtaten vargjet e Dritero Agollit: "Ata që në fushbeteja gjëmuan, nuk u ngrysën heronj as në lista / Ata që gjatë luftës veçse përgjuan, të nesërmen u gdhinë ministra".
***RKL***: *A pati të tillë pelivanë lufta e jonë Çlirimtare?*
**D. Goxhai**: Më duket se ua thashë pak më parë. Çdo luftë nxjerr nga të gjitha kategoritë që përmënda më lartë dhe se koha dhe historija do t'i identifikojnë edhe pelivanët tanë.

## Faktorët e fitores sonë

***RKL****: Kush janë, sipas jush, ata faktorë që u gargantuan dhe u siguruan juve besimin se do të dilnit trumfatorë në Luftën për Çlirimin e Kosovës?*
**D. Goxhaj**: Kjo është një pyetje, e cila kërkon shtjellim të gjerë por, meqënëse ju e bëtë atë, do të mundohem ta trajtoj përmblethtas dhe në parim. Së pari, dhe mbi të gjitha, që të kesh besim në fitore duhet të dish përse lufton, me kë lufton dhe për kë lufton.
Së dyti, për të shkuar drejt besimit në fitore, del si domosdoshmëri, njohja dhe vlerësimi që duhet me i bë armikut dhe forcave të tua. Shkalla e saktësisë të këtij vlerësimi varet nga informacioni dhe shkalla e njohjes që ke për armikun dhe forcat e tua. Sa më mirë ta njohësh armikun dhe forcat e tua, aq më i sigurtë je në veprimet që ndërmerr. Dhe, po qe se i njeh të dy ata në detaje, shumë rallë mund të gabosh. Njohjen për forcat tona, ne vullnetarët e mbështetëm te historia e luftrave tona, por edhe në ndjekjen e luftimeve që bëheshin nga UÇK-ja, ndërsa njohjen e armikut të saj, ne oficerat e kishim ndoshta më të saktë se vëllezërit tanë në Kosovë. Së treti, besimi në fitore kushtëzohet nga logjistika ekzistuese për luftën dhe siguria e vijimësisë së saj në të ardhmen. Së katërti, besimi në fitore kushtëzohet në vendosmërinë e popullit tënd për luftën. Së pesti, besimi në fitore mbështetet edhe në aleatët e brendëshëm e të jashtëm, të përherëshëm dhe të përkohëshëm, që ke për momentin dhe në ata që ti mendon se do të të bëhen të tillë më vonë.
Një ndikim të madh në krijimin e besimit në fitore ka edhe opinioni ndërkombëtar, në se e ke atë pro apo kundër. Të cilin e patëm. Një faktor determinant, që të çon ose jo drejt forcimit të besimit në fitore, është terreni ku do të zhvillohet lufta, në se ai është apo jo i joti, shkalla e njohjes dhe shfrytëzimi i tij, si dhe në se ai është mikpritës apo armiqësor për ti. Ne luftuam në truallin tonë, në terrenin tonë. Ndër faktorët e kësaj çështjeje, rol kyç luan edhe udhëheqja e luftës, që e organizon dhe e drejton atë luftë dhe sa e vendosur është ajo t'i qëndroi konseguente qëllimit për të cilin është nisur lufta. Këta ishin faktorët, që i analizuam para se të vinim në luftë, ne, 16 oficerat vullnetarë të Republikës së

Shqipërisë, sëbashku me 132 vullnetarët e tjerë prej andej, ku gati 25% na ranë dëshmorë, si dhe tërë luftëtarët e tjerë të këtyre tre ushtrive çlirimtare.

## UÇK-ja u rrit në formën e një bumi

***RKL****: A mund të na shpjegoni se si mundën të kompaktësohen aq shpejtë ato tre Ushtri Çlirimtare, si dhe po aq shpejt të fitojnë njohjen ndërkombëtare?*
***D. Goxhai***: Arsyeja kryesore qëndron në atë se ato ushtri përbëheshin vetëm dhe vetëm nga vullnetarë të lirisë të të gjithë kombit. Ata ishin më të vendosurit dhe më të përzgjedhurit e kombit tonë, dhe si të tillë, ata nuk ktheheshin prapa. Historia, aq e pasur me kryengritje çlirimtare e atyre trevave shqiptare, ku u zhvillua luftë gjatë viteve 1997–2001, kishte pushtuar zëmrat e këtyre vullnetarëve dhe të shumicës kombëtare.
Një arsye tjetër është se qysh në fillimet e saj, UÇK-ja u rrit në formën e një bumi. Kjo rritje e shpejtë i bindi SHBA dhe diplomacinë ndërkombëtare se shqiptarët e kishin seriozisht dhe fillimisht. Këtë bum luftëtarësh, ato e përdorën si presion për një zgjidhje të çështies së Kosovës nëpërmjet tavolinës së bisedimeve, pavarësishtë se në vetvete UÇK-ja kish bindjen dhe ishte në gjëndje që të mos qëndronte gjatë në kodra, pyje e male, por të delte dhe të sulmonte në qytete policinë sërbe e pastaj ushtrinë sërbe, duke u armatosur për luftë nëpërmjet luftës.
Në rast se UÇK-ja nuk do të ish izoluar politikisht dhe ushtarakisht (pasi u vendos embargo e plotë ndaj saj, si nga politika dhe inteligjenca e Kosovës, Serbia, Shqipëria dhe ndërkombëtarët), ajo do të ish shumuar dhe forcuar shumë herë më shumë. Mirëpo shumë vënde europiane të Bllokut të Atllantikut, të ndikuar nga akuzat e pabaza e shpifëse të sllavëve dhe të shërbëtorëve të tyre shqiptarë, nuk e lanë UÇK-në të shumohej e të armatosej, nga frika se mos ajo forcohej dhe mund të bënte bashkimin e Kosovës me Shqipërinë dhe, kështu, “do të prishej ekuilibri në Ballkan”, sipas tyre, pasi do të sillte dobësimin e Sërbisë dhe forcimin e shqiptarëve, e që nuk u interesonte dhe nuk u intereson shumë shteteve të Evropës.
Që të mos reagonte UÇK-ja ndaj atij izolimi, diplomacia ndërkombëtare dhe NATO vepruan me shumë finesë; ato përkëdhelën disa nga drejtuesit politikë dhe ushtarakë të UÇK-së, të cilët u mashtruan dhe nuk e kuptuan atë politikë, duke u nisur ndoshta edhe nga interesa të vogla e meskine, por edhe të këshilluar nga qeveria e atëhershme shqiptare.
E përsëri e themi me mburje se UÇK-ja, në fazën e parë të luftës së saj, që ishte luftë kundër forcave të policisë sërbe, atë e bëri me sukses. Ajo solli një farë euforie të pakontrolluar, të cilën e shfrytëzoi Sërbia, duke e goditur UÇK-në në befasi me tërë arsenalin e saj ushtarak. Vetëm në këto momente, kombi ynë nuk i dëgjoi më shpifsit shqiptarë, por u ngrit në këmbë masivisht në përkrahje të UÇK-së. Ky është kombi ynë. Ai reagim kombëtar solli krijimin e Fondit “Vëndlindja Thërret”, i cili, pothuajse, morri atributet e një qeverie, ndërsa UÇK-ja atë vit arriti rreth 40 mijë vullnetarë.

## Indiferenti nuk ndjen detyrim moral para shoqërisë

**RKL**: *Po më tërheq vëmëndien një fakt, që ju më shumë i referoheni kombit dhe jo popullin shqiptar në Kosovë. Mos është thjesht një lapsus apo e kini qëllimisht?*

**D. Goxhai**: Jo pa qëllim. Së pari, unë përdor termin komb, pasi, sikundër u thashë pak më parë, UÇK-ja kish përbërije kombëtare. Ky lloj uniteti kombëtar nuk ishte ndjerë qysh nga beteja e Fush Kosovës e vitit 1389, ku morrën pjesë tërë princat shqiptarë dhe ajo e Lidhjes së Lezhës. Së dyti, fatkeqësishtë, populli shqiptar në Kosovë u mashtrua nga politika pacifiste dhe besonte se lirinë do t'ia dhuronin sërbët dhe të tjerët. A mund të presësh shërim nga ai që të shkakton plagën? Ndoshta ajo propagandë u erdhi për hosh, ndaj edhe e haruan proverbin: "S'bëhet vreshti me urata, por me kazma dhe lopata".

Me sa duket, duke u bombarduar vazhdimisht nga një propagandë e tillë pacifiste, populli shqiptar në Kosovë përgjithësisht u bë i pavendosur dhe dyshues ndaj luftës me armë. Si rjedhojë, një pjesë e madhe e tij zgjodhi rrugën e mesme, indiferentizmin. Indiferenti nuk ndjen detyrim moral para shoqërisë. Në këtë drejtim ka ndihmuar jo pak edhe xhamia, edhe pse pati klerikë muslimanë që dolën luftëtarë. Këtu mendoj se duhet kërkuar arsyeja kryesore pse ky popull nuk e mbështeti luftën çlirimtare me tërë forcën e mundëshme, të cilën nuk e kish të vogël. Për këto arsye unë i referohem kombit, i cili e tregoi madhështinë e tij sidomos në muajt mars – qershor 1999.

***RKL***: *Mos vallë, kjo mospërkrahje e UÇK-së aq masive sikundër pritej, nga një pjesë e konsiderueshme e popullit shqiptar në Kosovë, erdhi nga që UÇK-në e akuzuan qysh në fillim se kishte objektiva për rivendosien e një pushteti komunist në Kosovë*?

**D. Goxhai**: Ndoshta. Ama, akuzat ndaj UÇK-së si marksiste, komuniste, enveriste etj., për çudi jo titiste!, është jo vetëm thjesht mosmirënjohje ndaj saj, por edhe mos njohje e qëllimshme e historisë së luftrave prej akuzuesve, pasi asnjë luftë në historinë tonë nuk është zhvilluar për interesa ideologjike, por thjeshtë për interesa jetike. Përsa i përket ideologjisë, ajo i arsyeton interesat jetike të luftës, thotë Ukshin Hoti, por nuk mund të jetë zevendësimi i atyre interesave. Madje, të thuash se lufta jonë nisi për shkaqe ideologjike është një nonses që nuk e mban asnjë lloj kandari. Nuk gjendet as edhe një rast në historinë e luftrave çlirimtare në botë që të shpërthejë për interesa ideologjike, përjashtuar kryqëzatat. Të gjitha luftrat çlirimtare kanë nisur vetëm për interesa vitale ose jetike.

Gjithashtu, lufta e jonë pati një veçori specifike. Ojektivi final i saj ishte deri në kufijtë e çlirimit të Kosovës nga pushtimi Sërbisë dhe nuk u shtri në sferën e çlirimit shoqëror, madje një luftë edhe pa një program ekonomik. Kjo është një arsye më shumë që ajo luftë nuk mund të akuzohet assesi për tipare ideologjike.

Deklarata e jonë e dhënë gjatë luftës ishte: "Ne luftojmë për shtet dhe jo për pushtet". Vetëm dhe për këto arsye nuk mund të thuhet se UÇK-ja u mbështet në këtë apo në atë ideologji, pa patur nevojë të sjellim argumente të tjera.

Kjo edhe për një arsye tjetër bindëse: lufta e jonë u udhëhoq vetëm nga elementë nacional-patriotë dhe nacional-liberalë. Kjo është edhe arsyeja pse ajo luftë nuk shkoi deri në shpalljen e pavarësisë efektive të Kosovës, qoftë pavarësi

politike apo ekonomike, apo në bashkimin e saj me shtetin amë, pavarësisht se rrethanat na erdhën në takim për këo gjëra.
Nga që lufta e jonë u drejtua nga elementë nacional-patriotë dhe nacional-liberalë, pa një vizion të shëndoshë, ndaj dhe gjatë zhvillimit të saj patëm shfaqje të sektarizmit, ndërsa pas lufte u shfaqën lëkundje liberale, duke marrë në partitë (që krijuan disa ish drejtues të luftës) edhe elementë që deri dje kishin bashkjetuar ngushtë me pushtuesin apo e kishin ndihmuar pushtimin prej Sërbisë.
Në rast se objektivi i luftës sonë do të ishte edhe marrja e pushtetit, ose përmbysjen e pushteit paralel ekzistus nën udhëheqjen e LDK-së, atëhere ajo do të kish marrë edhe tiparet e një lufte për pushtet dhe të një lufte civile, gjë që nuk ndodhi. Për këtë arsye luftën në Kosovë nuk mund ta quash aspak luftë ideologjike dhe luftë civile, sikundër po mundohen ca deputetë të këtushëm të vetquajtur të djathtë. Të çudit fakti se akuza të tilla UÇK-së nuk i erdhën vetëm nga propaganda sllavo-sërbo-maqedone, por edhe nga shumë intelektualë e politikanë shqiptarë të të dy anëve.
E veçanta qëndron se, po t'i marrësh si individë të gjithë intelektualët e Kosovës, që e akuzuan UÇK-në si enveriste apo marksiste, ishin dhe janë ndër titistët më të thekur! Ndërsa intelektualët kritizerë të shtëtit amë, si ata që e heqin veten qytetarë të botës edhe ata që e heqin veten patriotë të mirëfilltë, ishin të parët që e kritikuan metodën e fitores së lirisë nëpërmjet luftës së armatosur, pasi lufta e armatosur, atyre iu duk jashtë mode. Kësaj kategorie i mungon vetëdija mbi realitetin, i mungon aftësia analizuese ngaqë kanë dije të deformuara mbi realitetin e luftës sonë dhe të kombit tonë. Në këtë mënyrë ata u shndëruan në armiqtë më të mëdhenj për lirinë e Kosovës. Ndonjëri edhe ndoshta duke mos e kuptuar se ishte bërë i tillë. Fatkeqësishtë, ata luftuan më shumë kundër neve, luftëtarëve çlirimtarë shqiptarë, se sa kundër propagandës dhe luftës së padrejtë të serbëve, të mbështetur nga tërë sllavët. Do t'ua falnim atë qëndrim nëse sot do të kishin ndryshuar qëndrim; por ju e shihni se çfarë vijojnë të shkruajnë në gazetën "Bota sot".
Një divorc i tillë i një pjese të inteligjencës dhe politikanëve mbarë shqiptarë ishte fatale për Luftën tonë Çlirimtare, ndërkohë që Serbia kish kohë që po bënte shpopullimin gradual të Kosovës prej shqiptarëve; ndërkohë që tërë serbët, (në Serbi dhe ata të Kosovës), pa dallim bindjesh, të të gjitha shtresave, u bënë grusht, të mbështetur nga inteligjenca, institucionet shkencore dhe Kisha e tyre ortodokse.
Kështu që, përveç rrezikut serb, neve na duhej të mbroheshim edhe nga sulmet e ndryshme të këtyre intelektualëve shqiptarë negativistë të të gjitha kallëpeve. Duke patur në dispozicion shumë medja, disa drejtonin edhe gazeta, ata u bënë bindës për një pjesë të konsiderueshme të popullit, ndërkohë që institucionet drejtuese të luftës në Kosovë i kishin të kufizuara mundësitë në këtë drejtim, ngaqë dhe nuk patën udhëheqje të fuqishme politike e të organizuar, që të bënte propagandë të madhe në popull për luftën e armatosur.
Forca politike që ngriti UÇK-në erdhi një moment që kish mundësi financiare për propagandë, por ose u tregua e paaftë, ose iu nënshtrua ndonjë klani, që historia ka për ta thënë dikur fjalën e saj. Luftën e fiton propaganda dhe jo arma. Kjo

propagandë iu la fillimisht spontanitetit, nga mos dija ose nga që duhet të kenë pas bindjen se politikën shqiptare do ta kishte me vete. Fatmirësisht këtë mosfunksionim më vonë, brenda në Kosovë e kompesoi deri diku radioja “Kosova e Lirë” dhe gazeta “Bota e Re”, ndërsa partitë politike legale shqiptare, Prishtinë, Tiranë e kudo, që të gjitha, ose heshtën ose na akuzuan. Asnjë nuk na përkrahu; le se ç’flasin sot.
Ata “teoricienë” e dinë se UÇK-ja luftonte kundër një shteti sllavo-komunist. Atëhere si mundet që UÇK-ja “komuniste” do të bënte luftë, duke u udhëhequr nga botkuptimi komunist, kundër një armiku me bindje të njëjta komuniste, nëse do të pranojmë se lufta jonë ishte luftë ideologjike?! Përgjigjia është e thjeshtë: ata, që e kanë sulmuar dhe e sulmojnë UÇK-në dhe neve, me epitete të tilla, janë njerëz të hapur ndaj asimilimit kombëtar, ose njerëz me moral të dyshimtë e të etur për pushtet e pasuri.
Çudia tjetër është se ata që e akuzojnë UÇK-në si komuniste janë kryesishtë ish komunista të privilegjuar të titizmit ose ish kuadro të përkedhelur të periudhës së Enverit. Kryesori midis tyre është Ibrahim Rugova, që ju, shqiptarët në Kosovë, me ndihmën e Partisë Demokratike të Hashim Thaçit e rizgjodhët president, ngaqë Hashimi donte të bëhej kryeministër.
Dihet që Rugova kur shkoi në 28 maj 1998 në takim me Presidentin e SHBA, z. Klinton, në Shtëpinë e Bardhë, u shpreh pikërisht kështu: “Grupet e armatosura në Kosovë, përgjithësishtë kanë pikpamje të majta, pra janë nga ata që kanë patur ide të majta, drejtohen nga njerëz që edhe sot e kësaj dite kanë nostalgji për ish figura të njohura komuniste, si për shëmbëll për Enver Hoxhën, i cili ka qënë diktator i madh komunist. Ka tani një lidhje sepse grupe të armatosura shpërthyen pikërisht me shumicë kur socialistët erdhën në pushtet në Shqipëri”.
Ju i kini lexuar edhe vet pasi biseda është bërë prej kohësh publike dhe unë veçse ta lexova, sikundër e sheh. Po të kishe simpatizuar Titon, sipas Rugovës, nuk je i majtë, por i djathtë dhe je pro shqiptar; ndërsa, po sipas Rugovës e shpurës së tij, po të kesh simpatizuar Enver Hoxhën, je i majtë dhe je kundër Kosovës. A ka qënë Rugova sekretar i organizatës bazë të partisë së LKK në Institutin Albanologjik në Prishtinë? A do të thotë kjo se ai ka qënë pro Titos edhe pse i pat pushkatuar babanë e tij ballist, sikundër thonë?
Rugova dhe tërë suita e tij, në të dy anët shqiptare, nuk duan ta besojnë, edhe pse e kanë të qartë se, UÇK-ja ishte ushtri e tërë shqiptarëve, e depolitizuar dhe e departizuar, e përkushtuar vetëm për ekzistencën e kësaj pjese të kombit tonë. Me një fjalë UÇK-ja ishte një ushtri atdhetare kombëtare dhe jo një ushtri nacionalistësh, (në kuptimin negativ të fjalës), as ushtri krahinore, sepse ajo u përbë nga shqiptarë vetëm të Kosovës dhe as me të njëjtat bindje politike. Por përkundrazi, ata ishin luftëtarë të lirisë me bindje të ndryshme politike, por që gëzuan përkrahien serioze të shumicës shqiptare, sepse i harruan bindjet politike; i vunë ato poshtë ideologjisë kombëtare.
Si e tillë, UÇK-ja ishte një institucion më vete mbarëkombëtar dhe legjitim. Bazuar në këtë, angazhimi ynë në luftë s’ishte as më shumë dhe as më pak, por thjesht një atdhetarizëm institucional, një atdhetarizëm i paparë në botën ballkanike, ndaj dhe dha shpresa dhe solli një drejtpeshim të ri jo vetëm për fatin e Kosovës dhe gjithë kombin shqiptar, por edhe në politikat euro-atllantike për

Ballkanin. Pse ishte e tillë dhe e dalluan shumë shpejt armiqtë tanë, ndaj dhe erdhën vullnetarë në radhët serbe nga të gjitha shtetet sllavo-ortodokse të Ballkanit dhe më tej. Këtë e dinë fare mire ata "teoricienët" që na akuzojnë neve për "nacionalistë" dhe "marksistë", edhe pse e dinë që atdhetarizmi ynë e ka shuar fare pasionin shovinist, të paktën tek ne që rrëmbyem armët dhe formuam UÇK-në. Nëse do të kish shqiptarë shovinistë, do t'i kishim në radhët tona. Por shovinistët shqiptarë, të cilët vetëquhen nacionalistë, nuk kanë luftuar ndnjëherë kundër pushtuesve, as kur kemi qenë të gjithë të pushtuar.
Neve nuk na udhëhiqte në luftë urrejtja për popullin sllav apo për ndonjë pakicë tjetër në Kosovë që të themi se ishim nacionalistë shovenë, por na udhëhiqte dashuria për lirinë dhe çlirimin e Kosovës nga pushtuesi me uniformë. Nuk gjendet një rast që gjatë luftës që ne të kemi djegur qoftë edhe një kasolle te pakicave etnike në Kosovë; ndërsa serbët e Kosovës edhe shtëpitë e fqinjëve të tyre i dogjën! Lufta jonë nuk ishte as luft ndër etnike, as luftë civile; ajo nuk pati as edhe një element të tillë; ajo ishte thjesht luftë çlirimtare. Për këto arsye UÇK-ja është një element i shenjtë i ndjeshmërisë atdhetare shqiptare.
Nga ne, termi "nacionalizëm", nuk përdoret në kuptimin negativ. Për ne ky term përdoret për njerëzit që kanë merita në mbrojtjen e së drejtës shqiptare me të gjitha format, konform të drejtave ndërkombëtare. Kjo është arsyeja pse për ne nuk ka dallim të qenurit shqiptar patriot apo shqiptar nacionalist, dallim që për raste apo për kultura të tjera ndoshta është i dallueshëm.
Unë jam i mendimit se në këta 100 vjetët e fundit, është hera e parë që del në pah ky cilësor shqiptar dhe që dalim haptas si komb, si refuzim i shpirtit të zi të Lindjes, nga që edhe në këtë rast Lindja u bashkua me Serbinë pushtuese. Ndoshta kjo ishte edhe një arsye pse ne, luftëtarët e UÇK-së i eleminuam, i hoqëm nga truri ynë, si elementët nacionalistë shovenë, politikë e ideologjikë edhe ata fetarë. UÇK-ja u bë një identifikim i kombit shqiptar, larg feve të tij, ku nuk u përzie ideja e fesë me idenë e kombit, si dhe idetë politike apo ideologjike me idenë e kombit. Ky koncept lindi në ballafaqimin përmes luftës së armatosur, duke u reshtuar në atë ushtri që morri emrin UÇK.
Kjo ushtri shmagu në mënyrë perfekte ballafaqimin midis besimeve fetare të shqiptarëve dhe bindjeve politike të tyre ndaj armikut, dhe kjo përbën një vlerë tjetër të mëdhe të asaj lufte. Këtu qëndron edhe shkaku pse na sulmuan dhe na sulmojnë neve që ishim pjestarë të asaj lufte e të asaj ushtrije. Dhe, ata shqiptarë që na sulmojnë janë ose ithtarë të një besimi fetar fondamentalist të caktuar, ose ithtarë të një ideologjije të caktuar, ose ithtarë të një kishe apo xhamije të caktuar, ose fanatikë injorantë të një partie të caktuar, ose shërbëtorë të ndonjë të një shteti të caktuar, por aspak ithtarë të ideologjisë kombëtare shqiptare, pavarësishtë se vishen me atë petk.
Mirëpo sulmet e shpifësve shqiptarë e bënë punën e tyre; ato u pëlqyen dhe u morrën si të vërteta nga disa polikanë të NATO-s, (ndoshta u pëlqeu ashtu), ndaj dhe këta të fundit janë shprehur disa herë se nuk e kanë patur dhe ende nuk e kanë të qartë se cili ka qënë programi politik i UÇK-së. Ky gjoja dyshim i tyre u konkretizua jo vetëm në mos deklarimin zyrtar të UÇK-së si aleate e tyre, kuptohet pas luftës, por edhe në mos pranimin e saj si palë fituese në bisedimet e Kumanovës.

Për këto “dyshimet” e tyre ata kanë shfrytëzuar edhe ndonjë shprehje të qëllimtë apo nervoze të ndonjë antari të Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, sidomos në fazën e parë të luftës, por në shumicën e atyre deklaratave, sikundër e thashë edhe më parë, ne jemi shprehur qartë se UÇK-ja luftonte për shtet dhe jo për pushtet, ndërkohë që, për çudi, akuzuesit tanë shqiptarë në Prishtinë dhe miqtë e tyre në Tiranë, gjatë periudhës që bëhej luftë flisnin dhe vepronin vetëm për pushtet. Madje bënë edhe një mbledhje Kuvendi, në mes të ditës e në mes të Prishtinë, kur Kosova kish marrë flakë. Fshati digjej, kurva krihej. Madje ata u përpoqën që luftën tonë çlirimtare ta degjeneronin, ta shndronin në luftë civile, duke i veshur vetes kostumin e ultra nacionalistit, si dikur Balli Kombëtar, por që nuk ia arritën qëllimit, ndaj dhe vazhdojnë të lehin.
Besoj se e di i madh e i vogël që disa muaj pasi UÇK-ja kish krijuar zona të lira, këta “nacionalistët” tanë, “të djathtët” e Kosovës pra, ngritën një ushtri tjetër të quajtur FARK, (Forcat e Armatosura të Republikës së Kosovës), ku edhe sot, por edhe të nesërmen e afërt nuk quhemi Republikë e Kosovës. Ç’ishte kjo, a i shte përpjekje për luftë civile?
Ne që milituam në radhët e atyre ushtrive çlirimtare shqiptare, krenohemi, pasi ato, në shumicën e tyre, ishin ushtri çlirimtare vullnetare të përbëra nga bijtë më të ndershëm e më të formuar të kombit tonë. Ne nuk mbajmë përgjegjësi për ato që mund të kenë bërë individë a grupe të veçantë gjatë luftës, jashtë syrit të Shtabit të Përgjithshëm, e pas saj, të cilat mund të jenë veprime të dënueshme moralisht a ligjërisht.

### Rebelimi i një populli për liri është revolta e të pashpatëve kundër shpatëmbajtësve

***RKL***: *Në shumë diskutime intelektuale, në rrethe të mbyllura, por edhe nga historianë, publicistë, politikanë dhe intelektualë të veçantë, është thënë dhe thuhet shpesh se populli shqiptar në Kosovë nuk ishte i përgatitur për luftë të armatosur dhe se ajo luftë ishte e parakohëshme. Ç’mund të na thoni rreth këtyre tezave, meqënëse keni qenë pjesmarrës i drejtpërdrejt në luftë dhe mund t’i keni vënë re këto dy teori, a si mund t’i quajmë ndryshe?*
**D. Goxhai**: Edhe unë i kam dëgjuar këto dy teza, por tash pas lufte dhe jo gjatë luftës, sepse këta teoricienë kur luftohej në Kosovë shullëheshin në kafenetë e Prishtinës ose në plazhet e Shqipërisë dhe të Evropës dhe nuk ua kishim ngenë t’i dëgjonim. Një teoricien modern ushtarak angles, Xhon Kigan, thotë se rebelimi i një populli për liri nuk është gjë tjetër, veçse revolta e të pashpatëve kundër shpatëmbajtësve. Por që populli të guxoi të rebelohet e të ngrihet e të luftoi pa armë kundër atij që është i organizuar e me armë, duhet që ai popull të ketë një motiv shumë të fuqishëm, motiv që t’i japi forca dhe të mos e përfilli as vdekjen dhe as armën e armikut, dhe ai motiv është urrejtja kundër armikut.
Urrejtja midis shqiptarëve në Kosovë dhe pushtimit të Sërbisë kish të paktën një shekull që akumulohej, por që kulmin e saj e arriti në dy dekadat e fundit të shekullit që lamë prapa.
Besoj se autorët e teorisë se “populli nuk ishte i përgatitur për luftë” e dinë këtë fakt. Le të mos largohemi shumë në vite, le t’u referohemi të paktën vitit 1981 e

më prapa, kur popullit shqiptar në Kosovë i ishte hequr çdo shpresë e bashkëjetesës me sërbët kolonë e jo më me policinë e ushtrinë sërbe. Madje, qysh në vitin 1989, kur Kosovës iu hoq edhe ajo pak autonomi që kish dhe, kur filloi largimi i shqiptarëve nga të gjitha punët administrative, ( spitale, uzina, fabrika, polici etj)., dhe mbyllja e shkollave dhe zevendësimi i tyre me sërbë kolonë, ajo urrejtje morri përmasa të pallogaritëshme. Në atë kohë e ka origjinën edhe thënia popullore: "Sikur edhe në një tenxhere të pëbashkët të hedhësh për të zier një cop mishi të një shqiptari dhe një tjetër të një serbi, edhe ujët nuk përzihet". Dhe këtë urrejtje e ushqeu qëllimisht Serbia, që populli ynë të largohej nga Kosova. Ndaj dhe në atë periudhë del në skenë UÇK-ja, e cila u mirëprit nga populli i thjeshtë, si shpresa e vetme e shpëtimit të tij dhe e Kosovës. Pra, UÇK-ja nuk lindi spontanisht, apo nga dëshira e dikujt a me urdhër të dikujt. UÇK-në e lindi vetë Serbia me politikën e saj shoviniste.

Gjithashtu populli shqiptar në Kosovë kish gati dy dekada që po e shihte dhe po e ndjente në kuriz shpopullimin e Kosovës, i cili bëhej me temp më të shpejt dhe me përmasa më të mëdha se ai i viteve '30-të, pas marrëveshjes së xhentëllmenëve dhe se ai i viteve '50-të. Deri në shpërthimin e luftës sonë çlirimtare kishin ikur nga Kosova gati 400 mijë shqiptarë, një e pesta e gjithë popullit.

Ç'kujtojnë këta argatë të Sërbisë, se ai fenomen nuk shkaktonte urrejtje dhe nuk e rebelonte popullin tonë? Sërbia në vitet '90-të kish filluar ta xhvishte Kosovën ashtu si xhvishet një i vdekur dhe, kur ky kinse i vdekur u ngrit me armë, Sërbia veproi si egërsirë, duke vrarë pleq, fëmijë, gra në mes të ditës dhe duke djegur fshatra të tëra. Si kundër reagim populli ynë krijoi ushtrinë e tij, UÇK-në. Nuk kish absolutisht rrugë tjetër.

Dalja e UÇK-së në 28 Nëntor 1997 haptas, në mes të ditës, në prezencën e dhjetra mijëra shqiptarëve të ardhur nga tërë viset e Kosovës, a ishte një tregues se populli e përkrahte krijimin  e ushtrisë së tij dhe luftën e armatosur kundër Sërbisë? Ku ishin këta teoricjenët në atë kohë?

Ai demostrim i popullit, a tregonte se populli ynë ishte përgatitur shpirtërisht për luftë të armatosur dhe se atë luftë e shpallte të shenjtë? Mos harojmë se atë dite përcillej për në atë jetë dëshmori i parë i UÇK-së, e cila ishte përleshur me armë me forcat policore të Sërbisë një ditë më parë. Madje datën 28 nëntor 1997 unë do ta quaja dita kur popullit shqiptar në Kosovë i doli frika e kultivuar nga pacifistët. Ajo datë është ngritja e murrit unik kombëtar të shqiptarëve në Kosovë kundër pushtuesit serb. Ai që mposht frikën, vetëm ai është trim.

Menjëherë pas asaj ngjarjeje kemi aksione të tjera, të cilat sollën luftën heroike të Prekazit dhe më vonë krijimin e Fondit "Vendlindja Thërret", ku shumica e popullit iu përgjitgj parimit: "kush ka para – të japi para për luftën". Fill pas këtyre ngjarjeve  kemi shumimin e radhëve të UÇK-së; ardhjen nga diaspora të vullnetarëve në luftë dhe futja masive e armëve në Kosovë; kemi shpeshtimin e aksioneve luftarake kundër policisë  dhe ushtrisë sërbe, etj. Atëhere në popull u hodhën parullat: "kush ka armë – të japi armë"; "kush ka mundësi të nxjerri luftëtarë – të japi luftëtarë"; "kush ka mundësi të sjellë armë – të sjelli armë"; "kush ka dije për luftën – të stërviti luftëtarë". Ku ishin këta "teoricienë" kur ndodhnin këto në Kosovë?

**Ilegaliteti është krizë padurimi e popullit**

Teorinë se “populli ynë nuk ish i përgatitur për luftë” e kundërshton edhe njën fakt tjetër: dalja në skenë e një lëvizjeje të re politike në ilegalitet të thellë, Lëvizja Kombëtare për Çlirimin e Kosovës (LKÇK), e cila nuk ishte gjë tjetër veçse reagim ndaj politikës pacifiste Rugovjane të LDK-së dhe të thyerjes së vullnetit për luftë në radhët e LPK-së, e cila atëhere doli me parullën e angazhimit në politikën legale dhe zhvendosjen e veprimtarisë së saj në emigracion. Madje dalja e një lëvizjeje politike radikale, e LKÇK-së, jo vetëm me fjalë por dhe me organin e saj propagandistik, “Çlirimi”, si dhe me aksione luftarake, bëri të mundur edhe krijimin e shumë organizatave të tjera ilegale që propagandonin luftë me armë. Ç’ tregojnë këto fakte, a tregojnë përgatitje shpirtërore të popullit për luftë? Po pse nuk po më bëni pyetjen: Pse në fillim të viteve ’90-të kemi një riaktivizim masiv të punës ilegale në popull, ndër kohë që LDK-ja 700 mijë antarëshe propagandonte se do na i dhuronin lirinë pa gjak? Dhe ja përgjigja: Ajo punë ilegale u ngrit si reagim i ekzistencës së një vije të dytë politike në Kosovë, që ishte vija kryesore, vija pacifiste.
Njihen dy lloj rezistencash: rezistenca aktive dhe rezistencë pasive. Rezistencën aktive e bënë UÇK-ja dhe dashamirët e saj. Rezistenca pasive në Kosovë ekzistoi kryesisht gjatë viteve ’80-të, ndërsa në vitet ’90-të, deri në shpërthimin e luftës, ajo u mishërua vetëm në lëvizjen studentore, jashtë ndikimit të LDK-së, nën drejtimin e Muhamet Memetit me shokë.
Përsa i përket LDK-së dhe teoricienëve të saj, ata nuk bëjnë pjesë në asnjërën nga këto dy lloj rezistencash, që njeh historia. Politika e tyre ishte që populli të ulte kurizin dhe të mos ndihej as me zë, ndryshe, u thoshnin ata, do të na vrasi Sërbia. Pra, politika e Rugovës dhe e LDK-së ishte t’i bindëte shqiptarët që të shndëroheshin në skllevër pa gojë, duke u thënë: Durim. Për këtë qëllim themi se LDK-ja propagandonte vijën reaksionare, disfatizmin dhe nuk bën pjesë në rezistencën pasive; ajo protestonte vetëm me koferenca javore shtypi dhe ato vetëm nga Rugova, duk bërë thirrje për asnjë lloj tjetër demostrimi paqësor, madje edhe nëpër rrugë të mos delnin më shumë se katër veta sëbashku. Pacifizëm do të thotë pasivitet, gjë që objektivisht ndihmonte armikun, ndaj dhe MilloshevIçi as i pengonte, as i burgoste ata politikanë, por deklaronte se Kosovën e kish më të qetë se vetë Sërbinë. Në të tilla situata, si mos lindi veprimtaria ilegale!?
Politika e vijës pacifiste solli përçarjen e popullit shqiptar në Kosovë, ndaj sot ata na thonë se “populli shqiptar nuk ishte i përgatitur për luftën me armë”. Ajo vijë politike ishte kundër vijës së armatosur, pranonte dhe predikonte statukuonë, mos ndryshimin por ruajtjen e shtypjes sërbe, ndaj ishte reaksionare.
Po i kthehem përsëri bisedës së Rugovës me Presidentin Klinton, ku Rugova i thotë, po citoj: “Qeveria e Shqipërisë, pra kjo qeveri që është sot, është krejtësishtë në krahun e grupeve të armatosura. Ajo edhe mund të jetë frymëzuese e tyre, ndoshta edhe organizatore…. Kur në pushtetin shqiptar ishin forcat e djathta, me të cilat ne kemi bashkëpunuar që nga fillimi, edhe në Kosovë

kishte gjëndje tjetër". Pra, shihet qartë që në LDK nuk kishte as tendenca dhe as mendim për ta çliruar Kosovën nga Sërbia.
Mirëpo Presidenti Klinton i shprehet shumë hapur dhe shumë qartë Rugovës, duke i thënë, po citoj: "Pra është në krah të kundërt me qëndrimin sërb (*qeveria socialiste e Tiranës, D.G.),* dhe unë këtë e gjej të mirë… Përse e keni këtë mendim? (*se luftën në Kosovë e nxiste qeveria socialiste e Tiranës, D.G.)* Të dhënat tona dhe burimet e tjera nuk e tregojnë këtë". Pra, edhe në këtë rast duket fare qartë që Klinton e njihte më mirë se Rugova situatën në Kosovë dhe ishte plotësisht i mendimit se vetëm me luftë të armatosur mund të fitohej lirija dhe jo me pacifizmin e Rugovës. Si ta merr mendia ti, se Rugova nuk e dinte atë që dinte Presidenti Amerikës? A është kjo një provë më shumë se Rugova punonte për Serbinë?
Edhe teoricienët e sotëm, që thonë se "populli shqiptar në Kosovë nuk ishte i përgatitur për luftë", janë autorë dhe mbrojtës të asaj vije, të cilët kërkonin një paqe jo parimore, e cila çonte drejt mohimit kategorik të rezistencës me armë, sipas parullës së tyre: "Asnjë lloj kundërshtimi ndaj Sërbisë". Janë këto qëndrime politike në mbarë Kosovën që e detyruan rininë kosovare të fillonte të organizohej në ilegalitet për luftë.
Përkrahësit e atij pacifizmi reaksionar ndiqnin atë politikë sepse ata udhëhiqeshin dhe udhëhiqen nga parimi: kur një çështje nuk ka të bëjë me ty personalisht, qëndro sa më larg; "I urti, shpreheshin ata, di t'i ruhet së keqes, mjafton të mos flasi kundër Sërbisë dhe të mos ndihmoi të guximshmit". Po të delje haptas kundër këtyre personave të përkrahur nga Serbia, kuptohet që do të përfundoje në burg, prandaj rinia zgjodhi rrugën e ilegalitetit.
Edhe shumica e liderëve politikë të partive politike shqiptare legale në Prishtinë, të atyre viteve, e quanin veten e tyre patriotë të përsosur; kapardiseshin me stazhin e tyre intelektual apo të burgut politik, ndaj dhe rezistencën e armatosur e quanin jashtë mode dhe jo në kohë, pasi ata, në plan të parë, vendosnin interesat e rehatit të tryre personal, pasi jetonin mirë. Ai që i mohon popullit lirinë për lumturinë e tij, ai është tradhëtar i popullit të tij.

## Sabotimi i krijimit të Asamblesë Kombëtare

Ata e justifikonin teorinë pacifiste, duke u nisur nga fakti i disa arritjeve të veçanta, të cilat ishin hipokrizi, por që e bënin të pamundur largimin e Sërbisë nga Kosova. Ata "teoricienë" flasin edhe sot kështu, sepse duan të justifikojnë sabotimin që ata i bënë luftës sonë deri në fund të saj. Ata ishin kundra edhe kur krahu politik i UÇK-së, në mesin e vitit 1998, kërkoi thirrjen e një Asambleje Kombëtare të Përkohëshme, e cila të bëhej organi i vërtetë i bashkimit të të gjithë popullit në luftë.
Sabotimi i asaj asambleje realizoi kalimin në ekstrem: vendosjen e udhëheqjes politike të luftës në plan të dytë. Ata e dinin mirë se pa një udhëheqje të vetme politike për gjithë shqiptarët dhe pakicat e tjera në Kosovë, populli nuk mund të ngrihej i gjithi e në mënyrë masive në nivelin e luftës së ndërgjegjëshme. Përmes sabotimit të asaj asambleje ata kërkonin që lufta e jonë e armatosur të mbetej sa më e dobët, që nesër ata ta kishin si argument të drejtësisë së vijës së tyre

pacifiste; sikundër po mundohen të bëjnë edhe sot, që juve e përmëndët përmes pyetjes që bëtë. Ata e penguan krijimin e Asamblesë Kombëtare të Përkohëshme sepse e dinin që po të krijohej ajo do të riorganizohej nga e para pushteti paralel në Kosovë, nga qëndra deri në komunën e fundit dhe, si rjedhojë, do të forcohej UÇK-ja dhe u ikte pushteti nga dora. Kështu mendonin ata.
Ata e kundërshtuan krijimin e asamblesë sepse ideuesit e saj patën deklaruar haptas se në atë asamble do të merrnin pjesë jo vetëm përfaqësuesit e të gjitha forcave politike legale e ilegale, por edhe nga të gjitha frontet e luftës; nga udhëheqja e UÇK-së; nga pakicat e ndryshme në Kosovë; nga përfaqësuesit e biznesit të fuqishëm; nga forcat ilegale; nga diaspora etj, pa dallim bindjesh politike dhe krahinore dhe nuk do të vinin individë pa influencë që dikur më pas na i quajtën përfaqësues të të paangazhuarve, e qofte me rigon, sikundër themi ne nga Gjirokastra, ngaqë u shërbenin të huajve.
Me një fjalë, ajo Asamble do të bëhej organi më i lartë i pushtetit brenda Kosovës, e cila do të pranohej patjetër edhe nga ndërkombëtarët, sepse do të shprehte vullnetin e një populli të ngitur në luftë. Si detyrë kryesore, ajo Asamble do të kishte përcaktimin e politikës që duhej të ndiqej për shpëtimin e Kosovës; do të zgjidhte qeverinë për udhëheqjen e luftës, duke miratuar edhe programin e saj; do të miratonte dokumentat themelore për luftën e armatosur, e cila kish përfshirë gati ½ e territorit të Kosovës si dhe do të riorganizohej UÇK-ja.
Fakti që brenda 4 muajve (prill-korrik 1998) u ngrit dhe u organizua një ushtri popullore me mbi 40 mijë vullnetarë, nga elementë tepër heterogjenë, pavarësishtë se në tërësi ajo ushtri ruante vulën e asaj ngutjeje të madhe me të cilën u formua, e nderon shumë popullin shqiptar në Kosovë, i cili e ngriti atë ushti nga hiçi, edhe pse u sulmua e u pengua nga partitë e tij politike.
Ajo Asamble u kërkua të thirrej në momentin më kritik, që ajo të merrte në dorë të gjitha pushtetet në Kosovë dhe çdo gjë ta orientonte në drejtim të fitimit të luftës së armatosur; si i vetmi organ i aftë dhe legjitim të shpallte vullnetin e popullit; të mund të ndryshonte fizionominë e Kosovës dhe të bënte mobilizimin e popullit.
Por mund të thonë ata “teoricienët” se ato detyra mund t’i bënte edhe Rugova si President i Kosovës. Po. Pse nuk i bëri ai dhe Kuvendi i zgjedhur prej tij, kush ua zuri dorën? Ngaqë nuk e kishte as ai dhe as Kuvendi i zgjedhur prej tij atë dëshirë, ndaj lindi ideja e Asamblesë Kombëtare. Nga ajo krizë vetëm Asambleja mund ta nxirrte Kosovën.
Në rast se do të mblidhej ajo Asamble do të krijoheshin kushtet në të gjitha komunat e Kosovës të riorganizohej pushteti në të gjithë piramidën e tij; do të shpallej mobilizimi i përgjithëshëm, përfshi edhe pakicat, (përiashtuar sërbët që i ishin bashkangjitur policisë dhe ushtrisë së ardhur nga Sërbia). Mirëpo po të ndodhnin këto do të mobilizoheshin për luftë edhe ata “patriotët” e mëdhenj dhe “teoricienët” e sotëm. Mirëpo atyre u mungonte guximi, ngaqë i pengonte miqësia me klanet e ndryshme serbe.
Po të mblidhej ajo Asamble, as Rogova dhe as LDK-ja nuk do të ishin më violinë e parë, ndaj dhe e kundërshtuan dhe e sabotuan atë Asamble.

LDK-ja, duke e sabotuar atë Asamble, ajo e vuri veten në opozitë kundër luftës së armatosur dhe kundër UÇK-së, qëndrim që e mbajnë edhe sot. Ai qëndrim na pengoi masivizimin total të luftës.
Kur Kosovës i kanosej shpopullimi, si rezultat i politikës pacifiste, atëhere përse duhej të ruhej ajo paqe e reme me Sërbinë?
Të gjithë pacifistët ishin njerëz që jetonin mirë dhe që atë lloj jetese nuk e kishin me djersën e tyre, por me ndihmën e pushtuesve, ndaj ata përbënin partinë e “paqes”, partinë e kundërshtimit të shpëtimit të Kosovës nga shpopullimi i saj. Ndjekja me kokëfortësi e asaj politike pacifiste, e bëri Rogovën dhe partinë e tij qesharake, një absurditet të dukshëm jo vetëm në sytë e populllit por edhe të diplomacisë ndërkombëtare, ndaj dhe për këta të fundit u bë nevojë e pashmangëshme bisedimet me UÇK-në, me njerëzit e sacrifices.

**Koha punonte për UÇK-në**

Teoricienët që thonë se “populli ynë nuk ishte i përgatitur për luftë”, kujtojnë se koha nuk punonte për ne, nga që ashtu u kanë thënë. Por ata nuk i kanë analizuar faktorët. Ata harrojnë se Serbia po e shtypte në mënyrë të padurueshme popullin shqiptar në Kosovë; harrojnë se demokracia europjane do t’ua bënte shumë të vështirë në mos të pamundur dhënien e ndihmave për luftë regjimit të Sllobodanit nga Rusia apo nga ndonjë shtet mik i saj, dhe ashtu ndodhi; në Kosovë kishte shumë vite që ekzistonte literaturë për propagandimin e kësaj vije për shpëtimin e Kosovës; popujt e tjerë të ish Jugosllavisë, që kishin luftuar kundër Sërbisë (kroatët, boshnjakët, sllovenët), në mos direkt, indirekt do të na e përkrahnin luftën, sikundër edhe na e përkrahën; lufta e jonë bëhej në pragun e kapitullimit të sistemit komunist, ku Sërbia ishte bastjoni i tij i fundit, kështu që ne do të kishim përkrahjen ndërkombëtare, sikundër e patëm; në rast se ne do të kujtoheshim për luftë kur Sërbia të demokratizohej dhe të futej në Evropë, sikundër pretendonin pacifistët, po, atëhere nuk mund të mendohej për luftë çlirimtare; fshatarësia e Kosovës ishte rënuar krejtësisht, ajo nuk jetonte më me punimin e tokës por me emigracion dhe ishte e bindur se nuk humbiste asgjë në rast se luftonte dhe ashtu ndodhi, ajo e mbështeti totalisht luftën; antagonizmi i ish klasës puntore që kish dëgjuar pacifistët dhe kish braktisur punën dhe tashti vuante për bukë, e kish thelluar kontraditën me shtresën pacifiste, të cilën tash e quante reaksionare; vargu i pashkëputur i disfatave që kishte patur Sërbia në luftrat me Kroacinë dhe Bosnjën tregonin se fuqia e saj për luftë kish ardhur gjithnjë e më shumë drejt rënies dhe ajo nuk mund të përballonte një luftë të gjatë; këto të fundit kishin bërë të mundur që Sërbia të humbte besimin edhe tek aleatët e saj tradicionalë, të cilët miratuan më vonë edhe bombardimet e NATO-s mbi të; Evropës nuk i nteresonte që luftën midis Shqiptarëve dhe Sërbisë ta lejonte të zgjatej, pasi i trembej se merrte përmasa më të mëdha, përkrahjes së saj nga i gjithë kombi dhe bënte të mundur ndryshimin e kufijve në Ballkan, etj. Koha, pra punonte për luftë të armatosur në Kosovë.
Të thuash se “populli nuk ishte i përgatitur për Luftë Çlirimtare”, do të thotë se këto luftra janë njësoj si luftrat midis shteteve të cilat shpallen me deklarata shtetërore. Luftrat çlirimtare nuk shpallen, ato shpërthejnë ngaqë imponohen;

luftrat çlirimtare nuk planizohen nga shtabe apo kançelari të ndryshme burokratike, ato janë mosdurim i vuajtjes dhe, kur mbrin thika në palcë shpërthejnë. Data e shpërthimit apo nisjes së një lufte çlirimtare nuk mund të përcaktohet kurrë, këtë gjë mund ta shprehin vetëm naivët. Lufta çlirimtare nuk përgatitet artificialisht, kur dua unë apo ti, por ajo lind vet, gradualisht. Nuk mund të vësh afate për shpërthimin e saj, sepse ajo nuk është një sulm i vetëm i armatosur, por përbëhet prej mijëra sulme e akte të veçantë, të shkaktuara nga një përmbysje në gjëndjen shpirtërore të popullit, por që nuk ndodh njëkohësisht tek i gjithë populli. Lufta çlirimtare nuk është demostratë apo grevë e një organizimi të caktuar, që mund ta planizosh atë. Lufta çlirimtare nuk është një veprim luftarak profesionistësh, që të mund ta pregatitësh e ta planizosh. Luftra çlirimtare është një domosdoshmëri që shpërthen nga popujt që nuk e durojnë shtypjen dhe fillon në mënyra spontane. Ata nuk e kuptojnë se përgatitja e popullit për luftë është një proces gradual. Madje jo vetëm përgatitja e saj, por edhe organizimi dhe i taktikave të saj janë procese graduale. Pse janë të tilla, prandaj dhe organizmat ndërkombëtare kanë nxjerrë konventa të posaçme për luftrat çlirimtare.
Përderisa populli shqiptar në Kosovë ishte i vetarmatosur, ai e shihte si të vetmen perspektivë të zgjidhjes luftën e armatosur, apo i "haruan" këta teoricienë atentatet e Zahir Pajazitit dhe goditjet e Adem Jasharit.
Këta "teoricienë" e mbështesin teorinë e tyre në faktin se deri në ndërhyrjen e NATO-s lufta jonë nuk ishte shtrirë në të gjithë territorin e Kosovës. Ndoshta nisen edhe nga sasia numerike e UÇK-së. Po ta shikojmë nga këndi se në sa krahina zhvillohej luftë në Kosovë: në Drenicë, Dukagjin, Rekë e Keqe, Junik, Anadrin, Podrimje, Bajgorë, Llap, Gollap, malësia e Prizërenit, Artakoll, Çiçavicë etj, kuptojmë se në atë luftë merrte pjesë e gjithë Kosova. Prandaj nuk kanë gojë të thonë se "populli ynë nuk ishte i përgatitur për atë luftë".

**Luftë Çlirimtare e UÇK, apo e popullit në Kosovë?**

Edhe teoria tjetër e shprehur dëndur me fjalët: "Lufta Çlirimtare e UÇK-së", është në mbështetje të kësaj teorie, që po flasim dhe ka po atë qëllim. Në rast se do ta pranojmë e ta quajmë luftën tonë, "luftë çlirimtare të UÇK-së", dhe jo Luftë Çlirimtare të popullit të Kosovës, do të thotë se lufta e jonë ishte luftë e pjesëshme; do të thotë një luftë e bërë nga disa forca të caktuara, pa pjesmarrjen e masave të gjera popullore; do të thotë luftë për plotësim dëshirash të një pjese të caktuar dhe jo luftë e gjithë popullit për çlirim; do të thotë luftë për pushtet dhe jo luftë për shtet. Po të ishte luftë çlirimtare vetëm nga UÇK-ja, do të ishte e pamundur të çlirohej Kosova.
Në rast se do ta quanim "Lufta Çlirimtare e UÇK-së", atëhere do të pranonim se lufta e jonë ishte luftë e një grupi njerëzish të izoluar nga masat popullore. Madje, edhe sikur kjo luftë të ishte bërë vetëm nga ata që drejtuan dhe përbënë UÇK-në, edhe sikur ajo të ishte një ushtri plotësishtë e regullt, qysh në fillim të luftës, nën udhëheqjen e Qeverisë së Kosovës në ekzil, përsëri do të ishte një luftë e shkëputur nga populli. Po populli ç'bëri? Ku ishte? Ku fjetën, ku u ushqyen, kush i mbështeti këta luftëtarë, kush e financoi, kush i lindi e i rriti ata, apo zbritën nga

qielli si UFO? Mos harrojmë se edhe grupi i oficerave, nën drejtimin e Tahir Zemës, për një luftë të tilllë u deklaruan kur hynë në Kosovë dhe, kur ata e panë se pa popullin nuk kishin ku shkonin, u larguan, apo jo?
Prandaj kjo lloj të shprehuri, "Lufta Çlirimtare e UÇK-së", më duket një përkufizim djallëzor. Nuk më tingëllon mirë. E shpreh këtë shqetësim për të vetmen arsye se nesër nuk përjashtohet mundësia të dalë dikush, apo disa, që ta shftytëzonë këtë përkufizim e ta privatizojnë atë luftë e pastaj të na thonë: Rrini urtë se ne e çliruam Kosovën. Qofsha i gabuar!

## Në situatën pa shpresë, vetëm lufta mbetet një shpresë

***KKL***: *Shumë medja, politikanë dhe teoricienë të tjerë, nga të dy Shqipëritë, e Brendëshmja dhe e Jashtmja, shprehen se UÇK-ja nuk mund ta çlironte Kosovën. Ata që luftuan, thonë ata, ishin ose naivë ose aventurierë, që i binin murrit me kokë; në radhët e të cilëve kish edhe terroristë. A mund të na thoni diçka rreth këtyre akuzave që i bëhen UÇK-së?*
**D. Goxhai**: Që e thonë këtë gjë, ata kapen në një fakt, i cili në dukje u jep të drejtë. Dhe ai fakt është se një pjesë e mirë e popullit shqiptar në Kosovë, sidomos pjesa qytetare, hezitoi në shumicën e saj, duke mos e përkrahur luftën tonë me armë. Dhe pse? Për arse se, ende nuk e kish hedhur poshtë mundësinë e fitores së lirisë me rrugë paqësore; ende ishte e bindur se lirinë do të na e dhuronin.
Por, fatmirësishtë, shumica e popullsisë fshatare nuk e kish këtë bindje. Shumë intelektualë e politikanë, si në Prishtinë ashtu edhe në Tiranë, nuk ishin e nuk janë ende në gjëndie të bëjnë analizën e atij realiteti të atëhershëm, në lidhje me këto dy bindje dhe për llojin e luftës që praktikonte UÇK-ja, prandaj dalin e na "mësojnë" e thonë se lufta nuk bëhet vetëm me kallashë.
Ata mendojnë kështu, pasi i ka trëmbur jo vetëm politika pacifiste absolute, por dhe i ka mashtruar teknologjia moderne ushtarake, e cila sot është shumë e përparuar. Mirëpo, po të kemi parasysh terrenin, që ishte i yni, llojin e luftës që bënim ne, si dhe gatishmërinë tonë për të pranuar edhe koston më të lartë të humbjeve, vetflijimin tonë, nuk do të mjaftonte teknika dhe armatimi i Sërbisë për ta mposhtur luftën tonë. Ata nuk e dinë se faktori kryesor në luftrat çlirimtare është njeriu, është morali tij dhe jo arma. Jo më kot Napoleon Bonoparti pat thënë: "Në luftë, gjendja morale përbën tre të katërtat e betejës. Pjesa që mbetet varet nga fuqitë fizike".
Historia e luftrave botërore tregon se shumë ushtri çlirimtare, ndoshta edhe më të dobëta se UÇK-ja, kanë mundur ushtri më të forta se ajo e Sërbisë. Ata nuk e dinë se lufta çlirimtare nuk ka logjistikë për armatime të rënda. Ushtritë çlirimtare pajisen gradualisht me ato armatime, paralel me fitimin gradual të epërsisë mbi armikun, duke ia marrë atë armikut.
Me sa duket, akuzuesit tanë jo vetëm që janë profanë në këtë drejtim, por na llogarisin neve me moralin dhe njohuritë e tyre. Po u drejtoj atyre një pyetje retorike: Po të ish se UÇK-ja nuk krijonte kushte për çlirimin e Kosovës, atëhere pse Serbia u detyrua të angazhonte 95 mijë forca të armatosura të ushtrisë së regullt kundër nesh?, ( sipas shifrave të saj zyrtare); pa llogaritur këtu forcat

policore, ato të shërbimit të fshehtë, forcat paramilitare dhe ato rezerviste dhe qytetarët sërbë të Kosovës e sllavët e tjerë vullnetarë që iu bashkangjitën atyre.
Ata nuk e kuptojnë se lufta e jonë në Kosovë ishte një luftë thjeshtë guerile. Si e tillë ajo do të karakterizohej pa tjetër nga veprime luftarake të shkallës taktike. Si e tillë, strategjia e asaj lufte ishte zhvillimi i një lufte të gjatë popullore. U përcaktua ajo strategji, pasi nuk ka rrugë tjetër në të tilla luftra, ngaqë armiku i UÇK-së ishte shumë herë më i fuqishëm se ajo. Ne ishim të detyruar të përqafonim atë strategji sepse armiku ynë ishte shumë më i fortë. Ai kishte në dorë një fuqi të madhe ekonimike dhe ushtarake; zotëronte një aparat të fuqishëm policor; kishte një ushtri të madhe dhe me përvojë lufte; ishte një ushtri që kishte furnizime nga më të ndryshmet. Me një fjalë, armiku ynë kishte një fuqi me organizim të madh e të përsosur, kuadro të përgatitura e me përvojë lufte, ndërsa ne, jo vetëm që ishim shumë herë më të paktë në numur, por edhe pa përvojë dhe pa armë. Vetëm me një luftë të gjatë mund të përballohej ai armik aq i fuqishëm. Vetëm me një luftë të gjatë ne mund t'i ruanim forcat tona të gjalla. Homeri i letrave ushtarake, Sun Xu, thotë: në qoftë se ushtria lihet për një kohë të gjatë në shesh të luftës dhe larg shtetit të vet, mjetet e shtetit nuk mjaftojnë.
Me strategjinë e luftës së gjatë, ne i thamë armikut se fati i luftës nuk përcaktohej me zhvillimin e një apo disa operacioneve luftarake, ndaj dhe u jemi shmangur betejave edhe kur armiku ka dashur të na i imponnamed. Dhe jo pak herë. Me strategjinë e luftës së gjatë ne i thamë armikut se nuk kemi për ta pushuar luftën, ajo do të vazhdonte pa ndërprerje, me mënyra e forma nga më të ndryshmet, duke iu kundërvënë mënyrave dhe formave të ushtrisë së tij të regullt. Kjo lloj strategjie na jepte neve një sërë epërsish, të cilat janë teme më vete. Vetëm me këtë lloj strategjie mund të bëhej dobësimi i ushtrisë së fuqishme sërbe. Me luftë të gjatë ne do ta dobësonim gradualisht atë ushtri, do të fitonim gradualisht epërsinë, fillimisht në shkallë taktike dhe pastaj në shkallët e tjera operative e më vonë në atë starategjike. Epërsinë në shkallën taktike të vogël ne e fituam pas muajit nëntor 1998, ndërsa gjatë muajve mars-qershor 1999 filluam ta merrnim nismën edhe në disa drejtime taktike, por filloi edhe ekulibrimi i forcave në drejtime taktike lokale dhe operative, si në Podrimje, në Gollak, në Bajgorë, në Berishë, në Pashtrik, Nerodime, në Koshare etj.

**Lufta guerile i shmanget praktikës normale të luftës**

**RKL**: *A mund të ndalojmë pak këtu dhe të na shpjegoni se si e kuptonit ju se u vu ekuilibrimi i forcave, nga e morrët vesh? E dinit ju se kishit të njëjtën sasi forcash me armikun, a si?*
**D. Goxhai**: Drejt. Ndoshta ka nevojë të qartësohet ky term ushtarak për dëgjuesit. Ne e kuptojmë momentin kur është arritur faza e ekuilibrimit të forcave në një a më shumë drejtime, atëhere kur të dy palët i ruhen njëra-tjetrës. As njëra palë nuk merr guximin të godasë tjetrën. Pra, ia kanë frikën njera tjetrës. Ky moment përcakton faktin se është arritur ekilibrimi i forcës midis dy palëve. Ky është momenti kur lind nevoja e manovrimit të madh dhe të shpejtë të forcave. Në këtë moment fiton ai që e kupton i pari këtë gjë dhe vepron më shpejt se tjetri, duke bërë menjëherë manovrimin e forcave.

Këtë po ua konkretizoj me një shëmbëll nga lufta e jonë. Pas dhjetë ditë luftimesh nga zona e Dytë Operative "Pashtriku", në rajonin e Pagarushës, ne bëmë një tërheqje të shkallës operative, pasi u tërhoqën forcat e një zone operative nga një drejtim operativo-strategjik sikundër ishte gjithë teritori: fshati Duhël–Rahovec–Kravasari. Ajo ishte tërheqje e detyrueshme në drejtimim: Pagarushë - malet e Berishës, por e organizuar dhe me plan për ta futur armikun në grakckë, pasi nuk mund t'i përballonim më tej forcat e blinduara, të motorizuara e të shumta armike në atë terren dhe me atë vendosje të forcave.
Lufta, si asnjë aktivitet tjetër njerëzor, të çon nga e panjohura në të panjohurën. Çdo minutë i saj është i veshur me këtë mister pasionant. Në të gjitha doktrinat ushtarake theksohet se kurrë nuk duhet të organizosh mbrojtjen apo sulmin pa parashikuar një tërheqje të mundëshme. Unë ende po njihesha me terrenin, forcat e UÇK-së dhe dislokimet e tyre dhe, si rjedhojë nuk mud të kaloja në imponimin e një strategjije të re, strategjinë e luftës partzane, e cila tërheqjen e ka moton e saj në çdo sulm: Godit si rrufeja dhe zhduku si era. Shumë drejtues të UÇK-së kishin një vit që i qëndronin besnik strategjisë së luftës mbrojtëse, pasi ajo u dukej si e vetmia strategji fitimtare. Momenti i parë, të cilin unë e shfrytëzova dhe që më mirëkuptuan ishte ai i datës 20 Mars 1999, kur ushtria serbe sulmoi Drenicën dhe që ndodhi në kohën që mua Bislimi më njihte me vijat e mbrojtjes së Zonës së Dytë Operative, në Pagarushë. Nuk mund ta ndryshoje me një fjalë të vetme atë përgatitje të gjatë për mbrojtje pozicionale, e cila është karakteristikë e ushtrive klasike. Pastaj ata ende nuk më kishin njohur as si person dhe as në aftësi. Kjo e bënte edhe më të vështirë propozimin tim.
Në 22 Mars forcat e ushtrisë sërbe sulmuan rajonin e Pagarushës dhe ne iu përgjigjëm me mbrojtje pozicionale, ku rezistuam bukur fort për gati 10 ditë luftime të pandërprera natën e ditën. Duhej gjetur dhe shfrytëzuar momenti që strategjia e luftës partizane (guerile) të zbatohej në mënyrë të natyrshme dhe jo si ide dhe mendim i imi; duhej të delte si domosdoshmëri për t'i shpëtuar asgjësimit tonë. Megjithatë, sëbashku me Bislimin gjatë rikonjocionit përcaktuam të gjithë drejtimet e mundëshme për tërheqje kur do të detyroheshim ta bënim, krahas përcaktimit të vijave të mundëshme të kundërsulmeve.

**Detyroje kundërshtarin të vijë atje ku ti do vetë, kjo është taktika guerile**

Arti ushtarak me të cilin jam edukuar unë e theksonte me forcë se gjatë luftimeve mbrojtëse asnjë lloj tërheqje nuk duhet bërë pa urdhër nga lartë, që do të thotë pa miratimin apo pa urdhërin e komandës të një apo dy shkalle më lartë. Por për ushtritë e regullta dhe në luftën frontale, ama. Këtë parim e respektuam me shumë fanatizëm në Pagarushë, ku zhvilluam luftë ballore gati 10 ditë, ndaj dhe na dha atë sukses që ne nuk mundëm ta parashikonim aq të suksesëshme.
Të tërhiqesh do të thotë të respektosh dredhitë dhe forcën e armikut; prandaj nuk duhet nënvleftësuar forca brutale e tij. Tërheqja duhet bërë me qëllim që ta nxitësh armikun të shterojë forcat brutale të tij ose të shkujdeset.
Këtë të dytën, shkujdesjen e armikut, e realizuam me shumë sukses në rastin e tërheqjes me forcat e Pashtrikut në 31 mars 1999, kurse të parën e realizuam në 20 mars me forcat e zonës së Drenicës. Kështu veproi edhe Brigada 153 në

malësinë e Gollakut, në gjysmën e dytë të muajit prill 1999, e komanduar nga Adem Shehu.
Në momentin kur tërheqja bëhet e pashmangëshme, de fakto ke filluar të bashkbisedosh në heshtje me kundërshtarin, pa treguar frikë apo burrecëri, duke e vënë veten në rolin e armikut. Tërheqja e domosdoshme, apo për qëllime mashtrimi të armikut është gjest dinjiteti dhe jo paburrërie. Kur vendos të lëshosh pozicionet mbrojtëse ku ke luftuar me ditë të tëra, (kuptohet, me sasi të mëdha forcash), është një vendim i ri për një ekulibrim të ri forcash si dhe një ndryshim në strategji. Ne iu shmangëm vazhdimit me kokëfortësi luftimit mbrojtës në kushtet e epërsisë drastike të armikut në Drenicë, Gollak dhe në Pagarushë, jo se u trembëm për vdekje apo se na zuri paniku, por se ishte strategjia më e mirë për momentin. Këtë taktikë dhe strategji ndoqën edhe Jasharajt në rrethimin e parë e të dytë të tyre si dhe Haradinajt kur u rrethuan në Glloxhan po atë muaj, mars 1998.
Të tërhiqesh në mënyrë të organizuar në një moment të domosdoshëm do të thotë se ke disiplinë të rreptë, besim te vetja dhe në aftësitë e forcave që komandon, besim i cili zbukuron të gjitha veprimet luftarake të mëtejshme dhe e shndëron helmin në ujë të artë; do të thotë se vlerëson kohën që ajo të punoi për ti; do të thotë se e analizon terrenin për t'i shfrytëzur të gjitha epërsitë dhe veçoritë e tij në favorin tënd si dhe tregon se, planifikimi i jot për ato momente është strategjia më e mirë, pavarësisht se vartësit rallë herë i kuptojnë avantazhet e një strategjie të tillë gjatë tërheqjes.
Një luftim mbrojtës i stërzgjatur në rastin e një lufte guerile mbaron duke shkatërruar vetveten. Kjo na ndodhi në Rahovec në korrik të vitit 1998. Prandaj, guerilasit që t'i shpëtojnë shpartallimit duhet të tërhiqen. Nuk është turp të tërheqësh forcat guerile nga fush-beteja mbrojtëse, aq më shumë kur e di që armiku është më i fortë. Të mbrohesh duke u bazuar vetëm tek urrejtja që ke ndaj armikut do të thotë të vetasgjësohesh. Të pozicionohesh vetëm në mbrojtje dhe të vazhdosh të rezistosh me forca guerile ndaj një ushtrie moderne dhe tepër superiore në forca e mjete, në këto raste i ngjan guximit të një zogu para maces. Apo nuk na ndodhi kështu në Rahovec, në Bardh të Madh, në Luginën e Baranit, në Loxhë, në Kijevë, në Llapushnik, në Junik e gjetkë gjatë vitit 1998?
Tërheqja në këtë rast është armëpushim i shkurtër dhe i njëanshëm për të pritur momentin e volitshëm për t'u rihedhur në sulm.
Unë nuk mund t'i quaj tërheqje taktike apo strategjike të organizuara ato të vitit 1998, pasi pas tërheqjes nuk patëm sulme, nuk patën ndryshim taktike apo strategjie. Ato ishin tërheqje thjesht nga frika dhe fshehje nga armiku, ndaj dhe UÇK-ja atë verë pësoi disfatë të madhe, por që e shpëtoi armëpushimi i kërkuar nga ndërkombëtarët.
Armëpushimi i vjeshtës së vitit 1998 u shfrytëzua në mënyrë mjeshtërore nga Shtabi i Përgjithshëm i UÇK-së, për të mos thënë posaçërisht nga Bislim Zyrapi, për vendosjen e një ekulibri të ri forcash me ushtrinë sërbe si dhe për ndryshimin e strategjisë nga UÇK-ja, që deri atëhere kishte zbatuar në mënyrë shabllone vetëm luftën frontale pasive dhe tërheqje për mos risulmim.
Fillimi i ndryshimit të strategjisë së UÇK-së nga mbrojtje pasive në mbrojtje aktive dhe më vonë, në fillim të vitit 1999, kalimi gradual në sulme, tregoi se

Bislim Zyrapin nuk e kish pushtuar paniku apo frika, por kish menduar si e si ta ndryshonte situatën në favorin e UÇK-së si një domosdoshmëri, gjë që nuk mund ta bënte atë ndryshim strategjie menjëherë. Këtu ai është treguar sa ushtarak i zoti edhe diplomat, pasi zbatimi i strategjisë që të bëhej luftë mbrojtëse nga UÇK-ja nuk ishte vendim i tij por i atyre që ishin qysh në fillim në drejtim të asaj lufte çlirimtare, i politikës. Njëkohësishtë kjo tregon se ai pat nxjerrë mësime nga luftimet e pranverës dhe verës së vitit 1998, të cilat edhe unë i pata analizuar në shtypin e kohës[1)], ku e nxirja në pah gabimin e madh të zbatimit me kokëfortësi nga repartet e nënrepartet e UÇK-së vetëm të taktikës së mbrojtjes pasive dhe tërheqjes për të mos u rikthyer për të sulmuar. Këtu e ka bazën edhe mirëkuptimi që unë pata qysh në momentet e para më Bislimin dhe gjat gjithë periudhës që luftuam sëbashku.
Kur u bindëm se në Pagarushë nuk mundej të rezistonim më tej, dhamë urdhër për tërheqjen e gjithë forcave të zonës së Pashtrikut, me përjashtim të Brigadës 121, e cila mbështeste me zjarr tërheqjen tonë, pa u bërë merak se mund të na quante dikush fajtorë, frikacakë apo të na akuzonte për një veprim të gabuar, dhe nuk u paralizuam nga ai mendim.
Mos harro se gjithmonë mungon diçka, ndaj tërheqja duhej realizuar kur koha të rrinte pezull. Dhe ajo kohë ishte mesdita e datës 31 mars 1999. Këtë moment e kapëm falë ndjekjes në vijimësi të çdo momenti të luftës dhjetë ditore dhe intuitës të fituar në luftime dhe guximit për të vepruar. Në se ne do të ishim hutuar në ato momente do të thoshte që t'i kërkonim të keqes ndihmë. Është e rezikshme të kërkosh këshilla nga të tjerët në momentin që ke vendosur të tërhiqesh.
Mbrëmja e datës 31 mars, kur në malet dhe pyjet e Divjakës, Kleçkës, Katundit të Ri dhe Berishës mbritën popullsia dhe tërë forcat tona në mënyrën më të organizuar, vërtetoi se vendimi ynë për tërheqje ishte shumë i drejtë dhe kjo erdhi nga që nuk i lejuam vehtes hutim dhe u munduam t'u jepnim vlera në maksimum shanseve që na u krijuan. Ne ishim të vetdijëshëm se në atë tërheqje forca jonë qëndronte te dy faktorë kryesorë: te shpejtësia e veprimit, (prandaj urdhëruam që shkëputja e kontaktit me armikun të bëhej me batalione njëkohësishtë nga të pesë brigadat e Zonës) dhe gjetja saktë e momentit për të dhënë urdhërin për tërheqje, duke u ruajtur mos binim në gabime strategjike, si: të jepnim urdhërin për tërheqje para kohe dhe të linim të na ikte rasti më i volitshëm, sikundër ishte mesdita e asaj date, për të cilat nuk ka as formula dhe as receta dhe, nga ana tjetër, intensifikimi i zjarrit.
Ne në ato momente nuk kishim kohë të mendonim ç'kundërsulme do t'i jepnim armikut apo ç'do të mendonin antarët e tjerë të Shtabit, por i zumë besë intuitës, sikundër thashë më lartë. Ne nuk e ngatëruam në asnjë moment tendosjen me nervozizmin. Kur vendosëm të tërhiqeshim nuk hezituam ndaj dhe nuk e shtymë për më vonë vendimin; nuk dyshuam më për vendimin që morëm dhe nuk u tërhoqëm nga ai vendim edhe pse na dolën të papritura të tjera.
Nuk e kryem tërheqjen nga frika dhe nuk e humbëm për asnjë moment shpresën se do të bëheshim më të fortë se armiku, ndaj dhe realizuam një tërheqje të suksesëshme jo vetëm të forcave luftarake por edhe të popullsisë që ndodhej në ato territore ku luftonin Brigadat e Zonës së Dytë Operative "Pashtriku". Në se në

[1] Shih: Shpëtim Golemi: "Rruga që më çoi në radhët e UÇK", Tiranë 2000

ato momente ne do të kishim vendosur që të vijonim me këmbëngulje luftim mbrojtëse, armiku do të na kish asgjësuar krejt ato forca, pasi do të binim në kurthin e tij dhe të sedrës sonë të sëmurë, sikundër ndodhi në rrethimin e tretë me Jasharajt.
Me këtë nuk dua të them se tërheqja është një metodë e shkëlqyer e mbrojtjes pozicionale, por dua të theksoj se ajo duhet përdorur kur frika e propabilitetit të asgjësimit të forcave të tua është shumë e madhe. Madje në luftën guerile duhet të jetë moto e saj deri në ekuilibrimin e forcave, i cili përgatit momentin për kalimin në mësymje të përgjithëshme.
Ajo që na shqetësonte më shumë mua dhe Bislimin në ato çaste ishte se mos komandantëve të njësive, përfshi edhe komandantin e Zonës, Tahir Sinani, do t'u dukej se po bënim tradhëti që po tërhiqeshim, madje në mes të ditës. Mirëpo frika e asgjësimit të forcave është një sinjal alarmi për shtabet dhe komandantin e forcave ndërluftuese, e cila e lajmëron të mos rrezikoi. Atë frikë ne e përdorëm si një motor dhe jo si frenim të analizës së situatës.
Të lutem, mos e ngatërojmë frikën me panikun. Vetëm budallai nuk ka frikë. Nuk ka luftëtar dhe komandant të mos frikësohet në luftë, por trimëria qëndron në luftimin dhe mposhtjen e frikës.
Vetëm komandantët e përgjegjëshëm marrin vendime për tërheqje të madhe, sikundër ishte tërheqja e forcave të Zonës së Pashtrikut nga Pagarusha. Duhet të kuptohemi drejt, tërheqja nuk ishte dëshirë e jona, por ishim të bindur dhe të përgatitur se nuk do të vononte ai moment dhe ne ishim të detyruar të merrnim një vendim të shpejtë për të bërë ndryshimin në strategji për atë drejtim operativ. Gjë që do të thotë përgjegjshmëri e lartë nga ana e jonë dhe e Shtabit tonë të Përgjithshëm. Ajo tregoi se ne kishim aftësi për t'u përgjigjur, vrojtuar dhe reaguar; vërtetoi se ishim një shtab, i cili përpiqej t'i njihte sfidat e çdo çasti. Madje do të ishte fatale për mua që, gjatë vitit 1998 kisha këmbëngulur që të përdorej taktika e luftës guerile dhe jo e asaj mbrojtëse. Për fat të mirë gjat gjithë dhjetëditëshit të luftimeve në rajonin e Pagarushës nuk u ndamë nga njeri-tjetri me Bislimin dhe në çdo moment diskutonim duke e analizuar çdo situatë që krijohej. Pra, rrinim zgjuar dhe në këmbë, i ndiqnim me vëmëndje dhe i njihnim shume mirë sitautat, gjëndjen e forcave tona si dhe atë të armikut.
Tërheqjen nga Pagarusha me të gjitha forcat e realizuam kur nuk kishim më rezerva të rivendosnim situatën në vijat e mbrojtjes apo të përmbysnim raportin e forcave, dhe as nuk kishim as kohë dhe as mundësi të kërkonim ndihmë nga zonat e tjera. Pastaj, mos harrojmë një gjë, mbrojtja statike nuk ka vend te veprimet e luftës guerile, po kështu edhe mbrojtja e fiksuar me pozicione, përveç rastit kur forcat guerile janë në pritë, sikundër thotë edhe teoricieni anglez i luftës, Lidëll Hart.
Kështu që, ne tërheqjen e bëmë në momentin kur probabiliteti i disfatës sonë ishte shumë më i madh se i rezistencës së suksesëshme; e bëmë në kohën kur ne dhe komandantët e njësive që mbroheshin u bindëm se, nga ai moment nuk mund të bënim më gjë tjetër.
Tërheqja filloi, dhe dalëngadalë çdo gjë e ndërlikuar filloi e bëhej e thjeshtë. U desh një kohë shumë e shkurtër të vërtetohej se kishim fituar apo kishim humbur me atë vendim për tërheqje.

Gjatë kohës që forcat tona tërhiqeshin me luftim, neve vijonim e i qartësonim më mirë veprimet dhe planet e ardhëshme, ndaj dhe kundërvepruam me aq sukses, sikundër e theksova. Në ato momente ne ishim të detyruar të pranonim se ishim inferiorë ndaj armikut; por që duhej ta pranonim me heroizëm dhe kurajo, se vetëm kështu mundëm ta realizonim tërheqjen me disiplinë absolute.
Në atë tërheqje të organizuar u testua trimëria, vendosmëria dhe aftësitë komanduese të Shtabit tonë të Përgjithshëm më shumë se në çdo lloj luftimi të deriatëhershëm, si dhe e të gjithë komandantëve dhe forcave të Zonës së “Pashtrikut”.
Kur vendosëm të tërhiqeshim ne ishim shumë transparent para vartësve, por ama ua fshehëm me shumë zgjuarsi projektet dhe qëllimet e vërteta të tërheqjes. Ende me Bislimin nuk i kishim definuar planet se si do të vepronim konkretisht pas përfundimit të rigrupimit të forcave në Berishë. Edhe vartësve nuk mund t’ua tregonim se qëllimi ynë ishte që po atë natë do të riktheheshim në ato terrene. Kjo, për arsye se kalohej nga një vargmal në tjetrin dhe nëse ua jepje qysh ato momente atë detyrë, forcat do të demoralizoheshin. Koha dhe zhvillimi i ngjarjeve do të na diktonte zgjidhjen më të mirë. Dhe ashtu ndodhi. Më e rëndësishme për ne nuk ishte tërheqja që po bënim, por vendimi që do të merrnim se ç’do të bënim pas asaj tërheqje, si dhe si të bëhej zhbllokimi i rethimit që do të na bënte armiku në fund të tërheqjes sonë.
Gjatë tërheqjes patëm parasysh sugjerimin e Sun Xusë, “të veprosh si uji”, që do të thotë të rëshqasësh si pa u ndjerë përmes shumë pengesave që të dalin përpara, domethënë t’u përshtatesh kushteve konkrete të situatës, terrenit dhe motit në çdo moment; ashtu si uji që nuk e harron kurrë objektivin e tij: detin. Edhe për ne, objektivi ishte: pozicionimi më i mirë, ndalimi i përparimit të mëtejshim i armikut, përforcimi dhe kthimi nga të rethuar në rethues. Këtu qëndron forca e “ujit”, thotë Sun Xu, të cilin kurrë një çekan nuk mund ta thyejë dhe asnjë thikë ta plagosë.
Përmes asaj tërheqje, kalimi më pas i frontit po atë natë dhe dalja në shpinë të armikut, si dhe sulmi me zjarr i armikut në front dhe në shpinë e nga të dy krahët, sikundër ndodhi në agimin e ditës së nesërme, jo vetëm që nuk patëm pothuajse asnjë humbje force të gjallë, por u realizua qëllimi final: armiku u detyrua të hiqte rrethimin. Ky ishte objektivi ynë. Këtu qëndron rëndësia e asaj tërheqjeje të organizuar dhe manovrimi i shpejtë i një sasie të madhe forcash që ndoshta as ushtritë e regullta nuk besoj se e kanë realizuar aq suksesëshëm sa forcat e UÇK-së atë natën e 31 marsit, duke aguar 1 prilli i vitit 1999. Ajo vërtetoi se UÇK-ja kish arritur të merrte formën e një ushtrie të disiplinuar, e përgatitur dhe e aftë ta çonte misionin e saj deri në fund.
Ai veprim luftarak i UÇK-së rriti besimin te të gjithë pjestarët e ushtrisë sonë çlirimtare se një ditë do ta fitonim luftën qoftë edhe të vetëm. Ne ishim shumë të dobët para armikut që kishim përpara në atë moment, por gjatë tërheqjes filluam të mblidhnim forcat pak e nga pak, i rigrupuam ato, i rifurnizuam, i riorganizuam dhe arritëm që “rrëkeja” të kthehej në një “lumë” përmbytës për armikun.
Kur vendosëm të realizonim tërheqjen menduam si ta bënim kohën të fillonte të punonte prej atij momenti në favorin tonë. Na duhej kohë dhe terren tjetër për t’u bërë më të fortë. Ishim të ndërgjegjëshëm se për arritjen e kësaj nuk duhej të

nguteshim; mposhtëm padurimin te vetja dhe vartësit dhe shmangëm urdhërat e pamenduara, duke realizuar tërheqjen në mënyrë të organizuar e të ngadalshme. Kur ushtria e nxiton tërheqjen, ajo bëhet e padisiplinuar. Na ndodhi një rast i tillë gjatë atyre ditëve që luftonim në mbrojtje, kur u tëroqëm me ngut nga Qafa e Pagaqushës, ku na u desh që të sakrifikonim edhe forca për ta rimarë atë qafë. Dhe ajo rivendosje e situatës e arrit duke e udhëhequr kundërsulmin personalisht Komandanti i Zonës, Tahir Sinani. Ama po të kishim bërë qoftë edhe një hap të gabuar, si në atë rast, gjatë asaj tërheqjeje të datës 31 mars, prej atij momenti koha nuk do të punonte më për ne, do kishim rënë në humnerë.
Vendosëm atë lloj tërheqje, pa u frikësuar se do të ndëshkoheshim, pasi ishim bindur se do korrnim suksesin. Pasi përmirësuam raportin e forcave u bindëm se fitoren e kishim të sigurt , gjë që na dha mundësinë të realizonim befasinë e rigoditjes, që do të thotë se kishim marrë inisiativën.
Momenti i marrjes së vendimit për të kaluar frontin po atë natë dhe rikthimi i po atyre forcave në rajonin e Pagarushës e të Kravasarisë dhe realizimi i zjarrit rrethues kundër forcave të armikut, i cili disa orë më parë na pat rrethuar në malet e Berishës, për ne ishte si ai momenti i kalorësit gjat garave kur bie nga kali dhe në se nuk mundet ta shaloi atë një minutë më vonë, kurrë nuk do ta ketë guximin ta shaloi një moment tjetër, përveç se ekziston rreziku të shtypet nga kalorsit e tjerë të garës.
Ne e “shaluam” në moment “kalin” dhe e kapëm armikun në befasi, e cila është çelësi i çdo fitoreje. Kjo u arrit se gjatë tërheqjes ne i fshehëm planet e ardhëshme si dhe anët tona të dobëta. Në rast se ne nuk do të kundërvepronim ashtu si vepruam, ne do të kishim bërë një vrimë në ujë, veçse do të kishim ndëruar vendin e varrimit tonë, nga Pagarusha në Berishë.
Sakrifikuam përkohësisht terrenin për ta rimarë atë, duke shmangur asgjësimin e forcave. Të dish ta detyrosh kundërshtarin të të vijë vetë ate ku ti dëshiron të vijë, kjo është taktika guerile. Madje, unë do të thoshja se mbrojtja dhe sulmi që bëmë pasi u tërhoqëm, të cilin do t’ua shpjegoj, ishin veprime plotësuese të asaj tërheqjeje, pasi e kthyem tërheqjen në sulm.
Në kohën që ne i ripërqëndruam forcat në malet e Berishës dhe kaluam në një vijë të re mbrojtjeje, përgjatë pjerësive veriore të luginës së lumit Mirushës, pamë që armiku nuk guxoi ose nga që qe i lodhur të vazhdonte më tej luftimin. Këtu ne vepruam më shpejtë se armiku. Menjëherë, brenda asaj nate bëmë manovrimin e forcave. Shpejtuam që të mos e linim armikun të ikte, me të vetmin qëllim që, edhe nëse nuk do t’i shkaktonim dëme, ta dëmtonim moralisht. Dëmtimi moral ka më shumë efekt se ai në forca e mjete. Prandaj, kollona të mëdha  me forca të gjalla, gjatë natës së 31 marsit për një prill 1999, i lëvizëm dhe i hodhëm në shpinë të armikut dhe menjëhere, porsa ato dolën në shpinë të forcave të armikut, filluan goditjen e tij me zjarr. Ai manovrim e dha efektin  më shumë se sa ne e kishim parashikuar. Armiku u tërhoq menjëherë në drejtim të Therandës (Suharekës) dhe Malishevës.
Një manovrim i tillë u bë edhe nga forcat e Br.153 të Zonës së Pestë Operative “Llapi”, në malësinë e Gollakut, në datën 2 Maj 1999. Por, në këtë rast kemi të bëjmë me fitim ekuilibri në shkallë taktike lokale, pavarësishtë se si drejtim ishte i një rëndësie strategjike. Manovrimi i forcave të Br153 është pak i ndryshëm nga

ai që u bë nga Brigadat e Zonës së “Pashtrikut”, nga malet e Berishës për Pagarushë. Në rast se në Pagarushë ne bëmë përqëndrim të forcave, gati gjashtë Brigada guerile, në një pikë të vetme në një front me gjatësi deri 1,5 km, prej Kërvasarie deri në drejtim me lain e Gallushës; në Gollak kemi manovrim forcash në shkallë batalionesh në pesë pika të shkëputura dhe larg njera tjetrës, duke lëvizur kollona me 3–4 kompani guerilesh dhe duke i përqëndruar secilën nga këto kollona në një pikë, larg nga pika tjetër 6-8 km dhe duke dhënë goditje rrethqëndrore (koncetrike) kundër forcave armike të përqëndruara në perimetrin: Stallovë, Keçekollë, Ballaban, Rimanishtë, Dabishec. Në rast se gjatësia e rrugëmarrshimit të kollonave nga malet e Berishës në Pagarushë varjonte nga 8–12 km, në kushtet e një nate me rreshje dëbore e shiu, duke kaluar frontin në një terren shumë të thyer; ato të Gollakut marshuan në një gjatësi 3-5 km, duke shfrytëzuar për maskim terrenin e pyllëzuar, thyerjet e tij dhe njohjen e tij, pasi të gjithë luftëtarët, përveç komandantit Ademit, ishin nga ato fshatra.
Në rastin nga Berisha në Pagarushë, për të realizuar me shpejtësi dhe me fshehtësi manovrimin e forcave tona, gjatë kohës që forcat tona manovronin duke kaluar frontin, forcat e Br.121, të cilat ishin forca që qëndronin në vend dhe luftonin në mbrojtje, me disa toga dhe skuadra të saj shfaqeshim duke sulmuar në Senik, Tërpezë, Arrëllat, ndërkohë që forcat manovruese e kalonin frontin në Temiçinë, Bllacë, Duhël. Pra manovrimi prej Berishe në Pagarushë ishte zhvendosje dhe përqëndrim në një pikë të vetme të forcave; ndërsa ai i Gollakut ishte manovrim me shpërndarje të forcave të Brigadës.
Për të bërë atë manovrim në Pagarushë, ne iu shfaqëm armikut në Perëndim me sulme, me forcat tona qëndruese, në krahun e majtë të tij, dhe e kaluam frontin në Lindje, në krahun e djathtë të forcave të tij; gati 5-10 km larg nga pika ku kryenim sulmet mashtruese; dhe pastaj e goditëm armikun në Jug të tij, në shpinë, në një pikë të vetme, atje ku ai nuk mbrohej dhe nuk e priste. Këtu qëndron epërsia e luftës guerile.
Sulmi me zjarr në shpinë të armikut u shoqërua me zjarrin përballë tij dhe kundërsulme nga Br.121 dhe ato tëardhura nga Drenica, në të gjithë gjatësinë e frontit prej 5-8km.
Nga manovrimi i shpejtë i forcave në Pagarushë, armiku jo vetëm që u kap në befasi, por nuk përjashtohet mundësia që ai të ketë rënë në gjykim të gabuar për sasinë e forcave tona si dhe duhet të jetë keqorjentuar, ndaj dhe u tërhoq me shpejtësi të madhe, pa bërë rezistencë, por që ne nuk mund ta ndiqnim për mungesë forcash rezervë dhe lodhje të tyre.
Tërheqja e nxituar e ushtrisë sërbe nga lugina e lumit Mirushë, tregoi se ajo ushtri po bëhej e padisiplinuar, ishte lodhur moralisht, ngaqë ne e kishim goditur armikun në strategjinë e tij. Njëkohësisht ajo lloj tërheqje për t’u mbrojtur në çdo gjë, na dha neve të kuptonim se ai kish filluar të dobësohej gjithandej. Dhe kur të pasnesërmen e atyre luftimeve, Millosheviçi kërkoi nga Rogova që të ndikonte përmes TV Beogradit në ndalimin e bombardimeve nga NATO-ja, u bindëm se ai kish dështuar në luftën me ne.
Këto tre përfundime, që ne nxorrëm, na rritën më shumë besimin në fitoren dhe drejtësinë e luftës që bënim. Ky ishte një sinjal që na njoftonte se kish filluar të vendosej ekuilibri i forcave në Kosovë dhe se po kalonim në një etapë të re të

luftës; prandaj, në këtë periudhë, menduam të përpilojmë strategjinë e re të saj. Në funksion të kësaj strategjie, një ditë më pas, në 2 prill, u lëshua thirrja e Qeverisë së Përkohëshme e Kosovës dhe e Shtabit të Përgjithshëm për mobilizim të përgjithshshëm. Ajo thirrje ishte një shfrytëzim i shkëlqyer, zjarr për zjarr, i suksesit ushtarak për sukses politik. Dhe kur një ditë tjetër më pas, në 3 prill, Milloshi nxjerr Rugovën në TV Beograd, i cili i bën thirrje NATO-s të ndaloi luftën, kuptohet se shkalla e suksesit e atij monovrimi të forcave të Zonës së Pashtrikut ishte i një shkalle shumë të lartë, ndoshta më i suksesshmi i asaj lufte.
Raste të tjetë të ngjashëm kemi patur edhe në javën e parë të prillit 1999, në Budakovë të Zonës Operative "Nerodima" si dhe në 16 Prill 1999; më vonë patëm në Topillë; kemi patur në luginën e Duboçakut, në afërsi të Jabllanicës (Dukagjin); kemi patur në Kaçandollin e Zonës Operative të Shalës etj., por që, të gjitha këto rastet e tjera ishin ekulibrim dhe manovrim forcash të shkallës taktike. Në të gjitha këto raste doli na pah tipari kryesor dhe i veçantë i Luftës Çlirimtare në Kosovë: luftë guerile (luftë partizane) gjysëm pozicionale.
Por kemi patur edhe raste që nuk janë shfrytëzuar nga forcat tona momentet për dhënien e sulmeve në shpinë të armikut me taktikën e luftës partizane gjysëm pozicionale, si p.sh. rasti në Koshare gjatë muajit prill dhe maj '99. Ai rast nuk u realizua, (nuk u veprua sikundër vepruan forcat në rastet e mësipërme), as nga forcat e Br.138, që vepronte përballë armikut, ashtu edhe, as nga forcat e tjera të Zonës së "Dukagjini", që vepronin në shpinë të armikut.
Vetëm një herë të vjen zogu në dorë, thotë populli. Atyre që u ikën inisiativa nga dora, humbasin; ata që nuk e lëshojnë atë nga dora, fitojnë. Mungesa e inisiativës vjen kryesisht nga ndjenja e sigurisë së tepëruar, e cila sjell pasivitetin. Përderisa armiku kundërsulmoi forcat e Br.138 disa herë dhe pa sukses dhe më në fund u ndal, në atë moment forcat tona të Br.138 dhe ato të Zonës së "Dukagjini" duhej të manovronin dhe të sulmonin në front dhe në shpinë. Nuk e bënë të dy palët, edhe pse këmbëngulja e jonë nga Shtabi ishte e vazhdushme.
Në luftën guerile, po të qëndrosh në vend apo të veprosh me ngathtësi, jo vetëm që kalon në pasivitet, por në çdo moment rrezikohesh për humbje të mëdha dhe, faktikisht, të tilla i pati Br.138. Kuptohet, në çdo rast kërkohet maturi në parashikimin e ndryshimeve të situatës në luftë, e cila nuk është e lehtë të parashikohet. Prandaj janë shtabet.
Shëmbujt që u solla pak më lart janë raste të përjetësuara gjatë kohës që unë isha në luftë në Kosovë dhe jo studime për luftën tonë në tërësi, të cilën kam bindjen se do ta kënë bërë të plotë Komanda dhe Shtabi i TMK-së, si dhe Akademia Ushtarake e saj.

### Lufta jeton me luftë

**RKL**: *Po pse thoni atëhere se vetëm me luftë të gjatë do të bëheshim më të fortë, ndërkohë që ju po pregatiteshit të kalonit në një etapë të re?*
**D.Goxhai**: Them, vetëm me luftë të gjatë, pasi është e vetmja mundësi që nga më i dobët të bëhesh më i fortë, duke filluar gjithmonë nga shkalla taktike më e vogël, sepse ushtria guerile, sikundër ishim ne, do një farë kohe që të arrijë në të gjithë terrenin e luftës atë lloj ekuilibri dhe të siguroi sasinë e forcave dhe

armatimin e nevojshëm; do një kohë të konsiderueshme për të arritur ta godasësh armikun në të gjithë diapozitivin e luftës, atje, ku dhe kur ai nuk e pret, në pikat më të dobëta të tij, me forca më të fuqishme se të armikut. Të gjitha këto duan kohë.

Ai ekuilibrim në drejtimet, që thashë, nuk do të thotë se u vendos ekuilibri njëherësh në të gjithë Kosovën; aq më shumë që ato nuk ndodhën në një ditë. I përmenda ato raste për të shpjeguar se si dhe kur kuptohet që vendoset ekuilibri. Ai sulm në shkallë operative, i zhvillur në Pagarushë, dhe ato të tjerat në shkallë taktike, nuk do të thotë se zëvendësuan gjithë luftën guerile në Kosovë. Ato ishin vetëm një pjesë e luftimeve të UÇK-së, pavarësishtë se ne vazhdonim të kryenim sulme të shkallës më të vogël taktike dhe asaj taktike, ku me një togë ose kompani, e në raste të veçanta edhe me një batalion (si në rastin e Gollakut në 2 maj), sulmonim një patrullë, një grup ushtarësh, një skuadër, togë apo komani të armikut, pothuajse në të gjitha zonat ku luftohej.

Në vazhdim të mendimit që patëm më parë, vetëm me taktikën e luftës së gjatë mundëm që të fillonim të siguronim ekuilibër apo epërsi numerike mbi armikun, pasi gjakosja e tij nuk mund të bëhet nga guerilasit për pesë apo gjashtë muaj e më shumë. Këtë lloj strategjie dhe taktike na e impononte jo vetëm territori shumë i vogël i Kosovës, ku nuk ke mundësi të manovrosh me forca të shumta, por edhe ngaqë armiku kish epërsi dërmuese në forca e mjete. Sa më i vogël territori, aq më të vogla duhet të jenë formacionet ushtarake guerile. Në të kundërt nuk bën dot manovrime të shpejta e të shpeshta; detyrohesh të bësh luftim në mbrojtje. Luftimi i guerilasve në mbrojtje, është vdekje e sigurtë. Sa më i vogël formacioni gueril, aq më pak e gjakos ai armikun. Këtë përvojë të luftës guerile na e dha lufta në Kosovë. Ndoshta kjo përbën një nga veçoritë e saj. Në këtë mënyrë filloi konsumimi pjesë-pjesë i armikut nga ana e jonë, prandaj fillimisht ajo epërsi e jona nuk ra shumë në sy nga ata që flasin se ne nuk mund ta çlironim Kosovën.

Një popull i vogël, si ai shqiptar në Kosovë, i cili ishte i pushtuar nga një shtet i fuqishëm, nuk mund të ngrihej dhe të sulmonte frontalisht Forcat e Armatosura Sërbe në Kosovë, pasi ishte jo e pamundur, por e pa imagjinueshme, është një utopi e pashoqe. Për këtë arsye ne aplikuam taktikat e asgjësimit pjesë-pjesë të armikut, që të fuqizoheshim gradualisht. Nuk kish dhe nuk ka rrugë tjetër. Kuptohet, që kjo lloj lufte kërkon një kohë të gjatë, pasi luftonte një popull i vogël, me një shtet që kish një ushtri shumë të madhe e shumë të fuqishme.

Një strategji e tillë u përdor edhe gjatë luftës në Vietnam dhe në Afganistan, ndaj dhe ata popuj i fituan ato luftra kundër armiqve të tyre shumë herë më të mëdhenj. Kur ne arritëm ta shndëronim UÇK-në në një ushtri të regullt çlirimtare të një forme organizimi më të lartë, atëhere ne kaluam në veprime luftarake të shkallës taktike lokale dhe më vonë të shkallës operative.

Po të mos ishte ndërhyrja e NATO-s në favor të Luftës sonë Çlirimtare, ajo luftë do të kish vazhduar më gjatë, ndoshta do të vazhdonte edhe sot e në të arthmen, deri sa të arrihej rënia graduale e forcës ushtarake të Serbisë. Ne ishim të ndërgjegjëshëm se fitoren kundër Serbisë nuk do të mund ta arrinim shpejt pa ndihmën e NATO-s, por, duke i shkaktuar atij humbje me veprimet tona luftarake

të shkallës taktike dhe operative, Serbia do të detyrohej të ulej në bisedime me ne, me hir apo me pahir. Edhe asaj i dhimbsen njerëzit, jo vetëm neve.
Në rast se ne do ta prisnim fitoren vetëm nga NATO-ja, ose në se do të pranojmë se lirinë na e solli vetëm NATO-ja dhe askush tjetër, ne pranojmë një turp të madh, duke i thënë gjithë botës se populli shqiptar në Kosovë nuk është popull që i duron provat e rënda. Me këtë, unë nuk e përjashtoj dhe nuk e mohoj ndihmën e jashtme, ndihmën e NATO-s, por faktori vendimtar për atë fitore ishin forcat dhe përpjekjet e popullit tonë në Kosovë, i cili nxorri luftëtarë një në çdo 30 të aftë për luftë, ose një në çdo 70 shqiptarë. Nuk gjen në historinë e as një populli që të ketë këtë raport të nxjerrjes së guerilasve në një luftë si e jona. Po të mos ishim ne të zotë të përballonim me forcat tona situatat luftarake, nuk mund të arrihej fitorja që u arrit, pavarësishtë se ne u penguam t'i përdornim drejtë të gjitha aftësitë luftarake të popullit tonë dhe burimet e tij ekonomiko-financiare.
Në rast se do të ishim bashkuar të gjithë, nën një udhëheqje të vetme politike, do të ishim më të fuqishëm si në numur e në logjistikë, por edhe në armatime dhe organizim luftarak. Dimë që shumë forca politike në Kosovë iu trembën armatosjes së popullit shqiptar dhe i bënë thirrje që edhe ata që kishin siguruar armë t'i dorzonin. Dhe një pjesë i dorzuan, si p.sh. në Dukagjin, në gusht 1998. Ata trembeshin se mos ne kishim për qëllim të bënim luftë thjeshtë për marrjen e pushtetit, ndaj dhe na akuzuan se bënim luftë ideologjike dhe kërkonin nga populli dorzimin e armëve.
Një gjë duhet ta kenë të qartë të gjithë ata që kanë dyshuar dhe dyshojnë te mundësitë e UÇK-së: ne mund edhe të asgjësoheshim të gjithë nga ushtria e mbarë sllavëve të ardhur në Kosovë, por ama ishim të vendosur se kurrë nuk do të mposhteshim. Këtë e them me bindje të plotë, të paktën për periudhën që unë dhe shokët e mi e përjetuam atë luftë.
Unë e di se po t'i them asaj kategorie skeptikësh se vullnetari Lefter Koxhaj, prej fshatit Novaj i Beratit, i njohtur me emrin Teli, luftoi në Haraçinë (Maqedoni), vetëm me disa dhjetra luftëtarë dhe i kapi e asgjësoi armikut 128 ushtarë, i kapi dhe i asgjësoi 16 tanke si dhe 13 mjete të tjera luftarake, duke luftuar vetëm me armë dore kundër këmbsorie dhe kundërtanke, ku raporti i humbieve në njerëz ishte 14 me një, në favorin tonë, me siguri që "teoricienët" shqiptarë do të thonë se kjo na qenka një përrallë.
Ajo çka ata thonë se UÇK-ja nuk mundej ta çlironte Kosovën dhe se populli iku nga që UÇK-ja nuk mundi ta mbronte atë, ka shumë pak të vërtetë. Mirëpo ata qëllimisht nuk thonë pjesën tjetër të së vërtetës, që UÇK-ja ishte shumë më e vogël në numur. Në atë periudhë, ajo nuk i kaloi të 20 mijë vetët që luftonim brenda në territorin e Kosovës. Që të përballohej ushtria e regullt dhe e blinduar 95 mijëshe e Serbisë, (pa llogaritur shumimin e saj nga llojet e tjera të armëve, sërbët në Kosovë dhe disa nga pakicat e saj), me 20 mijë guerilas vetëm me armë dore, është diçka jo normale. Mos harrojmë që taktika e jonë ishte lufta manovruese sëbashku me popullin që pranonte të sakrifikonte. Por, po të kishin ardhur të gjithë këta teoricienët, sëbashku me bashkmendimtarët e tyre dhe shokët e miqtë e tyre të moshës nga 18 deri 55 vjeç, të aftë për luftë, dhe të disiplinoheshin në një dorë të vetme të gjitha të ardhurat financiare dhe ato të

tjerat të atij populli, atëhere UÇK-në kishin të drejtë ta akuzonin pse ajo nuk e çliroi Kosovën vetëm me forcat e saja.
Le të na përgjigjen këta "strategë" e "trima" njëkohësishtë se, pse nuk rrëmbyen armët të mbronin nderin e familjeve të tyre dhe të Kosovës, "pragun e shtëpisë" sikundër u tha Rugova, por ia mbathën nga sytë këmbët, dhe delnin në TVSH e thoshnin pa pikë turpi: Bre, bre, më kanë hup kalamajtë dhe gruja?
Pse na hiqen sot kaq të mënçur ca intelektualë nga Tirana dhe nuk na i thanë këto mendime gjatë luftës? Ku ishin? Historia u erdhi në takim dhe ua pamë patriotizmin atyre dhe ndonjërit që sot na deklarohet si kryeatdhetar, si udhëheqës i luftës, apo si një nga personazhet kryesorë të saj.
Meqënëse disa nga pyetjet e kësaj interviste i kemi konsultuar sëbashku para disa ditësh, për këtë fakt kam marrë me vete poezitë e Bertolt Brehtit dhe dua të lexoj për këtë lloj kategori njerëzish, një nga poezitë e tij të titulluar, për çudinë tonë: "*Ai që rri në shtëpi kur fillon lufta"*. Ja se si u përgjigjet Brehti:

Ai që rri në shtëpi kur fillon lufta
dhe i lë të tjerët të luftojnë për çështjen e tij,
ai le të ketë mëndjen: sepse
kush nuk e ndau luftën me shokët,
ai me armikun do të ndai disfatën.
Ai që luftën kërkon ta mënjanojë,
s'e mënjanon dot' kurrë: sepse
për çështjen e armikut do të luftojë
ai që s'luftoi për popullin e tij.

Përsa i përket akuzës se ata të UÇK-së ishin terroristë, nuk na ha meraku dhe nuk ka shqetësuar kurrë, pasi terroristë, e dikur rebela, janë thirrur në të gjitha kohërat, kryngrytësit e gjithë botës. Kështu janë akuzuar të gjithë ata që i janë përgjigjur me luftë luftës së pushtuesit. Të luftosh luftën pushtuese nuk është kurrë terrorizëm. Përfaqësuesi i SHBA për Ballkanin, qysh në Qershor të vitit 1998, e thirrte luftën tonë Kryengritje të Armatosur, kurse shumë politikanë e intelektualë evropjanë, por edhe shqiptarë, si atëhere edhe tani, na thërrasin terroristë. Vetëm me këtë kuptohet se ata bëjnë argatin e tjetërkujt, kur dihet që asnjë veprim i formacioneve të UÇK-së nuk len vend për t'u trajtuar si veprim terrorist. Ne e kishim dhe e kemi të qartë dallimin midis akteve të sabotazhit të luftës guerile kundër forcës së armikut, si metodë me efektivitet të lartë, dhe terrorizmit, që është metodë, e cila nuk bën dallim në rezultatet e saj, duke shkaktuar viktima në popullsinë e pafajshme.
Turp atëhere kur luftëtarët e lirisë etiketohen terroristë nga pjestarët e popullit të tyre, që prej luftës dhe gjakut të këtyre djemve fituan lirinë dhe prestigjin kombëtar. Pjesa e politikanëve, pushtetarëve dhe intelektualëve bastardë shqiptarë, që na etiketojnë neve terroristë apo patriotë primitivë, ndoshta e kanë nga që akti ynë doli mbi arsyetimet dhe guximin e tyre e të institucioneve partiake e qeveritare të shtetit shqiptar e atij paralel të Kosovës. Ndoshta këtu qëndron edhe pozicionimi nihilist i tyre ndaj aktit tonë kombëtar.

Pavarësishtë nga çfarë thonë ata, ne sot ndihemi më krenarë se kurrë, që i shërbyem kombit tonë.
Ne e dinim dhe e dimë se do të dilnin e do të dalin persona të ndryshëm, edhe nga radhët tona, për ta njollosur veprën tonë, duke e veshur atë me ngjyra, thashetheme dhe intriga nga më të ultat, deri edhe në krim, duke na burgosur me pretekste të ndryshme. E dimë se ata e blejnë bojën e zezë me fuçi dhe, sado i kujdesshëm të jesh në kontaktin me ta, njollosesh sado pak. Kjo është njëra nga arsyet pse ende nuk kemi polemizuar drejtpërdrejt me ata.
Ne, vullnetarët e lirisë, edhe kur ishim në luftë, edhe mbas lufte, kemi menduar njësoj: të bëjmë për kombin më të mirën që mund të bëjmë. E ardhmia le të bëjë të vetën.
Të gjithë ne, vullnetarët e lirisë, dhamë diçka për çlirimin e Kosovë. Shumë prej nesh dhanë gjithçka; ata janë dëshmorët nga radhët tona.
Ne i rrëmbyem armët dhe rrezikuam jetën tonë edhe pse e kemi ditur dhe e dimë se një ditë do të harrohemi, por do të bëjmë të pamundurën që të ngulitet në kujtesën e popullit shqiptar dëshmorët e rënë nga radhët tona, pasi të rënët mbeten të gjallë, të vdekurit harrohen. Atë ditë që shteti shqiptar do të nderoi të rënët nga radhët tona, si dhe shokët e tyre të mbetur gjallë, ajo do të jetë dita që do të shënoi ndryshimin e kujdesit për dëshmorët dhe veteranët e luftrave për liri e mbrojtje. Ajo do të jetë dita që këto kategori njerëzore do të fillojnë të mos vuajnë më, në radhë të parë shpirtërisht. Heronjve do t'u jepet ajo që u takon heronjve, të cilët janë harruar nga forcat politike në Tiranë dhe në Prishtinë.
Ne, gjithashtu, e dimë se dikush nga ne, pas lufte, nga etja për lavdi, përfitime apo karierë mund të ecë në rrugë të shtrëmbër, duke menduar se pjesmarjia në ato luftra i jep të drejtën të dali mbi ligjet dhe regullat e shoqërisë së pas luftës. Dikush edhe mund ta humbi respektin e shoqërisë, nga mos dija e përdorimit mirë të atij respekti. Dikujt, nderimi për qënien në luftë do t'i ngatërohet nëpër këmbë, kur gratë apo të afërmit e tij do të fillojnë të mendojnë ose të sillen sikur vetë ata kanë qënë në luftë. Ne do të luteshim që askujt të mos i ndodhë fenomeni i shpeshtë ballkanas, ku nga heronj të shndërohen në antiheronj, se dhe mirënjohia ka kufi. Ndoshta dikush u fut në luftë për poste a pasuri dhe, pas lufte nga yll u shndrua në kandil, por ai dikushi nuk mund të përfaqësojë kurrë UÇK-në.

## Terreni malor të jep mundësi për mbijetesë

**RKL**: *Po pse UÇK-ja nuk e filloi luftën në qytete, por në male?*
**D. Goxhai**: Ju doni të thoni se pse filloi lufta jonë guerile në male dhe jo në qytete? Nuk është e vërtetë. Ajo fillesën e parë e ka në qytete. I haruat aksionet kundër policisë si në Drenicë, ashtu edhe në Dukagjin dhe Prishtinë gjatë vitit 1997 dhe fillimi i vitit 1998? Por, kur UÇK-ja kaloi në grupe luftarake, me 10 e më shumë luftëtarë, natyrisht që do të delte në mal. Pse në mal?, pyesni ju. Sepse në terrene malore dhe të pyllëzuar forcat guerile veprojnë më me lehtësi dhe kjo u jep përparësi, pasi terreni malor i maskon, i fsheh, i mbron dhe u siguron befasinë, ndërkohë që këta faktorë armikun e pengojnë. Kjo ishte arsyeja kryesore pse UÇK-ja do të mbështetej në male, sepse në male bëhet konservimi

i forcave dhe kishim më mundësi që të mbroheshim dhe të shumoheshim. Në male kishim mundësi të organizoheshim më mirë dhe të përgatisnim efektivat më mirë. Prej andej mund të ndërmerrnim sulme kundër përqëndrimeve të ushtrisë dhe policisë sërbe, duke u kthyer përsëri në mal; pasi atje e kishim më të lehtë të mbroheshim dhe ta vinim armikun para të papriurave, në rastet kur na ndiqte. Dhe këtë e bënim përmes kurtheve taktike dhe goditjeve të befasishme. Këto lloj luftime në male i realizonim lehtë, pasi ne e njihnim terrenin me sy mbyllur, si i thonë fjalës, dhe i dinim të fshehtat e tij, gjë që armiku nuk e kish këtë avantazh. Duke u mbrojtur në male, njëkohësishtë i hiqnim armikut epërsinë që kishte në teknikë si dhe të mos mund ta përdorte atë me efektivitet. Në male, kur ai guxonte të ngjitej, ne patëm raste dhe e goditëm ku dhe kur e shihnim të mundëshme, sikundër ishte rasti i 31 marsit 1999, në Berishë dhe Pagarushë.
**RKL**: *Thuhet se në shumicën e rasteve, përveç maleve të Berishës dhe Bajgorës, ku nuk i lëshuat kurrë ato terrene, në të gjitha rastet e tjera, UÇK-ja porsa kryente veprimin luftarak, largohej menjëherë. A është e vërtetë?*
**D. Goxhai**: Përgjithësishtë qëndron, por patëm edhe rajone të tjera. Më duket se pak më parë u thashë se ne zbatuam taktikën e veprimeve luftarake të shkallës taktike të vogël, mbrojtjen e manovruar, sepse ishim më të dobët se armiku si në shkallë taktike lokale, në shkallë operative ashtu edhe në shkallë strategjike. Duke qënë se bazoheshim vetëm në veprime luftarake të shkallës së vogël taktike (skuadër, togë, kompani dhe batalione), përjashtuar veprimet mbrojtëse që bëheshin me rendime më të mëdha, ne ishim të detyruar të sakrifikonim terrenin, ose si i themi ne në terminologjinë ushtarake, të sakrifikonim hapësirën. Këtë e bënim në fovor të fitimit të kohës dhe mbrojtjes së popullsisë.

Pra, në periudhën fillestare të luftës, ne i jepnim përparësi fitimit të kohës dhe jo mbajtjes së terrenit. Pra, me luftë guerile ne kuptonim atë që thotë ish Presidenti Amerikan, Uillson: luftë kundër luftës për të përfunduar luftën. Dhe jo luftë për të fituar e mbajtur terrene, si qëllim në vetvete. Kjo për arsye se armiku ishte më i fortë.

Në rast se ne do të ngulnim këmbë për ta mbajtur me çdo kusht terrenin e caktuar, sikundër u veprua gjatë vitit 1998 në Bardh të Madh, Rahovec, Loxhë e gjetkë, jo vetëm që do të pësonim humbje, sikundër pësuam në ato raste, por nuk do të kishim mundësi të manovronim dhe ta godisnim armikun në një terren tjetër për ta dëmtuar dhe çorganizuar, për ta hutuar, sepse ishim më të paktë në forca të gjalla se sa ai.

Besoj se u kujtohet sa bukur vepruan vëllezërit Haradinaj në Glloxhan, në mars 1998, kur u rrethuan? Ata i braktisën shtëpitë kështjellë dhe i dolën në shpinë policisë sërbe, duke i tërhequr në një terren tjetër. Me anë të atij veprimi, ata fituan kohë. Në rast se ata do të qëndronin me këmbëngulje në ato shtëpi, do të humbisnin edhe terrenin edhe veten, sikundër e pësuan Jasharajt në marsin e vitit 1998. Kush sakrifikon terrenin me mendimin që të fitoi kohë, ai e shfrytëzon atë me rentabilitetin më të lartë, qoftë për shlodhje, qoftë për përmirësim pozitash, qoftë për ta vënë armikun para një të papriture, por edhe për të eleminuar mungesat e mëparshme. Për ata që ia dinë rëndësinë kësaj metode, koha është flori.

Vetëm përmes manovrimeve të shumta e të shpeshta sa në një terren në tjetrin, ne filluam t'ia bënim jetën të padurueshme armikut, ndaj dhe ai e nxirrte inatin e humbjeve, duke djegur dhe përzënë popullsinë nga fshatrat.
Duke sakrifikuar terrenin në favor të manovrimit të forcave dhe të fitimit të kohës, jo vetëm që bënim konservimin e forcave tona, por i zgjasnim armikut luftën. Sa më shumë zgjatej lufta, aq më keq ishte për Sërbinë, pasi ajo humbiste besimin jo vetëm në popullin e vet por edhe te aleatët e saj, sikundër e humbi. Përmes atij sakrifikimi të terrenit ne jo vetëm që i ruanim forcat tona nga asgjësimi, por bënim të mundur që të mbanim në duart tona edhe nisiativën për sulme, sepse perspektiva na përkiste neve, pasi ishim ne që e kishim në dorë nisiativën dhe mundësinë e manovrimit. Kjo taktikë na u desh ta zbatonim deri sa të arrinim në ekuilibrim forcash në shkallë taktike lokale e më vonë në drejtime operative. Atëhere filluam të mendonim për kapje dhe mbajtje terreni.
**RKL**: *A mund të na i sistemoni më imtësisht…?*
**D. Goxhai**: Luftrta çlirimtare përgjithësishtë fillesën e tyre në mënyrë masive, me çeta apo njësite, sikundër i emërtuan këtu në Kosovë, fillojnë në zona malore për disa arsye, ku përmbledhtas i thash pak më lartë, por meqënëse ju ngulni këmbë t'i them më hollësishtë, po mundohem t'i rendis ato.
Avantazhet që ka lufta në male për guerilasit i kanë trajtuar shumë teoricionë ushtarakë të ndryshëm, por unë do të mundohem të sistemoj ato që edhe u vërtetuan në Luftën Çlirimtare të Kosoëvës, në vitet 1998-1999. Së pari, lufta çlirimtare fillon në zona malore sepse atje me nje grusht njerëz mundesh t'u qëndrosh një e më shumë batalioneve të ushtrisë së regullt pushtuese. Boll që t'u referohesh rasteve të luftës në Dukagjin dhe bindesh plotësisht.
Së dyti, sepse që të mbrohesh kundër një ushtrie të armatosur me teknikë luftarake moderne dhe me armë të rënda e të fuqishme, sikundër ishte ushtria jugosllave, duhet të kesh të paktën armë të tilla si të armikut. Për deri sa ne nuk i zotëron ato armë, detyrimisht që do të mbështeteshim në "fortesat" malore, me qëllim që ta bënim të paefekshme teknikën luftarake dhe zjarrin e armëve të ushtrisë e policisë serbe. Një rast i pastër për ilustrim, është mbajtja e malit të Zatriçit nga forcat e komanduara nga Mahiri, në muajin prill 1999.
Së treti, duke luftuar në male e terrene të thyera e detyronim armikun që t'i zbresë ushtarët nga blindi, t'i vishte ata me jaknat antiplumb, të cilat janë të rënda sa dhe ngarkesa tjetër luftarake që mban ushtari me vete dhe, me ato ngarkesa t'i ngjitej malit, ndër kohë që nëpër kreshtat e malit i presnin plumbat. Këtë fakt e kam parë nga afër si në luftimet në Budakovë, në ditët e para të prillit 1999 ashtu edhe në Topillë, një muaj më vonë. Po kështu ndodhi në Kaçandoll, në Dushkajë apo edhe më së shumti në Gollak. Në ato terrene e detyruam ushtarin serb të luftonte me ushtarin e ushtrisë tonë çlirimtare, ushtar me ushtar. Duke qenë se luftëtarët tanë ishin në "shtëpinë" e tyre, ndaj dhe dolëm fitimtarë.
Kështu, armiku serb, nga një ushtri që deri në momentin e shoqërimit nga blindi ishte në sulm, në momentin që detyroheshin të shkëputeshin nga blindi, ata ktheheshin në një ushtri që mbrohet dhe, me t'u futur nëpër grykat e shtigjet e Malësisë sonë, ktheheshin në një ushtri të pambrojtur, ngeceshin në vend. Në ato kushte, ne, me armët tona të lehta kishim mundësi të plotë që ta sulmonim armikun, t'i marrnim krahët ose t'i delnim në shpinë dhe t'i shkaktonim humbje,

pasi nuk kishim mundësi dhe raport forcash që të mund ta rrethonim e asgjësonim.
Si rjedhojë e kësaj strategjie që ndoqi UÇK-ja, dhe që kjo nuk është shpikje e jonë, Sërbia pas 15 prillit 1999 nuk guxoi të ndërmerrte sulme masive në thellësi të zonave tona malore, të cilat i kontrollonte UÇK-ja dhe në këtë mënyrë iu dha fund legjendës se në Kosovë nuk mund të bësh luftë me kallash kundër tankeve e ushtrisë serbe, legjendë e krijuar nga formacionet e Ballit Kombëtar gjatë Luftës së Dytë Botërore dhe e përforcuar dhe e ngritur në art nga pacifistat e ditëve tona në Kosovë. Këtë frikë, të mos guximit nga ushtria serbe për t'u futur në thellësi të maleve tona, e pranoi këto ditë në Gjyqin e Hagës edhe një nga gjeneralët dëshmitarë serbë, që ka luftuar në Kosovë.
Së katërti, të gjithë ata që marrin nismën të organizojnë e të zhvillojnë një luftë çlirimtare e kanë të qartë se, çdo ushtri e madhe mundohet t'u shmanget terreneve të vështira, prandaj mundohen me shumë forma që t'i tërheqin guerilasit në terrene ku armiku të ketë mundësi të përdori me efektivitet të lartë epërsinë e tij në teknikë luftarake ashtu edhe gjithë fuqinë e zjarrit të armëve të veta. Kështu vepruan serbët ndaj UÇK-së kur e tërhoqën në Bardh të Madh, në Kijevë, në Lug të Baranit, në Llapushnik dhe më tipikja, në Rahovec 1998 etj.
Një rast të tillë e patëm edhe në Koshare, ku ushtria serbe u pozicionua në rëzë të sistemit të kodrave dhe priste sulmin e Br138 "Agim Ramadani", e cila nuk mund të sulmonte një ushtri të tërë e moderne në mbrojtje, sepse guerilasit tanë nuk luftuan si guerilas dhe ranë në kurthin e ushtrisë serbe. I gënjeu euforia.
Së pesti, si rjedhojë e asaj që thash pak më lartë, duke luftuar në terrene malore ke mundësi që t'u shmangesh betejave apo luftimeve në nivele forcash dy-tre a më shumë batalione të armikut, pasi armiku e ka të vështirë të bëjë përqëndrime të mëdha trupash në ato terrene. Së gjashti, edhe ju mund të më thoni se është e vërtetë që në mal ka shtigje të shumta dhe, si armiku edhe guerilasit mund t'i shfrytëzojnë njësoj si për krahmarrje ashtu edhe për shpinëmarrje. Mirëpo, duke qënë se guerilasit e njohin me pëllëmbë atë terren ku ka vendosur të shkoi ushtria pushtuese për të luftuar guerilasit, këta të fundit nuk kanë nevojë të bëjnë fortifikime në çdo kthesë e trung peme, sepse nuk qëndrojnë kurrë në një vend. Guerilasit, si për mbrojtje edhe për sulm shfrytëzojnë çdo kreshtë, qafë apo grykë, çdo gur, si për të goditur, si për t'u mbrojtur, si për të sulmuar, ashtu edhe për t'u tërhequr.
Për tërheqjen e shpejtë në male, guerilasit i favorizon armatimi i lehtë dhe ekzistenca kudo e bazave për ushqim. Gjë që për armikun është e kundërta.
Në vitet tetëdhjetë, gjatë luftës në Afganistan, ushtria sovjetike përgatiti forca të tilla të ngjashme me guerilasit, të quajtura *spetsnaze*, e megjithatë ato përsëri u treguan të paefekshme kundrejt guerilasve afganë, sepse edhe gurrët e malit i kishin armiqë. Ndërsa, ushtria serbe nuk pati të tilla forca, por dhe që as mund të ishin të efekshme, pasi Kosova është thjesht një fshat i madh, kudo e banuar.
Së shtati, duke luftuar në mal, armiku i madh, siç ishte për ne ushtria serbe, ishte i detyruar t'i shpërndante forcat e veta. Mirëpo kjo na krjoi neve mundësinë t'i përballonim më me lehtësi sulmet e tyre edhe pse me forca më të pakta. Shembull për këtë kemi pothuaj gjithë luftimet e zhvilluara nga Br.121, gjatë vitit

1999, në mbrojtje të gjithë institucioneve të luftës që ndodheshin në malet e Berishës.
Së teti, guerilasit, duke vepruar të shumtën e kohës në mal, forcat e tyre bëhen më të shkathta e më të zhdërvjellta dhe, si të tilla ato amnovrojnë shumë më lehtë se edhe forcat antipartizane të armikut. Duke qenë të tilla, guerilasit e kanë më të lehtë të manovrojnë e të sulmojnë në mal, falë edhe njohjes së terrenit. Kjo u pa gjerësisht gjatë luftimeve në Gollak ga forcat e Br.153, në Drenicë në dhjetëditëshin e fundit të marsit 1999, etj. Pse terreni i Malësisë së Gollakut është i thyer dhe i veshur me vegjetacion, si dhe ai i Dushkajës, ndaj dhe nga pikpamja strategjike, sa herë sulmonin ato forca patën avantazhe shumë më të mëdha se gjetkë.
Së nënti, në mal, duke kapur e mbajtur në vijimësi kuotat më të larta të terrenit, jo vetëm që e ke nën vëzhgim një hapësirë shumë të madhe, gjë që armiku në çdo kohë që të të sulmojë nuk ka mundësi të të kapi në befasi, vetëm po nuk pate disiplinë, por, njëkohësishtë, duke patur këtë supermaci edhe përdorimi i helikopterave kundër guerilasve është tepër e vështirë për armikun, pasi e rëzon me kallash apo edhe me granathedhës kundërtank, sikundër ndodhi në Jezercë në ditët e fundit të shtatorit 1998.
E dhjeta, apo jo? Po, e dhjeta. Duke u bazuar kryesishtë në male ke mundësi të mbrohesh. Mirëpo kjo nuk duhet kuptuar se ke mundësi të mbrohesh nga që ke mundësi të fshihesh, apo të bësh luftë pozicionale. Jo. Ke mundësi të mbrohesh duke bërë mbrojtje aktive, duke sulmuar me grupe të vogla e të befasishme dhe këtë gjë ta favorizon jo vetëm njohja e terrenit dhe lëvizshmëria e madhe por edhe armatimi i lehtë. Për guerilasit, mbrojtja më e mirë është sulmi dhe vetëm sulmi.
E njëmbëdhjeta, mbrojtja në mal, presupozon një zinxhir të pandërprerë përpjekjesh të vogla për ta gozhduar armikun në shumë pika, të cilat të nesërmen i shfrytëzon për të ecur më përpara. Dhe e dymbëdhjeta, duke luftuar në mal, është e vërtetë që armikun e detyron t'i shpërndajë forcat, por edhe vetë je i detyruar t'i shpërndash forcat e tua, kështu që të dy palët janë të detyruara që të mbështeten tek rastësia. Por ne, duke qenë në shtëpinë tonë e shfrytëzonim shumë më mirë rastësinë, për mos të thënë se e përgatisnim vetë.
Avantazhi i guerilasve qëndron në atë se, duke njohur terrenin, e gjen më lehtë e më shpejt se armiku pikën e dobët të kundërshtarit edhe po të ndeshesh me të befasishtë. Duke e patur këtë avantazh guerilasit e kanë më të lehtë të hidhen midis grupeve apo kolonave të armikut dhe ta godasin në shpinë, duke e futur atë në një situatë pa rrugëdalje, sikundër veproi Br.153 në Malësinë e Gollakut gjatë prillit dhe në fillim të majit 1999, edhe pse Sërbia angazhoi kundër asaj Brigade gati një division dhe përsëri ajo Brigadë doli pa humbje të ndjeshme. Është brigada me më pak humbje njerëzore.
Kuptohet që kjo lloj lufte kërkon drejtues ushtarakë me përvojë, tepër të zgjuar e tëpër energjikë si dhe disiplinë absolute në formacionet e veta luftarake. Të tillë komandantë patëm shumë, p.sh. Ramush Haradinaj, Jetullah Qarri, Adem Shehu, e plot të tjerë. Sa më shumë sulme të vogla e të shpeshta t'i bësh armikut, aq më shumë e mban atë në gjendje alarmi të vazhdueshëm, gjë që e lodh moralisht, psikologjikisht, fizikisht, por edhe e gjakos dhe e detyron të

tërhiqet, sikundër u tërhoq Sërbia, pavarësishtë diplomacisë që ajo përdori dhe që ne as që na ndihmoi kush në atë drejtim.

### Ç'u fitua nga Operacioni "Shigjeta"?

**RKL**: *Po për Operacionin "Shigjeta" a dini se si lindi nevoja për të, qëllimi i tij dhe si u zhvillua ai?*
**D. Goxhai**: Nevojat që kishim ne ishin edhe qëllimi i Operacionit "Shigjeta". Madje për ato nevoja i kishim nisur Klarkut dy letra në emër të Shtabit të Përgjithëshëm. Ne kishim nevojë për armatim dhe municione të shumta, me qëllim që të kalonim në mësymje me brigada dhe me formacione edhe më të shumta, pasi ishim rritur e forcuar si UÇK. Sërbia e kish përforcuar shumë kufirin me Shqipërinë, për këtë qëllim na duhej që të përdornim një sasi të madhe forcash për të hapur një koridor furnizimi nga Shqipëria, Tropojë dhe Krumë, ku shokët që vepronin në Shqipëri kishin grumbulluar armatime të shumta. Ajo nevojë përkoi edhe me ardhjen në Shqipëri e shumë vullnetarëve nga e gjithë bota. Përmes atij korridori do të futeshin në luftë edhe ata vullnetarë.
Fillesa e operacionit janë luftimet në Koshare. Madje lufta në Koshare është faza e parë e atij operacioni, i cili, si fazë të dytë ka luftimet në malin e Pashtrikut dhe, që të dy këto veprime luftarake zenë një periudhë gati dy mujore, 6 prill deri 10 qershor 1999.
Sikundër thashë, faza e parë e këtij operacioni janë luftimet në Koshare, të cilat kishin për qëllim të hapej korridori prej Qafës së Morinës në Zonën e Dukagjinit, si drejtimi më i shkurtër i mundëshëm për t'u marrë nën kontroll nga ana e jonë.
Të gjitha ato forca, që u angazhuan në ato luftime në atë drejtim, u organizuan në Br.138, me komandant Rustem Berishën. Urdhëri për organizimin e atij operacioni u dha nag Shtabi i Përgjithëshëm, në marveshje me Ministrin e Mbrojtjes së Qeverisë së Përkohëshme të Kosovës, Azem Sylën, i cili ndodhej në Tropojë, pasi ishte kthyer nga Rambujeja. Për zbatimin e kësaj detyre m'u ngarkua detyrë nga Bislim Zyrapi të lidhesha sa më shpesh me z. Azem Syla, duke nisur për atje, nga brenda Kosovës, edhe Naim Malokun dhe Gëzim Ostrenin, të cilët në bashkpunim me oficerat e tjerë që ishin në Tropojë, të gatshme për t'u futur në luftë, organizuan dhe drejtuan ato luftime.
Faza e dytë e atij operacioni ishin luftimet e zhvilluara në malin e Pashtrikut. Po të bazohemi në tekstin e atij operacioni, thuhet se edhe ato forca u angazhuan për të hapur korridor furnizimi për në thellësi të Kosovës. Por, një ushtarak, që e njeh mirë atë terren dhe merr vesh nga operacionet ushtarake, po ta lexoi planin e kupton menjëherë se qëllimi i atyre luftimeve nuk mund të ishin për hapje korridori, i cili nuk kish pse duhej të fillonta nga maja e malit Pashtrik!
Tashti që komandanti i atëhershëm i NATO-s, Vesli Klark, e ka bërë publike gjithçka rreth asaj lufte, ka botuar librin me kujtimet e tij, edhe për mua nuk është më sekret që të them se, qëllimi i atij operacioni ishte marrja dhe mbajtja e lartësive dhe i shpateve të atij mali nga forcat e UÇK-së, dhe i malit përballë, mbi fshatin Zhur, pasi, sikundër shkruan Klarku, Pashtriku, si pika më e lartë topografike "në drejtimin e kalimit prej Kukësit në Kosovë, ishte terreni kyç për ne, në se futeshim me forcat tokësore dhe ne, vazhdon ai, nuk kishim shumë

dëshirë të luftonim në atë terren të vështirë". Pas kësaj deklarate të Klarkut e kuptova se pse Agim Çeku këmbëngulte që të sulmonim edhe nga Dragashi, por që e anulluam me këmbënguljen time, ngaqë nuk kishim as forca, por edhe kushtet meteorologjike ishin jashtëzakonisht në disfavorin tonë.
Faktikisht terrenin në malin e Pashtrikut e kishin marrë nën kontroll forcat e ushtrisë sërbe, të cilat kishin mundur të futeshin goxha edhe në thellësi të territorit shqiptar. Ne kemi diskutuar shumë në Shtab për drejtimet e përdorimit të atyre forcave, deri sa e kuptuam se pse këmbngulej që forcat tona si drejtim kryesor të sulmit të kishin fshatin Gorozhup dhe jo që të mësynin nga maja Pashtrikut, sikundër edhe u veprua. Nëse do t'i fusnim forcat kryesore në drejtimin Gorozhup – Gjonaj - Zym, do të na i shfarroste artileria e armikut me qitje direkte, e vendosur përballë në lartësitë midis fshatrave Hoçë dhe Brut. Ishte Agim Çeku ai, që këmbëngulte për ato drejtime, por që nuk na i thoshte se ishte detyrë e dhenë nga NATO-ja.
**RKL**: *A mund të na flisni për autorët e hartimit të atij operacioni, vendin dhe kohën e hartimit si dhe drejtimet që u përdorën nga forcat tona?*
**D. Goxhai**: Operacione të një rëndësie të tillë hartohen gjithmonë me grupe specialistësh, që quhen shtabe, por nga që ishte shumë sekret, u ngarkuam një grup shumë i vogël: Drini (Ekrem Rexha), unë dhe Agim Çeku, i cili ato ditë qe futur në Kosovë. Duhej të mbahej sekret i madh, sepse po të merrej vesh, Sërbia menjëherë do ta kuptonte se NATO-ja do të futej me forca tokësore, madje do të mësonte edhe drejtimin se nga do të futej; kështu që, në rast se e merrte vesh, ajo do të kishte më shumë kohë për të sjellë forca nga thellësia.
Si drejtim i goditjes kryesore u caktua drejtimi: maja e malit Pashtrik – Lupishtë - Krushë e Madhe, si dhe dy drejtime ndihmuese: i pari, prej Gorozhup – Gjonaj - Zym dhe, i dyti: prej Qafës së Prushit –Rogovë. Planizimi i atij operacioni është bërë javën e tretë të muajit prill 1999, dhe na u desh gati një javë punë. Puna për përpilimin e Operacionit "Shigjeta" u bë në shtëpinë dy katëshe të Bajram Sylës, në Mëhallën e Katundit të fshatit Jezercë, në malin Jezercë të Ferrizajt. Planizimi i operacionit u bë në Plan-Tekst, pasi kishim vetëm një kopje të hartës 1:50 000, të dhuruar prej Vëzhguesve Ndërkombëtarë në vjeshtën e vitit 1998. Kur e përfunduam së hartuari me shkrim, ia diktova Lum Haxhisë, i cili e radhiti në kompjuter. E printuam vetëm në një kopje dhe e fshimë nga kompjuteri, ndërsa kopjen me shkrim e dogjëm me komisjon. Pasi u printua plani operacionit, ai u nënshkrua nga Shefi i Shtabit të Përgjithëshëm i UÇK-së, Bislim Zyrapi, dhe u miratua nga Komandanti i atëhershëm i Shtabit të Përgjithëshëm, Sulejman Selimi, i cili porsa ishte kthyer pranë Shtabit të Përgjithshëm, pasi kish gati dy muaj që ishte pranë Zonës së Drenicës.
Pasi përfundoi ajo detyrë patëm diskutime se kush do të shkonte ta organizonte dhe drejtonte atë operacion. Kur unë u interesova se cilin duhej të caktonim, mësova se ai ishte caktuar. Ai ishte Kadri Kastrati. Madje urdhëri i emërimit të tij kish dalë me firmën e ashim Thaçit, në cilësinë e Kryeministrit të QPK dhe si kryekomandant i UÇK-së. Të them të drejtën, isha unë ai që këmbëngula që të mos ishte Kadri Kastrati dhe që u pranua sugjerimi imdhe u anullua ai urdhër. Për këtë diskutova me Bislimin, Kadri Veselin, Suleman Selimin dhe Agim Çekun, pasi këta ndodheshin për momentin në Jezercë. Pasi këta e konsumuan

edhe me Hashimin, i cili ndodhej pranë Komandës së Zonës Operative të Nerodimës, në fshatin Petrovë, u ra dakort që, për organizimin dhe drejtimin e atij operacioni të shkonte në Shqipëri Bislim Zyrapi, si kuadër me përvojë dhe me autoritet në UÇK. Ditën që Bislimi u nis për në Shqipëri, në 28 prill 1999, Agim Çeku emrohet në vend të tij Shef i Shtabit të Përgjithëshëm i UÇK-së; vendim, i cili u trasmetua në TVSH po atë ditë.
Kur Bislimi mbriti pas dhjetë ditësh në Kukës, pranë komandës së Divizionit,, mori në telefon dhe unë i faksova planin e operacionit, përmes telefonit satelitor, të cilin e mori ai në dorë.
Meqënëse po vonohej hapja e operacionit, ngaqë vullnetarët e ardhur nga diaspora nuk ishin të kompaktësuar, pas disa ditësh shkoi në Shqipëri edhe Fatmir Limaj, (Komandant Çeliku); por vonesa bëhej edhe nga të tjerët; ende nuk e miratonte Vashingtoni futjen me forca tokësore të NATO-s në Kosovë.
Më në fund ai operacion nisi në 26 maj. Për marrjen e malit të Pashtrikut u derdh shumë gjak nga vullnetarët e UÇK-së, prandaj ne dhe shteti amë duhet t'ia dijë për nder sakrificën dhe gjakun e atyre djemëve të UÇK-së, dhe jo të dekoronte e shpërblente ata që kishin lejuar forcat sërbe të depërtonin në thellësi të territorit shqiptar e të përforconin pozitat në shpatet e malit të Pashtrikut.
Disa ditë para se të niste sulmi nga forcat tona në mal të Pashtrikut, Agim Çeku i vë detyrë Xhavit Sadrisë që, sëbashku me mua të hartonim planin e Operacionit "Shigjeta – 2", të cilin do ta zbatonin forcat e Zonës së Dytë Operative "Pashtriku", me komandant Tahir Sinani, të cilat ngarkoheshin me detyrë që, paralel me forcat përballë, të sulmonin nga shpina forcat sërbe që mbroheshin në atë drejtim dhe t'ua lehtësonin detyrën forcave kryesore të atij operacioni. Vija e takimit të dy palëve tona u caktua lumi Drini i Bardhë. Për këtë u njoftuan edhe shokët që drejtonin Operacionin "Shigjeta".

### Vepra e çlirimtarëve mbahet mend, ndërsa autorët e saj harrohen

**RKL**: *Faleminderit! Pak më parë u shprehët se ne e dimë se një ditë do të harrohemi, ç'farë doni të shprehni me këtë?*
**D. Goxhaj**: Në shoqërinë njerëzore ka aktivitete nga më të ndryshmet. Pjesën më të madhe populli i harron shpejtë, ndërsa një pjesë përjetësohen. Kështu, p.sh, shumë shkrimtarë e poetë mbahen mend për tërë jetën. Po ashtu edhe shumë skulptorë, piktorë, arkitektë, ndërtues si dhe udhëheqës të mëdhenj, që kanë ndryshuar rjedhën e historisë së një a më shumë popujve, etj. Me të drejtë, kjo kategori njerëzore dhe vepra e tyre është për t'u mbajtur mend, pasi janë jo vetëm pak, por është edhe vepër krijuese individuale. Ata janë më të mëdhenj se veprat e tyre.
Ndërsa me luftëtarët çlirimtarë ndodh e kundërta. Vepra e tyre është shumë e madhe, gjigande, më e madhe se të gjithë ata. Ata krijojnë një shtet, i cili, për sa kemi parë e dëgjuar deri tashti, krijohet vetëm me luftë të armatosur. Pra, ata bëjnë një mrekulli. Vepra e luftëtarëve të lirisë është aq e madhe, sa me hijen e vet gjigande i eklipson autorët e saj, edhe pse janë shumë. Pra, ndodh e kundërta e asaj që thamë pak më lartë: vepra e çlirimtarëve mbahet mend, ndërsa autorët e saj harrohen dhe, me kalimin e kohës, bëhen anonimë. Vepra e

tyre është e përjetëshme, kujtohet përjetësishtë, ndihmon për gjithçka, por ata nuk shfaqen më, ngelen anonimë. Edhe pse shoqëria njerëzore po mundohet t'i përjetësoi "arkitektët" anonimë të shtetit të tyre, dëshmorët dhe veteranët, përsëri është pak për veprën që ata kanë bërë.
Ne, anonimët krijues të një shteti, që morëm pjesë në atë mrekulli për Kosovën, nuk ishim njerëz klasikë; ne e shikonim gjithëçka nga pikpamja luftarake dhe u organizuam dhe luftuam ashtu si e kërkoi ai moment aq i ashpër, duke kaluar një përvojë historike jashtzakonishtë të rëndë, pasi e kuptuam se vetëm me atë formë mud të realizohej mrekullia shtetformuese; kur politika dhe diplomacia kombëtare shqiptare ishte e venitur, për mos thënë inegzistente.
Ne, anonimët e mrekullisë të tashme dhe të së nesërmes, them se bëmë një mrekulli, vetlindëm Kosovën që të mbetet përjetësishtë shqiptare dhe për shqiptarët. Po të mos ishte sakrifica e jonë që bëmë këtë vepër në momentet që duhej të bëhej, Kosova do të zhbëhej përjetësishtë së qëni shqiptare, do të shpopullohej për një periudhë jo të gjatë. Ne e ndaluam atë proces.
Nuk e di në se jam i qartë, por kjo është ajo që ne çlirimtarëve të Kosovës na bën të lumtur dhe krenarë, edhe atëhere kur politika dhe shoqëria nuk është e aftë ta vlerësoi këtë mrekulli.
Pra, luftëtarët shpëtojnë pavarësinë e Atdheut ose lindin shtetin e popullit të tyre. Luftëtarët e UÇK-së luftuan për të gjithë Atdheun e tyre. Mirëpo Atdheu është i të gjithëve. Kjo është arsyeja pse veteranët respektohen dhe duhet të respektohen nga të gjithë qytetarët e Atdheut, pavarësishtë bindjeve të tyre politike, sepse luftuan për Atdheun e të gjithëve.
Ndërsa me dëshmorët ndodh diçka më shumë se me veteranët. Dëshmorët i respektojnë dhe i nderojnë të gjithë brezat, përjetësishtë, pavarësishtë nga bindjet e tyre politike, sepse dëshmorët ranë për gjithë Atdheun, për të gjithë popullin. Ndërsa veteranër respektohen derisa janë gjallë.
**RKL:** *Pse qeveria shqiptare qëndron indiferente, për të mos folur pak më ashpër, ndaj qytetarëve të saj, që shkuan e rrezikuan jetën e tyre për çlirimin e trevave shqiptare? Ju, si e shpjegoni këtë qëndrim të saj?*
**D. Goxhai:** Ne, që shkuam vullnetarë dhe luftuam për çlirimin e trevave shqiptare jemi krenarë për mënyrën që iu përgjigjëm thirrjes së gjysmës tjetër të kombit tonë, që u bëmë shokët a komandantët e tyre në terrenin e luftës. Qeveria dhe politikanët e shtetit amë sillen përbuzës ndaj nesh, nga frika se mos europianët i etiketojnë ekstremistë ose nacionalistë. Ne dolëm mbi ata dhe institucionet shtetërorë të shtetit amë. Si të tillë, ata e ndjejnë vetën inferiorë ndaj veprës sonë, gjë që u është shndëruar në urrejtje ndaj nesh. Si të tillë ata dhe kolegët e tyre në Prishtinë kanë arritur në atë stad, që të mos kuptojnë se ç'është liria dhe ç'është atdhetarizmi. Ata nuk e dinë se me Liri populli kupton të ketë të drejtën të vendosi vetë se çfarë të bëjë, si të jetoi dhe me kë të jetoi. Këtë lloj Lirie e ndjen vetëm populli, ndaj dhe ai i respekton dëshmorët dhe ish luftëtarët, (veteranët), ndërsa politikanët aktualë, liri qaujnë lumturinë familjare të tyre dhe që ta kesh mirë vetëm me paranë dhe me të huajin dhe le të bësh çfarë të duash me popullin. Lumturinë e barkologjisë ata e quajnë liri. Ne, vullnetarët e lirisë, vuanim nga ideli kombëtar, ndërsa politikanët vuanin dhe vuajnë nga ideali i të pasuruarit. Nuk e dua lumturinë para lirisë. Ne luftuam duke mos menduar për

veten dhe familjet tona, ndërsa ata e duan Kosovën dhe Shqipërinë veç për veten e tyre.
A don ta dish formulën sekrete për të dalluar se cili luftëtar i lirisë ka luftuar i udhëhequr nga ideali kombëtar dhe cili është reshtuar në radhët tona nga idealet e tjera? Shih se kush prej tyre, menjëherë pas lufte, e ka përmirësuar dukshëm mirëqënien në raport me paraluftën dhe, kush ka mbetur ai që ish ose më keq se sa ishte para lufte.
Politikat e atyre, që e ndajnë lirinë me kute të ndryshme e që nuk skuqen kur gënjejnë; që thonë se është turp të kesh turp; që vendosin se kush duhet përkrahur nga luftëtarët e kush jo; kush do të ri-integrohet në shoqëri e kush jo; kush do të nderohet, ndihmohet e respektohet e kush jo, është sa turp njerëzor aq edhe kombëtar dhe mosmirënjohje. Kështu u veprua menjëherë pas luftës në Prishtinë, kështu veproi para ca kohe Qeveria e Tiranës me në krye Ilir Metën, ku vetëm disave prej dëshmorëve nga radhët tona u dha titullin dëshmor, edhe pse ne ua kishim dhënë listat e plota përmes zyrës diplomatike të Shqipërisë në Prishtinë. Ky lloj diferencimi i kundërvihet idealit për të cilin ne luftuam.
Ne e dimë se do të vazhdojmë të ndeshemi me shumë murre paragjykimi, por dëshirojmë që brezi pas nesh të ngrihet mbi shpatullat dhe atdhetarizmin tonë, për të mos u zvarritur pas mëshirës së politikës nënshtruese; të mos e ndjenë vehten me më pak vlera e të ndryshëm nga popujt e tjerë të Ballkanit; të mos jenë kurrë inferiorë, por nesër, kur ata të mbrijnë në majat e politikës shqiptare, ta ndjejnë vehten krenarë që janë bashk-kombas të vullnetarëve të lirisë për çlirimin e Kosovës.
Shumica e vullnetarëve, që shkuan dhe luftuan në Kosovë, Preshevë dhe në Ushtrinë Çlirimtare Kombëtare, ishin prindër. Si rjedhojë, lufta për ta nuk ishte një aventurë. Të ikje nga liria, të lije gruan dhe fëmijët e të shkoje vullnetar në ato treva për të luftuar, pra, drejt vdekjes së sigurtë, ishte gjëja më e dhimbëshme dhe më e shtrenjta. Ne shkuam në luftë për hatër të lirisë së gjysmës së kombit shqiptar; fund e majë për hatër të saj dhe jo nga zori, apo nga ndonjë makutëri materiale ose e ndonjë dëshire tjetër meskine. Ne shkuam plot vetmohim dhe vetflijim për një ide shumë të lartë, për një ide që nuk ka as edhe një lidhje me kolltuqet dhe përfitimet e padrejta.
Ne, oficerat nga shteti amë që shkuam në Luftën për Çlirimin e Kosovës, kemi të drejtën morale ta themi me zë të lartë atë proverbin ushtarak të ushtrisë amerikane: “Oficeri që nuk ka qenë qoftë edhe një ditë të vetme në luftë, mund të quhet oficer aq sa mund të quhet nënë një vajzë e martuar dhe e mbetur tërë jetën e virgjër”.
Ata që na dënuan gjatë luftës dhe na dënojnë edhe sot pas krahëve, duke sajuar gjithfarë epitetesh, janë shqiptarë me shpirt bizantin, (që fatkeqësisht janë shumica e politikanëve tanë), kanë një shpirt, i cili de fakto është shndëruar në epidemi rrënimtare për popullin dhe kombin tonë. Ata janë veç shqipfolës.
Vajtjen tonë në Luftën Çlirimtare të Kosovës, pushtetarët dhe politikanët e Tiranës, duke filluar prej ish Presidentit Mejdani, nuk e shihnin si një sakrificë që shteti amë ish i detyruar të bënte për qëllimin tonë të përbashkët, por e shihnin si një lloj kortezie. Si rjedhojë, ne që shkuam vullnetarë në ato luftra mbetëm pa përkrahjen e shtetit tonë në kryerjen e asaj detyre kombëtare.

Si mund ta shpjegojmë faktin që, kur këshilltari i Presidentit Mejdani, z.Sabit Brokaj, i propozon Presidentit Mejdani në prezencën tonë, të tre oficerave vullnetarë në UÇK, që të urdhëronte kthimin tonë në radhët e Ushtrisë Shqiptare, jo si shpërblim, por thjeshtë si nevojë për t'u ushqyer, duke i thënë: "Po të mos kishin shkuar këta tre oficerë në radhët e UÇK-së, historia do të na njolloste me turp", z.Mejdani, pa u menduar fare, i ktheu përgjigje: "Po të kthejmë këta të tre, duhet të lirojmë tre të tjerë". "Gaboheni z. President", mori guximin dhe i tha z. Brokaj, "të lirojmë tridhjetë dhe janë pak". E megjithatë President Mejdani as u skuq e as u verdh.
Është e vërtetë që shteti i R. Shqipërisë, në atë periudhë që shpërtheu Lufta Çlirimtare në Kosovë, nuk dinte nga t'ia mbante, pasi ishte shtet pa ushtri, pa polici, pa rend, i rënuar ekonomikisht dhe, në ato kushte, nuk mundej t'i shpallte luftë Sërbisë, sepse edhe luftën nuk e fitonte dhe implikimet ndërkombëtare mund të ishin të mëdha, por të paktën të mos pengonte ne, vullnetarët, ushtrinë më adekuate kombëtare në ato momente.
Fatkeqësia tjetër ishte se lufta në Kosovë shihej se u përkiste vetëm shqiptarëve të atjeshëm dhe anasielltas. Ky është edhe një nga shkaqet pse nuk ishim si numur më shumë në luftë me armë në dorë.
Ne, vullnetarët, që ishim oficera karjere, mendoj se e kemi kryer të plotë detyrën tonë. Ndoshta ishim njerëz me fantazi diellore, sikundër thonë astrologët, ndaj dhe shkuam në luftë. Për këtë jemi krenarë, pasi ato çfarë kishim mësuar nga historia na orientuan drejt, duke na ndihmuar të kuptonim dhe ta kapnim në kohë situatën, duke i ardhur në ndihmë ushtrisë vullnetare, që e kish emrin UÇK. Ndoshta nga kjo gjë, politikanët apo ata që kanë pushtet në dorë, nga tmerri që mund të kenë ndaj gjërave të shenjta, duke menduar se ne duhet të kemi një natyrë të dyfishtë; pra sikur jemi qeliza të perëndishme përbindëshe dhe si rjedhojë, në mëndjen e tyre nuk ka vend për arsye, ndaj dhe na shmangen, na tremben, dhe fillojnë e shpifin. Këto veti që treguam ne vullnetarët, kuptohet që u kanë ngjallur xhelozi dhe cmirë disave.
Megjithatë, shpresojmë se një ditë, në mos sot nesër, do të dalin politikanë e burra shteti me ndërgjegje kombëtare dhe shpirt të gjerë e të pastër, që do të vlerësojnë kontributin dhe gjakun e derdhur nga vullnetarët e lirisë. Këta të sotmit duhet ta dinë se ne nuk shpresonim në luksin e të priturit të një lufte më komode, sikundër duan të justifikohen ata që iu shmangën luftës me shumë mënyra si dhe shumë nga kolegët tanë, ku disa prej tyre erdhën deri në Tropojë e Kukës dhe, kur e panë se bëhej fjalë të jetosh apo të mos jetosh, nuk guxuan të futen në luftë, dhe sot mburen se kanë bërë heroizëm. Madje kam dëgjuar se disve prej tyre u është lidhur edhe pension, edhe pse asaj lufte nuk i dëgjuan as bubullimat e jo më krismat. Ndërsa për ne, kryesore ishte të kryenim detyrën kombëtare dhe të ktheheshim të gjallë në shtëpi. Kjo është lumturia jonë.
Fatkeqësia është se shumë prej qeveritarëve aktualë duan që luftën e bërë nga ne, në ato treva shqiptare, jashtë kufijve të R. Shqipërisë, ta revokojnë (ta shfuqizojnë), gjë që e ka filluar Ilir Meta qysh gjatë luftës në Luginën e Preshevës. Ky ishte edhe qëllimi i organizimit dhe zbatimit të skenarit të ulët të tyre, në bashkpunim me miqtë e tyre profiterë në Prishtinë, për arestimin e dënimin, në Janar 2001, e oficerit vullnetar Dritan Goxhai, që luftonte në

Preshevë. Qëllimi i tyre ishte thjesht për interes personal, që të huajtë t'i mbështesnin të rrinin në pushtet. Mirëpo "Prirjet kozmopolite e anarkiste - *shkruan Kadare* - nuk e vënë popullin shqiptar kurrësesi në një skajim të favorshëm".

Të gjithë ne shqiptarët duhet ta kemi të qartë se për deri sa NATO-ja qëndron në Ballkan, do të thotë se ekzistojnë rreziqe. Por këto rreziqe nuk vijnë nga shqiptarët, por nga ata që u kanë marrë e duan t'u marrin territore shqiptarëve. Këtë e pamë edhe në zgjedhjet e 08 Dhjetorit 2002 në Sërbi, ku gati gjysma e popullit votoi për shovinististët. Ndërsa në votimet e përgjithëshme të parakohëshme në Sërbi, para dy ditësh, në 28 Dhjetor 2003, shohim se thellohet përkrahja e serbëve ndaj Partisë Radikale të Sheshelit, bashkpuntorit më të ngushtë të Milloshevicit për krimet në Kosovë; ku gati dy milionë serbë votuan pro tyre. Gjithashtu, më 19 Dhjetor 2002, katër ditë pas takimit në Prespë midis Nanos dhe homologut të tij maqedon, Cervenkovski, kur Teuta Arifi, n/kryetaria e parlamentit maqedon, desh të hapte seancën plenare në gjuhën shqipe, konform regullores që e kanë miratuar në parlamentin e tyre, të gjithë deputetët maqedonë dolën nga salla e parlamentit.

Po ky kryeministër maqedon, mik i Nanos, në 12 shkurt 2003 deklaroi se gjuha shqipe nuk do të jetë gjuhë e dytë zyrtare në Maqedoni, edhe pse u vendos në marrëveshjen e Ohrit. Fakt kuptimplot është edhe ai i dates 17 Janar 2003, kur Cervenkovski shkoi në Beograd te homologu i tij sërb dhe nënshkruan sëbashku një marrveshje të përbashkët, ku të dy kryeministrat e deklaruan hapur se ajo aleancë është e karakterit policor dhe e shërbimit të fshehtë të të dy shteteve, që drejtohet kundër Kosovës dhe shqiptarëve. Maqedonia përsëri pozicionohet pro serbe dhe kemi vijimësinë e të njëjtës strategji: luftë kundër shqiptarëve, si nga Pashiçi e më vonë Titua; më vonë nga Milloshevici e Gligorovi, dhe tashti prej Zhivkoviçit dhe Cervenkovskit. Kush është nacionalist ekstremist në këto raste? Apo vetëm ne shqiptarët nuk duhet të shprehemi se e duam edhe ne vendin tonë, Shqipërinë? Këto fakte tregojnë se serbët dhe maqedonët kanë mbetur po ata që ishin. Historinë nuk duhet ta harrojmë, ndryshe do ta projektojmë gabim të ardhmen tonë.

Ne nuk jemi për kthim te urrejtja etnike, por ama nuk jemi as për atë që atdhetarizmin e shqiptarëve të sakrificës ta barazojmë me nacional-fashizmin e shovinizmin sërbo-maqedon. Është turp të tregohemi mos mirënjohës e ta quajmë "nacionalizëm të sëmurë" a "patriotizëm primitiv", atdhetarizmin që treguan vullnetarët e UÇK-së. Ne nuk jemi ekstremistë, pasi nuk jeme ne, ata që u kemi shkaktuar drama popujve të tjerë; por e anasjellta.

Në rast se do të vazhdohet me këtë politikë: luftë kundër luftëtrëve të lirisë, të jemi të sigurtë se do të vijë një ditë që ata politikanë shqiptarë do të prekin ngrehinën e kombit shqiptar, gjë që do të krijojnë premisa për fatkeqësi të tjera, pas të cilave mund të lindin katastrofa të paparashikuara, sikundër konkludon Kadare. Kjo luftë e verbër ose injorimi i këtyre dëshmorëve e luftëtarëve atdhetarë, dhe mos përkrahja e tyre, vetëm e vetëm për të fituar përkrahjen e disa politikanëve europianë, të atyre që na kanë luftuar gjith-herë, nuk është çudi që ata t'i çoi në përfundime të kundërta.

**RKL**: *Po politikanët e Prishtinës si e kanë qëndrimin ndaj vullnetarëve të lirisë, të ardhur nga territore jashtë Kosove?*

**D.Goxhai:** "The same", thotë amerikani. Ka prej tyre që thurrin kundër nesh biografi të rrejshme, intriga, skenarë e metoda të tjera të dyshimta, tipike për politikanët ballkanas të djallëzuar e bizantinë. Forma të mësuara nga praktika e UDB-s. Jo vetëm ndaj neve që jemi shqiptarë, por edhe ndaj perëndimorëve vullnetarë, asnjë prej lidervë politikë, pjesmarës ose jo në Luftën për Çlirimin e Kosovës, si dhe prej atyre që mbajnë grada gjeneralësh e kolonelësh në TMK apo që drejtojnë shoqatat e dala nga lufta, nuk kanë thënë qoftë edhe një fjalë mirënjohjeje dhe as kanë denjuar ta vënë në dukje kontributin që dhamë ne, vullnetarët luftëtarë nga trevat e tjera shqiptare dhe ata internacionalë për lirinë e Kosovës, duke mos e ditur se në këtë mënyrë ata i mohojnë karakterin mbarë kombëtar dhe atë internacional që pati ajo luftë dhe ajo ushtri. Ky është rezultat i ligësisë shpirtërore, mosmirënjohjes, i injorancës dhe i djallëzisë që vjen prej ndjenjës së ligësisë, e që kthehet në urrejtje. Ata nuk e dinë se mirënjohja është një lloj monedhe, e cila nuk pasuron atë që e merr, por atë që e jep. Ata bëjnë gjithçka që ne, vullnetarëve idealistë nga atdheu amë, ku, si gjatë luftës edhe pas saj, i qëndruam besnik parimit për të cilin shkuam në luftë: *pastërti ideale për të gjithë gjatë luftës dhe pas saj para ligjit dhe pasurisë kombëtare dhe jo pasuri materiale për vete*, të largoheshim si nga formacionet pasardhëse të UÇK-së ashtu edhe nga institucione të tjera, ku u angazhuam pas luftës. Për atë lloj drejtësie luftuam ne. Largimi ynë u vinte për hosh, në radhë të parë, kundërshtarëve tanë, (këtu, ndoshta nuk bëjmë gabim po të fusim edhe shumicën e politikanëve shqipatrë në Tiranë dhe Prishtinë, por edhe ndonjë të huaj). Por u vinte për hosh edhe atyre individëve me përgjegjësi, që patën luftuar me ne dhe qënia jonë i pengonte të personalizonin lavdinë e UÇK-së dhe të bënin privatizimin e asaj lufte heroike; njëkohësishtë ata kanë shpresuar se, ndoshta, ne, duke na larguar në atë mënyrë jo njerëzore, mund të zëmëroheshim dhe të humbnim kontrollin, për shkak të asaj ligësije shpirtërore të tyre dhe, mbase kryenim veprime të pa kontrolluara, të paligjëshme, të dhunshme e të dënueshme dhe, si rjedhojë, të gjitha fajet që mund të sajoheshin nesër për UÇK-në, nga kundërshtarët tanë (sikundër edhe janë sajuar nga një grup parlamentar i LDK-së dhe që kanë krijuar organizatën për verifikimin e "krimeve" të UÇK-së kundër sërbëve), të na i ngarkonin neve.

Kjo analizë të bind që largimi ynë ishte i qëllimshëm, pasi janë po ata individë, ish drejtues të ndryshëm në UÇK gjatë luftës, të cilët më vonë emëruan në vendet tona të punës së pasluftës, ish oficera nga shteti amë, edhe pse nuk kishin marrë pjesë në Luftën për Çlirimin e Kosovës dhe që nuk kishin qënë as edhe një çast në Kosovë gjatë asaj lufte. Po patët mendim të kundërt më kundërshtoni. Fshati që duket nuk do kallauz.

Kështu kanë vepruar përgjithësishtë kudo ndaj atdhetarëve të vërtetë pas çdo revolucioni, pasi atdhetarët idealistë nuk pranojnë kompromise në dëm të shoqërisë, janë të pakorruptueshëm. Ne nderohemi nga populli, por nuk na e ka asnjë politikan a diplomat shqiptar zilinë, pasi nuk kemi profesionin e profiterëve dhe të servilave, profesionin e politikanëve zanatçinj; jemi pa atë "zanat", nuk dimë të bëjmë para pa djersë. Ne Idealistëve nuk na tremben se do t'u zemë

karriket, pasi edhe sikur unë të bëhesha ministër qoftë në Qeverinë e Prishtinës qoftë në Tiranë, qoftë në TMK apo në Ushtrinë Shqiptare, një karrige do zija, por problemi qëndron gjetkë. Idealistit i tremben se ai po u vu në drejtim do kërkoi që çdo gjë të bëhet me regulla të fiksuara në ligje, me drejtësi, pa anësi, sipas aftësive dhe meritave të çdokujt. Si të tillë ne shkëpusim zinxhirin e korrupsionit, i pengojmë të tjerrët të abuzojnë me pasurinë e popullit dhe të atdheut. Qoftë edhe një ministër apo zevendës ministër të jetë idealist ai e prish tërë mafjen shtetërore shqiptare në bashkpunim me të huajt, të veshur me mantelin demagogjik të demokracisë e patriotizmit të remë. Pra, idealistin nuk e ka inat dhe nuk e urren askush pse është i tillë, por ngaqë atë nuk e pranon ideologjia e mafjes politike, ngaqë bie ndesh me parimet e saj.

### Qyqari Rogovë, shumë leht bëhet mizor

**RKL**: *Ka intelektualë të njohur, si të Prishtinës dhe të Tiranës, si dhe qarqe politike të ndryshme , të cilat shprehen edhe sot haptas, duke thënë se e vetmia politikë e drejtë për Kosovën ka qënë dhe është politika e Rugovës. Madje për këtë sjellin si argumenta edhe faktin që Rugova u prit në Shtëpinë e Bardhë nga Presidenti Klinton në 28 Maj 1998, duke u shprehur se Rugova u njoht de fakto nga Amerika si president i Kosovës dhe si politikan objektiv. Gjithashtu thonë se edhe pse u bë luftë e armatosur, në fund të fundit ato çka ka kërkuar Rugova u arritën: protektorat ndërkombëtar, i cili do të çoi gradualisht drejt pavarësisë së Kosovës. Madje dalin në përfundimin se meqënë se mbritëm atje ku ka kërkuar Rugova, edhe gjaku që derdhëm, thonë ata, ka qënë i kot. Këtë e argumentojnë me faktin se edhe pas lufte në zgjedhje fitoi Rugova dhe partia e tij dhe jo partitë e dala nga lufta dhe aleatët e tyre. Ju a kini mendim të kundërt rreth këtyre deklaratave?*
**D. Goxhai**: Që ata e quajnë të kot gjakun e derdhur nga dymijë dëshmorët e asaj lufte dhe mbi katërmijë invalidë e tregon fakti që as Rugova dhe asnjë politikan e intelektual i atyre mendimeve nuk ka shkuar deri sot të vendosi një tufë me lule, qoftë te varri i një dëshmori të vetëm. Rugovën e përmëndëm pak më parë se çfarë ai i tha Klintonit. Madje po citoj edhe diçka më shumë nga xhevahiret e Rugovës: “Nga Shqipëria janë futur armë dhe mjete të tjera. Futen njerëz, futen gjithçka. Kjo e radikalizoi gjëndjen dhe mund të shkoi edhe më tutje drejt eskalimit. Prandaj edhe mardhëniet tona me zotin Nano, marëdhëniet e mia me të, janë ngrirë”.
Dhe Presidenti Klinton i përgjigjet në favor të luftës së armatosur në Kosovë dhe jo të politikës nënshtruese të Rugovës, duke i thënë shprehimisht: “Ne kemi mendimin se në Shqipëri po punohet mirë për problemin e Kosovës”, dhe më poshtë ai vijon: “Ju duhet të takoheni me Nanon. Në se qeveria e tanishme në Shqipëri ndihmon aktivisht luftën që zhvillohet në Kosovë, nuk bën mirë”, dhe menjëherë nga ana tjetër e merr në mbrojtje, kur vazhdon: “por mundësitë e saj janë të pakta për gjëndjen që është atje… Ne do t’i përkrahim ata, sidomos për vizionin e qartë për problemin e Kosovës”.
Ka se si të thuhet më qartë? Unë e kuptoj shumë drejt Presidentin Klinton: Ai i thotë Rugovës se nuk është dakort me qëndrimin dhe praktikën e tij për çështjen

e Kosovës, atë here si mund të thuhet se e vetmja politikë e drejtë për Kosovën ka qënë ajo e Rugovës? Nonsens, apo jo? Edhe intelektuali i "pavarur" i Kosovës që e pat marrë me vete Rugova në takimin me z. Klinton, Veton Surroi, edhe ai ishte kundër luftës së armatosur për liri, ndaj edhe e mbështeti Rugovën në atë takim, duke i thënë z. Klintonit, se: "Veshja e jashtme e politikës së Nanos është moderne, thelbi është nacionalist".

Besoj se për këta lloj intelektualësh e kishit fjalën? Madje a ishte Veton Surroi ai që pas lufte e akuzoi UÇK-në për ushtri fashiste, vetëm e vetëm pse luftuam kundër ushtrisë dhe policisë sërbe? Dhe të gjithë këtë, kuptohet, për t'u pëlqyer nga ndërkombëtarët. Kot nuk thonë se një dituri e vogël është një gjë e rrezikshme, pavarësishtë se këta lloj "filozofësh" hiqen më të zotë se vet Zoti.

Në rast se problemin do ta shikojmë në mënyrë të njëanëshme, për përfitime individuale, partiake dhe si frikacakë apo si militantë të Rogovës dhe të pacifizmit të tij, kuptohet që ato përfundime, të cilat ju i përmëndët, mund të duken se janë të drejta. Mirëpo, në rast se ato deklarata ia nënshtrojmë një procesi analitik mendor, jam i bindur se dalim në përfundime krejt të tjera.

Para se ta bëjmë atë analizë është e arsyeshme të sqarojmë diçka tjetër. Dimë se mendimi i çdo personi ka dy përbërës: anën emocionale dhe atë intelektuale. Në rast se analizën do ta bëjmë duke u mbështetur vetëm në anën emocionale, atëhere mendimi analitik do të jetë i barazvlefshëm me shikimin e një të verbëri, sepse emocionet të nxisin të veprosh me entusiazëm por pa menduar kundërpërgjigjen e kundërshtarit. Ndërsa vënia në punë e anës intelektuale të mendimit është gjykimi më gjakftohtë, i cili na afron më së shumti te e vërteta, sepse është analizë shkencore; ndërsa analiza emocionale, duke dëgjuar vetëm zemrën, të largon sa më shumë nga e vërteta. Nisur nga kjo, mendoj se do të ishte më e udhës që analizën ta fillojmë jo duke i marrë si aksioma apo si postulate ato çka ju i përmëndët, por duke ia nënshtruar ato analizës intelektuale.

Është e vërtetë që Presidenti Klinton priti Rugovën, Fehmi Aganin, Bujar Bukoshin dhe Veton Surroin në Shtëpinë e Bardhë, në 28 maj 1999. Por, sikundër i cituam më lartë, pse i priti? Mos vallë për t'u thënë: *Jam me ju*, sikundër shprehen ata dhe partizanët e tyre? Jo.

Përveç çka citova dhe analizova më lartë rreth atij takimi, për t'u dhënë përgjigje më të plotë pyetjeve që ju po më bëni, së pari duhet të sqarojmë se cili është kursi i politikës së jashtme amerikane. Kursi i asaj politike, në periudhën e z. Klinton president, ishte politika e njohur me emrin Doktrina Monro, doktrinë e cila është vënë në jetë në Amerikë, për herë të tretë nga zoti Klinton, ndaj dhe u quajt Doktrina Klinton, e cila pak a shumë përcaktohet kështu: *Kudo që shpaloset flamuri i lirisë apo i pavarësisë, atje do të jetë zemra e Amerikës.* Ndaj dhe ai deklaroi pas atij takimi, duke thënë: "*Nuk do të lejojmë që Kosova të shndërohej në një Bosnjë të dytë*".

Vini re! Zoti Klinton flet në kohën e ardhëshme dhe jo në të tashmen. Ai thotë: "*nuk do ta lejojmë*". Domethënë se po qe se do të ndodhte luftë nuk do ta lejonte. Shkatërimi dhe vrasjet ndodhin kur ka luftë dhe jo kur ka ikje masive me pasaporta me viza të regullta nga agjensi të liçensuara shqiptaro-sërbe, agjensi të cilat i ka anatemuar në atë kohë edhe shkrimtari ynë Kadare. Unë kështu e kuptoj z. Klinton: "*Filloni luftën se ne nuk do ta lëmë Sërbinë të përsërisi*

*masakrat si në Bosnjë"*. Më thoni, u lutem se, si do ta justifikonte Amerika ndërhyrjen ushtarake në Kosovë, në rast se nuk do të kishte luftë, në rast se nuk do të kishim UÇK? Pse nuk ndërhyri ushtarakisht NATO-ja në Kosovë të nesërmen e takimit me Rugovën, apo pas tre a gjashtë muajsh? Kush duhej ta bënte luftën? Ata që pajiseshin me viza europiane nga ato agjensitë shqiptaro-serbe, që vepronin me dijeninë e udhëheqjes së LDK-së?
Sipas Kushtetutës së Kaçanikut, (të cilën Rugova nuk e hiqte nga goja), ai ishte Komandanti i Përgjithshëm i Kosovës, sepse ishte Presidenti i Kosovës, apo jo? Edhe ushtrinë që krijoi si reagim kundër UÇK-së, a e emërtoi Forcat e Armatosura të Republikës së kosovës? Pse nuk doli në krye të atyre forcave të armatosura? Ç'rol duhej të luante ai në atë luftë, sipas asaj Kushtetute, të "vishte opingat" e të luftonte, apo t'ua mbathte këmbëve, sikundër ia mbathi, njësoj si dikur në 7 prillin e vitit 1939 paraardhësi i tij i "famshëm"?
Le ta shohim atë takim edhe në një kënd tjetër. Në Kosovë kish të paktën tre muaj që bëhej luftë e armatosur, kur Rogova shkoi në Pentagon, pavarësisht se ajo luftë nuk kish marrë ende ato përmasa dhe atë jehonë që ajo mori më pas. Në atë moment kohor për të cilin po flasim, personi dhe faktori politik më i njohur në Kosovë nga ndërkombëtarët ishin Rugova dhe partia e tij, apo jo?. Klintoni, duke i qëndruar besnik Doktrinës Monro, e priti Rugovën, pasi në atë kohë, Rugova dhe partia e tij ishin i vetmi faktor politik dhe e vetmia rezistencë në Kosovë, në rast se do ta quajmë rezistencë, rezistencën e Rugovës, pasi në të vërtetë ajo nuk ishte rezistencë, ishte nënshtrim total, por e vet-titulluar nga ata rezistencë pasive, pasi ishin ata që kishin ndaluar çdo lloj proteste paqësore.
Po të analizojmë kronologjinë e ngjarjeve të më pasme, (pas atij takimi), del se pritja e Rugovës dhe e Bukoshit nga Klintoni, nuk duhet kuptuar se SHBA përkrahnin politikën e Rugovës.
Për këtë po i marrim ngjarjet me radhë. E para, atë ditë të takimit, më 29 maj, Sërbia filloi një operacionin të gjerë ushtarako-policore kundër forcave të UÇK-së në Dukagjin dhe në Drenicë. UÇK-ja iu kundërpërgjigj me një rezistencë heroike, gjë që Sërbisë iu desh të angazhonte edhe aviacionin ushtarak. Kjo bëri që luftimet të zgjateshin me ditë të tëra. E dyta, ai operacion dhe zgjatja e tij për meritë të UÇK-së, tërhoqi vëmëndjen e gjithë botës demokratike, ndaj dhe ajo e anulloi mbledhjen e G-8, e cila ishte parashikuar të mbahej në 3 Qershor. E treata, duke mos e pritur atë kundërveprimin të fuqishëm të UÇK-së, Sërbia, pa dëshirën e saj, e prezantoi UÇK-në si faktori kyç në zgjidhjen e fatit të Kosovës dhe automatikisht e devalvoi në sytë e Amerikës dhe diplomacisë ndërkombëtare pozicionin e deri atëhershëm të Rugovës dhe LDK-së. MilloshevIçi, si i zgjuar e i djallëzuar që ishte, e kuptoi shpejt që me atë operacin bëri tre gabime: i pari, bëri autogol, i dyti, nxorri nga skena politike Rugovën, i treti, nxorri në plan të parë UÇK-në. Kjo është arsyeja pse ai në 3 Qershor kërkoi me urgjencë, përmes medjave, takim me Rugovën, duke premtuar se do të ndryshonte Kushtetutën dhe se Kosova do të fitonte statusin e njësisë së tretë federative. Kjo është arsyeja pse u fut në lojë edhe Vatikani për atë takim të Rugovës me MilloshevIçin. E katërta, Amerika, duke e parë nga afër rezistencën e UÇK-së në atë operacion, përmes të dërguarve të saj, bëri analizën e situatës dhe doli në përfundimin se ajo ishte dizinformuar për UÇK-në, ndaj i kërkoi ambasadorit

Gellbard, i cili lëvizte sa në Beograd në Prishtinë, të jepte informacion se çfarë po ndodhte aktualisht në Kosovë. Dhe, z. Gellbard, në 5 qershor i jep intervistë gazetë sërbe "Europea", ku thotë se, "*UÇK-ja nuk është terroriste dhe se në Kosovë kemi kryengritje të armatosur"*.
Ç'farë duhet të kupojmë nga kjo deklaratë? Kuptojmë se Rugova duhet t'i ketë thënë të kundërtën Klintonit për UÇK-në, pasi s'kish pse e theksonte z. Gellbard, në mënyrë të veçantë: "UÇK-ja nuk është organizatë terroriste por është një ushtri çlirimtare". E pesta, një ditë më vonë, në 6 qershor, Drejtori Politik i Ministrisë së Jashtme Gjermane, i cili kish ardhur në Prishtinë, deklaron: mos u shkoi ndërmend ju shqiptarëve se Perëndimi do të ndërhyjë ushtarakisht në Kosovë. Kjo deklaratë, për ata që kanë tru, është shumë e qartë: Shqiptarë, rrëmbeni armët si e vetmja rrugë që u ka mbetur, meqënëse kini filluar kryengritjen e armatosur çojeni atë deri në fund, nuk ka rrugë tjetër. Mos prisni që t'u çlirojmë ne. Pse, si shprehen diplomatët? Në diplomaci më shumë rëndësi ka mënyra si e thua dhe jo çfarë thua. Ata lexohen midis rreshtave.
E gjashta, Shtetet e Bashkuara të Amerikës, duke e patur të qartë se, për momentin ishte e pamundur të ftonin në Shtëpinë e Bardhë një përfaqësues të UÇK-së për t'u qartësuar më tej rreth saj, Presidenti Klinton, në 8 Qershor, nis në Junik ambasadorin Hill, i cili, pasi vizitoi zonat e luftës në Dukagjin u kthye në Prishtinë dhe deklaroi: "nuk mund të ketë negociata të suksesëshme për Kosovën pa riorganizuar faktorin politik shqiptar të saj në përputhje me rrethanat e reja politike dhe ushtarake në Kosovë". Cilat ishin rrethanat e reja? UÇK-ja. Kjo deklaratë indirekt e shpallte këtej e tutje Rugovën si të padobishëm për Kosovën dhe Amerikanët. E shtata, z. Klinton, për t'u bindur përfundimisht se Rugovës i kish ikur koha dhe se lufta me armë në Kosovë ishte e vërtetë, e organizuar dhe serioze, Ai, pasi kalojnë dy javë, nisi në Kosovë ambasadorin Hollbruk, me porosi që të takohet me çdo kusht me përfaqësuesit e UÇK-së në terren.
Hollbruk, në 24 qershor, i shoqëruar edhe nga ambasadori Hill, duke marrë me vete edhe shumë gazetarë të huaj dhe vendas, shkon në Junik dhe takohet me Lum Haxhinë, zëdhënësi i UÇK-së për nën zonën operative të Rekës së Keqe. Kush ishte Lum Haxhia? Një shkrimtar dhe gazetar shqiptar që vinte nga Perëndimi, dikur i përndjekur politik. Ishte i pari diplomat i lartë amerikan, që takohet në front dhe shtrëngon duart me komandantët e UÇK-së. Atë takim e dhanë gjithë TV-të e botës. Ai takim i tregoi Rugovës dhe gjithë Evropës se, Amerika ripozicionohet zyrtarisht në krah të veprimtarisë së UÇK-së dhe e shpallte drejtpërsëdrejti atë si faktorin kyç dhe luftën, si rrugën e vetme në zgjidhjen e problemit të Kosovës. Me atë veprim diplomatik, Amerika i thoshte popullit shqiptar: Rrëmbeni amët se, vetëm kështu na kini në krah!
Në atë rast për ne shqiptarët u përsërit historia, si në vitin 1920 në Vlorë, ku këngën e asaj ngjarjeje historikë më vjen mirë ta perifrazoj për rastin e Kosovës: "Evropa shkruajnë e thonë / Bënet dyfek në Kosovë / Shqipëtarët po luftojnë / Me një Car dhjetë milionë …", etj. Besoj se deri këtu jemi dakort, apo jo?
Serbia, duke e parë se UÇK-ja po merrte mbështetje ndërkombëtare dhe kjo po shtonte radhët e saj, në fund të korrikut, pasi sjell në Kosovë shumë forca të ushtrisë, ndërmorri një operacion të gjerë ushtarak kundër UÇK-së në gjitha territoret që deri atëhere kontrolloheshin prej saj, operacion i pabarabartë, i cili

gati e shpërbëri UÇK-në. Pse e bëri këtë sakrificë Milloshi? Që të shpëtonte Rugovën, ta lintë atë të vetmin faktor politik në Kosovë.
Mirëpo, pas një periudhe disa mujore, dhe këtu merita të veçanta duhen dhënë Bislim Zyrapit, UÇK-ja u ringrit përsëri dhe u bë më e fuqishme se ç'kish qënë më parë. Gjatë kësaj periudhe SHBA vazhdonin të mbanin kontakt edhe me Rugovën edhe me UÇK-në, duke vepruar me zgjuarsi, për të mos lënë të kuptohej se SHBA përkrahnin njërën apo tjetrën. Kjo politikë bëhej nga Amerika, pasi ende nuk ishte bindur se do ta merrte apo jo veten UÇK-ja, e cila varej nga ne shqiptarët. Amerika ndjek politikën e përkrahjes të atij që është më i forti në terren, për këtë arsye UÇK-në ajo e kish në plan të parë.
Pse?, do të pyesni ju. Sepse fundi i vitit '98 e gjeti UÇK-në të riorganizuar dhe, si e tillë, ajo e përballoi me sukses ofensivën dimërore të ushtrisë sërbe dhe, nuk ndodhi ajo që pat ndodhur me të, në korrik-gusht 1998. Ky fakt e shndëroi UÇK-në në forcën politike dhe ushtarake kryesore dhe më të rëndësishmen në Kosovë. Me këtë veprim UÇK-ja fitoi povimin para SHBA dhe diplomacisë ndërkombëtare.
Vetëm pas këtij momenti, kur UÇK-ja u bë zonjë e vetes, diplomacia ndërkombëtare doli me idenë e thirrjes së një koference ndërkombëtare. Amerikanët nuk u ndien fillimisht, as pro dhe as kundra asaj conference. Ajo konferencë, sikundër dihet, ishte Rambueja, në të cilën morrën pjesë të gjitha forcat politike në Kosovë, por në plan të parë ishte UÇK-ja, pasi kryetar i gjithë delegacionit shqiptar u pranua edhe nga ndërkombëtarët përfaqësuesi i UÇK-së. Pra, në prag të ndërhyrjes së NATO-s ushtarakisht, kemi mbështetje të UÇK-së dhe jo të Rugovës, sepse ishte UÇK-ja tashmë ajo që përcaktonte politikën në Kosovë.
Kjo ndodhte për arsye së UÇK-ja kish jo vetëm aktivitet politik, por edhe ushtarak në terren, në të gjithë territorin e Kosovën. Kjo është arsyeja pse edhe mandatori për krijimin e Qeverisë së Përkohëshme të Kosovës u caktua përfaqësuesi i UÇK-së.
Këto fakte, dhe ato çka komentuam më parë, të bindin se Amerika e thirri në takim Rugovën dhe suitën e tij për t'u bindur përfundimisht në se duhej mbështetur apo jo ai dhe partia e tij. Qysh nga ai takim Amerika hoqi dorë nga Rugova, ndaj dhe i tha: "Do të ishte mirë të veprohej kështu. (*të përkrahej qëndrimi i qeverisë socialiste të Tiranës, D.G.*). *Të mos krijohen probleme të tjera në Shqipëri*", dhe menjëherë e ndryshoi bisedën.
Hoqi dorë Amerika nga Rugova, hoqën edhe të tjerët, duke kaluar në krahun e UÇK-së, si faktori i vetëm i brendëshëm dhe kryesor.
Për këtë përfundim kemi një fakt tjerë shumë më kokfort: në 30 Mars 1999, Shtabi i NATO-s deklaroi: "*Ne po sulmojmë me aviacion, por edhe shqiptarët duhet të organizohen e të vetmbrohen"*.
Këtë e thanë botërisht në medja, përmes zëdhënësit të saj. Menjëherë Qeveria e Përkohëshme e Kosovës (QPK), sëbashku me UÇK-në, iu përgjigjën zjarr për zjarr kësaj deklarate të NATO-s. Në 1 prill arritëm fitore të një rëndësie operative. Në 2 Prill, menjëherë pas asaj fitore tonën ushtarake të shkallës operative, QPK dhe SHP lëshuan thirrjen për mobilizim të përgjithshëm. Asaj thirrjeje iu përgjigj kombi mbarë, me përjashtim të oficerave të FARK-ut (forca fantazmë që

ekzistonin vetëm në territorin e Shqipërisë por jo në Kosovë) dhe ish deputëtët dhe politikanët e tjerë të Kosovës me në krye Presidentin e saj, të cilët nuk pranuan të mobilizoheshim të gjithë e të bashkoheshim në luftë pa dallim bindjesh. Si kundërpërgjigje ndaj UÇK-së dhe QPK, Rugova pranon thirrjen e MilloshevIçit, duke dalë në TV e Beogradit dhe i bën thirrje NATO-s: Ndalo bombardimet mbi ushtrinë serbe që djeg Kosovën. A është kështu? Në politikë, nuk ndodh asgjë rastësishtë.
Forcae e Armatosura të Kosovës (FARK-u), po të ishin sikundër vet-thirreshin, do të vinin në luftë. Po Rugova, si Komandant i Përgjithshëm i FARK-ut, pse nuk e zbatoi Kushtetutën e tij të Kaçanikut, por bëri të kundërtën, bëri thirrje që të mos luftohet ndërkohë që Evropa dhe Amerika ishin angazhuar në luftë përkrah UÇK-së? Rugova e pat bërë dhe miratuar vet atë kushtetutë, nuk ia kishim bërë ne, apo jo? Ushtria fantazmë, FARK-u, në rast se ekzistonte, duhej t'i përgjigjej pozitivisht thirrjes për bashkim dhe s'kish pse luftonte me mullinjtë e erës në Shqipëri, pasi dihet se ekziston një parim universal për Forcat e Armatosura, i cili thotë: Nuk ka detyrime për Forcat e Armatosura, nuk ka aleanca, nuk ka angazhime të shkruara apo verbale për t'u bashkuar, kur flitet për mbrojtjen e popullit, pasi ka kushtetutë.
Njëkohësishtë Qeveria e Përkohëshme e Kosovës ishte krijuar edhe me miratimin dhe nënshkrim nga vet Rugova dhe forca e tij politike, në prezencën e zonjës Ollbrajt në Rambuje, gjë që donte të thoshte se ajo qeveri ishte legjitime, pasi e kishin njohur edhe ndërkombëtarët. Pse nuk iu përgjigjën "trimat" e FARK-ut asaj qeverie legjitime? Ç'emër t'i vëmë kësaj mospërgjigjeje për të çliruar Kosovën?
Në fakt, edhe Rugova bëri thirrje, por ai dhe kalemxhinjtë e tij i bënin thirrje popullit jo vetëm që të mos e përkrahte luftën, por të mos delnin as në rrugë për demostrim paqësor; madje, një ditë më vonë, pas thirrjes së QPK-së për mobilizim të përgjithëshëm, ai bëri thirrjen tjetër, i thoshte NATO-s: Ndalo bombardimet kundër Sërbisë!!! Po kësaj ç'farë emër t'i vëmë?
Lind pyetja: Pse Rugova e bëri atë thirrje të nesërmen e kushtrimit për mobilizim të përgjithëshëm nga Shtabi Përgjithëshëm i UÇK-së dhe nuk e bëri të nesërmen e fillimit të bombardimeve nga NATO? Rogova bënte të kundërtën e asaj çka pat thënë Presidenti Amerikan, Uillson, për angazhimin e SHBA në Luftën I-rë Botërore: "Lufta do të jetë më e rrezikshme për ne, në rast se mbyllim dyert e dritaret, se sa po të dalim në rrugë e të ndeshemi me armikun". Me atë thirrje që bëri Rogova, ai nuk kish se si të gëzonte përkrahjen e Amerikës. Këtë e kupton dhe bufi.
Në rast se do të pranojmë se Amerika përkrahte Rugovën dhe jo UÇK-në, atëhere lind pyetja tjetër retorike: Pse Amerika dhe NATO nuk e pranuan thirrjen që bëri Rugova përmes TV Beogradit, në 3 prill 1999, për ndalimin e bombardimeve kundër Sërbisë dhe ushtrisë së saj?
Në se Rugova do ta donte aq shumë popullin e tij, pse nuk sakrifikoi për popullin, sikundër sakrifikonte UÇK-ja, por sakrifikoi popullin për veten e tij dhe pranoi të shkonte e të fliste në TV Beogradi?
Në rast se do ta pranojmë se e çuan me zor në TV Beogradi, pse atje nuk foli të kundërtën, por bëri thirrje për të ndaluar bombardimet ndaj Sërbisë? Kish frikë

mos e vrisnin atë ose fëmijët e tij?! Po ne të tjerët që vriteshim nuk ishim fëmijë prindërish dhe, ne vetë nuk ishim prindër? Po populli shqiptar në Kosovë që vritej dhe shpërngulej me dhunë nga Sërbia nuk i dhimbsej jeta? Kur i dhimbsej kaq shumë jeta, pse e kish pranuar atë funksion aq të rëndësishëm dhe me aq përgjegjësi?
Vajtjen e Rugovës në TV Beogradi, le ta marrim për momentin se ka qënë dorzim i tij para presionit të paskrupullt të Milloshevicit, nisur nga mendimi për të shpëtuar Kosovën nga gjakderdhja dhe shkatërrimi. Pra, e pranojmë për momentin se për këto arsye ai pranoi të zbatonte porosinë e Milloshit, që, me atë buzëqeshjen e tij të ndrojtur karakteristike, t'i drejtohej NATO-s dhe Amerikës të ndalonin bombardimet në Sërbi. Mirëpo, duam, s'duam ne, ai veprim quhet bashkpunim me Milloshin, aq më shumë që ai nuk e ka sqaruar as edhe një herë se pse e bëri atë.
Është interesant, pasi kemi një rast të ngjashëm në histori si ky i Rugovës me Milloshevicin. Është rasti i gjeneralit frances Peten, Heroit më të math të Francës në Luftën e Parë Botërore, deri në shpërthimin e Luftës së Dytë Botërore, i cili, me pretendimin për të shpëtuar Francën, iu nënshtrua presionit të Hitlerit, duke pranuar të drejtonte gjysmën e Franvës, atë nën Gjermani, në vitet 1940- 44. Për atë veprim të tij, Gjykata e Lartë e Francës, pas asaj lufte, e dënoi me pushkatim ish Heroin e saj, gjeneralin Peten, në moshën 84 vjeçare, por që De Goli ia ktheu në burgim të përjetshëm. Meritat që kish patur dikur Peten i hodhi poshtë me nënshtrimin që ai bëri karshi Hitlerit.
Këtë krahasim e sollëm jo për të treguar se Rugova kish vlerat e Heroit të Francës, gjeneralit Peten, por për të thënë se Rugova, me atë veprim që bëri, jo vetëm që humbi përkrahjen e Amerikës, por ai humbi respektin e shumicës së shqiptarëve dhe autoritetin moral, pasi pranoi presionin politik në dëm të Kosovës. Ai, me atë veprim u tregoi shqiptarëve, amerikanëve dhe gjithë botës se ishte i pa formuar politikisht, i pa aftë si burrë shteti dhe një njeri pa liri të brendëshme. Ndoshta edhe sot ai nuk e di se çfarë ka thënë dikur një filozof: "*Ai që dëshiron të qeverisë, së pari duhet të jetë zot i vetes*." Si mund ta përkrahte Amerika një njeri që nuk ishte as zot i vetes e le më i Kosovës?
Vazhdojmë. Në rast se do të pranjmë se Kosova i fitoi këto arritje që ka sot, nga që na i ka thënë dikur Rugova në koferencat e shtypit dhe në zyrën e Klintonit e të Milloshevicit, atëhere duhet të pranojmë se edhe Shqipëria e fitoi Pavarësinë jo nga kryengritjet e popullit në ato vite, por nga që Naim Frashëri kish shkruar në Stamboll, pranë qeverisë Turke: "*Lum kush të rrojë, do ta shohë zonjë Shqipërinë"*. Me të thënë e me të bërë është larg një det i tërë, o zonja gazetare! Populli thotë se , nuk bëhet vreshti me urata, por me kazma e lopata. Atëhere si mund të pranojmë se liria mund të vijë duke kryqëzuar duart, me predikime dhe luftje dhe jo me gjak e sakrifica? Edhe në Bibël kështu thuhet: Ndihmo veten që të të ndihmoj dhe unë (Zoti). Besoj se e kini lexuar.
Është e vërtetë që faktikisht u arritën ato çka predikonte Rugova në koferencat javore të tij shtypit çdo ditë të premte dhe, por mos harrojmë se ishte UÇK-ja ajo që i detyroi ndërkombëtarët të zhvilloheshin ato negociata, pasi në diplomaci ekziston parimi: *Presioni në fushën e betejës, është ai që prodhon negociata.* Si

ka thënë dikur Bismarku*: "Veshët e diplomatëve dëgjojnë vetëm krismat e armëve".*

Tashti analizojmë faktin se pse fitoi Rugova në zgjedhjet e pasluftës, viti 2001, dhe jo partitë e dala nga UÇK-ja. Dihet se në Kosovë ishte vendosur paqja dhe ndërkombëtarët patjetër që kërkonin të mbështeteshin në një faktor ekuilibri dhe jo në faktorë të njëanshëm. E them këtë pasi lufta që u bë në Kosovë ishte një luftë e kufizuar. Si e tillë, ajo nuk i pati qysh në fillim të sinkronizuara qëllimet politike dhe ato ushtarake, si rjedhojë e mosekzistencës së një force të caktuar politike në krye të saj, pasi LPK-ja qe detyruar të vepronte pa dalë haptas. Në të tilla raste ekziston mundësija të bëhet më shumë ose më pak se sa duhet.

Po të fitonte shumicë UÇK-ja, ekzistnte mendimi te ndërkombëtarët se elementi ushtarak do të dominonte dhe mund të na krijonte vijë ndarëse me forcat e tjera politike në Kosovë, e cila mund ta çonte Kosovën, gjithmonë sipas psikologjisë së tyre, në luftë civile.

Gjithashtu, po të merrte UÇK-ja pas lufte pushtetin, bëhej e pavlefshme Rezoluta 1244, e cila e thekson se Kosova është pjesë e Sërbisë dhe UÇK-ja të demilitarizohej. Për këto arsye forcat politike të dala nga UÇK-ja u kufizuan, përmes dominimit prej diplomacisë ndërkombëtare ndaj krahut ushtarak. E megjithatë, ndërkombëtarët nuk i dhanë Rugovës fitore absolute, me qëllim që të mos kalonin në njëanshmëri, në monoparti sikundër ishte në fillim të shpërthimit të luftës. Besoj se edhe ju e kini të qartë që në Ballkan do kohë që të zhvillohen zgjedhje të ndershme e të pastra. Në Ballkanin Perëndimor është aplikuar pluralizmi politik por jo demokracia. Pse ekziston ky fakt, ndaj dhe është dhe do të jetë prezente OSBE-ja; dhe e dimë se është ajo që i numëron votat në Kosovë.

Rogova nuk fitoi me 99%, si në zgjedhjet e mëparshme, por sa gjysma e tyre, prandaj të mos e quajmë fitore. Por, të mos harojmë se fitorja e Rugovës më shumë se krahu i luftës, ka edhe një arsye tjetër. Ne shqiptarët, nuk mund të jetojmë në komunitet, nuk e duam qeverinë, ose thënë ndryshe, nuk e duam shtetin ligjor. Parapëlqejmë vetorganizimin, për arsye se të gjitha qeveritë që ne shqiptarët kemi patur, si në kohën e Turqisë edhe deri sot, vetëm se e kanë shfrytëzuar këtë popull dhe kurrë nuk e kanë ndihmuar që të zhvillohet ekonomikisht, sikundër kanë bërë shtetet e tjera. Ne shqiptarët kënaqemi vetëm atëhere kur nuk kemi asnjë lloj shtypësi. Vetëm atëhere vetdrejtohemi më mirë se me qeveritë, qofshin ato vendase apo të huaja. Ndoshta e kemi trashëgimi një gjë të tillë, ku të hershmit tanë kanë bërë jetë të lirë, që për mua tingëllon qytetari e vërtetë. Madje, përvoja këtë ka treguar deri tash.

Unë mund të them me bindje se mund të jemi i vetmi popull që kemi edhe shprehje të urta, të cilat tregojmë se qeverinë qëndrore dhe centralizimin i trajtojmë djaj. Ja p.sh. ne themi: Ruaju nga Uji, Zjarri dhe Qeveria. Pra ne e trajtojmë qeverisjen qëndrore të njëjtë më përmbytjet ujore apo me rënien e zjarreve, me inondatat, me katastrofat.

Si thoni ju në Kosovë: Shtetit dhe gruas mos i beso kurrë. Në këtë aspekt, Rugova ka dhënë prova përmes shtetit paralel, që e drejtoi në 8 vitet e paraluftës, se kurrë nuk ka ushtruar dhunë ndaj popullit në tërësi, i la të vetqeveriseshin si dikur në lashtësi. Ai ishte i kënaqur që shqiptarët të paguanin

atë 3% dhe i linte të lirë të bënin çka të donin dhe si të donin, le t'i zgjidhnin vet mardhëniet midis tyre.
Atë liri duan shqiptarët dhe për atë luftuan. Me një fjalë, u gjeti zemrën. Ndoshta pa vetëdije, ai i ktheu shqiptarët në traditën e tyre të lashtë e mesjetare; ndërsa UÇK-ja qysh gjatë luftës, në zonat e lira, ku funksionoi pushteti i përkrahur prej saj, dha shenja për të ngritur institucione dhe për ta ndërtuar shoqërinë mbi bazën e ligjeve të forta, gjë që ne shqiptarëve nuk na vjen për hosh. Mendoj se kjo është një nga arsyet kryesore që, deri sa të jetë Rugova në krye të LDK-së, ajo ka për të marrë më shumë vota se çdo forcë tjetër politike.
Vimë të UÇK-ja. Amerika nuk mund të përkrahte fitoren e krahut politik të dalë nga lufta, pasi SHBA i qëndrojnë besnik Doktrinës Monro dhe, sipas asaj doktrine, ata nuk mund të delnin kundër dokumentave ndërkombëtare që kanë miratuar vetë, sikundër është Rezoluta 1244, e cila e njeh Kosovën pjesë të Sërbisë. Në rast se amerikanët do ndikonin në fitoren e krahut politik të luftës do të prisheshin me aleatin e tyre të fuqishëm e tradicional, Evropën, gjë që nuk mund ta bënin dhe ta bëjnë për hatër të një krahu të caktuar në Kosovën e vogël, një krahinë e quajtur shtet. Për më tepër ata, qoftë edhe taktikisht, nuk mund ta ndihmonin krahun e luftës në zgjedhje, kur për atë krah ishte thënë dhe thuhet se ishim ushtri ideologjike dhe se bëmë luftë ideologjike. Shpif, shpif se diçka do mbetet. Ato shpifhe detyrimisht që kishin lënë një gjurmë edhe te SHBA.
Njëkohësishtë, një dobësim tej mase i Sërbisë, i trembte ndërkombëtarët se mos zëvendësohej kërcënimi i Sërbisë me atë të shqiptarëve, nga frika e krijimit të gogolit "Shqipëri e Madhe". Kjo është një nga arsyet pse SHBA e ndërprenë përkrahjen e tyre ndaj nesh që luftuam me armë në dorë, ngaqë ne kishim kërkuar bashkimin me shtetin amë.
Edhe më vonë, kur Kosova të shkëputet de juro nga Sërbia, nuk ka për t'u lejuar bashkimi i saj me Shqipërinë, me qëllim që Kosova të mbetet e vetme përballë Sërbisë. Por edhe kjo e fundit nuk do të guxoi ta sulmoi Kosovën, nga që do i trembet përkrahjes së saj nga Shqipëria motër. Për këto arsye u nxit edhe lufta në Maqedoni, që të kemi ekuilibrim forcash brenda saj, por edhe në Ballkan. Amerika nuk ka për ta lejuar bashkimin e shqiptarëve në një shtet edhe për një arsye tjetër: ajo nuk është ende e qartë se nga do të anoi nesër kjo Shqipëri e Bashuar, pasi ka dhënë shënja jo të mira edhe në këtë dekadën e fundit.
Nga ana tjetër, në rast se Amerika do të vazhdonte ta përkrahte UÇK-në edhe pas lufte, ajo do të akuzohej nga Evropa si "përkrahëse e myslimanëve", duke filluar me Kuvajtin dhe më pas me Afganistanin kundër BS, ndaj dhe SHBA-të, qysh në momentin e mbledhjes së Kumanovës ndoqën politikën e vendosjes në Ballkan të një paqe të përbashkët e organizuar. Dhe kujdestare e kësaj paqeje është caktuar NATO-ja.

### Për çdo gjykim të paramenduar mund të gjënden prova

**RKL:** *Po dërgimin në gjyqin e Hagës si dhe në gjyqet e Kosovës, të disa prej ish luftëtarëve dhe ish drejtues të niveleve të ndryshme të UÇK-së, si e vlerësoni?*
**D.Goxhai:** Drejtësia e sotme e Kosovës dhe Tribunali i Hagës nuk mund të gjejnë dëshmitarë më të zellshëm se ata, që vihen në shërbim të urrejtjes kundër UÇK-së, apo për karrjerë. Ndjenja e urrejtjes kundër ish luftëtarëve të lirisë, që

me veprën e tyre u bënë qortim i gjallë për shumë politikanë e institucione shqiptare indiferente, përveç që i ka tërbuar, e që nuk ka për t'ju shuar kurrë, por njëkohësisht u ka mprehur edhe djallëzinë. Për me e vënë në punë trurin e vet ata jepen në mënyrë të papërmbajtur pas urrejtjes së tyre. Ata janë mëkatarë të atij lloji, që, për t'u freskuar, zhyten në llumin e veprimeve antikombëtare si në një vaskë me ujë. Ata nuk mund t'i dallosh lehtë, pasi janë të heshtur si një murg, dinakë si politikanët shqiptarë dhe, tinzarë si kopracët. Ata nuk e kanë për gjë të shpifin e të sajojnë të paqëna kundër UÇK-së e luftëtarëve të ndershëm, sidomos kur u premtohen para, lavdi dhe karrjerë ose kur mendojnë se ashtu mund të qëndrojnë në politikë dhe në pushtet. Atyre u pëlqen të jetojnë mirë, po pa derdhur djersë. Puna që atyre u ka dhënë karrige ose para me bollëk ka qënë intriga, vjedhia e jetës së njerëzve atdhetarë. Ata kujtojnë se janë asët e Kosovës, por që janë të prerë për t'u bërë keq të tjerëve.
Karieristët, intrigantët dhe shpifësit nuk e kanë për gjë të ngrihen edhe natën nga varri për t'i bërë keq dikujt. Nga këta lloj njerëzish duhet të ruhesh më tepër se sa nga djalli. Këta janë armiku i përjetshëm i shqiptarëve. Horrat dhe trafikantët e Kosovës janë shënjtorë në krahasim me këta lloj dëshmitarësh e hartues intrigash.
Por të mos harrojmë se një pakicë e UÇK-së, të nxitur nga mendimi se meqënëse kanë bërë luftën, kanë të drejtë të pasurohen, u shndruan në armiq të idealit për të cilin luftuan si dhe të popullit që i mbështeti në atë ideal. Në këtë rast, ata ish luftëtarë, të cilët i shfrytëzuan për interesa private, fisnore apo klanore postet a pozitat e tyre, që patën gjatë luftës ose pas saj, ata u bënë më të rrezikshëm për UÇK-në se sa vetë djalli. Ata vërtetuan thënien e Balzakut: "Revolucionet popullore nuk kanë armiq më të tmershëm se sa ata që janë ngritur e kanë përfituar në sajë të tyre".
Ata kujtojnë se nga që ishin patriotë një apo pesë vjet, mund të quhen të tillë tërë jetën. Gjithashtu unë kam bindjen se pafajësia nuk fitohet me para, kur kemi të bëjmë me drejtësi të pakorruptuar, sikundër thuhet për gjyqin e Hagës. E dyta, duhet të kujdesemi njësoj për të tre të akuzuarit në Hagë, si dhe për ata që arrestohen e dënohen në Kosovë, pasi edhe ata janë ish luftëtarë; edhe ata janë prindër dhe ndoshta kanë luftuar edhe më shumë se të tjerët. E treta, është fatkeqësi dhe turp që të kesh qënë lider në luftë dhe, për një pjesë të shokëve të tu, që dënohen padrejtësisht, të thuash se është punë e drejtësisë, ndërsa për atë që ti të lidhin interesa me të, të thuash të kundërtën dhe të kërkosh e paguash avukatë ndërkombëtarë. Është e pafalshme.

## Demilitarizimi UÇK-së

***RKL*: *Zoti Dilaver, me sa kam informacion, edhe ju kini marrë pjesë në bisedimet me NATO-n për demilitarizimin e UÇK-së. Mund të na thoni se si u muar vendimi që ajo të çarmatosej?***
**D. Goxhaj**: Po. Edhe unë kam qënë prezent, por personi që kish të drejtën të negocionte ishte vetëm Agim Çeku dhe më vonë edhe Jakup Krasniqi. Unë mbaja protokollin. I vetmi kontribut i imi ishte kur, në një moment ndërprerjeje të bisedimeve, i propozova grupit tonë që koka e marrëveshjes të mos ishte vetëm

"Demilitarizimi i UÇK-së", por të shtohej edhe fjala : "dhe transformimi i saj", pasi kjo na jepte të drejtën që të bisedonim se çfarë do të bëhej me UÇK-në, dhe u miratua.
Më vonë diskutuam për formën që do të merrte UÇK-ja, të ishte e ngjashme me Gardën Amerikane. Por, gjithçka ishte vendosur në Rambuje.
Për mendimin tim, eleminimi i ushtrisë sonë është jo i drejtë. Më lëjoni t'u citoj se çfarë i thotë pacifisti Sigmund Frojd Albert Ajnshtajnit për një rast të tillë, sikundër ndodhi me ne: "Por që të bëhet kapërcimi nga Dhuna tek e Drejta, duhet plotësuar një kusht psikologjik. Bashkimi i shumicës duhet të jetë i qëndrueshëm dhe jetëgjatë. Vetëm në se do të realizonte qëllimin e tij ky bashkim, pra luftimin dhe mposhtjen e një të plotfuqishmi dhe pastaj të shpërbëhej, kështu prapë nuk do të mbrihej asgjë. Dikush tjetër që do të mbahej përsëri për i fortë, do të synonte përsëri sundimin me dhunë, dhe loja do të përsëritej pafundësishtë".
Pra, unë e kuptoj kështu Frojdin: Të bashkohesh për të mposhtur më të fuqishmin, sikundër u bashkuam ne shqiptarët dhe krijuam ushtrinë tonë çlirimtare dhe, pasi e realizon këtë të shpërbëhesh, sikundër u shpërbë UÇK-ja, kjo është një hiç.
E them këtë për arsye se nesër nuk përjashtohet mundësia që Sërbia, e cila është më e fortë se ne, të përpiqet të na sundoi përsëri me forcë, gjë që neve do të na duhej ta fillonim çdo gjë nga e para, sikundër e filluam në 1997. Që të mos ndodhë kjo, ai bashkim, UÇK-ja, nuk duhej të shpërbëhej, por të riorganizohej më mirë, në përqasje me kushtet konkrete dhe të ekzistonte në mënyrë permanente. Më duket se kështu u veprua me ushtrinë Maqedonase, e cila u armatos dhe u përforcua më shumë pas luftës së atjeshme. Kështu u veprua me ushtrinë afgane këtë vit. UÇK-ja, për mua, duhej të mbetej ushtri e Kosovës.

## Edhe popujt e vegjël e gëzojnë të drejtën e vetëvendosjes

**RKL**: *Zoti Kryetar i Shoqatës, po kaloj në një pyetje tjetër, atëhere, sipas mendimit tuaj, cilat do të ishin rrugët e zgjidhjes së çështies së shqiptarëve?*
**D. Goxhai**: Çështja shqiptare nuk duhet marrë kurrë e shkëputur nga çështja e Ballkanit. Ne jemi për shkëputje nga kthetrat e nacionalizmave shovene ballkanike, por që fatkeqësisht të huajt edhe atdhetarizmin shqiptar e trajtojnë nacionalizëm, term në të cilin kanë rënë edhe politikanët shqiptarë të shekullit 21. Vetëm duke u eleminuar padrejtësitë, ku edhe popullit shqiptar t'i lejohet të bëjë zgjidhjet dhe zgjedhjet e veta, vetëm atëhere do të ketë paqe e zhvillim në Ballkan. Këtë e pat deklaruar Abdyl Frashëri në Paris qysh në vitin 1878 dhe është aktuale. Të gjithë kombet në Ballkan i gëzojnë të drejtat e tyre, vetëm shqiptarët jo. Dimë se në Gjithësi ka një ligj, i cili thotë se të gjithë trupat qiellorë, së pari, vërtiten rreth vetes pastaj rrotullohen rreth Diellit. Evropa duhet të pranoi që ky ligj të jetë i vlefshëm edhe për shqiptarët.
Në Ballkan tashmë mendoj se janë krijuar kushtet edhe për zgjidhjen e çështjes shqiptare, jo me dhunë, por me mirëkuptim. Mirëkuptimi i parë mendoj se do të ishte përcaktimi sa më shpejt i statusit të Kosovës: të jetë shtet i pavarur apo t'i bashkangjitet Shqipërisë dhe të mos pranohet asnjë alternativë tjetër. Ja se çfarë thotëUkshin Hoti, më lejoni ta citoj: "Ne e dimë që kufijtë ndërkombëtarë Evropa i

ka shpallur të pandryshueshëm, mirëpo e ka lënë të hapur mundësinë e ndryshimit të tyre me pranimin e palëve të interesuara. Prandaj, bashkimi i popullit shqiptar ( i R. Shqipërisë dhe i Kosovës) duhet të realizohet në rrugë institucionale dhe me metoda demokratike".
Nuk duhet të trembemi nga përalla e "Shqipërisë së Madhe", e shpikur nga pushtuesit fashistë gjatë L2B, të cilët u përpoqën që të drejtat dhe aspiratat kombëtare të shqiptarëve t'i shfrytëzonin për interesat e tyre, duke na përçarë e duke u paraqitur para nesh si realizues të atyre aspiratave.
Pastaj, që të jesh rrezik për dikë tjetër, duhet të jesh më i fuqishëm se ai. Shqipëria dhe Kosova janë vendet më të varfëra dhe si mund të krijojnë këto vende ushtri më të forta se fqinjët e fuqishëm? Nuk e kuptoj pse politikanët servilë shqiptarë struken nga kjo shprehje e sajuar dhe e përmendur nga të huajt! Ata duhet ta dinë se nuk të lejon kush krijimin e shteteve të rinj e të vegjël. Më e pranueshme do të ishte, edhe për ndërkombëtarët, bashkimi i Kosovës me Shqipërinë, pasi nuk kemi krijim të një shteti të ri, por vetëm një përmirësim kufijsh, gjë që është e drejtë e vetvendosjes së popujve, parim që u është mohuar dhe u mohohet vetëm shqiptarëve. Pse bashkimi i Qipros nuk thyen as edhe një ligj a marrëveshje ndërkombëtare, të cilin po e kërkojnë me këmbëngulje ndërkombëtarët, edhe pse atje kemi dy kombe të ndryshme, kurse ne që jemi një komb nuk na lejojnë po ata ndërkombëtarë? Ku i çuan këta politikanët tanë "trima" deklaratat e bujshme për bashkimin e Shqipërisë me Kosovën në pragun e pluralizmit dhe akuzat për tradhëtinë e para ardhësve të tyre për këtë mosbashkim, kur sot kushtet janë edhe më të favorshme?
Zgjidhja e çështjes së Kosovës filloi të marrë rrugë me daljen në skenë të UÇK-së, pavarësishtë se ne e kishim të qartë se bashkimi i Kosovës me shtetin amë nuk mund të bëhej të nesmen e mbarimit të luftës, edhe pse në Rambuje u tha se pas tre vite do të bëhej referendumi për vetvendosje. Lufta e jonë bëri vetëm zgjidhjen e pjesëshme të çështjes, largimin e sundimit sërb mbi Kosovë, e cila është thelbësorja e çështjes. Për këtë jemi krenarë që gjaku i derdhur dhe sakrificat që bëmë nuk na shkuan dëm.
Përsa i përket vetvendosjes së popullit në Kosovë, e cila përbën qëllimin final të asaj lufte, ajo nuk varet vetëm prej shqiptarëve në Kosovë dhe nga lufta që bëmë. Realizimi i bashkimit kërkon jo vetëm vullnetin e popullit shqiptar në Kosovë dhe të politikanëve të saj, të mbështetur edhe nga Tirana zyrtare, por kërkon edhe mbështetjen e ndërkombëtarëve, pasi jo vetëm që ka probleme me Serbinë dhe shtete të tjera në rajon, por kërkon edhe kohë, gjatë së cilës duhet të arrijmë të ndërgjegjësojmë institucionet ndërkombëtare vendimmarrëse për padrejtësitë që i janë bërë këtij kombi. Me një fjalë, nuk kemi të bëjmë me një proces të shkëputur nga bota. Politikanët e Prishtinës janë në provë historike.
Përsa i përket çështjes shqiptare në Maqedoni, problemi paraqitet krejt i ndryshëm nga ai në Kosovë dhe Preshevë. Në Maqedoni nuk kemi kufij të qartë ndarës dhe se shqiptarët janë përzënë tash vonë nga territoret dhe pronat e tyre ose që janë populluar nga maqedonë apo të tjerë dhe, si rjedhojë, është antikombëtare për ne ndarja e saj, sikundër pretendon AKSH-ja dhe partitë politike dhe individët që qëndrojnë pas saj. Është në të mirë të të gjithë kombeve përbërëse të Maqedonisë, që ajo të shndrohet në federatë, duke e bërë të

pavlefshëm ligjin e dikurshëm të shpërnguljes me dhunë të shqiptarëve dhe ku çdo komb të jetë i lirë e të vetqeveriset në mënyrë autonome, ku të lulëzoi siguria e përbashkët midis tyre dhe miqësia, meqenëse i besojmë epokës së integrimeve. Këtë mënyrë jetese do ta dëshëroja edhe në Mal të Zi, pasi do të mundësonte kthimin e shqiptarëve të larguar.

Edhe çështje e Luginës së Preshevës duhet të zgjidhet me referendum të monitoruar nga ndërkombëtarët, ku shqiptarët të vetdeklarohen se me kë kërkojnë ta lidhin të ardhmen e tyre. Vetëvendosje.

Rrugë tjetër, të cilën e kam theksuar edhe në një shkrim timin, unë vlerësoj krijimin e një konfederate midis Shqipërisë, Malit të Zi, Maqedonisë dhe Kosovës, e cila i ezauron shumë gjëra dhe ekuilibrohen gjithë shtetet e Ballkanit. Heqja e kufijve në Ballkan eleminon luftrat. Pikë.

Por ajo që duhet theksuar mirë, është se, lufta e bërë në këto treva gjatë viteve 1997-2001, çfarëdo që të thonë ata që i sulmojnë këto tre ushtri çlirimtare shqiptare të njohtura ndërkombtarishtë, ato e plotësuan qëllimin më të lartë që ato synuan: e detyruan Europën të thotë se ka çështje shqiptare; larguan pushtuesit sërbë prej Kosove dhe krijuan kushtet për ndërtimin e një Kosove, Shqipëri, Sërbi dhe Maqedoni demokratike. Pa këto luftra çlirimtare shqiptare dhe gjakun e derdhur në to, nuk do të qenë krijuar ato kushte, me të cilat manipulojnë politikanët "e zgjuar" shqiptarë, duke ia atribuar vehtes së tyre këto arritje. Këtu qëndron rëndësia e aktiviteteve të UÇK-së, UÇPMB dhe e UÇ Kombëtare.

Është e vërtetë se ne nuk e fituam lirinë e Kosovës tërësisht me forcat tona, pasi asnjë luftë çlirimtare guerile e izoluar nuk përfundon me fitore betejash, si p.sh. ajo e Dien Ben Fusë në Vietnam. Rast i rallë në botë dhe që nuk kishim të bënim me luftë të izoluar. Por të mos mohojmë faktin se lufta jonë çlirimtare (pavarësishtë se nuk duan ta quajnë të tillë) u bë faktori vendimtar për marrjen e asaj ndihme politiko-ushtarake ndërkombëtare që morrëm. Këtu qëndron arsyeja pse na mbështeti tërë kombi dhe pse ai u dashurua me UÇK-të, pasi nga të gjitha ushtritë kryengritëse, apo ato çlirimtare të kombit tonë, asnjëra nuk ka gjeneruar një imazh kaq romantik e kaq të gjerë kombëtar sa UÇK-ja, e cila u shndrua në Mbretëri e Heroizmit Shqiptar. Pse ishte e tillë, ndaj prej saj u tmerua gjithë ajo ushtri serbe e armatosur deri në dhëmbë. A i kini parë pamjet televizive se si këndonin e gëzonin ushtarët sërbë kur iknin nga Kosova? Pse? Sepse bënin kryq: shyqyr që shpëtuam!

**Të revoltohesh kundër tiranisë, do të thotë t'i bindesh Zotit**

T. Xheferson

**RKL**: *A mund të themi se ka dallime midis UÇK-së dhe ushtrive të tjera çlirimtare apo atyre kryengritëse shqiptare?*

***D. Goxhai***: Po, ka. *Së pari*, ardhia e vullnetarëve nga tërë trevat dhe diaspora shqiptare, që përbënin pothuajse gjysmën e UÇK-së, nga radhët e të cilëve kemi mbi 40 dëshmorë, i dha asaj formën e një ushtrie mbarëkombëtare.

*Së dyti*, ardhja e shumë vullnetarëve të huaj me kombësi jo shqiptare nga rreth dhjetë shtete euroatllantike, nga radhët e të cilëve kemi rreth dhjetë dëshmorë, i

dha Luftës për Çlirimin e Kosovës dhe UÇK-së fizionominë e një ushtrie internacionaliste, si dikur në luftën për Spanjën Republikane.
Mos përmëndja deri tash e këtyre dy veçorive të Luftës për Çlirimin e Kosovës nga ish drejtuesit e ndryshëm të asaj lufte e asaj ushtrie si dhe nga strukturat politike që pretendojnë se kanë dalë nga ajo luftë, apo shoqata të saj, përfshi edhe të gjithë ata që kanë folur ose shkruar për atë luftë, historia ka për t'i mbuluar ata me turp të përjetshëm.
*Së treti*, UÇK-ja është e para ushtri shqiptare apolitike dhe apartiake, ndaj dhe e sulmojnë nga të gjithë krahët, dikush me heshtje, e dikush hapur. Si mund të jetë ushtri partjake një ushtri internacionaliste?
*E katërta*, UÇK-ja ishte ushtri revolucionare, ajo ishte rebelimi i kombit shqiptar, nga që ajo luftoi për t'i rrëmbyer Sërbisë lirinë për popullin shqiptar dhe ja dhuroi atë popullit të vet. Ky ishte misioni i saj: të prodhonte shtet dhe jo pushtet.
Gjithë shqiptarët dhe vullnetarët e tjerë, që morën rrugën dhe mbushën radhët e saj, nuk kishin frikë nga asgjë, ndaj dhe bëmë atë për të cilën rrëmbyem armët, fituam Kosovën, duke sjellë aty gjithë ushtritë e botës.
*E pesta*, UÇK-ja, ndryshe nga simotrat e saj të mëhershme, mund të trajtohet edhe si konservatore, pasi luftoi sipas ëndrës idealiste të Rilindasve, pavarësishtë se politikanët shqiptarë dhe të tjerë ia prenë në mes ate rrugë. Tiparin e saj konservator e nxjerrin më në pah politikanët e sotëm në Prishtinë e Tiranë, të cilët, duke patur frikë se mos etiketohen si nacionalistë apo si ekstremistë nga të huajtë, jo vetëm që ia kanë haruar emrin UÇK-së, por ka raste që e ngatërojnë nostalgjinë e vërtetë të saj me të kaluarën e afërt. Mirëpo, ata harrojnë që, ky lloj konservatorizmi i saj i filtron në mënyrë efektive dhe i hedh poshtë etiketimet dashakeqe ndaj saj dhe luftëtarëve të saj.
Këto mendoj se janë disa nga veçoritë kryesore dalluese të UÇK-së nga tërë ushtritë e tjera të deritashme shqiptare. Përmes UÇK-së u vunë në provë energjitë e shpirtit kombëtar shqiptar, në kohën kur shpresat te Fuqitë e Mëdha ishin hequr dhe, përmes asaj lufte u treguam atyre fuqive se, ne jemi një komb që dimë të jetojmë dhe dimë edhe të mbrohemi. Pse treguam këtë vyrtit, ndaj edhe Fuqitë e Mëdha reagun këtë radhë pozitivishtë ndaj luftës tonë. Po të mos e kishim manifestuar atë virtyt, Kosova sot do të fliste sërbisht.

## Tre luftrat çlirimtare shqiptare

**RKL:** *Parë nën këndin e shikimit tuaj si ushtarak profesionist dhe si ish antar i shtabit udhëheqës ushtarak të luftës në Kosovë, cilat nga këto tre luftrat e fundit të shqiptarëve iu afrua më shumë objektivave të shpallura prej tyre?*
**D. Goxhai**: Për Luftën Çlirimtare në Kosovë më duket se u shpreha më lartë, kur thashë se ajo pati tre qëllime, prej të cilëve, deri tash realizoi vetëm një, dëbimin e pushtuesit sërb prej Kosove.
Përsa i përket Luftës në Luginën e Preshevës, Kosovës Lindore, mund të themi pa mëdyshje se ajo luftë u sabotua qysh në fillim nga partitë politike të Kosovës, të Preshevës dhe Qeveria socialiste Shqiptare e drejtuar nga Ilir Meta dhe, si rjedhojë, nuk pati qëndrushmëri në ato çka deklarouan ata që u vetshpallën krahu politik i saj. Ajo është një luftë e humbur në të gjitha drejtimet. Pra, Kosova

Lindore, aq e domosdoshme jo vetëm për Kosovën por për tërë kombin shqiptar, u sakrifikua vetëm e vetëm për të fituar pjesën veriore të Kosovës, dhe përsëri nuk u fitua, si dhe për interesa partiake apo individuale të disa politikanëve shqiptarë. Nëse ajo luftë do të ishte mbështetur, do kish ndodhur kthimi në kufijtë e vitit 1956. Dhe ajo duhet të kërkohet. Por na ndodhi e kundërta: iu dha mundësia Sërbisë të rifitonte besimin e ndërkombëtarëve, duke mos i dhënë më shans popullsisë shqiptare të atjëshme që të bashkohet me trungun e saj, Kosovën.
Përsa i përket Luftës së shqiptarëve në Maqedoni, nën udhëheqien e Ali Ahmetit, mund të them se ajo nuk ishte tamam një luftë por një formë e një revolucioni demokratik, pasi kemi të bëjmë me një rebelim të 1/3 së popullsisë të atij shteti kundër qeverisë, në të cilën bënin pjesë edhe shqiptarët e drejtuar nga Arbër Xhaferi! Prej atëherë unë kam shumë pikëpyetje për këtë politikan që qëndron në qeverinë e një kombi tjetër, kur populli i tij ka rrëmbyer armët kundër asaj qeverie! Ai rebelim u bë për trajtim të barabartë me pjesën tjetër të popullsisë, prandaj them se kemi të bëjmë me një lloj revolucioni demokratik dhe jo luftë çlirimtare, sikundër emërtohet ushtria që doli nga ajo revoltë. Si rjedhojë, është e vetmia ushtri që iu afrua më së shumti realizimit të objektivave që udhëheqja e saj shpalli qysh ditën e parë të luftës, pavarësishtë se ato nuk u pëlqyen prej shumicës sonë.
Tipari më dallues i asaj lufte në Maqedoni, që e dallon nga të gjitha luftrat e deritashme të shqiptarëve, por edhe nga të gjitha luftrat e tjera çlirimtare, është se, për herë të parë në historinë botërore shpërthen një luftë dhe krijohet një ushtri, e cila lufton kundër qeverisë dhe ushtrisë së shtetit multietnik, ku ata luftëtarë bëjnë pjesë, duke luftuar jo për t'u bashkuar me pjesën tjetër më të madhe të kombit të tyre, por kërkojnë me forcën e armëve njohjen dhe pranimin multietnik të atij shteti, kundër qeverisë të të të cilit luftojnë dhe që bëjnë pjesë, për të drejta të barabarta të të gjithë kombeve përbërës të atij shteti, pasi i vetmi shtet në Ballkan, që mund të quhet shtet multietnik, është vetëm Maqedonia. Asnjë etni përbërëse e saj nuk arrin 50 % të popullsisë të atij shteti.
Ana më pozitive e asaj lufte është se drejtuesit e formacioneve të saj e shpëtuan degjenerimin e asaj lufte nga revolucion demokratik në luftë ndëretnike, edhe pse policia, ushtria dhe udhëheqia maqedone u munduan ta kanalizonin në të tillë hulli; ndaj dhe në Gjyqin e Hagës kanë shkuar ish ministra maqedonë dhe asnjë ish pjestar i asaj ushtrie shqiptare në Maqedoni. Këtë dukuri të asaj lufte, më vonë do t'ia dinë për nder edhe kombet e tjerë të atjeshëm, dhe, për mendimin tim, them se ajo ka qënë strategjia më e goditur, ndryshe ai popull do të përfundonte si popullsia çame, që u përzu nga Greqia.
Si përfundim, mund të them se Ushtria Çlirimtare Kombëtare i realizoi objektivat e saj, pavarësishtë se ka ngadalësi. Kuptohet, maqedonët, duke dalë të humbur politikisht dhe ushtarakisht në atë luftë, do të bëjnë shumë pengesa, por nuk do t'i ndalin dotë objektivat e asaj lufte fitimtare të shqiptarëve. Maqedonëve do t'u ndihin edhe shqiptarët cmirëzes dhe të etur për pushtet e përfitime.

## Vetëm përballë rreziqeve të mëdha shpalosen kurajot e mëdha

***KKL**: Do të kisha dëshirë që ta mbyllnim këtë intervistë me portretizimin që mund t'u bëni juve gjithë atyre luftëtarëve që luftuan me armë në dorë në Kosovë dhe trevat e tjera shqiptare për liri dhe të drejta….*

**D.Goxhai**: Luftëtarët e lirisë janë ajo pjesë e shoqërisë, të cilët kanë vënë moralin në praktikë. Luftëtarët e lirisë janë virtyti njerëzor, e vërteta dhe e drejta të shndëruara në njeri. Edhe pse nuk kanë pasuri materiale, luftëtarët e lirisë nuk kërkojnë asgjë, ndoshta nga që vuajtjet e luftës ua kanë bërë stomakun të urtë. Ata janë një kategori e çuditëshme njerëzore, që nuk e trajtojnë pasurinë materiale të kësaj bote si gjënë më të çmuar, ndër kohë që e tërë pjesa tjetër e shoqërisë mundohet të siguroi mirëqënien, qoftë edhe në kurriz të të tjerëve. Kjo jetë e thjeshtë, mendojnë ata, është njëqind herë më e mirë se sa të hiqesh zvarrë, të poshtërohesh apo të shitesh për para, pushtet e pasuri. Duke patur cilësi të tilla, ndaj dhe luftëtarët e vërtetë të lirisë i shajnë dhe u sajohen shpifje nga cinikët, kolaboracionistët, profiterët dhe karieristët; ndaj dhe urrehen nga armiqtë; ndaj dhe politikanët dhe pushtetarët u qëndrojnë sa më larg; ndaj dhe admirohen nga populli dhe respektohen nga historia.

Por, do të më pysnit ju se pse gjithë kjo shpifnajë kundër kësaj kategorie të veçantë njerëzore? Pak më parë shpjegova disa nga arsyet, por më duhet të shtoj se një nga shkaqet është edhe ajo nga që, shumë shqiptarë e kanë vlerësuar vetën si patriotë dhe unë këtë nuk e vë në dyshim, por, kur erdhi momenti historik për ta provuar atë patriotizëm, ata nuk e dhanë provën e patriotizmit. Kjo i ka xhelozuar. Mirëpo, një pjesë e tyre nuk i lejon egoja të pranojnë se ish pjestarët e UÇK-së u treguan më atdhetarë se ata. Ata mendojnë se, po ta pranojnë këtë gjë, u zbehet patriotizmi i tyre, dhe kjo i prek në ndërgjegje.

**Merjeme Mara-Berisha**: Faleminderit !

---

**SHOQATA VULLNETARI I LIRISË**

Adresa: Rruga Bardhyl, P. 16/5/1, Tirane
E-mail: lavergoxhai@yahoo.com
Cel. +355/68 22 01 446
Tel. +355/4/23 60 458

**LISTA E VULLNETARËVE NGA REPUBLIKA E SHQIPËRISË, PJESËMARRËS ME ARMË NË DORË NË FORMACIONET E USHTRISË ÇLIRIMTARE TË KOSOVËS**

KANE VEPRUAR NE SHTABIN E PERGJITHESHEM TE U Ç K-së

1. Dilaver Rezo GOXHAJ (Shpëtim Golemi), zv. Shef Sht.Përgj.
2. Bardhyl Tahir TAHIRI,Tiranë, antar i SH.P, shef për Xhenjon.
3. Indrit Lulzim CARA, Kavaja, Oficer, kom. kom. Aut, Dëshmor

KANE VEPRUAR NE ZONEN II OPERATIVE "PASHTRIKU"

4. Tahir Malë SINANI, Tropoja, Oficer,kom. Zonës, Dëshmor
5. Dine Alush KOLECI, Kishaj -Krume, Dëshmor

6. Arian Qamil BRAHIMI, Shkodër, Dëshmor.

<u>KANE VEPRUAR NE ZONEN III OPERATIVE TE DUKAGJINIT(ZO-3)</u>

7. Agron Hasan HAJDARI, qyteti Librazhdit
8. Shaban TAFÇIU, Klloboçisht- Peshkopi
9. Artan Sali MANI , Shkodër
10.Ymer Ali COKA Tiranë (Kuksian )
11. Sami Cen COKA Tiranë –Bathore (Kuksian)
12. Raimonda B. MALEÇKA,Tiranaë, (1998), në Junik
13. Halil Riza COKA , nga Tirana-Bathore(Kukesian), Dëshmor
14. Fatmir Rexhep DOÇI, Tropojë, Dëshmor

<u>NË ZONËN VI OPERATIVE TË NERODIMËS (ZO. 6)</u>

15. Fatos Behxhet AHMETI,Tiranë (1998) dhe në Br.138

<u>NE ZONEN OPERATIVE TE LLAPIT( zo -5)</u>

16. Adem Qerim SHEHI -Oficer,Farkë- Tiranë, Kom.Br.153
17. Dashamir Aqif ALLIU, Hotolisht - Librazhd

<u>KANE MARRE PJESE NE OPERACIONIN ” SHIGJETA”</u>

(Në Koshare dhe në malin e Pashtrikut)

18. Skerdilajd B. LLAGAMI, Tiranë, Dëshmor
19. Enver VILA, Tiranë, Dëshmor
20. Altin Ramazan YMERI, Tiranë.
21. Adem DAHRI, Çamëri, Oficer, shef operativ Br.138
22. Ali SPAHIU, Tirana, Rr. H. Tasim
23. Myftar Q. SFARÇA, b4Br.138, Lushnjë
24. Agim Ismail SALLAKU, Tirana, Oficer, kom. Batal.
25. Ibrahim A. RUDI,Tiranë, Br.138
26. Fatbardh Liman KRASNIQI, Shijak
27. Refai Hysni TIVARI, Durrës
28. Shkëlqim Mehmet SEJDINI, Durrës
29. Ali ALIAJ, Durrës
30. Dritan Laver GOXHAJ, Gjirokastër, Oficer, (shoqërues i misionit ushtarak amerikan)
31. Ylli Eqerem DASHAJ, Gjirokastër, F.K. Delta
32. Alban Murat SELKU, Piskupat–Pogradec, Br 138
33. Dritan S. DURMISHI, Tepelenë,Oficer, kom.batal.
34. Ermir A. BEGA, Tepelena, Oficer, kom.Bat.
35. Bastri MYFTARI, Deshan-Peshkopi, Br.138
36. Meçan Isa ZORBAJ, nga Mallakastra
37, Genci Behar SEFA, Lushnjë, invalid lufte
38. Klodian Sotir GJIKA, nga Lushnja
39. Fatmir Isuf KADRIJAJ, nga Lushnja
40. Bledian Agim ZAIMI, Pluku i Lushnjës
41. Mejdi A. THAÇI, Lushnjë, Br.138, logjistikë

42. Ervis Karafil MALASI, nga Berati
43. Astrit Hekuran SULI, Berat, Dëshmor,
44. Rasim Ismet REXHA, nga Kukësi
45. Agron Feim AXHAMI, Kukes, Oficer
46. Gani Ibrahim THAÇI , Kukës
47. Arjan Rexhë ZHUBI, Kukës, Pashtrik
48. Dashnor Rustem ONUZI, Bicaj – Kukës
49. Adem Xhelal SHEHU, Bicaj-Kukës,Oficer, Dëshmor
50. Artan Xhemë KOVAÇI, Vllahanë - Krumë, Dëshmor
51. Ramë Must GECAJ, Ferkaj- Krumë, Dëshmor
52. Ylli SOKOLI, Vllahanë -Krumë
53. Haki XHEPAXHIA, Krumë
54. Kujtim PECAKU, Krumë
55. Ali Bajram ÇOKO, Tropojë, Oficer, Br.138
56. Gëzim BERISHA, Tropojë
57. Ragib Kadri SADIKAJ, Bajram Curri
58. Hysni DUSHI, Tropojë
59. Avdyl Qerim TERZHNJEVA, Tropojë
60. Xhevahir Bajram SELMANI, Tropojë
61. Feris TERSHNJEVA, Tropojë, Oficer, k.k. Br 138
62. Sadik BAJRAMI, Padesh-Tropojë
63. Avdi HAXHIAJ, Popaj -Tropojë
64. Halil DEMAJ, Padesh-Tropojë
65. Shpend DEMAJ, Padesh-Tropojë
66. Xajë Selim ÇELA, B.Curri, invalid lufte
67. Bylbyl Hazir BREÇANI, Markaj-Tropojë, Dëshmor
68. Qazim Hazir DAUTAJ, Tropojë, Dëshmor
69. Arif Shpend DAUTAJ, Tropojë, Dëshmor
70. Isa Sherif BREÇANI, Markaj - Tropojë
71. Hysni Qazim NEZIRI, nga Kasaj- Tropojë
72. Avni MEMIAJ, Myhejan-Tropojë, Br.138, invalid lufte
73. Sadik Tahir ALIAJ, Sopot- Tropojë
74. Mustaf Tahir ALIAJ, Sopot- Tropojë
75. Agim KRASNIQI, Tropojë
76. Tahir Ramë MEMIA, Tropojë, Dëshmor
77. Ramiz Ramë MEMIA,Tropojë, Dëshmor
78. Mehmet Ramë DEZDARI, Shkëlzen-Tropojë, Dëshmor
79. Afrim Jashar DRAGOSHI , nga Kukësi
80. Jetmir ELEZI, nga Kuksi
81. Safet KOVAÇI, nga Kuksi
82. Vehxhi Qerim HALILI, nga Kuksi
83. Fatmir Shaban SALLOHI, Kamenicë–Tropojë, Br.138
84. Vasel Petër LULGJURAJ,Grudë-Shkodër, b2Br.138
85. Fadil A. XHAFA, Br.138
86. Besim A. RESHANI, Br.138
87. Luigj Nikollë PALUCA, Br.138

88. Marjan Pren MARKU, Br.138
89. Mark Pash COLI, Br.138
90. Muharrem Fadil MEHMETI, Br.138
91. Robert Mikel GJERGJI, Br.138
92. Sali Hysen KUKALA, Br.138
93. Selver Jahir SHKODRA, Br.138
94. Tomë Nikoll GJERGJI, Br.138, FK Delta
95. Anton Mëhill LLESHI, Br.138
96. Xhavit Rexhep IBRAJ, Br.138, F.K Delta
97. Xhelal Shaban MUSTAFA, Br. 138
98. Zaim A. RAMA, Br.138
99. Agron Zehir SELIMI, Br.138
100. Hasan A. LATIFI, Br.138
101. Oltion Hetem IGRISHTI, Elbasani, Br.138
102. Adem Bajram SELMANI, Tropoja e vjeter, Dëshmor

<u>FURNIZUES DHE SHOQËRUES (Në luftën e Kosovës)</u>
103. Mitat Jonuz BOGDANI, nga Prenjasi (Rajcë)
104. Hazir Abdyl MALAJ, Tropoja,Mjek, Dëshmor
105. Shkëlzen Mehmet DALLAPAJ, nga Tropoja
106. Fidaji Ali DIDA, nga Popbregu, Kukës
107. Ajet Ali KOVAÇI, fsh.Popbreg, Kukës
108. Sami Lutfi NERGUTI, fsh.Popbreg, Kukës
109. Bilbil Ahmet VESELI, fsh.Morin, Kukës,
110. Agim Ismail MUJA, nga Kruma, Deshmor
111. Hamdi Muharrem MUJA, nga Dobruna-Krume, Deshmor
112. Xhemë Sadri BARDHOSHI nga Letaj, Krumë, Dëshmor,
113. Xheladin Ajet DAUTAJ, nga Golaj-Krumë, Deshmor
114. Mehriman Ukë DAUTAJ, nga Zahrishta-Krumë,Deshmor
115. Adem Ukë MAZREKU, nga Vranishti-Krumë, Deshmor
116. Xhevat Ajet LLESHI, nga Kishaj-Krume, Deshmor
117. Isa Peshk MALAJ, nga Peraj(Letaj)-Krumë, Deshmor
118. Besnik Azem BRATI, nga Kruma , Dëshmor
119. Naim Hajdar CEMA, nga Kruma, Dëshmor
120. Astrit Selman PRUSHI, nga Kruma, Dëshmor
121. Kujtim Ibish LLESHI, nga Kishaj – Krumë,
122. Mentor Xhemal MUHADRI, nga Vllahanë – Krumë,
123. Asllan Rasim MUHADRI, nga Vllahanë – Krumë,
124. Agron CAHANI, nga Kruma
125. Bedri CAHANI, nga Kruma
126. Hamdi CAHANI, nga Kruma
127. Qamil CAHANI, nga Kruma
128. Gëzim CAHANI, nga Kruma
129. Elez CAHANI, nga Kruma
130. Brahim DAUTI, nga Kruma
131. Ismail Halim DAUTI, nga Golaj - Krumë

132. Xhemal MUHEDARI, nga Vlahën-Krumë
133. Hajdin MUHADARI, nga Vlahën-Krumë
134. Bardhok KRAJA, nga Vlahën-Krumë
135. Vesel GOÇA, nga Cahani-Krumë
136. Xhavit GOÇA, nga Cahani-Krumë
137. Gentian Din BUÇA, Tropoje e Vjeter
138. Sadri Azem MALA, Tropa e Vjeter
139. Gramoz Sherif BUÇA, Tropoja e vjeter
140. Hysni Salih PAPAj, Tropoja e vjeter
141. Rexhep Sadik PAPAJ, Tropojë e vjetër
142. Arber Skender HAJDARI, fsh.Degë-B.Curri,invalid
143. Agim Sadik PAPAJ, Tropoja e Vjeter
144. Qamil Selim HAJDARI, Dega
145. Ali ÇEKU, oficer, Br.138, Tropoja e vjeter
146. Alfred Jakup GELA, Koçana-B. Curri (Komuna Markgegaj)
147. Riza Ali HAXHIA, Shipshan Tropoje
148. Nazmi ADEMI, nga Kuksi

***Sqarim*:**
1. Në këtë listë, sikundër shihet, përfshihen vetëm ata persona, Vullnetarë për Çlirimin e Kosovës, të reshtuar në radhët e formacioneve të UÇK-së, brenda në Kosovë dhe ata që kanë furnizuar ato formacione.
2. Në datën 04 Janar 2001 është botuar në gazetën “Koha Jonë” një listë me rreth 40 emëra, në të cilën theksohet se kanë qenë pjesmarrës në radhët e UÇK-së, nga Republika e Shqipërisë. Ajo listë është e pasaktë pasi vetëm 15% e tyre kanë qenë furnitorë e luftëtarë në radhët e UÇK-së, pavarësishtë se si autor kanë vendosur emërin e ish Shefit të Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, z. Bislim Zyrapi.

**PËR KRYESINË E SHOQATËS**

Dilaver Rezo GOXHAI[2)]d.v.
Kryetari
(Shpëtim GOLEMI)

Adem Qerim SHEHI[3)]d.v.
Sekretari

* * *

**GJËMON PUSHKA NË KOSHARE**

Reportazh nga lufta, 9.4.1999, ora 19.30

Në ora 03.30, datë 9 prill 1999, forcat e UÇK-së që veprojnë në rajonin e Junikut ndërmorën një sulm të befasishëm kundër forcave serbe që ishin stacionuar në fshatin Koshare dhe ato të Karakollit, 1km në perëndim të Koshares. Armiku atje pat përqëndruar rreth 200 forca. Fillimisht forcat e UÇK-së goditën forcat armike të Karakollit, ku u vranë 38 ushtarë serbë si dhe bënë rrethimin e forcave serbe

[2] Ish zevendës Shef i SHP të UÇK
[3] Ish Komandant i Br153UÇK

të strehuara nëpër shtëpitë e fshatit Koshare, të cilin e patën boshatisur shumë më herët.
Në agimin e ditës, forcave serbe u vijnë në ndihmë forca të tjera nga fshati Batushë, të shoqëruara nga tanke. Forcat tona i pritën me zjarr, ku asgjësuan qysh në momentet e para të zjarrit edhe një tank, një transportues të blinduar si dhe dy makina me ushtarë. Si rjedhojë, forcat serbe detyrohen të tërhiqen përsëri në fshatin Batushë., duke goditur me artileri forcat tona që mbajnë në rrethim armikun e strehuar në fshatin Koshare, që tashmë është i banuar nga ushtarët serbë. Djemtë e Kosovës, të ardhur nga emigracioni, po luftojnë me kasapët e Serbisë që janë të futur në blind, dhe përsëri ne po fitojmë mbi këta përbindsha me fytyrë njeriu. Fitojnë djemtë e Kosovës sepse po luftojnë për lirinë e atdheut të tyre. Ndërkohë ushtarët serbë janë futur si miu në bodrumet e Karakollit dhe dridhen nga frika. Edhe atë luftë që bëjnë, e bëjnë sepse i drogojnë me drogë e me propagandë. Në këtë luftë prej orësh të tëra, deri tani që po i hedhim shënimet, na kanë rënë në fushën e nderit luftëtarët: Bashkim Jashari, Agush Logu, Ramiz Krasniqi, Rifat Qehaj si dhe na janë plagosur Bujar Maloku e Smajl Trofaj.
Forcat tona deri tash kanë realizuar dy rrethime si dhe kanë zënë një vijë mbrojtëse për të mos mundësuar ardhjen e forcave armike nga Batusha. Artilierët tanë, në ora 14.00 filluan të godasin me zjarr pozicionet e zjarrit të artilerisë armike në Batushë. Edhe ky fshat është i banuar krejtësishtë me ushtarë serbë, pasi popullata e tij është dëbuar me kohë.
Ngushtimi i rrethimit të Karakollit pengohej nga zjarri i serbëve të pozicionuar në një shtëpi 500 metra më larg. Në ora 16.00, pasi u gjet një pozicion zjarri i përshtatshëm nga forcat tona për topin me qitje direkte e pazbrapsie 75 mm, u godit kjo pikë dhe u mundësua asgjësimi i serbëve në atë Karakoll.
Luftimet vazhdojnë.

## DASHURIA PËR ATDHEUN TË BËN TË MOS KESH FRIKË NGA VDEKJA

Prapashticë, Gollak

Në 24 mars 2001, jam i ftuar të marr pjesë në përkujtimin e dy vjetorit të rënies heroike të ish shefit të Logjistikës së Brigadës 153 të UÇK-së, Ismet Asllanit, në vendlindjen e tij, në fshatin Prapashticë, në Gollak. Para meje përshëndeti komandanti i asaj brigade, ish kolegu im në ushtrinë e shtetit amë dhe shoku im i luftës dhe i paqes, heroi Adem Shehi, komandanti i Ismet Asllanit. Ai foli në emër të gjithë brigatës luftarake. Kështu që, mua më takonte të përshëndesja në emër të të gjithë vullnetarëve nga Shqipëria amë që, si kryetar i shoqatës së tyre, të cilët, ashtu si dhe Adem Shehi, erdhën dhe i bashkuan armët me djemtë, vëllezërit dhe baballarët e Ismet Asllanit dhe luftuan deri në çlirimin e Kosovës. Për këtë arritje, thash midis të tjerave, jemi krenarë. Një pjesë prej shokëve tanë vullnetarë nga shteti amë, ashtu si dhe Ismet Asllani, dhanë jetën për këtë liri.
Mirëpo, edhe pse këta dëshmorë dhanë jetën për këtë liri, na dalin sot disa të “mënçur” këtej e matanë kufirit shqiptar, dhe na hedhin një sërë etiketash dashakeqe kundër tërë atyre që u radhitën në radhët e UÇK-së. Ato etiketa ndaj

UÇK-së janë fjalë që sot sundojnë mëndjet e shumë politikanëve në Tiranë dhe Prishtinë dhe të zagarëve të tyre të penës e të gojës.
Madje atyre etiketave që ata duna të na vënë ne luftëtarëve të UÇK-së, ka edhe persona që u besojnë. Ata që u vënë etiketa UÇK-së e kanë bindur veten se janë shumë patriotë, por kur erdhi momenti për ta provuar patriotizmin e tyre, nuk e justifikuan atë "patriotizëm", nuk erdhën me ne në luftë, por ose ikën nga Kosova; disa prej tyre shkuan e kërkuan mbrojtje te policia serbe.
Pretendimi i tyre se janë më patriotë se ne që morrëm pjesë në atë luftë zbehet në rast se politika i jep UÇK-së vendin e nderit që ajo e meriton. Them "në rast se politika", pasi jetojmë ende në paradoksin e madh njerëzor, ku historinë e bën politika dhe jo politikanët. Kjo u bren ndërgjegjen etiketuesve, pasi dalin abstenues në ngjarjen më të rëndësishme të Historisë së Kosovës. Për këtë arsye kjo brerje ndërgjegjeje u është shndëruar atyre në xhelozi dhe cmirë, e cila gradualisht u është kthyer dhe po u kthehet në urrejte, pa e kuptuar as ata vetë. Për këtë qëllim ata kanë zgjedhur rrugën e etiketimeve kundër UÇK-së, por, fatkeqësishtë në moçalin e tyre kanë rënë edhe disa bashkluftëtarë tanë, që duan ta privatizojnë atë luftë të popullit shqiptar në Kosovë. Mjafton një etiketë nga një qëllimkeq e thënë për UÇK-në, se "djemtë dhe vajzat që përbënë atë ushtri janë të këqinj", dhe të gjithë partiakët e pushtetarët aktualë shqiptarë, abstenues në atë luftë të madhe, për mos të thënë edhe propagandues në dëm të asaj lufte, u besojnë dhe e quajnë të mirëfilltë gjithçka që flitet keq për UÇK-në dhe për ne që e përbëmë atë. Kështu, ata me vullnet bëhen pjesmarrës në denigrimin e UÇK-së, bëhen bashkëluftëtarë të propagandës shoviniste serbe. Cmira që ata kanë tashti ndaj nesh i bën ata mos të duan të dinë se kush ishim e kush jemi ne në të vërtetë. Ata u besojnë shpifjeve të tyre nga që janë më të këqinj se etiketat që përhapin kundër nesh. Ata nuk duan të na njohin se, po të duan, nuk i ka ndaluar kush të ulen e të njohin nga afër botën e luftëtarit të vërtetë të lirisë.
Ata duan t'u besojnë atyre etiketave nga që nuk e besojnë se ne ishim të vendosur dhe thamë: "Ose do ta ndryshojmë Kosovën, ose vdesim të tërë". Dhe ishim ne që e ndryshuam Kosovën, që sot ata e kanë atë temë bisede në të gjitha axhendat e tyre kombëtare e ndërkombëtare. Ishim ne, bijt e thjeshtë të popullit të thjeshtë që e vumë veten në rrezik dhe që u çlirua Kosova. Ne, duke shkuar në luftë, bëmë eksperiment me jetën tonë, me vullnetin tonë, për idealin mbarëshqiptar: Bashkimin e Kosovës me Shqipërinë. Të bësh provë me jetën tënde është veprim magjepsës, është vetmohim.
Kur dashuria për atdheun qëndron mbi të gjitha dashuritë, vetëm atë herë nuk ke frikë nga vdekja. Ndaj dhe nuk u trembëm aspak; ndoshta nga që jetonim pranë vdekjes. Ne erdhëm këtu në luftë, u bashkuam me Ismet Asllanin dhe shokët e tij dhe luftuam sëbashku nga që në ndërgjegje ishim të qetë. Ishim të qetë sepse e ndjenim që jeta jonë e rehatshme, atje në Tiranë nuk kishte më vlerë. Për këtë arsye e shkundëm vetkënaqësinë, e braktisëm atë liri fallco të atjeshme dhe erdhëm këtu te ju, kur ju dhe ne kishim aq shumë nevojë për njeri-tjetrin, sepse e deshëm lirinë e vëllezërve tanë në Kosovë. E deshëm më shumë se veten tonë, ndaj dhe erdhëm.

Erdhëm në luftë pa e shkuar ndërmend se do na e kthente apo jo Kosova dashurinë me të njëjtën monedhë. Erdhëm në luftë nga që synonim të shkonim si komb edhe më larg se sa ne i kishim mundësitë; ndaj erdhëm dhe luftuam këtu, bashkë me ju, duke fluturuar mes yjesh. Ne erdhëm dhe rrezikuam për Kosovën që edhe Kosova të ishte e lirë. Nga që bëmë gjithë këtë sakrificë të pa imagjinueshme prej atyre që i venë etiketa UÇK-së dhe neve, ndaj dhe ata i shtyn cmira të shpifin e të sajojnë ndaj nesh.
Shpesh, shumë nga shokët e luftës na thonë me pikëllim neve, vullnetarëve nga shteti amë: “Na vjen turp pse politikanët e Prishtinës dhe shumë liderë të tjerë, të dalë nga lufta ose të asaj ushtrie, tregohen kaq mosmirënjohës ndaj vullnetarëve të ardhur nga shteti amë dhe trevat e tjera shqiptare, dhe aq më shumë turp na vjen që për vullnetarët internacionalë nuk kanë thënë as edhe një fjalë të vetme”. Dhe ne u themi atyre se, kur u nisëm për në luftë nuk menduam as për shpërblime, as për grada, as për dekorata dhe as për pasuri. Le të pasurohen ata që iu bashkangjitën luftës për poste, pasuri e lavdi, dhe që përbuzen aktualisht nga ju.
Ata nuk e dinë se, respekti dhe mirënjohja e popullit shqiptar në Kosovë nuk na ka munguar dhe nuk mungon ndaj nesh; ata nuk e dinë se ne, vullnetarët e ardhur nga shteti amë respektohemi nga populli shumë herë më shumë se ata. Përsa u përket institucioneve politike dhe shtetërore të Kosovës, do të vijë koha që do të tregohen mirënjohës ndaj veprës tonë, por vetëm atëherë kur ajo dhe ato institucione do të drejtohet nga njerëz fisnikë, si Ismet Asllani, i cili jo vetëm që vuri në dispozicion të lirisë së Kosovës gjithë pasurinë e tij, por edhe jetën e tij.
Respektin e politikës dhe të institucioneve të Kosovës ne do ta kemi vetëm kur Kosova të drejtohet jo nga njerëz që ndoshta dolën në luftë apo në politikë për t’u pasuruar në kurriz të popullit. Besojmë se edhe ajo ditë nuk do të jetë e largët për Kosovën. Për këtë jemi të sigurtë.
Ne, ish luftëtarët e UÇK-së rrezikuam se e deshëm dhe e duam bashkimin e Kosovës me shtetin amë. Rrezikuam të frymëzuar nga ideali kombëtar. Ne e dinim se mund të vriteshim të gjithë, por përsëri rrezikuam. Por, që të dali i gjithë populli dhe të luftoi me armë në dorë për lirinë, kjo nuk është punë që bëhet, pasi për këtë lloj rreziku duhet zemër e fortë; ashtu si dhe të afërmit e luftëtarëve që u dridhërohej zemra çdo sekondë të natës e ditës; ashtu si dhe ata që na mbështetën me gjithçka. Bazuar në ato çfarë kam parë e kam ndjerë gjatë luftës tek të gjithë ata, që rrokën armët për lirinë e Kosovës, nuk kam parë as edhe një gjurmë frike ose tronditjeje përveç se urrejtjes kundër armikut; trimëri që i ngjasonte çudisë.
Kështu janë ata që rrokin armët, një lloj brumi i veçantë. Ndaj them se ata që nuk rrezikuan asgjë për Kosovën, nuk mund të bëjnë gjë, sepse nuk kanë asgjë nga brumi i luftëtarëve të lirisë. Ata që nuk rrezikojnë asgjë për popullin dhe Atdheun, janë asgjë. Ata që nuk rrezikojnë asgjë për lirinë, nuk bëhen gjë, prandaj dhe ne nuk mund të presim mirënjohje nga këto asgjë. Nga asgjëja vjen kurrëgjëja. Për ne mjafton respekti dhe mirënjohja që tregoni ju, populli shqiptar në Kosovë ndaj nesh, që na ftuat dhe erdhëm edhe sot nga Tirana për të nderuar bashkë me Ju, kujtimin e dëshmorit Ismet Asllani dhe tërë luftën tonë, që e bëmë sëbashku.

**KOMANDANT GURI**

Pjesë nga ditari i luftës, Lanishtë, 10 prill 1999

Komandant Guri është një burrë që porsa i ka kaluar të dyzetat, me shtat mesatar e të lidhur dhe i fuqishëm. “Ai është shtylla jonë”, shprehet Komandanti i Brigadës 125 të UÇK-së, Luli.

Komandant Guri e ka marrë pushkën në dorë qysh në marsin e vitit 1998 dhe nuk është kthyer më në fshatin e tij, në Topillën e komunës së Suharekës. Tani ai është komandanti i batalionit autonom vëzhgus diversionist i Shtabit të Përgjithshëm. Ai ka luftuar në Llapushnik, në Bajrak të Luzhanicës, në Qafën e Duhlës, në Grykën e Graiçecit e të Lushicës, në Reshan të Suharkës etj. Nuk njeh as lodhje e as frikë. “Nuk dimë se kur fle e sa fle”, shprehen vartësit e tij.

Ka udhëhequr deri sot rreth 36 luftime, duke sulmuar i pari në ballë, nga të cilat 12 prej tyre kanë qenë luftime trup me trup. Shumica e tyre në muajin mars 1999. “Jam krenar, thotë Komandant Guri, që kam luftuar me Komandant Kumanovën”, ish komandantin e tij të Brigadës 121, rënë në 25 gusht 1998, në Kleçkë. “Në të gjitha këto luftime, vetëm dy luftëtarë më janë vrarë”, shprehet komandant Guri dhe të sheh drejt e në sy, duke marrë pamjen e fajtorit pse i janë vrarë dy shokë lufte.

Është një komandant gjithë fantazi. Para pesë ditësh u organizua kryerja e një sulmi mbi një postbllok të ushtrisë serbe në fshatin Mavlan. Sulmi do të kryhej natën. Për të zbuluar saktësisht pozicionin e vendosjes së ushtarëve serbë, Komandant Guri se nga gjeti një kalë hergjele e të vjetër dhe pasi i dha bar të thatë që kalin ta merrte etja, i dha dhe piu një litër raki, sajoi një samar dosido dhe mbi të i vendosi një minë kundërtanke, të cilën e lidhi për merak. Ia mbësholli thundrat e këmbëve me lecka, të cilat i lidhi me kujdes që të mos zgjidheshin. E mori kalin dhe me ngadalë e tërhoqi deri në afërsi të postbllokut serb. Me t’u afruar në lagësinë që dëgjoi zërat serbisht, i ndezi minës fitilin e shkurtër që i pat vendosur dhe i ra kalit, i cili iku në revan. Roja serbe, me të dëgjuar këmbë, të cilat iu dukën si këmbë njeriu, filloi të godasë. Kjo bëri që ushtarët e tjerë serbë të delnin nga strehimet dhe kapën kalin. Në atë moment shpërthen mina dhe vriten shtatë ushtarë serbë, por kryesoria ishte se u zbulua transheja ku ishin vendosur forcat serbe.

Menjëherë filloi sulmi i bataionit i komanduar nga Komandant Guri. Nënreparti serb u detyrua të tërhiqej pas një rezistence të shkurtër. Batalioni i komanduar nga Komandant guri përmirësoi pozitat.

Komandant Guri kurrë nuk e përdor dy herë resht një dredhi kundër armikut. Ky është Komandant Guri, sikundër i flasin luftëtarët e tij, ngaqë është i paepshëm, si guri, por emërin e ka Jetullah Qarri. Njeri i lindur për ushtarak.

**NGJARJET E MARSIT**
**MOS VALLË NJË ARMËPUSHIM I PËRKOHSHËM?**

Në 17 dhe 18 mars 2004 Kosova përjetoi ngjarje të jashtëzakonshme. I gjithë populli, i madh e i vogël, u ngrit si kurrë më parë kundër UNMIK-ut dhe

qeveritarëve vendas. Bazuar në sasinë e madhe të vrasjeve dhe shkatërrime, shpërthimin e njëkohëshëm të revoltave mbarë popullore në të gjithë Kosovën, në datat 17 dhe 18 mars 2004, mund të themi pa hezitim se kishim të bënim me një miniluftë, e cila fatmirësishtë zgjati vetëm dy ditë.
Si rjedhojë, ai rebelim popullor tregoi dështimin e politikës pesë vjeçare të ndërkombëtarve dhe të asaj vendore në Kosovë, të cilat deri tash kanë qënë politika pa prespektivë të qartë dhe jo bindëse për popullin e saj. Ato revolta treguan se populli e kuptoi se ajo politikë, e cila më në fund shpiku standartet, në vend që të zbatonte Marrëveshjen e Rambujesë dhe Rezolutën 1244 për vetëvendosjen e popullit, përmes referendumit të premtuar 5 vjet më parë, kanë pas për qëllim që të fitonin kohë, derisa populli ta harronte luftën dhe gjakun e derdhur, pastaj t'ia rikthejnë qetë qetë Kosovën - Sërbisë, sikundër është vendosur faktikisht në Rambuje. “Procesi politik ishte ngrirë për disa vjet, *tha ish Komandanti i NATO-s, z. Vesli K. Klark, për këto ngjarje.* Ne duhet të lëvizim përpara sa i përket përcaktimit të statusit përfundimtar për Kosovën, kjo është kërkesa”. Të ngurtësosh problemet do të thotë të ngrish zgjidhjet.
Ato ngjarje, që na i sjell në librin r tij të posaçëm për këto ngjarje edhe autori Nezir Myrtaj në mënyrë kronologjike, të çojnë në përfundimi se Bashkimi Evropian e pati momentin ta zgjidhte përfundimisht çështjen e Kosvës dhe asaj shqiptare në Ballkan, në vitin 2001, kur në të gjitha trevat shqiptare pati luftë, por që përkonte edhe me afatin e referendumit të premtuar në Rambuje. Zgjidhja më e mirë që afruan ngjarjet e asaj kohe ishte bashkimi i Kosovës me Shqipërinë, fillimisht në formën e një konfederate. Politika mbarëshqiptare, në vend që të këmbëngulte në këtë pikë, përpiqej në mënyrë servile për kolltuqe dhe kozmopolitizëm. Mos ekzistenca e prezencës sonë të fortë politike, pengoi edhe NATO-n për të kryer detyrën. Këto e të tjera përfundime dalin nga ky libër faktik e analitik.
Sikundër shprehet autori, ngjarjet e marsit të këtij viti treguan se ngrirja e problemeve nuk ishte asgjë tjetër, veçse një armëpushim i përkohëshëm i luftrave sllavo-shqiptare të viteve 1997 – 2001; ndërsa vrasja e fëmijëve në Lumin e Ibrit nuk ishte shkaku i shpërthimit të asaj revolte, por ishte një lëndim plagësh të asaj lufte, një shkëndijë e atij zjarri lufte dhe urrejtjeje njëmijë e katërqind vjeçare midis autoktonëve dhe ardhacakëve me urë zjarri në dorë, të cilën ende e mbajnë në dorë.
Ai zjarr kish filluar të rindizej nga vetë sërbët e Kosovës dhe të shtetit të tyre, të cilët, përmes tentimit dhe kërkesës për ndarjen e Mitrovicës dhe Preshevës; bllokimeve të rrugëve; politikës së kantonizimit dhe inskenimeve të tjera, të përkëdhelur edhe nga UNMIK-u dhe politikanët vendas, (përmes marrjes së dy pagave mujore, njërën prej Sërbisë, në nivelet e patura gjatë sundimit të saj në Kosovë, dhe tjetrën nga UNMIK-u, si dhe marrjes së asistencës po nga UNMIK-u; mos pagimi prej tyre i energjistë elektrike dhe i çdo takes tjetër, etj.), ndërkohë që 85% e popullsisë shqiptare, të aftë për punë, është e papunë dhe liderët kosovarë garonin se kush t'i uronte i pari sërbët e kthyer, ndërkohë që luftëtarët e lirisë i kanë hedhur në rrugë dhe nëpër burgje.
Historia botërore ka treguar se kur populli i shmang forcat politike, përfundimet janë në favor të tij, ndërsa po iu nënshtrua atyre, gjithçka mund të jetë pozitive,

por asgjë prej tyre nuk do të jetë në favor të popullit. Kjo u vërtetua edhe në Luftën tonë Çlirimtare, 1997 - 1999.
Politikanët e UNMIK-ut dhe ata shqiptarë, të të dy Shqipërive, u treguan të pafuqishëm për të bindur jo vetëm kombin shqiptar, por tërë opinionin ndërkombëtar për mosekzistencën e multietnicitetit në Kosovë, dhe u desh që këtë ta bënte populli, duke e treguar politikën shqiptare sa impotente aq edhe servile. Paaftësnë e saj e shprehu shumë qartë edhe Ministri aktual i Jashtëm i Malit të Zi, kur ato ditë ai tha: "Ne jemi sllavë dhe kërkojmë që në çdo moment të shkëputemi nga Sërbia, e jo më shqiptarët, që janë shumicë dhe nuk kanë asgjë të përbashkët me ata". Nuk ka multietnicitet artificial, pasi shqiptarët përbëjnë mbi 90% të popullsisë. Multietnicitet kemi kur asnjë popullsi nuk arrin 50% të atij vendi.
Me këtë reagim të popullit u tregua se klasa politike e tij është e lidhur me sistemin e vjetër dhe nuk mudet të propozoi ide të reja. Këtë mendësi dhe paaftësi të saj e tregon edhe fakti që çdo vit qeveria del me qindra milionë Euro difiçit, në vend që të hapi fronte pune dhe, nuk e bën qejfin qeder. Përfundimisht, këto ishin arsyet e atij shpërthimi dhe jo përrallat me "ekstremistë", sikundër shprehen Solana, Shefer e bishtuesit e tyre të Prishtinës. Po t'i besojmë kësaj përralle, duhet të pranojmë se "ekstremistët" janë më të fuqishëm dhe më bindës se UNMIK, KFOR, Qeveri e Kosovës dhe forcat e saj politike të marra sëbashku, gjë që nuk besohet.
Politikan i guximshëm është ai që ka kurrajon ta shikoi të vërtetën në sy. Po kush janë ekstremistët, sipas tryre, do të pyesim ne. Shihni listën e 271 të të arestuarve. Shumica e tyre janë ish luftëtarë të UÇK-së, midis tyre edhe dy ish Komandantë Zonash Operative dhe dy Kryetarë Shoqate Qarku për Vullnetarët e Luftës sonë Çlirimtare. Dhe faktet treguan se të gjithë ata ish luftëtarë të arestuar u liruan, (përveç dy vetave), pasi mungonin provat e përzierjes së tyre në ato ngjarje. Kështu që, çdo njeri bindet se ato ngjarje ishte shpërthimi vullkan i popullit të pakënaqur ndaj politikës së deritashme në Kosovë. Vetë dorëheqja e djeshme e Përfaqësuesit Special të OKB-së për Kosovën, z. Hollker, tregon se politika e deritashme e UNMIK-ut dhe e Qeverisë Kukull të Kosovës dhe e Partive Parlamentare të saj ka qenë e gabuar. "Ekstremistët" e vërtetë, në kuptimin e plotë të fjalës dhe që nuk janë ndaluar nga policia, e pamë që dolën në skenë në fund të demostratave të ditës së parë si dhe ditën e dytë, atëhere pasi u vranë viktimat e para të protestusve paqësorë shqiptarë nga snajperistët sërbë dhe policia ndërkombëtare; ekstremistët e vërtetë shfrytëzuan indinjatën e popullit për vrasjet që ai pësoi. Për këtë të bind edhe fakti kuptimplot që të gjitha kishat, në të gjithë Kosovën, u dogjën brenda të njëjtës orë! Kjo është e vërteta.
Mirë që z. Holker dha dorëheqien për atë politikë jo të drejtë për popullin shqiptar në Kosovë, por a do të pasohet vallë ajo dorëheqie demokratike e Hollkerit nga "baballarët" e popullit të Kosovës: Presidenti, Kryeparlamentari, Kryeministri dhe Liderët e Partrive Parlamentare kryesore të Kosovës? Mënyra se si do të reagojnë këta politikanë shqiptarë do të tregoi nivelin e vërtetë të demokracisë në Kosovë dhe atë të demokratizimit dhe ndërgjegjes së tyre, në se ata punojnë për Kosovën apo për veten dhe familjet e tyre. Të presim dhe të shohim.

Ngjarjet treguan gjithashtu se bashkësia ndërkombëtare është në dilemë t'i japi pavarësinë Kosovës, pasi ka frikë se ajo mund të rindezi zjarrin në Bosnjë Hercegovinë, por edhe për faktin e konceptit republikan amerikan, i shprehur nga ish Presidenti Xhorxh Bush (i vjetri) në vitin 1991 në Ukrainë, i cili tha: ”Liria nuk është e njëjta gjë si pavarësia. Amerikanët nuk do të mbështesin ata që kërkojnë pavarësi, …amerikanët nuk do të mbështesin ata që kërkojnë një nacionalizëm…”. Prandaj zgjidhja më e mirë për Kosovën do të ishte fillimi i veprimeve që të çojnë drejt bashkimit të saj me Shqipërinë, fillimisht duke e kaluar pushtetin tërësishtë në duart e shqiptarëve, ndërsa UNMIK-u të jetë në rolin e këshilltarit në Prishtinë, por nuk është keq që të jetë edhe në Tiranë, ndërsa NATO-ja të jetë në rolin që është, derisa të bëhet integrimi i plotë i të dy pjesëve shqiptare

Përfundimisht mund të them: Ndërkombëtarët, që konsiderojnë se e kanë bërë Kosovën shtet, po i japin të drejtë vetes të sillen si të duan, duke e llogaritur Kosovën si plaçkë të tyre. Po sillen si rusët pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore në vendet që i kanë çliruar: ”ja te osllobodill, ja te jeball”, (”unë të kam çliruar, unë të shaloj (palloj)”! Një gjë megjithatë nuk e kam të qartë ende! Pse e bëjnë këtë? A jemi aq shumë tundues apo jemi krejt të marrë?!

26 maj 2004

## PJESË NGA DITARI LUFTËS

Mali i Berishës, Divjakë, 21 Maj 1999

Në orët e mesnatës të datës 19 për 20 maj 1999, nëpërmjet një sulmi të kombinuar midis forcave të Zonës Operati të Drenicës dhe asaj të Pashtrikut, u sulmua një bazë raketash kundrajrore në shpatin e malit Golesh, ku u asgjësua e gjithë truproja e përbërë nga katër ushtarë dhe u muarrën nga ana e jonë mbi tre ton municione të ndryshme xhenjere si dhe të armëve të këmbsorisë. Përsa u përket municioneve raketë e atyre të artilerisë me larghedhie të madhe, u asgjësuan.

Në shënjë hakmarrjeje, në orët e para të datës 20 maj 1999, forcat sërbe ndërmorën një sulm në front të gjerë, duke kaluar në mësymje në tre drejtime: Banjë - Kravasari; Malishevë - Gajre; dhe Dragobil - Morali. Të gjitha forcat mbështeteshin me tanke dhe artileri.

Qysh në minutat e par të fillimit të sulmit nga forcat sërbe, ato ranë nën zjarrin e fuqishëm të forcave të Brigadës 123 të Zonës së Dytë Operative. Luftimet zgjatën më shumë se tre orë dhe armiku nuk mundi të përparonte në të tre drejtimet dhe, si rjedhojë, u detyrua të tërhiqej, duke i grummbulluar të gjitha forcat në qytetin e Rahovecit.

* * *

Në fshatin Mihaliç, i cili përfshihet në aktivitetet e Zonës Operative të Shalës, një grup paramilitarësh ish futur dje në atë fshat dhe po bënte plaçkitjen e shtëpive që janë boshatisur qysh para dy muajsh, si rjedhojë e dhunës së policisë e ushtrisë sërbe. Me t'u diktuar nga vrojtuesit e Br.142, u dërgua një njësit dhe pasi u rrethuan u asgjësuan tërësisht, të cilët ishin rreth 20 vetë.

* * *

Në zonën Operative të Dukagjinit, Br.138 sulmoi një kompani të ushtrisë sërbe në afërsi të fshatit Batushë, ku u asgjësuan 14 ushtarë sërbë, midis të cilëve ishte edhe një kapiten rus, i cili, gjykuar nga dokumentat e kapura, kish qënë edhe në luftën kundër popullit çeçen. Në momentin kur ai u kap ishte i plagosur rëndë. Edhe pse iu dha ndihmë mjekësore, pasi për ne kish interes ta kishim të gjallë, ai vdiq pas një ore. Të gjitha kufomat e të vrarëve u groposën nga forcat tona, pasi forcat sërbe u tërhoqën në panik dhe nuk mundën me i tërheq trupat e të vrarëve të tyre.

* * *

Edhe në Zonën Operative të Llapit dje pati disa sulme kundër forcave sërbe në fshatin Rep i Ulët, Orllan, Dyz dhe Siçevë, kryesishtë nga forcat e Br.153. Si rjedhojë e sulmit të befasishëm të forcave tona, në këto katër pika, u vranë 19 ushtarë sërbë, ndërsa nga forcat tona patëm vetëm një të vrarë dhe një të plagosur.

## AQ SA MUND TA ZHDUKIN MJEGULLAT MALIN, AQ MUND TA ELEMINOJNË SHPIFJET UÇK

(Stallovë, Malësinë e Gollakut)

Sot, në 2 maj 2003, isha i ftuar të përshëndesja në mitingun "Ditët e Krenarisë së Gollakut"', në Stallovë të asaj Malësie, në emër të ish Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së dhe vullnetarëve nga Atdheu amë, meqenëse komandanti i Brgadës 153, z. Adem Shehi, vinte po nga shteti amë si dhe unë, e cila ishte kompletuar me bij dhe bija të kësaj malësie.

Është kënaqësi shpirtërore kur krahina përkujton dhe feston ditët e fitoreve dhe jo ato të humbjeve, sikundër po veprohet në disa raste. Kjo është një veçori, që deri tash, e bën vetëm krahina e Malësisë së Golakut.

Meqënëse fjalën përshëndetëse e fillova me veçori, u përpoqa që të paraqesja edhe disa veçori të tjera, që e karakterizojnë Malësinë e Gollakut, nga pjesët e tjera të Kosovë. Nëpërmjet këtyre krahasimeve, nuk kisha për qëllim të futesha në hollësira, në historinë e lashtë të kësaj krahine, por, për ato veçori, që unë i kam përjetuar vetë, gjatë luftës së fundit për çlirim dhe pas saj.

Veçoria e parë ka lidhje me një sekret të periudhës së luftës, në gjysmën e parë të vitit 1999, kur luftohej kundër pushtuesve fashisto-serbë. Sekreti qëndronte në atë se, sa herë Shtabi i Përgjithshëm i UÇK-së planizonte ndarjen e ndihmave logjistike për Zonat Operative dhe Brigatat e tyre, për Brigadën 153 të UÇK-së nuk parashikohej kurrë ndihmë llogjistike. Gjithkush do të bëjë pyetjen logjike: Pse kështu? Atë do të tregoj. Brigadës 153 nuk iu parashikua as edhe një herë ndihmë në armatim e materiale të tjera llogjistike, sepse të gjithë e dinim se popullata e kësaj malësije nuk u largua as edhe një herë nga këto male. Ajo vendosi ta ndante fatin e saj me bijtë dhe bijat e saj, që patën rrëmbyer armët për tí dalë zot vehtes dhe popullit të malësisë së Gollakut, këtij populli që i rriti e i mëkoi me dashurinë për Kosovën dhe, që kishin formuar Brigadën 153 të UÇK-së. Kjo ishte arsyeja, që në atë shtab thuhej se, Brigatës 153 nuk ia kemi merakun, pasi atje është i gjithë populli që e ndihmon Brigadën dhe me ndihmën e popullit ajo Brigadë do tí siguroi jo vetëm nevojat e përgjithëshme për jetesë,

por edhe armatimin e municionin, të cilin do tía marrin armikut. Ashu ishte dhe ashtu ndodhi. Ndodhi ashtu sepse ky popull u ngrit i gjithi në kryengritje nga, që kish vuajtur shumë. Ai që vuan, rritet dhe formohet pa paragjykime. Si të tillë, ky popull rrëmbeu armët, pa pyetur se kush është në krye të asaj Ushtrije Çlirimtare. Vetëm të vuajturit e rrëmbejnë armën, pasi ata nuk kanë se çfarë humbasin nga lufta e armatosur. Vuajtjet u patën krijuan këtij populli bindien se vetëm me trimëri shtyhet vdekia dhe sigurohet mbijetesa. Kjo bindje e mobilizoi këtë popull që bëri qëndresë të armatosur. Duke bërë atë qëndresë, ky popull bëri heroizëm. Nëpërmjet asaj qëndrese, këta njerëz heroikë i qëruan njëherë e mirë hesapet me frikën, duke u shndruar në popull trim dhe popull hero. Këtu qëndron shpjegimi i asaj se, pse popullata e Malësisë së Gollakut, nuk u shpërngul për në Shqipëri, sikundër bënë shumë qytete dhe fshatra të Kosovës, ndaj përulemi me respekt para heroizmit të popullsisë së Gollakut.

Një veçori tjetër e popullsisë së malësisë së Gollakut është thjeshtësia e tyre. Këtë thjeshtësi e manifestuan bijtë e tyre, të cilët u drejtuan në luftë. Shihni zëvendësit e komandant Ademit, Fatmir Sopin, Rahman Dinin, (i cili fatkeqësisht u nda prej nesh para pak ditësh), Sejdi Veselin e të tjerë, që me thjeshtësinë e tyre u shndëruan në qytetarë simpatikë për tërë popullin e Kosovës. Ata nuk kapardisen, janë njësoj si populli i Malsisë së Gollakut.

Gollaku pati edhe një veçori tjetër, si asnjë krahinë tjetër e Kosovës. Në luftën e tyre të armatosur morrën pjesë me armë në dorë edhe pasanikët më të mëdhenj të kësaj malësie, e ndoshta edhe të Kosovës. Njëri prej tyre është Ismet Asllani-Prapashtica, i cili dha edhe jetën për lirinë e Kosovës, si dhe Selim Pacolli, të cilët mund të mjaftoheshin vetëm me ndihma financiare e materiale për luftën dhe përsëri do të ishin të nderuar. Por, Jo. Ata rrëmbyen edhe armën dhe u reshtuan në vijën e parë të frontit. Këtë heroizëm e gjetëm te popullsia e Malsisë së Gollakut, e cila i bën nder tërë kombit.

Veçoria e fundit që vlen të theksohet për këtë popull, për të cilën më gëzonte shpirti që m'u dha rasti ta përmendia para gjithë atij populli, është ajo që, kjo popullsi është e vetmia deri sot, që në festat e përvitëshme, në kujtim dhe nderim të asaj lufte, fton edhe përfaqësuesit e vullnetarëve nga Atdheu Amë, Republika e Shqipërisë, që u reshtuan me armë në dorë në radhët e UÇK-së. Vetëm trimat i nderojnë trimat. Këtë nderim nuk na e ka bërë, deri në këtë ditë, asnjë forcë politike shqiptare e Kosovës, asnjë institucion shtetëror i Kosovës, asnjë politikan i saj, asnjë ish drejtues i UÇK-së, asnjë shoqatë qeveritare dhe jo qeveritare e Kosovës, as Shoqata e Veteranëve të asaj lufte, përveç luftëtarëve dhe përfaqësuesve të krahinës së Malësisë së Gollakut.

Me këtë veprim ata nderojnë sakrificat e tyre dhe gjakun që derdhën 35 dëshmorët të Brigadës së djemve e vajzave të tyre dhe të mbi njëqind vullnetarëve, që erdhën nga Atdheu amë, me në krye Tahir Sinanin-Tropoja, Indrit Carën-Kavaja, Astrit Sulin-Berati, Skerilajd Llagamin-Tirana, e plot të tjerë. Me këtë veprim ata nderojnë dhe respektoinë sakrificën e atij populli të Atdheut amë, i cili, edhe pse tejet i varfër, priti, strehoi dhe ushqeu rreth 600 mijë shqiptarë të Kosovës, që u shpërngulën me dhunë nga trojet e tyre stërgjyshore, që po të krahasohet me numurin e popullsisë së Republikës së Shqipërisë, është baraz sikur të pristë Republika e pasur Federale Gjermane 29 milionë refugjatë,

në një intensitet të ngjeshur kohor brenda dy javëve. Dhe këtë strehim e regullim në Shqipëri e bëri populli dhe jo politikanët apo administrata shtetërore, sikundër mburen Majko e kompani. Ky respekt që tregon populli i alësisë së Gollakut ndaj nesh, jo vetëm që i nderon, por njëkohësishtë edhe i fisnikëron më tepër, dhe... është mësim për të tjerët. Me këtë veprim ata e lartësojnë edhe më shumë vehten, nderojnë tërë popullin shqiptar të Kosovës dhe u tregojnë të tjerëve se ata janë popull mirënjohës dhe jo bukëshkalë si ata që përmenda më lartë.
Prandaj, kushdo që mundohet të hedhi baltë mbi UÇK-në dhe luftëtarët e saj, e ka të kotë, pasi aq sa mund ta zhdukin mjegullat malin, aq mund ta eleminojnë thashethemet dhe shpifjet UÇK-në heroike.
Të gjitha këto çka përmënda, më shtyjnë ta mbyll këtë meditim me fjalët lapidar, që janë shkruar në atë përmendore që u inaugurua sot, në nderim të heroizmit të bijve të atij populli: "Lavdi heroizmit të këtij populli dhe luftëtarëve të Brigadës 153 të UÇK-së, që me sakrificat dhe gjakun e tyre i sollën lirinë Kosovës".

## EDHE KËSHTU NDODH NË LUFTË

Rrëfim i veçantë i Zymer Arifit

Pjesë nga ditari i luftës, Jezercë, Mëhalla e Sylajve, 15.4.1999

13 prill 1999. Forcat e Brigadës 123 UÇK, pasi nkaluan në shpinë të forcave serbe, të cilat luftonin në Zonën e Pashtrikut, në vijën: Bllacë-Banjë, filluan të bënin pastrimin e rajonit të Pagarushës nga forcat e ndryshme serbe, që po digjnin fshatrat me radhë. Popullsia ishte zhvendosur në malet e Cërnalevës. Zymer Arifaj, 50 vjeçar dhe Osman Fondaj, të dy efektivë të batalionit të tretë të asaj Brigade, kur mbritën në fshatin Semetisht gjetën disa kufoma civilësh të vrarë, të cilët edhe i njohën se kush ishin. Njëra prej tyre ishte kufoma e Enver B. Bytyçit nga fshati Peçan. Pasi bënë varrosjen e të vrarëve të fshatit Semetisht, kufomën e Enverit vendosën ta çonin në fshatin e vet, në Peçan, i cili është edhe fshati i tyre. Mirëpo,kur mbritën, i zuri errësira. Për këtë arsye vendosën që varrimin e tij ta bënin ditën e nesërme.
Me të aguar, filuan kontrollin e fshatit. Në të dalë të tij dëgjuan zëra njerëzish dhe pas pak u bindën se kishin të bënin me ushtarë serbë. Për të mos u ndeshur me ta, futen në oborrin e shtëpisë më të afërt. Edhe aty ishin vendosur ushtarë serbë. Në oborr të dy palët u përballën para njëra-tjetrës. Serbët menjëherë vrapuan tek armët. Osmani, i cili për momentin e kishte armën në dorë, shtiu mbi ta dhe vrau njërin prej tyre. Në çast njëri prej ushtarëve serbë mbriti te mitralozi dhe filloi të hapi zjarr kundër tyre. Osmani, me shkathtësi del nga porta dhe largohet nga fshati. Ymeri, duke qenë edhe moshë e thyer, vendosi të futej brenda në shtëpi, duke shfrytëzuar faktin që serbët ishin të përqëndruar te Osmani dhe nuk e diktuan. Ushtarët serbë dolën në rrugë dhe filluan të shtinin në drejtimin nga iku Osmani. Ndërkohë, një prej ushtarëve serbë, i cili ndoshta deri atëherë kish qenë në gjumë, filloi të shtinte me armë në drejtim të portës së oborrit nga ku dolën shokët e tij. Sakaq, njëri prej shokëve të tij u këput në tokë. Porsa shokët e tjerë të tij futen te porta në oborr, e këputi dhe një tjetër. Zymeri i pa të gjitha këto veprime, pasi qe ngrit në katin e dytë të godinës, i cili ishte pjesërisht i djegur dhe i pabanuar. U fsheh pas derës së dhomës ku hyni. Pas

pak ngjisin shkallët edhe dy ushtarë serbë dhe futen po në atë dhomë, të cilët bisedonin me njëri-tjetrin se ishin dy “terroristë”, duke shprehur edhe dyshimin se njëri prej tyre mund të ishte futur edhe në atë shtëpi. Filluan kontrollin, duke dalë nga dhoma, të cilën e konsideruan të kontrolluar. Pasi zbritën poshtë dhe u bashkuan me të tjerët, filluan të grinden me njëri-tjetrin se kush i vrau tre shokët e tyre. Zymeri duke dëgjuar, pati vendosur që, po ta diktonin të hapte zjarr dhe të vriste sa mund të vriste prej tyre, pasi veten e llogariste të vrarë.
Çuditërisht, pas disa orësh, tre ushtarë serbë ngjiten përsëri lartë dhe, me të mbritur në korridorin e katit të dytë e filluan nga e para analizën e ngjarjes, duke pyetur njëri tjetrin se ku shkoi terroristi tjetër, nga hyri, nga doli dhe më në fund dolën në përfundimin dhe ranë dakort që: “Në rast se na pyesin se si u vranë tre ushtarët, do t’u themi se i vranë terroristët. Dogovoreno?” “Dogovoreno!”
Kështu kaloi gjithë dita për Zymerin, në këmbë , prapa derës, pa lëvizur as qepallat.
Sa filloi të bjerë muzgu, ushtarët serbë ndezën motorrin e dritave dhe filluan të merreshin me përgatitjen e darkës. Të gjitha veprimet i kryenin në katin e parë.
Duke përfituar nga zhurma e agregatit, Zymeri , duke shfrytëzuar një vrimë muri të shkaktuar nga goditjet e mëparshme të artilerisë kur u dogj fshati, zbriti nga prapa shtëpisë, kaloi murin e oborrit, doli në rrugicë dhe shkoi tek shtëpia tjetër më e afërt për të pushuar. I kishin shterur të gjitha forcat. U shtri të pushonte ku ende nuk e di as vetë. Ndjehej i lodhur e i dërmuar nga të qëndruarit dhjetë orë në këmbë dhe palëvizur vendit.
Ushtarët serbë filluan të shtinin në ajër, veprim të cilin e kryenin metodikisht çdo ditë porsa fillonte errësira. Mirëpo Zymeri kujtoi se e kishin duiktuar. Prandaj e la atë shtëpi dhe kaloi në një shtëpi tjetër, duke u fshehur në tavanin e saj. I tërhoqi edhe shkallët lart në tavan, dhe prej plasaritjeve të tjegullave, përpiqej të vrojtonte lëvizjet e serbëve. Këtu qëndroi derisa u bë errësirë e plotë dhe prej andej zbret dhe shkon në shtëpinë e tij, me qëllim që të nxirrte bagëtitë jashtë për të kullotur, ngaqë kishin disa ditë brenda, pa u ushqyer. Pastaj vendosi të pushonte. Pasi e mori pak veten, niset nëpër erësirë dhe shkon në drejtim të shokëve për në Semetisht, ku na tregoi ngjarjen që i pat përjetuar.
Ne e dinim të vdekur, sipas tregimit që na pat bërë Osmani, i cili ishte kujtuar për të pasi kish dalë nga rrezja e zjarrit të automatikëve të ushtarëve serbë, atëherë kur nuk e pa Zymerin që ta ndiqte pas. Por ja që Zymeri nuk qe diktuar. “Domethënë ti Zymer i vrave dy serbë”, e ngacmonin shokët me shpoti. “Jo besa, nuk shkreha asnji plumb. Ata u vranë mes veti. Unë veç u shtina fesatin”, përgjigjet qetë, qetë Zymeri.

## KU SHKUAN LUFTËTARËT E UÇK-së ?

Të gjithë ata që kanë vizituar repartet e UÇK-së, pas vendosjes së saj nëpër kazermat e qyteteve të Kosovës, u ka rënë në sy karakteristikat e një ushtrie të shkëlqyer. Ku shpreheshin ato? Por sa hyje nëpër repartet e saj, kudo ndesheshe në post-roje, në hyrjet e reparteve. Sjellja e ushtarëve me shenjat e UÇK-së në krah dhe kapele, pamja gazmore e shumicës së tyre, paraqitja serioze dhe e vendosur e disave, atdhedashuria që tregohej pothuaj nga të gjithë

ata, zelli i komandantëve të tyre, pastërtia e ambientit, dëshira për t'u stërvitur e shumë gjera të tjera, që të binin menjëherë në sy e të habisnin, të kujtonin se sa mobilizim të madh forcash mundet të bëjë një popull në çastet kur ai ndodhet në rrezik. Kushdo që kish dëgjuar keq ose që pat folur jo mirë për UÇK-në, në rast se do t'u afrohej këtyre vendvendosjeve të pas luftës së UÇK-së, do të turpërohej nga vetja dhe do të pendohej për ato që pat besuar ose që pat thënë. Ky vrull dhe kjo ndjenjë shifej edhe në atmosferën festive të atyre ditëve n të gjithë qytetet e Kosovës.

Këto veprimtari të UÇK-së zhvilloheshin paralel me disllokimin e forcave të KFOR-it në Kosovë. Ato patën ngritur postblloqe të dendura, pothuajse në çdo kryqëzim rrugësh e rrugica të Kosovës dhe të qytetve të saj. Edhe ato tregonin se ishin ushtri shumë të rregullta, gjë që e pasqyron edhe uniforma që ushtarët e tyre mbajnë e, që tregon se ijanë ushtri të shteteve të pasura e me përvojë, pavarësisht se në disa postblloqe rrugësh sheh edhe ushtarë që tregon se vijnë nga vende të varfëra. Në këto raste ne, pjesetarët e UÇK-së, edhe pse ijemi ushtri e një vendi të djegur e të shkatëruar, i porsa dalë nga lufta, ushtarë të një populli që po kthehet nga eksodi i detyruar biblik, krenoheshim kur shihnim ushtarët tanë më të qeshur, njësoj të kujdesëshëm në uniformë e në sjellje si dhe ata të KFOR-it. Kjo na bindëte edhe më shumë se UÇK-ja ishte një ushtri me të tëra tiparet e një ushtrie të rregullt dhe e denjë për t'u cilësuar si e tillë. E ndjenim veten të barabartë me ta.

UÇK-ja, kjo prodhuese e lirisë së Kosovës, gëzonte respektin e popullit. Kudo përshëndeteshim nga populli, po ashtu dhe ushtarët e KFOR-it. UÇK-ja i meritonte lëvdatat e popullit, pasi ky i fundit e ndjente tashmë veten tërësisht në familjen europiane dhe se e kuptoi që Kosova u bë me familje në sajë të UÇK-së. Kosova u bë me aleatë të fuqishëm, pasi ishte bërë me djalë, dhe ky djalë e kishte emrin UÇK. Këtë e ndjenin dhe e dinin edhe pjesetarët e UÇK-së, prandaj, në kontaktet e para të tyre me forcat e KFOR-it, u zgjasnin dorën tërë ngrohtësi dhe buzeqeshje. Po këta pse të vrërët!?, habiteshim ne.

Por ç'ndodhi më vonë? Ushtarët e KFOR-it filluan të na ndalonin dhe të kontrollonin çdo pjesetar të UÇK-së, që guxonte të delte në qytet me uniformën e UÇK-së. Kontrolli bëhej brutal, deri edhe në nxjerrien e xhepave jashtë e me duar lart, sikur ishe i arestuar. Pjesetarët e UÇK-së me të drejtë revoltoheshin, e në shumë raste reagonin ashpër, ku përdorej edhe forca. Në shumë raste i nxorrën armët të dy palët.

Edhe pse u botua Marëveshja në të dy gjuhët dhe pjesetarët e UÇK-se e dinin përmbajtjen e saj, përsëri nga ushtarët e KFOR-it nuk pati ndryshime në sjellje. Bëheshin ankesa nga zonat e nga Shtabi i Pergjithshëm, por asgjë nuk ndryshonte. U shpërndanë autorizime për mbajtje uniforme dhe arme, e përsëri format e kontrollit nga KFOR-i nuk ndryshuan edhe ndaj të autorizuarve.

Kjo filloi të sillte zhgënjimin e një pjese të luftëtarëve ndaj politikës dhe KFOR-it, të cilët, për "arsye" të ndryshme, filluan të kërkonin leje për shkëputje nga UÇK-ja.

Pse ndodhte kjo? Ku ishte qëllimi? Pavarësisht se nuk përmendeshin këto kontrolle në proçesin për Demilitarizimin dhe Transformimin e UÇK-së, forcat e

KFOR-it merrnin për bazë atë që thuhej në Marrëveshjen e Rambujesë, ku nuk njihej ekzistenca UÇK - së. Këtë nuk e dinte masa e luftëtarëve tanë.
Gjithashtu, në shumicën e forcave të KFOR-it, njohuritë për UÇK-në kanë qenë të imazhit jo të mirë, konform propagandës serbo-sllave si dhe propagandës së disa liderëve politikë të Kosovës e të partive të tyre kundërshtare të luftës. Mund të shtojmë se një pjesë e efektivave të KFOR-it, duke ardhur nga vende ku kishin të bënin me terrorista dhe jo me ushtri çlirimtare, sikundër ishte UÇK-ja, si do të medonin ata për UÇK-në?
Për të qenë realistë, pak punohej me efektivat e UÇK-së, për t'u sqaruar atyre situatat dhe për t'i instruktuar ata. Disa herë janë bërë propzime që të organizoheshin tubime me kuadrot dhe luftëtarët e thjeshtë, bazë zonash, ku të mbaheshin një cikël bisedash për zbërthimin e Marrëveshjes për Demilitarizimin dhe Trasformimin e UÇK-së dhe për perspektivën e saj, por, edhe pse thuhej "Po", neglizhohej. Ndoshta edhe kjo mangësi ka ndikuar në largimin e luftëtarëve idealistë.
U hapën mencat për efektivat e UÇK -së e administratën civile të pasluftës, mirëpo shumë luftëtarë nuk kishin mundësi ose të ardhura të tjera për të mbajtur familjet. Kjo e detyroi një pjesë të tyre të ktheheshin pranë familjeve e të fillonin nga aktiviteti ekonomik i mëparshëm, pavarësisht se jo shumë fitimprurës, duke e lënë UÇK -në.
U larguan nga UÇK-ja edhe ata luftëtarë, që para lufte ishin marë me aktivitete të ndryshme ekonomike dhe tash kishin mundësi që ta vazhdonin aktivitetin. Po ashtu, u larguan edhe ata, kryesisht mosha të reja, që patën lenë pa përfunduar shkollat e mesme e të larta; ata iu kthyen auditoreve të shkollave e universitetit. Ky kontigjent ka për të qenë inteligjenca e re dhe e arthme e Kosoves, e dalë nga zjarri i luftës dhe që do të jenë kuadrot më të devotëshme të Kosovës së ardhëshme, pasi, përveç moshës dhe dijeve të reja, ata do të jenë kuadrot e para të Kosovës që nuk do të trashëgojnë asgjë nga e kaluara e infektuar dhe e vjetër e Kosovës. Për këtë arsye vëmendja dhe kujdesi më i madh i shoqerisë sonë duhet të drejtohet tek ky kontigjent.
Qysh gjat luftës ishin hedhur konturet e administratës sonë të re, për të gjitha nivelet e saj. Pas lufte, kjo administratë e ardhur nga lufta, edhe pse dihej që ishte e përkohëshme, u plotësua kryesishtë nga ish luftetarë, nga me aktivët, gjë që i largoi edhe ata nga UÇK-ja .
Dihet se në përfundim të luftës sonë çlirimtare, brenda në Kosovë numuroheshin rreth 20 mijë luftetarë me armë në dorë, duke llogaritur ketu edhe deshmorët si dhe kuadrot, por duke mos llogaritur pjesën 12 mijëshë të UÇK-së, të formuar prej emigrantëve të ardhur në Shqipëri dhe që sulmuan prej andej. Kuptohet se jo të gjithë këta do të mbeteshin në radhët e UÇK-së, mbas luftës. Kjo ish parashikuar edhe nga Shtabi i Përgjithëshëm.
Në ushtrinë e ardhëshme, që sot quhet TMK, u tha se do të qëndronin rreth 5 000 vetë, përfshi edhe policinë .Vetkuptohet se do të bëheshin reduktime dhe përzgjedhje. Që kjo përzgjedhje të bëhej me sa më pak dhimbje, u bashkëpunua me IOM-in dhe u organizuan regjistrimet dhe testimet. U regjistruan mbi 20 mijë vetë, pavaresishte se edhe vullnetarët e ardhur nga diaspora pothuajse ishin larguar në pjesën më të madhe. U regjistruan nga të gjitha moshat dhe

profesionet, ata që kishin dashuri të ethëshme për ushtrinë e Kosovës. U regjistruan edhe nga ata që nuk kishin luftuar apo që kishin vepruar në Shqipëri. Ndër këta pati edhe ish oficerë e nënoficerë të ish UJ si dhe ish policë të Kosovës, por që nuk kanë qenë as pjestarë të UÇK-së dhe as propagandues të saj.
Krahas regjistrimeve që bëheshin në IOM, nën drejtimin e Shtabit të Pergjithëshëm, po ecej edhe drejt riorganizimit të UÇK-së në reparte të reja. Si përfundim mund të themi se në IOM janë regjistruar pothuajse dyfishi i luftëtarëve me armë në dorë. Kjo shifër e lartë krijonte mundësinë të bëje përzgjedhje si dhe të merrje elementë të përgatitur për profesione të ndryshme që ka nevojë ushtria.
Demilitarizimi dhe transformimi i UÇK-së ishte problemi më kryesor i ditës, por pa u trajtuar si i tillë nga politika. Për ata që e donin dhe e kishin ushqyer UÇK-në ishte një lumturi që të informoheshin e të merreshin më këtë problem. Mirëpo, ajo pjesë e popullsisë që ishte mashtruar dhe vazhdonte të mashtrohej për vlerat e UÇK-së, vazhdonte të propagandonte të keqen dhe, drejtuesit e asaj partie që e patën akuzuar UÇK-në si dorë e zgjatur e Beogradit, vazhdonin e vazhdojnë të propagandojnë të keqen. Këtu bëjnë pjesë edhe disa liderë si, z. Rugova, i cili para pak ditësh, në një intervistë botuar në " *Koha Ditore"( 23. 03 .2000.*) shprehet me fjalët më të ashpra kundër UÇK -se: " UÇK-ja është duke kërcënuar dhe frikësuar kundërshtarët e vet politikë në disa fshatra. Po i referohem një numri të grupeve, të cilët mbrojnë ideologjinë majtiste ekstreme ....".
Edhe kjo propagandë ka pasur ndikimet e veta në disa luftëtarë. Kjo përkon me dëshirën e Rugovës, i cili pati deklaruar se jo vetëm që nuk hynte në Qeverinë e Përkohëshme të Kosovës, ( po ta bënte atë, ajo kish mundësi të njihej si e ligjëshme ), por nuk pranonte të hynte as në marrdhenie pune edhe me UNMIK-un, në rast se nuk çarmatosej tërësishtë UÇK-ja.
Dhe kjo u bë realitet më 18 shtator 1999. Çarmatosja kaq e shpejtë dhe pa probleme e UÇK-së, habiti të gjith diplomacinë ndërkombëtare. Vetë Xhimi Shia, më 12 mars 2000 u shpreh: "Eshtë vështirë të gjendet në botë një grup i tillë si UÇK-ja ,që teorikishtë ka fituar dhe që pajtohet të shpërbëji strukturat e veta brenda disa javësh apo muajsh. Shikoni në të gjitha anët e botës ku ka pasur situata të ngjashme dhe nuk do të gjeni një rast të njëjtë". ( *"Dita", 13. 03.2000*).

Po ashtu, edhe z. Kushner dhe gjenerali Reinhard u shprehën: "Për herë të parë në historinë e misioneve paqësore ndodhi që një ushtri kryengritëse dhe e armatosur të shndërohet në një forcë civile*".( "Zeri" , 24.03.2000*).

Të gjitha këto ,dhe mos vënia në veprim e gjithë gjeniut intelektual e krijues të Kosovës si dhe atë ushtarak të saj, bëria e diskutimeve në grupe shumë të ngushta e të izoluara ," me dyer te mbyllura", për të mos thënë me individë të caktuar; mos zhvillimi i diskutmeve të gjera me intelektualët e të gjitha kategorive, me rininë dhe as me specialistët ushtarakë, pjestarë ose jo në luftë, sollën ato ç'ka përmendëm më lartë.
Në shumë raste, bërja e një politike kuadri personale, me arkaballëqe, nepotizma e familjaritete, si dhe emërimet e pa studjuara në poste të pa merituara, çuan në zbehjen graduale të ndjenjës për të ndenjur në TMK. Këto gabime çuan deri atje

sa të mos diskutohej gjerësisht edhe për emblemën e re të ushtrise sonë të ardhëshme, ku Flamuri Kombëtar u zevendësua menjëherë me hartën e Kosovës, si diçka pa vlerë e pa rëndësi, ndërkohë që ç'do ushtri, pjestare e KFOR-it, emblemën me simbolin kombëtar e mbajnë krenarisht në krah.
Dikujt mund t'i duket e parëndësishme një gjë e tillë, por ajo ndikoi së tepërmi, deri edhe në largimin nga TMK-ja. Për ta bërë më bindëse këtë çka shprehëm më lartë, po japim një shembull të freskët të marë prej librit *"Stuhia e Shkretëtirës*", me autor M.E. Morris. Në ditët që përgatitej futja në luftime e forcave tokësore të koalicionit, në luftën e Gjirit 1991, kundër Irakut, një korespondent amerikan, përmes filmimeve të ushtarëve amerikanë në Gji, u pa se ushtarët amerikanë nuk e kishin emblemën me flamurin e tyre në krah ( në uniformë ). Kjo u pa nga populli amerikan dhe ngjalli reaksion pothuaj në të gjitha mediat ameikane, sa edhe kongresmenë të veçantë e ngritën në Kongres. Kur u sqarua problemi, u mësua se disa komandantë të rangjeve të ulta, patën urdhëruar ushtarët t'i hiqnin ato simbole me idenë që të mos identifikoheshin ushtarët amerikanë nga të tjerët prej snajperistëve irakienë. Menjëherë u bë anullimi dhe korigjimi i urdhërit.
Në së do të bëhej publik dhe i gjerë diskutimi për uniformën e TMK-së, nuk perjashtohet mundësia, që ky element, në dukje i vogël, edhe mund të mos ish zevendësuar shqiponja e flamurit me hartën e Kosovës. I vetmi që e kundërshtoi nga komandantët, atë symbol të ri dhe mungesën e flamurit kombëtar në betim, ishte komandanti zonës së Drenicës, Sami Lushtaku, por që mbeti i vetëm. Mirëpo një pjesë e luftëtarëve idealistë janë prekur dhe janë larguar, se në fund të fundit ai e argumenton se për atë flamur rrezikuan shokët e tij dhe ai, për idealin e atij flamuri iu vranë shokët që sot janë dëshmorë. Këtu kemi të bëjmë me ndjenjat e kombit . Diskutimi nuk u bë dhe ky problem u zgjidh në atë mënyrë.
Që forca e re e Kosovës të forcohet, ajo ka nevojë jo vetëm për të gjithë oficerat kosovarë të ndershëm që kanë shërbyer në UJ, por edhe për nënoficerët e saj. Por këtu duhet që, si kudo, të ketë një kriter, me qëllim që të mos zevendësohen kudo komandantët e luftës me këta persona, pasi ata nuk morën pjesë në luftë, e cila ishte e vetmja provë ku ata do ta ushtronin profesionin e tyre në interes të popullit që i lindi dhe i përgatiti. Pse nuk e bënë këtë, ndaj dhe nuk duhet të emërohen në vendet kryesore drejtuese e udhëheqëse. Këta kuadro duhet të merren e të vihen në funksionet e komandantit të kompanisë dhe të batalionit, ndërsa më lartë, duhet të jenë në rolin e zevendsave si dhe të specialistit, në të kundërt do të ngjallin pakënaqësi në rradhët e TMK-së, dhe do të nxisin më tej largimin e luftëtarëve. Gjithashtu, edhe përsa u pëket specializimeve, përparësi duhet t'u jepet atyre që luftuan dhe më vonë të tjerëve.
Me një fjalë, personat që merren me politikën e kuadrit dhe përkujdesjen ndaj ish luftëtarëve të lirisë, duhet të jenë tepër të kujdesëshëm, pasi ndikohet në moralin dhe ndjenjat e tyre dhe aq më shumë kur vendet meritore u jepen atyre që nuk kontribuan për Kosovën, kur ajo kishte nevojë për ata. Nuk mund t'u afrohen ish luftëtarëve të lirisë punë për pastrimin e rrugëve apo roje të biznesmenëve që deri dje kanë bashkpunuar me Sërbinë. Mos haroni, ata kanë dinjitet. Ata luftuan për lirinë tuaj, ndaj edhe duhen nderuar dhe shpërblyer.

Shikoni se sa filma janë bërë nga Hollivudi për ish ushtarët amerikanë në Vietnam, ku tregohet se sa kohë ata nuk u shpërblyen për kontributin e tyre, shumë prej tyre morën rrugë të këqija për të mbijetuar, derisa shteti u ndërgjegjësua dhe u lidhi pensionin në atë madhësi që ata siguroninj jetësën. Mos duhet që edhe për ish luftëtarët e UÇK-së të ndodhin me qindra krime, drama dhe tragjedi e të bëhen me dhjetra filma si ata të Hollovudit që atyre t'u jepet vendi, shpërblimi dhe nderi që u takon? Kuptojeni shpirtin e tyre. Shpirti i tyre është shpirt qelibar.
Një pjesë e ish-luftëtarëve mund të jenë zhgënjyer edhe për arsye se në Marëveshjen midis NATO-s dhe UÇK-së , më 20.06 .1999, është thënë: "UÇK-ja synon të jetë një ushtri në Kosovë, e ngjashme me Gardën Kombëtare të SHBA ".( *Pika 25/b*), por që nuk u realizua si e tillë.
Dimë se Garda Kombëtare e SHBA-ve është një lloj force , e cila në kohë paqe kërkon dhe kontrollon zbatimin e legjislacionit për qarkullimin bregdetar e lumor të të gjithë vendit; zhvillon e përdor mjetet e navigimit në portet dhe aeroportet e SHBA-së; bën inspektimin e mjeteve lundruese; përdor mjetet e kërkim- zbulim - shpëtimit nga ajri dhe deti; përdor mjetet meteorologjike dhe ia jep të dhënat të tjerëve; bën zbulimin e largët radiolokativ etj. Ajo është e organizuar si Flota Detare , e armatosur si dhe me uniformë e grada. Në rast se sulmohen ushtarakisht SHBA, atëhere Garda Kombëtare kalon në varësi të Shtabit të Shefave të Bashkuar të Ushtisë Amerikane. Mos realizimi i kësaj pike të Marrëveshjes për UÇK-në , besoj se ka patur ndikimet e veta.
Ndërsa në marrëveshjen midis Hashim Thaçit e Agim Çekut me KFOR-in, më 18 Shtator 1999 dhe në regulloren e UNMIK-ut, si dhe në dokumentat e tjera, për detyrat e TMK-së, thuhet: “Trupat Mbrojtëse të Kosovës themelohen si agjensi civile e shërbimit emërgjent, detyra e të cilave do të jetë: (a).Të sigurojnë shërbime në raste të fatkeqësive natyrore; (b). Të bëjnë kërkimin dhe shpëtimin e të rrezikuarve; (c). Të ofrojnë mundësitë e veta për ndihma humanitare në zonat e izoluara; (d). Të ndihmojnë për çminimin e zonave të minuara; dhe (e).. Të kontribojnë në rindërtimin e infrastrukturës dhe të komuniteteve”.
Pra, po t'i krahasojmë me detyrat e Gardës Amerikane, kuptohet që TMK-ja është thjeshtë një trupë përkujdesëse për pastrimin e rrugëve dhe nuk është ashtu sikundër është përkthyer. Në dokumentin e UNMIK-ut shkruhet: *Kosova Protect Corps* (KPC), që fjalë për fjalë përkthehet: Trupat Përkujdesëse të Kosovës, (që në terminologjinë ushtarake shqiptare thuhet: Mbrojtja Civile e Kosovës), pasi fjalës *Mbrojte* anglisht i thonë *Defence* dhe atëherë duhej të ishte: *Kosova Defence Corps* (KDC). Por do të pyesi shqiptari në Kosovë se pse është përkthyer dhe na është thënë kështu? Përgjigjen është mirë t'ia japin autorët e asaj marrëveshje.
Një dukuri tjetër, që ka sjellë largime nga TMK-ja, janë pagesat e ulta, sidomos për nivelet jo të larta dhe që janë kryefamiljarë. Dimë se çdo lloj marrëdhenie, në rradhë të parë është mardhënie interesash. Në rast se dikujt nuk i plotësohen interesat ekonomike, ai do të kërkojë një vend më të përshtatshëm dhe do të largohet. Po ashtu, kur luftëtari sheh se dikush, që nuk ka meritat atdhetare të tij, por përfiton të ardhura më shumë se ai në TMK, duke qenë i të njëjtit nivel

arsimimi, ai bëhet i pakënaqur dhe e len TMK-në, pasi në këtë rast kriteri bazë duhet të jetë kontributi i dhënë ndaj atdheut.
Ajo që ka rënë dhe bie më shpesh në sy, është moskoordinimi i veprimeve të njëllojshme i komandantëve të zonave me pushtetin vendor. Është më se frymëzuese pjesëmarja e zotit Sami Lushtaku në këshillin komunal të Skënderajt. Qenia e tij në atë institucion garanton popullin e Drenicës se nuk guxon kush të luajë me fitoren e arritur. Mirëpo Samiu ka ngelur i vetëm edhe në këtë lloj aktiviteti. Askush nga komandantët e tjerë të zonave dhe të brigadave nuk ka këmbëngulur të marri pjesë në këtë lloj veprimtarie dhe nuk janë orientuar as nga Shtabi i TMK-së. Pse të mos e bëjnë këtë edhe komandantët e tjerë, duke e shndëruar atë në domosdoshmëri, përderisa në rregulloren e UNMIK-ut theksohet se TMK-ja është organizatë humanitare civile? Në rast se komandanti i zonës do të jetë pjestar i këshillit administrativ i qarkut apo i komunës, sidomos në këtë periudhë tranzitore, deri në zgjedhje, kemi mundësi që t'u vimë më mirë në ndihmë edhe familjeve të ish pjestarëve të UÇK -së, duke i bërë ata të punojnë më me devotshmëri. Qenia e Sami Lushtakut në atë organ ekzekutiv, ka bërë të mundur që i gjithe personeli i ish policisë sonë ushtarake të Zonës Operative të Drenicës, të inkuadrohet në policinë e UNMIK-ut, gjë që nuk e kanë realizuar zonat e tjera. Ndoshta do të ishte e arsyeshme që në këtë drejtim të udhëzonte edhe Shtabi i Pergjithshëm.
Një nga rastet që ka rënë më shumë në sy për largimet nga TMK-ja, është largimi prej saj i disa kuadrove të lartë  në ish–UÇK. Nga vlerësimet e bëra deri tashti, kjo dukuri vlerësohet si diçka negative, me argumentin se po na dobësohet TMK-ja. Por, po ta shohim më gjerë problemin, mund të themi se angazhimi i këtyre kuadrove në aktivitetet partiake do të jetë një kontribut më i madh dhe një garanci më e sigurtë për të ardhmen e Kosovës (në rast se ata nuk do të shmangen nga idealet për të cilat rrëmbyen armët). Luftëtarët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosvës dhe komandantët e tyre nuk luftuan për t'u mbyllur nëpër kazerma. Ata rëmbyen armët për të krijuar shtetin e ri të Kosovës dhe jo thjesht për të formuar vetëm ushtrinë e Kosovës. Si të tillë, është e nevojshme që ata të aktivizohen në të tëra aktivitetet jetësore të Kosovës, pasi kudo që do të punojnë, ata do të duhet të shërbejnë me përkushtim. Në sa me shumë parti kryesore politike të Kosovës të ketë liderë të dalë nga rradhët e UÇK-së, aq më mirë do të jetë për Kosovën dhe TMK-në. Do të ishte fatmirësi për Kosovën, në rast se politikanët më në zë të saj do të vinin nga zjarri i luftës çlirimtare, pasi ata e dhanë provën e atdhedashurisë para popullit dhe e morën provimin me notë të lartë. Ata janë më faqeberdhët e politikanëve tanë, por problemi qëndron në atë se: këta ish-luftëtarë dhe ish drejtues të UÇK-së e të formacioneve të saj, a do të jenë aq të suksesshëm në politikë sa edhe në luftë? A do të jenë në gjendje të përballen me intrigat dhe marifetet djallëzore të politikës, apo do të bëhen pré e tyre?
E shtrojmë këtë shqetësim, pasi ata që vinë nga lufta në shumicën e tyre i ngjasojnë më së shumti njeriut të vërtetë. Njeriu është me të vërtet njeri vetëm ateherë kur ai është i zhveshur tërësisht nga interesat vetjake. Sa më e gjatë të jetë ajo periudhë ,aq më idealist behet njeriu. Kuptohet, kjo ndodh kur njeriu ka shkuar në luftë jo për qëllime të ndryshme përfitimi personal. Periudha kohore,

kur ky njeri arrin përmasat e njeriut të vërtetë, ashtu si e ka krijuar Zoti, është lufta për çlirimin e popullit të tij. Sa bukur e shpreh artistikisht këtë fakt, shkrimtari Aleksej Tolstoi: “ Në luftë njerëzit, nga që e kanë vdekjen gjithmonë pranë, bëhen më të mirë, xhvishen nga gjërat e vogla, ashtu si lëkura e djegur nga dielli, dhe pas kësaj, u mbetet vetëm bërthama; sigurisht, disa e kanë atë bërthamë më të fortë, disa më të dobët, por edhe ata që e kanë me të meta përpiqen të bëhen të mirë, shokë besnikë”.

Mirëpo, kjo pjesë e shoqerisë sonë (aktive në luftë ), duke qenë një kohë të gjatë tërësisht njerëz, rrezikohen që të bien në grackat e intrigave të pas luftës, sepse një pjesë e tyre i llogarisin dhe i vleresojnë të tjerët me të njejtat vlara që ata kanë fituar në luftë. Kjo mund t’i diziluzionojë ose mund të bien viktimë e mashtrimeve politike a ekonamike dhe të gabojnë rëndë. Këtu varet çdo gjë nga zotësia dhe nga formimi i tyre, ndershmëria dhe aftësia për të grumbulluar rreth vetes bashkpuntorë dhe keshilltarë të aftë e të ndershëm.

Bazuar në disa përvoja negative të vërejtura në periudhën e funksionimit të Qeverisë së Perkohshme, mund të themi se politikanët e dalë nga UÇK-ja, duhet të ruhen nga vetkënaqesia dhe të mos bien në disa gabime, si p.sh: së pari, duke shfrytëzuar bashkpunimin mes shokëve, politikani do të fitoi pervojë dhe do të arrijë suksese në punën e partisë. Në rast se ato suksese do t’ia atribojë vetes, do të filloi që puna të mos eci si më parë dhe partia dhe ai do të largojnë elementin e ndershëm dhe elektoratin. Së dyti, bashkpuntorët dhe keshilltarët duhet t’i zgjedhin midis njerëzve me horizont e shpirt të gjerë, në të kundërt do të spostohet partia nga puna kryesore e saj dhe mund të kthehet në organizatë biznesi e, ndoshta, edhe më keq. Së treti, duke menduar se ish specialistët dhe kuadrot e ish sistemit në Kosovë janë të aftë për politikë e drejtim, ka tendenca që të përzgjidhen këshilltarë vetëm nga ajo gjeneratë. Në rast se veprohet në një mënyrë të njëanëshme, do të gabojnë. Që të shfrytezohen intelektualët e spikatur e me veprimtari të pastër patriotike të asaj periudhe, është shumë mirë, por duhet bërë kujdes që, krahas tyre, të merren ose të angazhohen edhe këshilltarë të rinj në moshë, ish-luftëtarë me shkollë e dije, të cilët do të jenë oponentët e tyre. Barometri i politikanëve të shkolluar e të dalë nga lufta do të mbetet mbrojtja e çlirimtarëve të Kosovës.

TMK-ja, e cila ka aq shumë halle e probleme, padyshim edhe të meta, duhet të bëjë më kujdes dhe të mos humbasi orientimin e saj kryesor, punën me njerëzit. Puna e vazhdueshme sqaruese, e ngrohtë, profesionale dhe stërvitjet e rregullta e me program, vetëm këto e bëjnë të mundur frenimin e hemoragjisë së kuadrove dhe ish-luftëtarëve të UÇK-së. Njerëzit që janë në TMK duhet të janë në çdo kohë të mirëinformuar se çfarë bëhet e çfarë do të bëhet më TMK-në dhe me ish-luftëtarët. Në të kundërt, këta ish-luftëtarë, e cila është pjesa më kristalore e shoqërisë sonë, do të na thyhen në shpirt si kristali dhe, atëherë Kosova do të mbetet pa diellin e saj.

*30.03.2000*

## UÇK-ja, FAKTOR VENDIMTAR PËR ÇLIRIMIN E KOSOVËS

(Me rastin e një tubimi përkujtimor në Malësinë e Berishës)

Të dashur banorë të fshatit Berishë dhe fshatrave të tjerë të Drenicës Jugore që jini mbledhur këtu, me rastin e nderimit të kujtimit të rënies heroike të pesë dëshmorëve të rënë në 18 prill 1999 në mbrojtje të institucioneve më të rëndësishme të Luftës sonë Nacionalçlirimtare të Kosovës. Të nderuar zotërinj drejtues të Radio "Kosova e Lirë", që keni organizuar këtë tubim kaq kuptimplot në nderim të pesë dëshmorëve të kombit tonë. Me këtë rast më lejoni të sjell përshëndetjet e mia në emër të gjithë vullnetarëve të shtetit amë që muarën pjesë në atë luftë heroike.
Sot unë ndjej emocione, pasi ndodhem në malet e Berishës, nga ku 5 vjet më parë, bashkë me ju luftuam, duke ndarë me ju, jo vetëm bukën e gojës, por edhe fishekët dhe atë që është më e rëndësishmja, ndanim dashurinë shpirtërore të të qënit një komb dhe një ushtri të vetme. Duke përfituar nga rasti më lejoni t'u shpreh mirënjohjen tonë për atë dashuri që treguat për ne, luftëtarët e UÇK-së e në mënyrë të veçantë për ne vullnetarët që ërdhëm nga shteti amë. U faleminderit dhe nuk do t'ua harojmë.
Nga shteti amë erdhën në luftë për çlirimin e Kosovës rreth 150 vullnetarë; të gjithë me vullnetin e tyre, pa njoftuar aspak, asnjë institucion të Republikës së Shqipërisë. Pse erdhëm ne? Nuk erdhëm për t'u pasuruar, sikundër thonë sot ca gojë të këqia politikanësh shqiptarë si në Prishtinë ashtu edhe në Tiranë. Nuk erdhëm për të uzurpuar as shitore, as hotele, as pompa bezine dhe as banesa e shtëpia, as për t'u antarësuar në parti të ndryshme politike, por erdhëm dhe i bashkuam armët me ju, për atë çka thuhej në betimin ushtarak të UÇK-së: Bashkimin e Kosovës me shtetin amë. Ky ishtte ideali që na nxiti, na frymëzoi dhe na mobilizoi të vinim në vatrat tuaja dhe, sëbashku me ju, të luftonim sikundër luftuam, për të çliruar Kosovën një herë e përgjithmonë dhe jemi krenarë që mundimi dhe gjaku që derdhëm sëbashku nuk na shkoi kot. Nga radhët e vullnetarëve nga Republika e Shqipërisë pati që dhanë gjithçka, jetën e tyre, mbi 30 dëshmorë, një e treta e të gjithë vullnetarëve të ardhur prej andej dhe, për fat të keq, deri sot, as edhe një politikan shqiptar i Prishtinës dhe as edhe një ish drejtus i Shtabit të Përgjithëshëm të UÇK-së nuk ka thënë publikisht qoftë edhe një faleminderit, ose: i lehtë qoftë dhéu i Kosovës mbi ta, përveç juve, popullit të thjeshtë në Kosovë, dhe u faleminderit për jetë ju o popull shqiptar i Kosovës Martire që na ndihmuat e na mirëpritët në luftë dhe sot nuk e harroni sakrificën tonë.
As edhe një politikan i Tiranës nuk ka shprehur as edhe një ndjenjë mirënjohjeje për gjakun e derdhur nga dëshmorët e radhëve tona, e lenë më për ne të gjallët. Ne do të ishim shumë të kënaqur po të na siguronin vetëm parcelë në vorrezat e Dëshmorëve të Kombit në Tiranë për ata dëshmorë. Megjithatë shpresojmë se do të vijë një ditë dhe do të vijë ndonjë shqiptar në krye të shtetit amë, që të nderoi shqiptarët e vërtetë, sikundër ishin ata dëshmorët nga radhët tona.
Mirëpo, nuk është mjaftuar me kaq. Sikundër e kini dëgjuar dhe lexuar në shtypin e përditëshëm të Prishtinës, ish kryetari i Qeverisë së Përkohëshme të Kosovës, i dalë nga radhët tona të luftës dhe sot Kryetar i Partisë Demokratike të Kosovës, i frymëzuar nga dënimi që i bënë të huajt popullit tonë për ngjarjët e 17 dhe 18 marsit të këtij viti, ai doli me një thirrje, duke u marrë firmën gjithë drejtuesve të partive të tjera politike të Kosovës, përfshi edhe të pakicave kombëtare, ku u

kërkonte atyre dhe tërë popullit shqiptar në Kosovë, që të dënojnë dhe t'ua bëjnë të padurueshme jetën tërë atyre shqiptarëve që kanë luftuar, kërkuar dhe kërkojnë bashkimin e Kosovës me Shqipërinë amë, duke i etiketuar ata ekstremistë. Madje ai, në atë thirrje, shkon edhe më tej, u thotë sërbëve të Kosovës se ata dhe ne shqiptarët e Kosovës kemi më shumë gjëra që na bashkojnë se sa na ndajnë. Kjo deklaratë e tij mua jo vetëm më habit, por edhe më detyron të dyshoj në ndershmërinë e kryetarit të PDK, ish shokut tim të luftës, pasi unë gjatë luftës dhe deri më sot nuk di që të kemi më shumë gjëra që i bashkon këta dy popuj në këta 1300 vjet, përveç se një mal me kufoma shqiptarësh dhe një det të tërë me gjak shqiptarësh të vrarë nga sërbët e Kosovës e të Sërbisë. Në rast se Hashimi dhe ndonjë tjetër do të më vërtetojë të kundërtën, atëhere unë kam guximin të kërkoj të falur publikisht, ashtu sikundër e kritikoj sot atë dhe partinë e tij po publikisht.
Madje, para disa minutash, një shoku im i luftës më morri në telefon nga Klina, ku bëhet një mbledhje e PDK-së së atij qyteti dhe më tha se në fjalën e tij, edhe sekretari i Përgjithshëm i PDK-së, ish zedhënësi i Shtabit të Përgjithëshëm të UÇK-së, ka deklaruar se PDK-ja nuk është parti e dalë nga lufta. Ky është turp dhe shkelje mbi gjakun e dymijë dëshmorëve të rënë në Luftën tonë Çlirimtare. Ata thonë se nuk janë parti e luftës, pasi kanë menduar dhe mendojnë vetëm për interesat e tyre individuale apo klanore. Njësoj si Rogova dhe, që nesër, kur të vinë në pushtet, meqënëse këtë vit do të zhvillohen zgjedhjet parlamentare, të kenë të drejtën morale të mos angazhohen dhe të mos mbrojnë interesat e veçanta të asaj pjese të popullit shqiptar në Kosovë, që e furnizoi dhe e mbështeti me gjithçka atë luftë. E bëjnë këtë që të jenë të xhveshur nga detyrimet kundrejt kësaj pjese të popullit, por edhe të jenë të përshtatshëm për ato institucione ndërkombëtare që kanë qënë dhe janë kundër UÇK-së.
Ndoshta, për ndonjë pjesmarës në këtë tubim fola pak ashpër, por nuk kemi të bëjmë me Rugovën dhe partinë e tij që u munduan të na vendosnin sa më shumë barjera gjatë luftës sonë çlirimtare si dhe shpifën sa u lodhën kundër UÇK-së dhe neve, duke u mbështetur nga joshqiptarët e Shqipërisë. Fjalën e kam për disa nga shokët tanë të luftës, që sot janë bërë liderë politikë, të cilët sakrifikuan dhe ishin të gatshëm të jepnin edhe jetën për këtë popull dhe Kosovën dhe sot na janë bërë më pacifistë se Rogova. Këta liderë politikë nuk i morën e nuk i marrin në mbrojtje as ishluftëtarët dhe as idealet për çka luftuam. Madje kanë guximin e na thonë se nuk jemi parti e luftës apo parti e dalë nga lufta, si Thaçi ashtu edhe Haradinaj. Kjo do të thotë të mohosh luftën që ata e bënë bashkë me ne. Këto janë fakte që ne ishluftëtarëve dhe ju që na mbështetët në atë luftë na rrënqethin. Por ndoshta ne nuk marrim vesh nga politika dhe ata kanë të drejtë! Ndoshta është edhe ashtu.
Më falni se mos u zgjata disi në këto kushte të ftohti në këtë lartësi, por do dëshiroja të prekja edhe një problem tjetër sa delikat aq edhe të rëndësishëm, i cili ka lidhje me tërë politikanët dhe pushtetarët e Shqipërisë dhe të Kosovës. Shumë prej tyre, për të mos thënë të gjithë, madje edhe intelektualë e pseudointelektualë shqiptarë, të cilët, kur vjen fjala se kush e çliroi Kosovën, flasin menjëherë, pa u menduar fare: Kosovën e çliroi NATO-ja. UÇK-ja jo vetëm që nuk mund ta çlironte Kosovën, shprehen ata, por as që mund të llogaritet në

çlirimin e saj. Madje Berisha si dhe i ashtuquajturi President i Kosovës, e kanë bërë moto shprehjen: Faleminderit NATO-s dhe Zotit që çliruan Kosovën.
Unë do t'i ndaja në dy kategori njerëzore të gjithë ata që shprehen në këtë mënyrë, duke mohuar rolin dhe kontributin e UÇK-së. Kategoria e parë janë injorantët. Mirëpo, injoranti, duke qënë se nuk di asgjë, nuk lexon asgjë, e ka bindur veten se i di të gjitha dhe se është kompetent për gjithçka çka thotë. Duke qënë se është i tillë, flet tërë kompetencë se ashtu si thotë ai është e vërteta. Këtu e shtyn edhe ligësia që e karakterizon në përgjithësi injorantin. Shumica e intelektualëve shqiptarë që shprehen e thonë se UÇK-ja as nuk mund ta çlironte Kosovën dhe atë e çliroi vetëm NATO-ja, bëjnë pjesë në këtë kategori, qofshin edhe me grada shkencore.
Kategorinë e dytë, të cilët mohojnë rolin e UÇK-së në çlirimin e Kosovës, e përbëjnë të gjithë ata që kanë qenë dhe janë miq, simpatizantë ose të shpërblyer në forma të ndryshme nga Sërbia, qofshin ata politikanë, intelektualë apo qytetarë të zakonshëm.
Të dy këto kategori, e mohojnë UÇK-në për një qëllim të vetëm: Ta bëjnë Sërbinë të ndihet krenare dhe që ajo të vazhdoi të thotë se UÇK-ja nuk ishte ushtri por thjeshtë një grup terroristësh. Në mënyrë të veçantë ato shprehje mohuese për UÇK-në nuk u falen atyre që kanë qoftë edhe dy gram tru, pasi të mohosh rolin e UÇK-së në çlirimin e Kosovës do të thotë të mohosh faktorin e brendëshëm, faktorin shqiptar, i përfaqësuar nga UÇK-ja dhe askush tjetër. Dhe, nga ana tjetër, e bëjnë Sërbinë ta ndjei veten krenare edhe pse kapitulloi në luftën me ne, pasi janë shqiptarët që me gojën e tyre i thonë Sërbisë: Mburu se ti nuk të mposhtën forcat shqiptare, UÇK-ja, por vetëm forcat ajrore të NATO-s. Këtu qëndron edhe shpjegimi i arrogancës sërbe sot e gjithë ditën në politikën dhe diplomacinë që ajo ndjek ndaj shqiptarëve në Kosovë. Mirëpo, të dy këto kategori që thonë se Kosovën e çliroi NATO-ja dhe jo UÇK-ja, indirekt, por edhe drejtpërsëdrejti, i thonë Sërbisë: Ti mos u kërko falje shqiptarëve për masakrat që ke bërë. Ata i thonë sërbisë: Ti mbaj këtë qëndrim që ke mbajtur ndaj shqiptarëve në Kosovë, qëndrim përbuzës, se ata (shqiptarët) as që kishin ndërmend të luftonin e jo më të të mundnin.
Me këtë lloj sjelljeje dhe mohimi ndaj UÇK-së nga politika dhe inteligjenca shqiptare, ata i japin Sërbisë të drejtën që të mos u kërkojë kurrë falje shqiptarëve, pasi ajo nuk dëshiron ta njohi luftën që bëri faktikisht me UÇK-në dhe, si rjedhojë, këta liderë politikë shqiptarë, por edhe intelektualë pseudopatriotë as që nuk duan që UÇK-ja të njihet si e tillë, si palë ndërluftuese në çlirimin e Kosovës gjatë viteve 1997–1999. Njëkohësishtë këta derbederë, me këtë sjellje mohuese dhe injoruese, nuk duan ta radhisin UÇK-në në krahun e fitimtarëve.
Meqënëse politikanët ndërkombtarë edhe ata shqiptarë e mohojnë rolin e UÇK-së në çlirimin e Kosovës, ndaj dhe Sërbia thotë tërë arrogancë se Kosova është Jeruzalemi Sërbisë, djepi i saj. Pse e thotë këtë Sërbia? Sepse i vjen për hosh dhe i japim ne të drejtë ta shprehi atë, pasi vet politikanët shqiptarë, duke u bërë bisht i politikës europjane, duke mohuar rolin e UÇK-së, indirekt e stimulojnë Sërbinë ta thotë: Sërbinë nga Kosova deshi dhe e largoi NATO-ja, por jo shqiptarët në Kosovë. Me një fjalë, ata i japin të drejtën Sërbisë të shprehet se

“shqiptarët e Kosovës janë ardhacakë në tokën time” dhe si të tillë ata as kanë luftuar dhe as e kishin ndërmend të luftonin që të ikte Sërbia nga “djepi” i saj. Si rjedhojë, duke mohuar ekzistencën e një ushtrie shqiptare (UÇK-në), Sërbisë i japin të drejtën të vazhdoi të thotë: Unë (Sërbia) nuk luftova në Kosovë kundër një ushtrie shqiptare, sikundër duan të thonë ish luftëtarët e UÇK-së, por luftova kundër ca terroristave, shprehje që e ka thënë dhe e thotë Milloseviçi edhe sot në Hagë.
Prandaj, të thush se në Kosovë nuk ka parti politike të dala nga lufta çlirimtare, do të thotë të thuash atë çka thotë Sërbia me miqtë e saj. Pse, kot e morri Sërbia Rugovën në 3 prill të vitit 1999, kur u shpall Qeveria e Përkohëshme e Kosovës, dhe e nxorri në TV e Beogradit dhe i tha t’i bënte thirrje NATO-s që të ndalonte bombardimet në Kosovë e Sërbi dhe që Rugova e tha tërë buzëqeshje? Me atë veprim të Sërbisë dhe të Rugovës, indirekt iu tha botës mbarë se nga Kosova janë duke u shpërngulur ca terroristë, që nënkuptohej UÇK-ja, si dhe përkrahësit e tyre. Me këtë veprim të Milloseviçit, por edhe të Italisë, iu tha botës se Presidenti i shqiptarëve në Kosovë është shëndosh e bukur, por kanë dalë ca terroristë dhe na kanë sjellë ca shqetësime, ndaj dhe po ikin nga Kosova pasi nuk i do populli. Ja pse mohohet UÇK-ja. Edhe mohimi i ekzistencës së partive tona të dalë nga lufta këtë don me thënë.
Edhe ajo thirrja e paradyjavshme e Hashim Thaçit, ku u thotë sërbëve në Kosovë: Ejani dhe bashkohuni me me PDK-në dhe të dënojmë ekstremistët, ç’farë do të thotë? Që në Kosovë nuk pati luftë të armatosur, se po të kish luftë duhej të kishte edhe ushtri çlirimtare shqiptarësh, pasi dihet që luftrat i bëjnë ushtritë, ndërsa ata që hedhin pesë pushkë në një mal apo në një qafë dhe zhduken, janë thjeshtë ca komitë apo ca ekstremistë.
Mirëpo, për çudi, të gjithë drejtuesit e partive politike shqiptare të Prishtinës si dhe ato joshqiptare ia kishin miratuar Thaçit atë thirrje, përveç përfaqësuesit të sërbëve të Kosovës. Kështu shkruhet në gazetëbn e Thaçit, *Epoka e Re,* e datës 3 prill e këtij muaji. Gjë që do të thotë se edhe pse Thaçi dhe partia e tij duan ta mohojnë luftën tonë, nuk e mohojnë vet sërbët e Kosvësë, pasi ata janë më të ndërgjegjëshëm për atë që kanë bërë. Ata nuk e mohojnë ekzistencën e luftës në Kosovë, pasi nuk duan ta mohojnë që Sërbia i mobilizoi ata me hir e me pahir dhe i reshtoi në radhët e policisë e ushtrisë sërbe dhe që luftuan kundër një ushtrie shqiptare, që quhej UÇK. Ndërsa Hashim Thaçi dhe udhëheqja tjetër e PDK-së, që përbëhet nga shumica e ish antarëve të Shtabit të Përgjithshëm të UÇK-së, thonë pa pikë droje se PDK-ja nuk është parti e luftës. Pra, ata, dashje pa dashje, thonë se në Kosovë nuk u mobilizuan shqiptarët për t’u çliruar dhe se luftën e bëri vetëm NATO-ja. Atëhere, kundër kujt luftuan 32 mijë luftëtarë nga radhët e popullit shqiptar në Kosovë dhe kush i mbështeti ata?
Sipas këtyre zotërinjve duhet të pranojmë se të gjithë qytetarët e Kosovës luftuan, por luftuan kundër ca ekstremistëve kokëkrisur që e quanin veten UÇK , prandaj nuk ka parti të dala nga lufta. Kështu thotë edhe Rugova. Atëhere, dashje pa dashje duhet të pranojmë atë që na tha zëdhënësia e UNMIK-ut, zonja Karloviç në tetorin e kaluar, se në Kosovë nuk patëm luftë por një grindje mes shqiptarëve në Kosovë dhe sërbëve për: Ma ke a s’ma ke. Atëhere kush na i vrau 12 mijë qytetarë në Kosovë? Kush na i zhduku 6 mijë të tjerë? Kush i dogji

fshatrat e Kosovës? Po këta 2 mijë dëshmorët me kë luftuan që u vranë dhe sot ne i përkujtojmë me veneracion? Pra, sipas këtyre kapso politikanëve dhe kapso intelektualëve shqiptarë, nuk luftuan shqiptarët, nuk pati UÇK, por vetëm ca avjonë të NATO-s fluturuan mbi Kosovë dhe trembën ushtrinë sërbe, e cila iku vet nga Kosova. Ndryshe nuk ka se si të kuptohet.
Të mohosh luftën tonë do të thotë të mohosh UÇK-në. Por, po t'i referohemi përvojës së Luftës së Dytë Botërore, artileria gjatë asaj lufte thirrej: "Zoti i Luftës". Mirëpo, nuk është thënë deri më sot se luftën kundër nazifashizmit e fitoi Zoti i Luftës, artileria, (të cilën edhe Gjermania nuk e kish të pakët), por thuhet se atë luftë e fituan formacionet e mëdha luftarake të Aleatëve. Me këtë kuptojmë se, çdo luftim, e jo më beteja dhe vet lufta në tërësi, nuk fitohet vetëm me zjarrin e "Zotit të Luftës" (Artilerisë), në rastin tonë nga aviacioni i NATO-s. Duhej edhe pushka e këmbësorit të UÇK-së që të fitohej ajo luftë.
Edhe në Luftën e Vietnamit, zot i luftës ishte aviacioni luftarak amerikan, i cili edhe pse i rafshoi gjithë fshatrat dhe qytetet e Vietnamit, përsëri luftën e fituan ata që luftonin në tokë, çlirimtarët vietnamezë, dhe jo zoti i luftës, sikundër ish aviacioni. Për këtë arsye ekziston edhe proverbi ushtarak: *Po nuk shkeli këmba e këmbësorit nuk ka fitore*. Kjo don të thotë se fatin e luftës e vendos njeriu dhe jo arma dhe teknika.
Gjithashtu, gjatë Luftës së Dytë Botërore dihet që ushtritë partizane, si të Jugosllavisë ashtu edhe të Shqipërisë, nuk mund të çliroheshin vetëm pa ndihmën e koalicionit antifashist, por deri më sot nuk është mohuar kontributi i madh i atyre ushtrive partizane për çlirimin e vendit nga nazifashizmi. Ndërsa, kur vjen puna te roli dhe vlerat e UÇK-së, peshorja përmbyset! UÇK-ja ishte këmbsoria e NATO-s, pasi asnjë ushtar i NATO-s nuk luftoi në Kosovë. Dhe si e tillë, si këmbsori e NATO-s, UÇK-ja e justifikoi plotësishtë detyrën në atë luftë. Prandaj, e drejta është të thuhet se luftën në Kosovë nuk e fitoi vetëm aviacioni i NATO-s, por bashkveprimi luftarak midis UÇK-së dhe aviacionit të NATO-s, gjë që don të thotë se UÇK-ja ishte faktor vendimtar për çlirimin e Kosovës.
Për këtë arsye themi se, ata politikanë që dolën nga "këmbsoria" UÇK, nuk kanë të drejtë të thonë se në Kosovë nuk ka parti të dala nga lufta. Këto përfundime nuk i luajnë as topat e Zotit të asaj Lufte. Lavdi UÇK-së dhe luftës sonë heroike!
*Shënim: Në fshatin Berishë, në malet e Berishës, më 18 prill 2004, me rastin e pesë vjetorit të rënies së 5 dëshmorëve në mbrojtje të RKL.*

## RADIO KOSOVA E LIRË
## U KA MBETUR BESNIKE IDEALEVE TË LUFTËS SONË

**(**Me rastin e 10 vjetorit të saj, 04.01.2009**)**

Thonë se ngjarjet historike përsëriten, por gjitnjë në përqasje me kushtet përkatëse ekonomiko-shoqërore. Kjo dukuri u vu re edhe gjatë Luftës Çlirimtare në Kosovë, në vitet 1997-1999, e më konkretisht gjatë funksionimit të Radio Kosova e Lirë, në periudhën e intervenimit ajror të NATOs, në krah të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, Mars - Qershor 1999. Cila ishte ajo ngjarje historike që u përsërit gjatë asaj periudhe? Po. Ajo që unë do të tregoj, besoj se dihet nga

shumica e pjestarëve të UÇK-së por edhe nga shumë të tjerë, kështu që, unë vetëm se do t'ua kujtoj.
Ajo ka të bëjë me mediat difuzive gjatë Luftës së Dytë Botërore, dhe pikërisht gjatë kohës kur armatat e Hitlerit ishin ndalur para dyerve të Moskës. Në kulmin e nervozizmit që mësymja hitleriane u ndal, Hitleri pat deklaruar: Me të kapur qytetin e Moskës, të parin qytetar sovjetik që do të pushkatoj do të jetë spikeri i Radio Moskës; folësi që jepte lajmet mbi luftimet në frontet e luftës. Me zërin e tij kumbues dhe tonin luftarak, ai i mobilizonte edhe më shumë popujt sovjetikë për të luftuar.
Afërsishtë e tillë ishte edhe deklarata e shëmbëlltyrës së Hitlerit të fundshekullit të XX, fashistit anarkist serb, Arkani, i cili çdo ditë delte në medjat serbe të instaluara në Kosovë dhe deklaronte: Nesër do të mbrij në malet e Berishës dhe të parën gjë që do të bëj do të eleminoj Radion "Kosova e Lirë".
Me këta dy paralele që solla, a kam të drejtë të shprehem se, historia përsëritët? Por as Hitleri dhe as Arkani nuk ia arritën dot qëllimit. Radio Kosova e Lirë, edhe pse u godit nga aviacioni serb dhe nga raketat tokë-tokë të ushtrisë serbe të pozicionuara në Arllat, ajo radio nuk devijoi as edhe një minutë nga programi i saj, falë heroizmit të ekipit të vet Radios, por falë edhe heroizmit të luftëtarëve që e mbronin atë, nga të cilët 12 prej tyre dhanë jetën që Radioja jonë e luftës së çlirimtare të mos heshtëte. Ja, këta janë heronjtë dhe mos i kërkoni ata në qiell.
Madje, faktet që unë solla për krahasim kanë edhe një ngashmëri tjetër shumë interesante. Gjatë periudhës së Luftës së Dytë Botërore, me Bashkimit Sovetik, që luftonte kundër Hitlerit, u bashkuan dy shtetet më të fuqishme të botës të asaj kohe: SHBA dhe Britania e Madhe dhe ai koalicion mori emërin: Aleatët.
E njëjta gjë ndodhi edhe me me UÇK-në gjatë Luftës Çlirimtare në Kosovë, që luftohej kundër Sërbisë së Milloshevicit. Me ne u bashkuan po ata Aleatë, përjashtuar Rusisë, SHBA (superfuqia e vetme e botës dhe më e madhja në historinë e njerëzimit) dhe Britania e Madhe. Por, në rastin tonë pati edhe një dallim më shumë, aleanca antifashiste u zgjerua edhe më e madhe, luftën tonë e mbështeti edhe Bashkimi Europjan sëbashku me aleancën më të madhe ushtarake të botës, NATO-n, aviacioni i së cilës u pagëzua për herë të parë me luftën e vërtetë.
Lind pyetja: Pse agresori Hitler dje, dhe pse agresori Arkani sot, 58 vite më vonë, objektivin e parë për asgjësim kishin Radiot që jepnin lajmet nga Fronti: të parët Radio Moskën, të dytët Radion "Kosova e Lirë"?
Përgjigjia është shumë e thjeshtë. Radioja ishte zëri i Atdheut për liri. Gjithë Atdhue përmblidhej në atë zë. Ai zë ishte Atdheu. Është e vërtetë që radioja jonë kish aparatura të vjetra, por… këndonte këngë të reja. Është e vërtetë që Kosova ishte e coptuar, e gjakosur, e tradhëtuar…, por, radio "Kosova e Lirë" tregonte se Kosova ishte e mbrojtur. Është e vërtetë që shumica e popullit në Kosovë qe zhvendosur me dhunë, por zëri i djemve të saj, Radio Kosova e Lirë u thoshte: Mos kini merak, shpejt do të ktheheni, se kini lindur e rritur djem e jo meshkuj.
Që prej 14 muaj Kosova po luftonte për jetën e saj. Dhe në 4 janar 1999, në ditën e 400 të luftës sonë çlirimtare, vënia në funksionim e Radio "Kosova e Lirë" vërtetonte se besimi për çlirimin e Kosovës ishte bërë aq i natyrshëm për popullin

shqiptar në Kosovë, por edhe në të gjithë kombin, sa edhe ngrënia e ushqimit dhe fjetja.
**“Ju flet Kosova e Lirë”**, gjëmoi zëri i Luftës Popullore për Çlirim.
Ai ishte zëri që predikonte luftën tonë të drejtë, bazën e jetës sonë; ai ishte një agjitator, një kryengritës i paduruar, kryeneç dhe i shqetësuar; ai ishte fryma rebeluese në shpirtin e njerëzve, i cili sulmonte të kënaqurit e njeriut me vetveten; ai ishte zëri, që zgjonte të fjeturit e u tregonte të kaluarën e afërt; ai ishte zëri që u ndriçonte rrugën për jetën e re; ai ishte zëri që i nxiste të mendonin thellë e të hidhnin poshtë paragjykimet për UÇK-në.
Zëri i kësaj radioje ishte tingulli që bënte çekani UÇK që binte mbi kudhrën e historisë së Kosovës dhe mbi gjeneralët serbë; ishte tingulli i atij çekani që binte mbi ata shqipfolës që mallkonin UÇK-në, të cilët i hutonte, pasi e panë fare qartë se asgjë nuk doli nga ofensivat e vazhdueshme të forcave serbe tek të cilat ata shpresonin shumë.
Të gjithë shqiptarët në Kosovë, që e dëgjuan atë zë, u bashkuan shpirtërisht me UÇK-në dhe një pjesë e tyre edhe fizikishtë, ndërsa gratë dhe fëmijët flinin të urritur nën nailonet në zonat ku i mbronte UÇK-ja.
Nga 9 mijë luftëtarë që kishte UÇK-ja në radhët e saj deri atë ditë që lindi Radio Kosova e Lirë, pas atij zëri të fuqishëm radhët e UÇK-së arritën në 19.800 luftëtarë të reshtuar në formacionet që luftonin në Kosovë. U dyfishua UÇK-ja. Kosova, deri atë ditë kish trashëguar gati 10 parti të ndryshme, 100 ide të ndryshme, 50 shoqata të ndryshme dhe të paktën 1000 marrëzi të ndryshme. Por Kosova, me zërin e Radios Kosova e Lirë dhe Agjensinë Kosova Press, e plotësoi simfoninë e Luftës Çlirimtare, zë i cili i thërriste popullit: Qëndresë deri në fitore! Rroftë Kosova e lirë! Duke dëgjuar këtë zë shqiptarët në Kosovë njohën forcën e tyre të madhe. Dhe, kur mëson këto fakte, mohoje, po deshe që Radio Kosova e Lirë u shndërua në udhëheqësja politike e asaj lufte në Kosovë.
Prej 4 janarit 1999 Radio Kosova e Lirë dhe Agjensia Kosova Press ishin epiqëndra e gjithë Kosovës dhe jo vetëm e UÇK-së, sepse ato ishin zëri i zëmrës së frontit të luftës për liri. Ndaj dhe armiku këtu i përqëndroi forcat kryesore, kundër maleve të Berishës dhe tërë Drenicës.
Sado që u granatuan rëndë ato institucione, qiellgërvishëset e vetme shqip në Kosovë, ato vazhduan të jetonin e të trasmetonin. Kur dëgjuan atë zë banorët e Kosovës nuk e ndjenin më veten të braktisur. “Janë tanët”, thirrën ata. Burra e gra qanin nga gëzimi dhe thoshnin: “Tanët po luftojnë! Rroftë UÇK-ja!”.
Dhe lajmi kapërceu kufijtë e Kosovës dhe u përhap në tërë botën. Për UÇK-në dhe tërë popullin shqiptar që ishte me të, gjëndja ishte e qartë. Ata e kishin aq të qartë e të sigurt besimin në fitore, aq sa edhe Millosheviçi dhe përkrahësit e tij në Kosovë dhe jashtë saj, të cilët mendonin me dëshpërim si të mund të zbukuronin luftën dhe propagandën e tyre të mallkuar, të cilët kërkonin që me një gjethe fiku të mbulonin tërë lakuriqësinë e politikës së tyre të poshtër. Por, ja që s’i linte të qetë Zëri i Kosovë së Lirë.
Po të mos ishte kjo radio e thjeshtë, por që dëgjohej në tërë territorin e Kosovës, jo vetëm që do të binte morali i gjithë popullit shqiptar në Kosovë, por Ushtria Çlirimtare e saj do të mbetej si peshku pa ujë dhe nuk do të kishte moral për të luftuar. Jo më kotë Napoleon Bonoparti pat thënë: “Në luftë, gjëndja morale

përbën tre të katërtat e lojës. Pjesa që mbetet varet nga fuqitë fizike". Dhe këtë moral të lartë të popullit dhe ushtrisë në Kosovë, gjatë asaj lufte, e mbajti lart ekipi i Radio Kosova e Lirë dhe Agjensisë Kosova Press; ndaj, të gjithë ata që mendojnë se janë shqiptarë, duhet t'u përulen me respekt tërë jetën këtyre dy institucioneve të luftës sonë dhe njerëzve që i drejtuan dhe i mbajtën gjallë ato dy institucione.

* * *

Mirëpo ekipi i Radio Kosova e Lirë nuk e quajti të mbaruar punën që ata bënë gjatë luftës. Ata menduan, dhe menduan drejt, se lufta edhe më e madhe për ata do të ishte periudha e pas luftës. Dhe ashtu rezultoi. Porsa Radio Kosova e Lirë u vendos në Prishtinë, çuditërisht ajo u braktis nga të gjithë inisiatorët e ngritjes së asaj radioje gjatë luftës.

Dikush edhe mund të habitet kur dëgjon këtë shprehje nga mua. Dhe unë jam i detyruar që ta sqaroj: Braktisja e Radjos Kosova e Lirë nga Qeveria e Përkohëshme e Kosovës dhe sot po nga Qeveria që drjetohet nga po ai ekip, pothuaj tërësishtë nga ish antarë të Shtabit të Përgjithëshëm të UÇK-së, me ndonjë përjashtim të vogël. Dhe kjo ndodhi sepse: Ushtria Çlirimtare e Kosovës, madje edhe vet Shtabi i saj i Përgjithëshëm, kishte një përbëre dhe karakter heterogjen. Si e tillë, në të ka patur shumë elementë të lëkundur, oportunistë, gjë që nuk ishin të prirë dhe objektivishtë fort të interesuar që idealet e asaj lufte të çoheshin deri në fund.

Kjo është edhe arsyeja kryesore pse Radio Kosova e Lirë është penguar dhe pengohet sot e gjithë ditën nga politikanë vendas dhe të huaj; sepse ajo është aktualisht në këta 10 vite të pasluftës, e vetmia mbrojtëse e sinqertë e idealeve të asaj lufte; sepse ajo është e vetmia opozitë e UNMIK-ut, e Sërbisë, e Politikanëve servilë dhe e mediave gënjeshtare vendase.

Mirëpo ata mjeranë i gënjen mendja se e kanë mashtruar këtë popull. Dhe kjo ndodh se ata harrojnë një të vërtetë historike, të cilën e ka përmbledhur Abraham Linkoln, në shprehjen: **"**Mund ta gënjesh një pjesë të popullit për ca kohë. Mund ta gënjesh edhe tërë popullin për ca kohë. Por kurrë nuk mund të gënjesh tërë popullin për tërë kohën**"**. Dhe kjo u vërtetua në zgjedhjet parlamentare të Kosovës në vitin 2007, ku vetëm ¼ e zgjedhësve morrën pjesë në votime dhe ku partia, që sot kryeson qeverinë, morri vetëm 7% të votave të të gjithë popullit, e cila do të thotë se pakica drejton shumicën. Por, njëkohësishtë, kjo tregon se ky popull nuk gënjehet më. Dhe, në këtë drejtim meritën më të madhe e ka Radio Kosova e Lirë.

* * *

Edhe sot, në kushtet kur për shqiptarët doli në dritë problemi që, serbët dhe Sërbia ngulmojnë të arrijnë jo vetëm ndarjen e Kosovës (kjo është faza e parë), por që ta rirrëmbejnë të tërë Kosovën përmes 6 pikave të Ban Ki Mun-it dhe EULEX-it, Radio Kosova e Lirë ka marrë përsipër barrën propagandistike, njësoj si dje në luftë, e cila përmblidhet tek fjalët: Duhet gjetur mjeti për të bllokuar Sërbinë si dhe mbështetësit e saj ndërkombëtarë e të brendëshëm.

Dhe ky mjet është ndërgjegjësimin gradual të popullit shqiptar në Kosovë dhe në Luginën e Preshevës, pasi ende ky popull nuk i ka të qarta tradhëtitë që i janë bërë dhe po i bëhen, ku Sërbia po përpiqet ta gëlltitë përsëri Kosovën; ende ky

popull nuk e ka të qartë se serbët jo vetëm nuk e tolerojnë Mitrovicën Veriore, enklavat serbe në Kosovë dhe Preshevën, por duan të rimarrin tërë Kosovën.
Që shqiptarët të dalin nga mpirja dhe t'u vendosin serbëve dhe miqve të tyre të hapur e të fshehtë një kufi, për këtë qëllim Radio Kosova e Lirë, përmes komenteve dhe analizave të saj ka filluar të ngrejë një politikë të re, për një "përmbajtje" dhe synim për të kontrolluar dhe ndaluar ekspansionin serb. Përmes zërit dhe emisioneve të saj, si dhe pasqyrimit të atyre materialeve në faqet e internetit, kjo Radio bën përpjekje që të sprapset përparimi serb dhe të detyrohen të tërhiqen prapa kufijve të caktuar në Kumanovë në 10 qershor 1999. Ky, thuhet në zërin e Radio Kosova e Lirë, do të ishte shansi i vetëm për shpresën në Kosovë; dhe këtë strategji të kësaj radioje militante kombëtare duhet ta mbështesim të gjithë, me të gjitha format dhe mjetet që ajo ka nevojë.
Ajo që ngrihet në materialet e përditëshme të kësaj Radioje është tërheqja e vëmëndies së popullit, Parlamentit dhe Qeverisë aktuale në Prishtinë, e cila duhet jo vetëm të merret me ballafaqimin e drejtpërdrejtë me Sërbinë, por të ketë parasysh edhe lidhjet e ngushta të këtij vendi me shumë shtete të Bashkimit Europjan dhe të Këshillit të Sigurimit. Kjo radio po ua bën të qartë shqiptarëve se Sërbia, për të gëlltitur përsëri Kosovën, po bën trysninë më të madhe politiko-diplomatike edhe në vendët e tjera ku deri tash nuk ka gjetur mbështetjen për këtë qëllim.
Nga çasti kur Serbia arriti të sigurojë planin Ahtisari dhe 6 kushtet e OKB-së, pasi rriti edhe fuqinë e saj ushtarako-ekonomike, filloi të praktikojë politikën e agresionit të tërthorrtë: rishikimin e Marëveshjes ushtarako-teknike të Kumanovës.
Në kundërpërgjigje të kësaj strategjije të stërholluar të Sërbisë, Radio Kosova e Lirë ka filluar luftën e saj sqaruese propagandistike si më poshtë:
E para. Meqënëse sërbët po realizojnë në heshte ndarjen de fakto të territorit të Kosovës, e në mënyrë të veçantë për tokat rreth manastireve dhe kishave serbë në Kosovë, Kosova e Lirë tërheq vëmendien që qeveria e Kosovës dhe tërë politika shqiptare e këtushme të kundërpërgjigjen dhe të këmbëngulin që ajo ndarje të bëhet duke patur parasysh sa $m^2$ i bie për çdo banor të Kosovës dhe serbët të mos kenë në tërësi më shumë sipërfaqe se sa u takon gjithë sërbëve në Kosovë, pavarësishtë nga sasia e vëndbanimeve dhe institucioneve të tyre fetare. Që të mos ketë padrejtësi dhe gabime të pakorigjueshme në të ardhmen në këtë drejtim, vijon sqarimi i kësaj radioje, duhet që Parlamenti dhe Qeveria aktuale e Kosovës të mos lejojnë funksionimin e EULEX-it pa u bërë regjistrimi i popullsisë në Kosovë si dhe t'u bëjë thirrje gjithë emigrantëve të vinë e të regjistrohen në Kosovë. Kjo duhet të jetë detyra e parë e EULEX-it, është nëteksti i komenteve të kësaj radioje.
E dyta, Radio Kosova e Lirë thekson: meqënëse serbët kërkojnë rishikimin e Marrëveshjes tekniko-ushtarake të Kumanovës, edhe ne të ngremë rishikimin e Marrëveshjes midis NATO-s dhe UÇK-së të 20 qershorit 1999, ku të kërkohet krijimi i ushtrisë së Kosovës mbi bazën e ish luftëtarëve të UÇK-së, në krye të së cilës të vihen isht kuadrot drejtues të njësive dhe ata ish-ushtarakë profesionistë të saj meqënëse kanë përvojën dhe vendosmërinë e duhur. Ne, theksohet në materialet e kësaj Radioje për të cilën jemi mbledhur sot, kemi më shumë të

drejtë për rishikimin e Marrëveshjes së UÇK-së me NATO-n, se sa kanë serbët për marrëveshjen e tyre, pasi ne na u bë padrejtësia më e madhe: ku, edhe pse ne ishim ushtri fitimtare, kapitulluam pa kushte!; ndërsa serbët, edhe pse ishin ushtria agresore dhe kapitullante, kapitulluan me kushte!
Ne, theksohet në materialet analitike të Radio Kosova e Lirë, gabuam dhe e pranuam këtë tragjedi sepse ramë viktimë e rrenës së turpshëm që na u punua për zhvillimin pas tre vjetësh të referendumit për vetëvendosje; ndërkohë që në Kumanovë na ishte bërë pabesia tjetër, nuk ishte parashikuar riatdhesimi i detyrueshëm i të burgosurve, robërve, i të rrëmbyerve shqiptarë dhe e tërë pasurisë sonë të transferuar në Beograd.
Ishin këto dy marrëveshje në dëm të shqiptarëve dhe në favor të serbëve, që i hapën rrugën planit 6 pikësh të OKB-së, duke eleminuar UÇK-në.
Marrëveshja e Kumanovës u quajt Marrëveshje Tekniko-Ushtarake me prapaskenën që ajo të rishikohej, pasi marrëveshjet teknike janë akte normative, ndryshe nga traktatet, të cilat firmosen vetëm nga ministri përkatës dhe kryeministri apo presidenti, (si në rastin e Milloshevuiçit), që në Parlament miratohen pa diskutim, vetëm me ngritje ose jo të kartonit.
Këtë klauzolë juridike ndërkombëtare e shfrytëzojnë shumë mirë serbët. Ndërsa Marrëveshjes sonë, kur ajo është nënshkruar nga përfaqësuesit tanë në Prishtinë në 20 qershor 1999, i është hequr fare fjala “marrëveshje” dhe është zëvendesuar me fjalën “zotim” për çmilitarizimin dhe trasformimin e UÇK-së, që ne të mos kemi të drejtën të pretendonim më vonë, sikundër pretendojnë serbët sot, pasi ajo jona nuk emërtohet as “marrëveshje”.
Mirëpo, kjo kërkesë për rishikim të asaj marrëveshjeje me ne, tashti duhet ngritur vetëm nga Parlamenti i Kosovës, ndryshe nuk ka efekt. Në rast se Parlamenti i Kosovës, thuhet në materialet analitike dhe komentet e Radio Kosova e Lirë, do të këmbënguli në rishikimin e asaj marrëveshjeje, duhet të parashikohet edhe referendumi për vetëvendosje jo vetëm në Kosovë por edhe në Kosovën Lindore, si dhe në Mitrovicën Veriore.
Në rast se Parlamenti, qeveria, dhe tërë forcat politike në Kosovë arrijnë të bëjnë realitet këto veprime, thekson Radio Kosova e Lirë, jo vetëm që do të vihet drejt zgjidhjes çështja shqiptare në Ballkan, por edhe Ballkani nuk do të jetë më “fuçi barruti”, sikundër e kanë cilësuar dhe e cilësojnë.
Meqënëse serbët kërkojnë me këmbëngulje Mitrovicën Veriore, nga ana e Parlamentit dhe e Qeverisë së Kosovës, thekson radioja jonë, të kërkohet që Veriu Mitrovicës të jepet duke bërë ndërim territoresh me Kosovën Lindore, reciprokisht në atë raport me sasinë e popullsisë.
Problemi i Tretë, që del nga komentet e Radio Kosova e Lirë, është që Qeveria e Kosovës të kërkoi që të preçizohen rrugët koridor për kalimin e serbëve nëpër enklava, sepse, me sa shohim, theksohet nga Radioja, ka gjasa të përsëritet historia si me enklavën e Berlinit në fund të L2B, ku në vitin 1945, duke mos u parashikuar koridori kalimit ndodhi bllokimi që gati kaloi në konflikt të armatosur midis rusëve dhe ish aleatëve të tyre.
Sikundër po shihet, radio Kosova e Lirë nuk ka devijuar as pak nga idealet e luftes sonë çlirimtare, prandaj duhet ta mbrojmë atë, ta ruajmë, ta ndihmojmë e ta dëgjojmë atë zë aq të vërtetë dhe aq besnik për shqiptarët.

Në mbyllje të fjalës time dua të theksoj se në Kosovë, pas luftës janë ngritur dhe funksionojnë shumë radio e media të tjera, të cilat janë të paisura me aparatura tepër moderne si dhe kanë ndihma dhe lehtësira të shumëllojshme nga ndërkombëtarët dhe qeveritarët e politikanët vendas. Mundësitë e atyre medjave të tjera, po t'i krahasosh me mundësitë dhe vështirësitë e Radio Kosova e Lirë, ato dallojnë si dita ndaj natës.
E megjithatë të gjitha ato madia të ndryshme e të fuqishme e kanë dhe do ta kenë zili Radio Kosova e Lirë, pavarësishtë se mundohen ta fshehin atë zili, edhe pse kjo radio nuk i ka mundësitë tekniko-financiare të tyre. Pse? Sepse kjo radio ka një pasuri shumë më tepër se ç'kanë ato të tjerat. Në vend të mundësive teknike që kanë mediat e tjera, Radio Kosova e Lirë ka realitetet e të shkuarës: – ka mundësitë që ajo ka realizuar; ka synimet që ka përmbushur; ka vlerat që ajo ka arritur, vlera që tërë mediat e Kosovës të mara sëbashku nuk mund t'i arrijnë. Dhe mbi të gjitha, ka pasurinë e zërit të së vërtetës dhe pse thotë të vërtetën, ndaj dhe ka kaq shumë kundërshtarë. E vërteta bën armiq.
Dhe këto pasuri të së shkuarës së Radio Kosova e Lirë dhe Agjensisë Kosova Press, nuk ua merr dotë asgjë dhe askush. Pikërisht kjo e siguron vlerën e pashlyeshme të dinjitetit të këtyre dy institucioneve të asaj lufte dhe të ekipeve të tyre, sepse është vlerë e papërsëritshme në dobi të shoqërisë shqiptare, dhe nuk kushtëzohet nga përfitimet që mund të nxjerri njeri apo tjetri në të tashmen.
Po ashtu është e vërtetë se ekipi i Radio Kosova e Lirë është dhe ka për të mbetur një pakicë si dhe një radio e vogël. Por pikërisht këtu e shoh unë dhe sfidën e vërtetë për t'u bashkuar me këtë ekip të vogël e guximtar, pasi Kosova gjëndet nën një sulm të gjithanshëm çoroditës dhe çdo gjë do të shkonte edhe më për lumë po qe se nuk do të kishim Radio Kosova e Lirë dhe po qe se ne që ia kemi dëgjuar zërin në ato ditët e stuhishme nuk do ta përkrahim.

## QË TË LUFTOSH ME ARMË NË DORË PËR LIRINË E NJË POPULLI TË TËRË, NUK ËSHTË PUNË QË E BËJNË TË GJITHË

(Meditim nga një takim në Kaçanik)

Sot, në 28.09.2003, isha në qytezën e Kaçanikut, i ftuar në ceremoninë përkujtimore të dëshmorëve Bashkim Vishi dhe Nazim Terziu. Më shoqëronte edhe bashkluftëtari tjetër nga Librazhdi, Dashamir Alliu, pjesmarrës në radhët e Zonës Operative të Llapit. Duke më ftuar më krijuan mundësinë të ngushëlloj në emër të SHP të UÇK-së, (edhe pse me vonesë), familjarët dhe të afërmit e dëshmorëve në fjalë si dhe të gjithë pjesmarrësit e mbledhur në atë nderim.
Data 28 shtator e vitit 2003 është pesë vjetori i luftimeve heroike në ish Nënzonën e Nerodimës, që ndryshe i thonë Beteja e Jezercit, ku ranë duke luftuar heroikisht nëntë trima, sëbashku me komandantin e tyre Sejdi Sejdiu, midis tyre edhe djalosharët trima të Kaçanikut, Bashkim Vishi dhe Nazim Terziu.
Po të kthehemi pak prapa në kohë dhe t'i kalojmë në kujtesë ato ditë, do të themi se Luftimet e Jezercës së Ferizajt, në fundin e shtatorit 1998, shënojnë përfundimin e operacionit fshirës të verës dhe vjeshtës të atij viti nga Forcat e Armatosura Sërbo – Malazeze. Them Forcat e Armatosura, pasi ato ditë u përdor nga sërbët edhe Forcat Ajrore të tyre, aviacioni helicopter.

Dihet se ai operacion filloi në Drenicë, si përherë, vazhdoi në Dukagjin dhe Junik dhe përfundoi në Jezercë. Pra, armiku e kish parashikuar se të gjithë ata luftëtarë të UÇK-së, që nuk do të mund t'i asgjësonte, dhe që kurrë nuk do të pranonin të largoheshin nga Kosova apo të dorzoheshin, ata më "kokëkrisurit", do të grumbulloheshin në malin e Jezercës, pasi e dinte se atje luftonin djemtë e Kaçanikut Heroik.
Dhe pothuajse ashtu ndodhi pikë për pikë, ndaj dhe luftimet e atjeshme vazhduan tre ditë e tre netë, me një raport forcash të pallogaritshëm në favor të armikut, ku ushtria sërbe sulmoi nga të gjitha drejtimet e mundëshme, me tanke dhe këmbsori, për të mos u dhënë mundësinë që luftëtarët e Kaçanikut Heroik të mund të çanin rrethimin nga asnjë drejtim. Kjo nga që edhe armiku e dinte se ata djem kishin vendosur të luftonin deri në pikën e fundit të gjakut të tyre. Dhe ashtu ndodhi. Luftuan nëntë heronj me një ushtri.
Kur rrëfen ngjarje të luftës, nganjëherë edhe vet habitesh, pasi, në vështrimin e parë, e tërë ngjarja të duket shumë e vogël dhe e parëndësishme dhe, padashur, fillon e dyshon në vetvete në se e tregove të plotë apo jo. Kështu ndodh edhe me mua në këtë rast. Kështu ndodhi edhe me dëshmitarët okularë që na folën në këtë tubim për trimat Bashkim Vishi dhe Nazim Terziu.
Dhe unë jam i sigurtë se ata dëshmitarë harruan të na tregonin një detaj shumë të rëndësishëm, të cilin ata, jam i bindur se, mendojnë se nuk është i rëndësishëm, pasi ishin të rinj në luftë dhe janë ende të rinj, gjë që ne, më të moshuarit, e kemi vënë re gjatë gjithë luftës tek të gjithë luftëtarët e rinj, kur ata luftonin për lirinë e Kosovës. Ajo që dua të them me këtë rast është se bashkluftëtarët e 9 dëshmorëve haruan të na thonë se këta nuk panë asnjë gjurmë të frikës ose të tronditjes në fytyrat dhe veprimet e atyre heronjve-dëshmorë që përkujtuam sot ,dhe jam i sigurtë se në momentin kur unë e thash një gjë të tillë, ata më kanë dhënë të drejtë.
Duke përmëndur fjalën frikë, menjëherë më shkoi mendja tek kënga popullore, e cila thotë:

Kaçanik të rraftë pika
Që nuk din se ç'asht' frika
Nantë sahatë u therrë në thika…..

Kushdo që i dëgjon këto vargje nuk mundet me e ndjek më tej çfarë thotë rapsodi popullor apo këngëtari, pasi mendimin dhe dëgjimin ia bllokojnë fjalët: "Që nuk din se ç'ashtë frika / Nantë sahatë u therrë në thika", gjë që don me thënë se, trimëria e Kaçanikasve shqiptarë nuk paska kufi. Të tillë ishin edhe Kaçanikasit e Betejës së Jezercit të shtatorit 1998: Bashkim Vishi, Nazmi Terziu dhe shtatë shokët e tjerë të tyre, të cilët ne i përkujtuam sot, duke u përulur me nderim para veprës dhe gjakut të tyre.
Këtë cilësi të popullit të Komunës së Kaçanikut e tregon edhe një dokument i botuar nga UNMIK-u, një hartë që pasqyron shkatërimet e secilës komunë të Kosovës, ku rezulton se 66% e shtëpive të kësaj komune kanë qenë 100% të djegura, 33% të djegura pjesërisht, por jo të banueshme dhe vetëm një përqind kanë mbetur të paprekura fare. Këto shifra tronditëse flasin vet. Ato bindin edhe

njeriun më skeptik se lufta dhe trimëria e popullit shqiptar të kësaj komune i ka tërbuar sërbët ndaj kanë bërë atë hakmarrje që nuk e gjejmë as në një luftë tjetër, as dhe tek nazizmi gjerman, madje as edhe në Vietnam. Ky fakt i thjeshtë bind cilindo dashakeq e jo më njerzit me mendim normal se, në Kosovë, jo vetëm që ka patur luftë, por ka patur një luftë të pashoqe në atë shekull. Këto janë dokumenta që i kanë botuar vet ndërkombëtarët, të cilat bien ndesh me ato që flasin kundër luftës tonë. E thashë këtë, pasi kohët e fundit ka ardhur në Kosovë libri origjinal i Vesli Klarkut, komandantit të NATO-s gjatë luftës në Kosovë, dhe ai thotë me plotë gojën se, e kanë detyruar të thotë se në Kosovë nuk patëm luftë, por ai e pranon me guxim dhe thotë se, në Kosovë jo vetëm që pati luftë, por ka qenë një nga luftrat më heroike si për NATO-n, e cila e kish për herë të parë, ashtu edhe për luftën e popullit shqiptar në Kosovë. (Duartrokitje)
Duke u kthyer për në Prishyinë, ende mëndia punonte dhe ishte fiksuar te ai tubim modest në sallën e kinemasë së qytezës së Kaçanikut, duke thënë me vete: dihet se, që të rritemi jemi të detyruar që të gjithë, por që të luftosh me armë në dorë për lirinë e një populli të tërë, kjo nuk është punë që e bëjnë të gjithë. Për këtë duhet zemër e fortë. Duhet të jesh Kaçanikas, bir e gjak shqiptari të vërtetë. Të tillë ishin dhe mbetën Bashkim Vishi e Nazim Terziu dhe shtatë shokët e tyre dëshmorë, që prehen në varrezat aq mirë të sistemuara në të hyrje të kësaj qyteze të vogël, por me emër të madh.

- Fund -

## PËRMBAJTJA

- Vepra e çlirimtarëve mbahet mend
- Qyqari Rugovë, shumë lehtë bëhet mizor
- Për çdo gjykim të paramenduar mund të gjënden prova
- Demilitarizimi UÇK-së
- Edhe popujt e vegjël e gëzojnë të drejtën e vetëvendosjes
- Të revoltohesh kundër tiranisë,do të thotë t'i bindesh Zotit
- Tre luftrat çlirimtare shqiptare
- Vetëm përballë rreziqeve të mëdha shpalosen kurajot e mëdha

8. Lista e vullnetareve nga Republika e Shqiperisë
9. Gjëmon pushka në Koshare
10. Dashuria për atdheun të bën të mos kesh frikë nga vdekja
11. Komandant Guri
12. Ngjarjet e marsit, mos vallë një armëpushim i perkohshëm?
13. Pjesë nga ditari luftës
14. Mjegullat nuk e zhdukin dot malin
15. Edhe kështu ndodh në luftë
16. Ku shkuan luftëtarët e UÇK-së ?
17. UÇK-ja, faktor vendimtar për çlirimin e Kosovës
18. Radio Kosova e Lirë u ka mbetur besnike idealeve të luftës sonë
19. Që të luftosh me armë në dorë për lirinë e një populli të tërë.







====================================